LIBRE

É TE

# KRÉMTÉVÉ TE MEDHA

TE

KISHES ORTHODOXE

KTHYÉR NGA GREQISHTIA

PRÉJ

PRIFTIT ORTHODOX FAN S. NOLI



BOSTON, MASS.

1911

Greek church

# LIBRE
É TE
# KRÉMTÉVÉ
# TE MEDHA
TE
## KISHES ORTHODOXE
KTHYÉR NGA GREQISHTIA

PRÉJ

PRIFTIT ORTHODOX FAN S. NOLI



BOSTON, MASS.

1911

Shenterise se tij
dhé Atit t'im
Imzot Platon
Kryépéshkopit t'Amérikes
se Vériut dhé te Nisivé Aleutiané
si shenje révérimi dhé mirenjohjéjé
keté vépre i dédikoj.

Kthénjesi.

# LIBRA PERMBAN

# PARETHÊNIÉ

Dyké shtypur ketê libre, çgarkohém nga nje barre dhé mé gas shoh qe me mbétét vétem dhé nje libre fétaré êdhé per te botuar. Kio do te jéte TRIODI DHÉ PÉNTÉKOSTARI I VOGEL, te cilen do t'a kém gatî nga véra qe vjén. U lutém Shqiptarevé te me ndihmojne dhé per ketê libre te funtmé, é cila do te mbushe sérine é tékstévé fétaré Orthodoxé shqipé mê te névojshimé dhé do te me lêre te lire te mérrém mé kthimé véprash létraré, per te cilat kombi yne ka aqe névoje.

KTHÉNJESI.

SHENIM. Ndihma per libren é ré dergohén ne ketê đréjtim :

Rev. FAN S. NOLI
P. O. BOX 2445
Boston., Mass, U. S. A.



SHENTERIA É TIJ
IMZOT PLATONI



# VIÉSHTE É PARE

1. — Nisja é Indiktit, osé motit kishetar te ri. Mblédhja é Hyjlindesés se Miasénevé. Kujtim' i Siméon Shtyllitit.

2. — Joan Agjerimtari, Patrik i Konstantinopojes, dhé Mamant Deshmori.

3. — Anthim Hiérodeshmori, péshkop i Nikomédise.

4. — Moisi Proféti, dhé Babyla Hiérodeshmori, péshkop i Antiokise.

PERLESHOR' É PROFÉTIT. — TINGELL II.

Dyké krémteruar kujtimin é profétit Moisi, ô Zot, mé anen é tij po te lutémi : Shpetô shpirtét tona.

5. — Zaharia Proféti, i-at' i Pareréndesit.

6. — Kujtim' i çudise se Kryé-engjellit Mehill ne Kolose.

7. — Parekrémtét é Lindjés se Shen-Marise. Sozont Deshmori.

PERLESHOR' É HYJLINDESÉS. — TINGELL IV.

Pas : Katéplagi Iosif.

Préj renjes se Jésséut dhé préj brézit te Davidit vash' é hyjeshmé Marî na lindét sot; perandaj gezohét bota dhé perseritét, dhé gezohén bashke qiélli é dhéu. Levdojéni, ô fisét é kombévé. Joaqimi ngazellohét, dhé Anna krémteron, dyké thirrur; Shtérpa piéll Hyjlindesén dhé ushqénjesén é jétes s'one.

Shkurtoré. — Pas : I parthénos siméron.

Sot Virgjerésha dhé Hyjlindesé Maria, nuserorja é

pa-zghidhur é dhenterit te qiéllshme, lindét préj shtérpes mé vullnét te hyjeshme per t' u-prégatitur si qéré é Fiales Pérendî; sé per ketê u deshtinua Dér' é hyjeshmé dhé mem' é jétes se vertéte.

8. — LINDJA É ZONJES S'ONE SE PERMISHÉNJTE HYJLINDESÉ.

NE MENGJES.

Pas 6 Psalmévé thuhét kio Perleshoré :

TINGELL IV.

Lindja joté, ô Hyjlindesé, i lajmeroj gas gjithe botes, sé préj téjé lindi diéll'i dréjtesise, Krishti Pérendia jone; qe dyké zgjidhur mallkimin dhâ békimin, dhé dyké abolitur vdékjén na dhuroj jéten é améshuar *(tri hére)*.

Pas Ndenjesorévé thuhét Antifon' i pare i Shkallésavé te Tingellit IV :

Qe préj dialerise s'imé shume pasioné me leftojne; po ti perkrah-me dhé shpetô-me, ô Shpetimtari im *(dy hére)*.

Ju qe i kini merî Siones do te turperohi préj Zotit; sé do te fishki si bari ne ziarr *(dy hére)*.

LAVDÎ.

Mé anen é Shpirtit Shént mérr jéte ç'dô shpirt dhé lartesohét me paqesî, dhé ndriçohét préj Njesise Trinisoré shent-fshéhtazi.

TANÎ.

Mé anen é Shpirtit Shént burojne lumejt' é hirit, dhé vaditin têre kriésen per jéte-lindjé.

PAREVARK.

Do te kujtoj émerin tênt me ç'dô brés é brés.

## UNGJILL' I MENGJÉZIT (PAS LUKAJT.)

M'atô dit, u-ngrit Mariama, é vaté ne malesî mé nxitim ne nje qytét te Judése dhé hyri té shtepi' é Zaharise dhé pershendoshi Elisabéten. Dhé, me te degjuar Elisabéta pershendoshjén é Marise, kercéu foshnja ne barkut te saj. Dhé u-mbush Elisabéta mé Shpirt te Shénte dhé thirri mé zê te math é tha : E békuar jé ti ne mést te gravé dhé é békuar pém' é barkut tênt. Dhé ngà me ngjau kio qe te vije êm' é t'im-Zot té mua? Sé ja, porsa érdhi zêr'i pershendoshjés s'até ne véshet é mi, kercéu foshnja mé ngazellim ne barkut t'im, dhé lum' ajo qe te bésoje, sé do te jéte mbushja é te foluravé préj Zotit ték ajo. Dhé tha Mariama; Shpirti im madheshton Zotin dhé mendja imé u-ngazellua me Pérendine Shpetimtarin t'im, sé hodhi syne mi perunjesin' é sherbetorés se tij. Sé ja qe tanî é tutjé têre brézat do t'me lumerojne. Sé me bêri madheshtira i Forti, dhé émer' i tij esht' i shénjte. Dhé mbéti Mariama bashke mé tê aferô tré muaj dhé u-kthyé té shtepi'é saj.

Psalm 51 pa zê. Lavdî : *Mé nermjétimét é Hyjlindesés... Tanî : gjith' ajo.*

Pastaj : *Perdellyés, perdellé-me, ô Pérendî...*

## E VÉTEZÊSHMÉ. — TINGELL TERTHOR II.

Kio dite esht' é Zotit, ngazellojuni, ô popuj; sé ja nuserorja é drites dhé bibla é Fiales se jétes dolli préj gjiri; dhé porta qe lindi dhé veshtron nga lindja prét hyrjén é Priftit te math, sé ajo vétem dhé vétem Krishtin do te shpiére brenda ne bote per shpetim te shpirtévé tona.

Zbritesoré : *Moisiu dyké pervijosur kryq* (shekô mê tutjé té é krémt' é Kryqit). Ne vent te *Mê te ndérçimén* kendohét Kenga IX, mé keta dy Irmoj :

### TINGELL II.

Ty, qe lindé Pérendine, yllin para diéllit, qe ardhi ner né truperisht, si i dhé trup préj gjirit pa tréguar, ty, ô Hyjlindes' é békuar dhé é permikulluar, po madheshtojme.

E çudiçimé eshte per nênat virgjeria, dhé é huaj per virgjeréshat femije-lindja; po me ty, ô Hyjlindesé, qe-te-dyja u-ékonomisne. Perandaj gjithe racat é dhéut po te madheshtojme.

### DERGIMESORÉ.

Pas : Gynaikés akoutisthêté.

Ngazellohén anet é gjithe botes sot me lindjén tendé, ô Vashe Marî, Nên' é Pérendise dhé nus' é pa-marrtuar; mé te cilen perndavé dhé sharjén é trishtuar te pafemijesise se prindervé tênt dhé mallkimin me te lindur te stergjyshés Eve.

Perseritu, ô Adam, dhé madheshtoju, ô Eve; Proféter bashke mé Apostuje vallézoni dhé mé te dréjte; gas i perbashkme eshte ne bote te Engjejvé dhé te njéresvé; préj te dréjtevé Joaqim dhé Anne lindi sot Hyjlindesja.

LAVDERIMÉ.

Kendohén ketô Vargesoré te Pershembellta me kater, pas : 'O tou paradoxou thaumatos.

O çudî é mahniçimé ! burimi i jétes lindét préj shtérpes; hiri po vién te pémesoje mé shkelqim; ngazelloju, Joaqim, sé u-bêré prind' i Hyjlindesés; s'ka tiater si ty préj prindervé te dhéshme, ô i Hyjndriture; sé Vajza hyjpritesé, téndesim' i Pérendise, mal' i tereshénte, mé anen têndé u-dhurua ner né.

O çudî é mahniçimé ! péma préj shtérpes, qe shkelqéu mé urdherin é Kriétarit te gjithesise dhé te Terefuqishmit, perndau mé fuqî shtérpesin' é te miravé te botes. Nêna, vallézoni mé nênen é Hyjlindesés, dyké thirrure; Gezoju, ô Hireploté, Zoti eshte bashke mé ty, qe i fal botes mé anen têndé perdellimin é math.

Shtylle témpérénzé é shpirteshmé dhé én' é ndriçimé qe shkelqén mé hir, Ann' é lavderuar u-rrefyé dhé lindi brégun é virgjerise mé te vertéte, lulezimin é hyjeshme, qe i çpaguan faqéza gjithe virgjeréshat qe desherojne hirin é virgjerise mé bukurin' é virgjerise dhé u fal gjithe bésnikevé perdellimin é math.

Lavdî dhé Tanî : *Kio dite esht' é Zotit* (shekô mê siper).

## NE MÉSHE.

« Shpetona, ô i Bir' i Pérendise, ô i çudiçim ner Shentoret,...

### SHKURTORÉ. — TINGELL IV.

Joaqimi dhé Anna préj perqéshjés se' pafemijesimit dhé Adami dhé Eva u-çliruan préj prishjés se vdékjés mé lindjén têndé te shénte, ô é Pacinuar. Ketê krémteron dhé populli yt, sé u-çperblyé nga barr' é fajévé, dyké thirrur; Shtérpa lint Hyjlindesén dhé ushqénjesén é jétes s'one.

### APOSTULL.

Shpirti im madheshton Zotin.
Sé hodhi syne mi perunjesin' é sherbetorés se tij.
Kendimi préj Létres se Paulit ner Filippianet.

Vellézer, lé te jéte me ju ajo mendjé qe ish dhé me Jésu Krishtin; i cili, dyké qêne ne forme Pérendié, nuk' é pandéhu per rrembim te jéte baras mé Pérendine; po shperhodhi vétén é tij, dyké marre forme robi, dyké u-bêre me shembellsî njérezish, dhé, dyké u-gjétur si njérî ne fytyre, é perunji vétén é tij, dhé u-bê i bindur gjer me vdékjé, dhé vdékjé kryqi. Perandaj dhé Pérendia é siperlartoj dhé i fali émerin per mi ç'dô émer, qe me émerin é Jésujt te unjét ç'dô gju i atyré qe jane ne qiéll é me dhê é nene dhê é ç'dô gjuhe te rreféje sé Jésu Krishti eshte Zot, per lavdî te Pérendise Atit.

## UNGJILL (PAS LUKAJT).

M'atê kohe hyri Jésuj ne nje fshat; dhé nje grua, mé émer Martha, é priti ne shtepî te saj. Dhé ajo kish nje motre, qe quhéj Maria, é cila ndenji perane kêmbevé te Jésujt dhé degjonté fialet é tij; dhé Martha mundohéj shume dyké sherbyér, dhé qendroj é tha; Zot, nuke dô te dish sé imé-motre me lâ vétem per te sherbyér? thuaji pra te me ndihe. Dhé u-pergjéq Jésuj é i tha; Marthe, Marthe, kujdésésh é turbullohésh per shume, po per nje eshte névoje; dhé Maria zgjodhi piésen é mire, é cila do mos mérrét préj saj. Dhé, me te thêne ay keto, nje grua préj turmes ngriti zêrin é i tha; Lum' barku qe te mbajti dhé siset qe thethité. Dhé ay tha; Jo-po lum' ata qe degjojne fialen é Pérendise dhé é ruajne.

Me *Véçan Tereshénten* thuhét Irmoj *E çudiçimé eshte per Nênat virgjeria* (shekô mê siper).

### KUNGATORÉ.

Kupen é shpetimit do te marr dhé émerin é Zotit do te pertherrés.

*Pame driten* dhé Perleshim.

9\. — Hyjprinderit Joaqim dhé Anna. Sévérian deshmori.

10\. — Ménodora, Métrodora dhé Nymfodora, deshmorkat.

11\. — Théodora Oshenarja é Alexandrise.

12\. — Pas-krémt' é lindjés se Shent-Marise. Autonom deshmori.

13\. — Kujtim' i dédikates se Kishes se Ngjalljés. Parekrémt' é Kryqit. Kornél Céntyrioni.

14. — Lartesim' i Kryqit te çemuar dhé jétedhênes. Fiétja é Joan Gojartit.

## NE MENGJÉS.

*Pérendia eshte Zoti...* dhé kio Perleshoré.

TINGELL I.

O Zot, shpetô popullin tênt dhé békojé trashegimin tênt; dhuroju bésemirevé mundjé kunder barbarevé dhé ruajé shtétin tênt mé anen é Kryqit tênt *(tri hére)*.

Pastaj Ndenjesorét, *Qe préj dialerise s'imé* dhé ky Parevark, Tingell IV :

Pane gjithe anet é dhéut shpetimin é Pérendise s'one.

*C'dô fryme* dhé ky UNGJILL :

PAS JOANIT.

Tha Zoti; Ate, lavderô émerin tênt. Ardhi pra nje zê préj qiéllit; Dhé é lavderova dhé perseri do t'a lavderoj. Gjindja pra, qe kish qendruar dhé degjoj, théshté, Sé u-bê bumbullime. Te tiére théshnin; Engjell i foli. U-pergjéq Jésuj é tha; Nuk' u-bê per mua ky zê, po per ju. Tanî eshte gjyq' i kesaj boté; tanî préngu i kesaj boté do te hidhét jashte. Dhé une, ne u-ngritsha nga dhéu, te gjithe do t' i héq pas vétés s'imé. (Dhé ketê é théshté, dyké deftyér mé ç'fare vdékjé kishté per te vdékur.) I'u-pergjéq gjindja; Né kémi degjuar nga ligja sé Krishti mbétét per jéte; qysh thua pra ti sé duhét te ngrihét lart i-Bir' i njériut? U tha pra Jésuj; Edhé pak kohe eshte drita bashke mé ju; barisni

gjér-sa kini driten, qe te mos ju zêre érresira; dhé ay qe barét n'érresire nuke di ku vété. Sa kohe kini driten, bésojini drites, qe te bêhi bij drité.

*Mé-qene-qe pame Ngjalljén.* Psalm 51, pa zê. Pastaj :

LAVDÎ. — TINGELL II.

Ti jé mburonja imé é forte, ô kryq' i Krishtit i triçipeshim; shenterôme mé fuqine têndé, qe te te falém é te te lavderoj mé bése é mé mall.

Tanî. — Gjith' ajo.

*Perdellyés , perdellé-me, ô Pérendî...*

TINGELL TERTHOR II.

O Kryq' i Krishtit, shprés' é te Krishtérevé, udhehéqes' i te arratisurvé, liman' i dimeronjesvé, mundja ner lufterat, shiguri' é botes, miéku i te semurevé, ngjallja é te vdékurvé, shpetô-na.

Pastaj kanunét dhé ketô ZBRITESOŘÉ :

TINGELL TERTHOR IV.

« Stavron haraxas Môsês. »

I. Moisiu, dyké pervijosur kryq dréjt mé shkopin, é préu Détin é Kuq per Israélin qe shkoj me kêmbe; dhé me te kthyér dyké trokitur é bashkoj per qérét é Faraonit, dyké pershkruar per-se-gjéri armen é pamundur; perandaj lé t' i kendojme Krishtit Pérendise s'one, sé u-lavderua.

III. Shkopi mérrét si shtyp i myshtérit; sé mé filizin

paretrégon priftin; dhé kishes qe ish shtérpe mê pare i lulezoj tanî drurin é kryqit per fuqî dhé mpshtétjé.

IV. Kam degjuar, ô Zot, myshtérin é urdherimit tênt, kupetova véprat é tua dhé lavderova hynine têndé.

V. O druri i trish-lumur! me te cilin u-ndé Krishti, mbréti dhé Zoti; mé anen é te cilit ka rêne ay qe rréjti mé drurin, si u-genjyé préj téjé, Pérendise qe u-mberthyé truperisht qe u fal paqén shpirtévé tona.

VI. Ne mushkerit' é égersires se détit Jonaj, dyké shtrire pellêmbat kryqthi, pareshtypté kjarisht pesimin shpetimtar; perandaj, dyké dale jashte pas tri ditsh, pikturoj Ngjalljén é permiboteshmé te Krishtit Pérendise, qe u-mberthyé truperisht dhé ndriçoj boten mé ngritjén é trid iteshmé.

VII. Urdher' i çmendur i shtyranit çpiétos, qe frymosté frikesim dhé blasfémî hyjshamesé, popujt' i tronditi; po tré Djémte nuk' i trembi terbimi égersor, as ziarri qe buçisté; dhé kur qendronin bashke ne ziarr dhé oshetinté éra véseprуresé kendonin; I permikenduar Pérendi' é Atervé tane, i békuar jé.

VIII. Békoni, ô diém te njenumerte mé Trinine, Pérendine Atin Krijétar; hymnoni Fialen qe dénjoj dhé ndryshoj ziarrin me vése; dhé permilartesoni me jétet Shpirtin Tereshént qe u fal jéte te gjithevé.

Ne vent *Mê te ndérçimén* thuhét kenga IX mé keta dy Irmoj:

IX. Parrajse myshtiké jé, ô Hyjlindesé, qe burbuqosé Krishtin pa lerim, préj te cilit eshte mbiéllur me

dhê druri jéteprures; dyké adhuruar atê qe po ngrihét ty po madheshtojme.

IX. Vdékja qe i ardhi gjindjés mé ngrênjén é drurit eshte abolitur sot mé anen é Kryqit; sé mallkimi i teregjindjeshme i stergjyshés eshte perndare préj lastarit te Nênes se Pérendise se kulluar; te cilen é madheshtojne gjithe fuqit' é qiéjvé.

DERGIMESORÉ.

Pas : Tôn mathêtôn orôntôn sé.

O Kryq, ruajtes' i têre botes; ô Kryq, bukuri' é Kishes; ô Kryq, forcim' i mbréterve; ô Kryq, mpeshtétja é bésnikevé; ô Kryq, lavdi' é Engjejvé dhé plaga démonevé *(dy hére)*.

Pas : Gynaikés akoutisthêté.

Kryqi lartesohét sot, dhé bota shenterohét; sé ti, ô Krisht, qe kushédron mé Atin é mé Shpirtin Shént, dyké ndére duarte me tê, hoqé gjithe boten té njohja joté; ata pra qe kane bésim me ty vléresoji per lavdî te pérendishmé.

LAVDERIMÉ.

Kendohén me kater ketô Vargesoré te Pershembellta, pas « O tou paradoxou thaumatos ! »

O çudî é mahniçimé ! Bima jétepruresé, Kryq' i tereshénte, qe ngrihét lart, névé na çfaqét sot; lavderojne gjithe anete; frikesohén gjithe démonete. O ç' fare dhurate eshte falur ner njérezit, mé te cilen, ô

Krisht, shpetô shpirtét tona si i vétem i meshireshme.

O çudî é mahniçimé ! Kryqi dukét sot, i lartuar préj dhéut, qe mbajti te Larterin, si rush plot mé jéte; mé te cilin u-hoqme te gjithe té Pérendia, dhé u-perpî vdékja gjér me ne funt. O drur' i lumure ! mé te cilin gezojme ngrênjén é pa-vdékur ne Edén dhé lavderojme Krishtin.

O çudî ẹ mahniçimé ! O Kryq, jé i gjére dhé i gjate ṣa qiéjte, sé mé hir te hyjeshme shenteron gjithesine; mé ketê kombé barbaré jane mundure, mé keté shqéptra mbrétersh jane shiguruare; O shkall' é hyjeshmé ! mé te cilen ngjitémi lart ne qiéll, dyké lartesuare mé kênge Zotin Krisht.

LAVDÎ, TANI. — T. T. II.

Sot vién perpara Kryq' i Zotit, dhé bésniket é présin mé mall; dhé marrin sherimé shpirti é trupi dhé ç'dô lengaté. Atê lé t'a pershendoshim mé gas é mé frike; mé frike nga qe jémi te pa-vyer nga mekati ; dhé mé gas per shpetimin qe i fal botes Zoti Krisht, qe u-mberthyé me tê, i cili ka perdellimin é math.

Doxologjî é Madhé me Tingell IV, dhé, kur kendohét *Shent Pérendî* nga-dalé, bêhét Hyrja é Kryqit te Çemuar keshtu :

Prifti qe méshon qendron perpara Alltarit te Shénte dhé témianis Kryqin é Çemuar, pastaj é vê mi kryé me nje disk mé dége bésiloku dhé dél jashte nga port' é mengjer é Tribunes se Shénte, mé Skifteret perpara dhé Psallterit qe kendojne *Shent-Pérendî* nga dalé dhé Diakerit, qe mbajne pishtaré dhé témjanica dhé témjanisin Kryqin é Çemuar, dhé keshtu é siéll ne més

te Kishes, ku eshte nje tryése é stolisur, dhé si é qérthullon tri hére, qendron dyké veshtruar nga Lindja é therrét : *Urtesî, ô te dréjte* dhé é vendos Kryqin mi tê; pastaj témianis kryqthi dyké kenduar *O Zot, shpetô popullin tênt*, nje hére ay, dhé nga nje hére Vallét. Pastaj bên tri métanira, me çdô dite qe te jéte, é mérr ne duarte Kryqin é Çemuar mé dége bésiloku, qendron perpara tryéses nga Lindja dhé thote; *Meshirona, ô Pérendî, ...te lutémi, degjô é meshirô.* Valléja thote 100 hére *Meshirô, ô Zot.* Prifti n' atê més shenon mé Kryqin, pastaj unjét dalé-nga-dalé gjér me dhê é ngrihét gjith' ashtu. Pastaj kthéhét me te diathte dhé, dyké shekuar nga Vériu, thote : *Edhé te lutémi per te krishtéret bésemire dhé orthodoxe.* Unjét prape dhé Valléja thote perse-dyti 100 *Meshirô, ô Zot.* Pastaj kthéhét nga Pérendimi é thote : *Edhé te lutémi per kryépéshkopin tone (aksh) dhé per têre vellazerine tone me Krisht.* — Pastaj kthéhét nga Juga é thote : *Edhé te lutémi per ç' do shpirt te Krishtéresh orthodoxe, shendét, shpetim dhé faljé te mekatévé te tyré.* — Pastaj kthéhét nga Lindja perseri é thote : *Edhé te lutémi per ata qe sherbéjne dhé qe kane sherbyér me ketê kishe te shénte te Krishtit, dhé per shendét, shpetim dhé faljé te mekatévé te tyré lé te thémi.* Prifti unjét é ngrihét, dhé Valléja thote per te pésten hére 100 *Meshirô, ô Zot.* Pastaj é vê Kryqin e Çemuar mi tryésen dhé é mérr mé dége bésiloku dhé é ngré, dyké kenduar : *Ti qe u-lartové me Kryqin ;* pastaj é vê ne disk, bên métanî dhé pershendosh Kryqin, dyké kenduar nje hére : *Kryqit tênt po i falémi, ô Zot î Math, dhé Ngjalljén têndé te shénte lavderojme*, dhé Vallét é thone nga nje hére. Pastaj Prifti i ndan gjindjés dége bésiloku, dhé Valléja é dyte kendon ketê te Vétezêshmé :

## TINGELL II.

Eni, bésnike, lé t' i falémi drurit jéteprures, me te cilin Krishti, mbrét' i lavdise, ndéu duarte vullnétarisht dhé na lartesoj té lumeri' é moçimé névé qe na

kish bêre armiku te çkufizuar Pérendié, dyké na rrembyér mé defrimin. Eni, bésnike, t'i falémi drurit, mé te cilin u-vléresuam te dermojme kréret é armiqvé te pa-dukur. Eni, têre fisét é kombévé, te ndérojme Kryqin é Zotit mé hymné. Gezoju, ô Kryq, çperblimi i plotte i Adamit te rêne.. Me ty mburrén mbréterit tane fort bésnike, sé mé fuqine têndé mposhtin shtéterisht popullin Ismaélit. Ty tanî né te Krishtéret mé frike dyké pershendoshur, lavderojme Pérendine qe u-mberthyé me ty, dyké thêne; O Zot, qe u-kryqesové me tê, meshirona si i mire dhé njéridashes.

Pas kesaj *O Zot, shpetô popullin tênt.*

## NE MÉSHE.

Shpetona, ô i Bir' i Pérendise, qe u-kryqesové truperisht,...

Ne Hyrjé :

Lartesoni Zotin Pérendine tone dhé faluni nene kêmbet é kêmbevé te tij. Shpetona, ô i Bir' i Pérendise, qe u-kryqesové truperisht,...

Perleshoré :

O Zot, shpetô popullin tênt... *(tri hére).*

SHKURTORÉ. — TINGELL IV.

Ti qe u-lartové me Kryqin dyké dashur, shtétit te ri qe ka émerin tênt dhuroji dhempsherit' é tua, ô Krisht Pérendi; defréi mé fuqine têndé mbréterit tane bésnike, dyké u falur mundjé kunder armiqvé. Lé te

kéne bashkeluftimin tênt si arme paqjéjé, tropée te pamundur.

Ne vent te « Shent-Pérendî » kendohét :

Kryqit tênt po i falémi, ô Zot i Math, dhé Ngjalljén têndé te shénte lavderojme.

## APOSTULL.

Lartesoni Zotin Pérendine tone.

Zoti mbréteroj, lé te zemerohén popujte.

Kendimi préj Létres se I se Paulit ner Korinthianet.

Vellézer, fiala é Kryqit per ata qe humbasin eshte marresî dhé per né qe shpetojme eshte fuqî Pérendié. Sé eshte shkruar; « Do t'a humbas urtesin' é te urtevé dhé mendeshmin' é te mençimvé do t'a çvendos. » Ku i urte? Ku shkronjes? Ku bisédar i keti shékulli? Nuk' é marresoj Pérendia urtesin' é kesaj boté? Sé, nga qe bota me urtesin' é Pérendise nuke njohu Pérendine mé urtesine, déshi Pérendia t'i shpetoje ata qe bésojne mé marresin' é leçitjés. Sé Judéjte kerkojne shénje, dhé Elinet kerkojne urtesî, po né leçitim Krishtin é kryqesuar, shkandull per Judéjte dhé marresî per Elinet, po per né te ftuarit, Judéj dhé Eline, Krishtin fuqin' é Pérendise dhé urtesin' é Pérendise.

## UNGJILL (PAS JOANIT).

M' atê kohe, bêne keshille Kryépriftijte dhé Pléqte kunder Jésujt qe t'a humbasin. Dhé vane té Pilati, dyké thêne; Kryqesojé, kryqesojé. U thote atyré

Pilati; Mérréni ju dhé kryqesojéni; sé une nuke gjéj faj té ay : I'u-pergjéqne Judéjte; Névé kémi ligje, dhé pas ligjes s'one duhét te vdése, sé bêri vétén é tij Bir te Pérendise. Kur degjoj pra Pilati ketê fiale, u-tremp mê téper; dhé hyri prape ne Prétoré dhé i thote Jésujt; Nga jé ti? Po Jésuj nuk' i dhâ pergjigjié. I thote pra Pilati; Mua nuke me flét? nuke di qe kam pushtét te te kryqesoj dhé kam pushtét te te leshoj? U-pergjéq Jésuj; Nuke dote kishé asnonje pushtét kunder méjé, te mos te qênké dhêne se-larti. Pilati pra, si degjoj ketê fiale, é pruri jashte Jésune dhé ndenji mi tribunen me nje vent qe thuhét Gur-shtruar, dhé Hébraïsht Gabbatha. Dhé ishté é prémtia é Pashkes, dhé ora aferô gjashte; dhé u thote Judéjvé; Ja mbréti juaj. Po ata bertitne; Ngrié, ngrié kryqesojé. U thote Pilati; Mbrétin tuaj te kryqesoj? U-pergjéqne Kryépriftijte; S'kémi mbrét véç Césarin. Ateheré pra u'a perdha per te kryqesuar. Dhé é muarre Jésune dhé é hoqne téj. Dhé, dyké mbajtur kryqin é tij, dolli té vendi i quajtur Kalvar, qe thuhét Hébraïsht Golgotha; atjé é kryqesuan é bashké mé 'tê dhé dy te tiére, andéj é ketéj, dhé ne mést Jésune. E shkrojti dhé nje titull Pilati dhé é vuri mi kryqin. Dhé ish shkruar; *Jésu Nazaréasi, Mbrét' i Judéjvé.* Edhé ketê titull shume préj Judéjvé é kenduan; sé ish prane qytétit vendi, ku u-kryqesua Jésuj; dhé ish shkruar hébraisht, élinisht, latinisht. Dhé kishin qendruar prane Kryqit te Jésujt é-Ema dhé é-motr' é s'-Emes, Mari' é Klopajt dhé Maria Madaléna. Jésuj pra, kur pâ t'-Emen

dhé nzênesin qe donté te ndenjur prane, i thote s'-Emes; Grua, ja yt-bir; Pastaj i thote nzênesit; Ja jot-ême. Dhé q' atê ore é mori nzênesi ne shtepî te tij. Pas kesaj, dyké ditur Jésuj sé jane mbaruar te gjitha tashti, épi kryét é dhâ shpirt. Judéjte pra, qe te mos mbétén mi kryqin trupét te Shtunen, nga qe ish é Prémté (sé ish é madhé ajo dit' é Shtune), i'u-lutne Pilatit qe t' u-thyhén kercijte dhé te ngrihén. Ardhe pra ushtaret dhé u'a thyén kercijte te parit dhé tiaterit qe u-kryqesua bashke mé 'tê. Po, kur ardhe té Jésuj, si é pane sé po kishté vdékur, nuk' i'a thyén kercijte; po nje préj ushtarevé mé shtijeze i'a çpoj brinjen dhé mé-nje-hére i dolli gjak dhé uje. Dhé ay qe é pâ deshmoj dhé i vertéte eshte deshmimi i tij.

Me *Véçan Tereshénten* kendohét : *Parrajse myshtiké...*

KUNGATORÉ.

U-shenua mi né drit' é faqés s'até, ô Zot.

Ne vent te *Pame driten* thuhét : *O Zot, shpetô popullin tênt,* dhé Perleshim.

Shenim : Te Diélen pas Lartesimit (15-21 Viéshte I) thuhén pas Dergimesorévé Ngjalljésoré dhé atô te Kryqit; me Lavderimét, kater Ngjalljésoré dhé kater te Kryqit dhé me Hyrjén pas Perleshorés Ngjalljésoré. Tropari dhé Shkurtorja é Kryqit.

15. — Nikita Deshmor ' i Math.

16. — Eufémia Desmorja é Madhé dhé émershkelqyér.

17. — Sofia deshmorja dhé tri te-bijat, Bésa, Dashuria dhé Shprésa.

18. — Euméni, péshkop' i Gortynes, çudibêresi

19. — Trofimi, Sabbati dhé Dorymédonti, deshmoret.
20. — Eustathi Deshmor' i Math dhé ata qe ishin bashke mé 'tê.
21. — Kodrat Apostulli. Jona Proféti. Paskrémt' é Kryqit.
22. — Foka Hiérodeshmori.
23. —Kunkapja é Pareréndesit te Ndérçim dhé Pagezor Joan.
24. — Thékla Deshmor' é Madhé dhé Nje-mé-Apostujte. Kujtim' i çudise se bêre préj Hyjlindesés ne nisî te Kythéravé.
25. — Eufrosyne oshenarja.
26. — Jéte-nderrim' i Joan Théologut dhé Ungjillorit.
27. — Kallistrat deshmori dhé ata qe ishin bashke mê 'tê.
28. — Hariton Konfésori.
29. — Qiriak anakoréti.
30. — Grégor Hiérodeshmori, péskhop i Arménise se Madhé.



# VIÉSHTE É DYTE

1. — Anania Apostulli. Romani dhé Mélodi.
2. — Qyprian Hiérodeshmori. Justina Virgjerésha.
3. — Dionys Aréopagiti.
4. — Iérothéu, péshkop i Athines.
5. — Haritine Dermorja.
6. — Thoma Apostulli.
7. — Sérgi dhé Bakhu, Deshmoret.
8. — Pélagia Oshenarja.
9. — Jakobi Alféu, Apostulli. Andronik oshenari dhé koshortéja é tij.
10. — Eulambi dhé Eulambia, Deshmoret.
11. — Filip apostulli préj shtate Diakervé. Théofan' i Shkruar.

E DIÉL' É SHENT-ATERVÉ.

Qe me 11-17, me ç'dô dite qe te biére é Diéle, kendohét sherbésa é Shent-Atervé te Sinodit Ekuménik te VII[te], qe u-mblòth ne Nicée me 787 kunder Koreluftonjesvé.

## NE MENGJÉS.

PERLESHORÉ. — TINGELL TERTHOR IV.

Kendohét mê pare é Ngjalljés pastaj kio :

I permilavderuar jé, ô Krisht Pérendia jone, qe thémélové mi dhéne si yj Aterit tane dhé mé anen é tyré na hoqé udhen te gjithevé té bésa é vertéte, lavdî me ty.

Zbritesoré *Do t' a çél gojen* dhé têre régull' i se Diélavé. Dergimesoré thuhén mê pare te Ngjalljés, pastaj ketô :

O Ater qiéll-mendes, qe u-mblothte me Sinodin é shtatte lutjuni mé nxéhtesî Trinise qe te shpetohémi préj ç'dô hérésié dhé préj gjukimit te améshuar, dhé te trashegojme mbréterin' é qiéjvé né qe hymnojme mblédhjén tuaj te pérendishmé.

O Zot i zemer- bardhe, mé nermjétimét é s'at-êmé dhé t'Atervé qe u-mblodhe ner shtate Sinodét, mpshtété kishen dhé forcojé bésen; dhé trégoi te gjithe piésetare te mbréterise se qiéjvé, kur te vish mi dhê per te gjukuar têre kriésen.

## LAVDERIMÉ.

Kendohén 4 Ngjalljésoré dhé keto te Pershembellta te Shent-Atervé me kater, dyké persedytur te paren.

Pas : Olên apothéménoi.

Si é permbluadhe gjithe shkencen é Shpirtit dhé si u-méjtuan bashke mé Shpirtin é hyjeshme, Aterit é vénéruare pervijosne hyjerisht Symbolin é qiélleshme dhé te ndéruare, me te cilin mesojne çkoqitur Fialen te bashkepaniseshmé mé Prindin dhé fort vertét te bashkeqenurshmé, dyké vajtur shéshit pas mesimévé t'Apostujvé, te lavderuarit, te gjithelumurit dhé hyj-mendesit.

Si é pritne gjithe shkelqimin é mendeshme te Shpirtit te hyjeshme, leçitesit é lumur te Krishtit déklaruan hyjfrymerisht orakullimin é perminatyreshme, te shkurter nga fialet po te shumet nga urtesia, si kryékujdéses te doktrinavé ungjilloré dhé te gojedhênjévé

piétozé, si muarre se-lartmi vendimin é tyré dhé te ndriçuar tréguan bésen é hyjmesuare.

Si é permbluadhe têre shperjéncen baritoré dhé si levisne merine, fort te dréjte tanî, per te vindikuar, i dbuan ujqerit é rênde dhé te terbuar, dyké hédhur perjashta mé fronden é Shpirtit ata qe rane nga plotesi' é Kishes si te semurur per vdékjé dhé te pasheruarshme, si sherbetore te dréjte te Krishtit dhé nxênes te hiéruarshim te leçitjés se hyjeshmé.

LAVDÎ. — TINGELL TERTHOR IV.

Valléja é Shent-Atervé, é permblédhur préj anevé te dhéut, dogmatisi nje qênjé dhé natyre te Atit dhé te Birit dhé te Shpirtit Shént; dhé i perdhâ Kishes madherisht myshtérin é Théologise. Ata dyké lavderuar mé bése, lé t' i lumerojme dyké thêne; O shoqerî é hyjeshmé, ushtare te hyjfialeshme te parates se Zotit; yj te shkelqyér te qiéllit te mendeshme; turrat é parrezuara te Siones myshtiké; lulét é myrréreshmé te Parrajses; gojerat é têrarta te Fiales; mburja é Nicése; ngazellimi i gjithe botes; nermjétoni nxéhterisht per shpirtét tona.

Tani *E permibékuar jé...*

## NE MÉSHE.

Ne Hyrjé Perleshorja Ngjalljésoré, pastaj é Shent-Atervé, é Shentit te Kishes dhé Shkurtoré *Mburonj' é te Krishtéreré.*

## APOSTULL.

I békuar jé, ô Zot, Pérendi' é Atervé tane. I dréjte jé me te gjitha sa na bêré.

Kendimi préj Létres se Paulit té Titua.

Bir Tito, é bésuarshmé eshte fiala, dhé te dua t' i vertétosh keto qe te perkujdésén ata qe i kane bésuar Pérendise te kryésojne mi vépra te mira; keto jane te mirat dhé te dobishimét per njérezit. Dhé rri menj'-ane nga çeshtjéra te marra dhé généalogira dhé qarta dhé luftera ligjetaré; sé jane te pa-dobishimé dhé te kotta. Nga njériu hérétik, pas keshillimit te pare dhé te dyte, hiq dore, dyké ditur sé i tilli dolli jashte udhes dhé mekaton, dyké qêne i véte-denuar. Kur te dergoj Artémane dhé Tyhikun, shpéjtô te vish té mua ne Nikopoje ; sé atjé gjukova te dimeroj. Zénane ligjetarin dhé Apollone mé nxitim çoji perpara, qe te mos u mungoje gjê. Lé te mesojne édhé tanet te kryésojne mi vépra te mira per névojat é duhura, qe te mos jéne te pa-pémet. Te pershendoshin gjith' ata qe jane bashke mé mua. Pershendoshi ata qe na duan me bése. Hiri qofte mé gjithe ju. Amen.

## UNGJILL (PAS MATTHÉUT).

U tha Zoti nxênesvé te tij; Ju jini drit' é botes; nuke munt te fshihét nje qytét i vendosur mi mal; as ndézin kandilin dhé é vêne ndene shinikun, po permi kandilérin, dhé u ndrit gjithe atyré qe jane ne shtepî. Keshtu lé te ndrite drita juaj perpara njéresvé, qe te

shekojne véprat tuaja te mira dhé te lavderojne Atin tuaj qe eshte ne qiéjte. Mos pandéhni sé érdha te deshtroj ligjen dhé profétet; nuke érdha te deshtroj po te plotesoj. Sé mé te vertéte po ju thém, gjér sa te shkoje qiélli é dhéu, nje jote a nje vije do mos shkoje préj ligjes gjér sa te bêhén te gjitha. Ay pra qe te shkéle nje nga keto porosite mê te vogela dhé t' i mesoje ashtu njérezine, mê i vogeli do te quhét ne mbréterî te qiéjvé; po ay qe te bêje dhé te mesoje, ay i math do te quhét ne mbréterì te qiéjvé.

KUNGATORÉ.

Per kujtim te perjéteshme do te jéte i dréjti.

*Pame driten* dhé Perleshim.

12. — Prob, Tarak, dhé Andronik Deshmoret.

13. — Karp dhé Papyl Deshmoret.

14. — Nazaria, Gérvasi, Protasi dhé Qélsi Deshmoret. Kosma viérshetori.

15. — Luqian Oshenar-deshmori.

16. — Longin Centurioni, qe ish me Kryqin.

17. — Andréa i Krises. Hoséa Proféti.

18. — Luka Apostulli dhé Ungjillori.

19. — Joél Proféti. Var Deshmori.

20. — Artémi Deshmor' i Math. Oshenar Gérasim' i Ri, mprojtes' i Qéfalonise.

21. — Hilarion i Math.

22. — Avérqi isapostulli. Shtate diémt' é Shénte ne Efése.

23. — Jakob Adélfothéu, péshkop ' i pare i Jérusalémit.

24. — Arétha Deshmor' i Math dhé kortégj' i tij.

25. — Marqian dhé Martyri Deshmoret.

26. — DIMITER, DESHMOR' I MATH MYROBLÉTI. KUJTIM' I TERMÉTIT TE MATH.

## NE MENGJÉS.

Pas *Pérendia eshte Zoti* thuhén keto Perleshoré: — E Shent-Mitrit. Tingell III.

Perluftar te math ner réziket te ka gjétur gjithe bota, ô Athlofor, qe munt paganet. Dhé siç rremové fuqin' é Lyéut ne stad, dyké kurajosur Néstorin, ashtu ô Deshmor i Math Shent-Miter, lutui Krishtit Pérendise te na dhuroje perdellimin é math.

E TERMÉTIT. — TINGELL T. IV.

Ti qe shtié mi dhéne syrin dhé é bên te dridhét, shpetona nga frikesimi i tmérrshme i termétit, ô Krisht Pérendia jone, dhé dergona pasurisht perdellimét é tua, mé nermjétimét é Hyjlindesés, dhé shpetona.

Pastaj Ndenjesorét dhé *Qe préj dialerise s' imé* mé Parevark:

I çudiçim eshte Pérendia ner Shentoret é tij.

## UNGJILL' I MENGJÉZIT.

PAS LUKAJT.

U tha Zoti Nzênesvé te tij; Ruajuni nga njérezit; sé do te vêne duart' é tyré mi juve, dhé do t'ju ndié-kin, dyké ju perdhêne neper synagoja é burgjé, dhé dyké ju prure perpara mbrétersh é princersh per émerin t'im. Dhé kio do t'ju ngjaje per deshmim. Vendosni pra ner zemerat tuaja te mos pareméjtoni si do te pergjigji; sé une do t' ju ap goje dhé urtesî, se ciles do mos mundin t'i kunderflasin, as t'i qendrojne kunder

gjithe kundreshtaret tuaj. Dhé do te peripi dhé préj prindersh dhé vellézersh dhé gjirijsh dhé miqsh dhé do te vrasin disa préj jush; dhé do te jini te urréjtur préj te gjithevé per émerin t'im, po qimé préj krése s'uaj do mos humbase. Mé durimin tuaj pushtétoni shpirtét tuaja.

Psalmi 51 pa zê. Lavdî; *Mé nermjétimét é Athloforit. ô meshireplot;* Tanî; *Mé nermjétimét é Hyjlindesés.* Me Vargun *Perdellyés, perdellé-me, ô Pérendî,* kio é Vétezêshmé :

## TINGELL II.

Ner téndesimét é permiboteshmé é shpuri shpirtin tênt Krishti Pérendia, ô Dimiter deshmor i urte dhé i papikluar; sé ti ké qêne perluftar i Trinise, dyké trimeruar burrerisht ne stad si diamant i forte; dhé, si ushtijezové ne brinjen têndé te pamplakur, ô i têrevénéruar, dyké imituar atê qe u-ndé mi dru per shpetinim é gjithe botes, moré véperimin é çudiravé, dhé u fal njéresvé sherimé pa mase. Perandaj sot, dyké krémteruar fiétjén têndé, lavderojme, siç i ka hié, atê qe te lavderoj.

Kanunét é Termétit dhé te Shentit. Zbritesoré *Do t'a çél gojen;* pastaj *Mê te ndérçimén.*

## DERGIMESORÉ.

Pas : Tois mathêtais.

Deshmor i Krishtit Dimiter, sikunder hodhé poshte nje-hére vétullen, lartesine dhé audacen kaloresé te Lyéut mé hir te pérendishme, dyké forcuar ne stad

4

trimin Néstor mé fuqin' é Kryqit, ashtu forcôme dhé mua gjithenje mé urimét é tua, ô Athlofor, kunder démonesh dhé deshirash shpirt-prishesé.

Zotit qe u-misherua préj gjakravé te tua te kulluara, ô Virgjer-même é pacinuar, mos pushô s' i'u-luturi per né sherbetoret é tu, qe te gjéjme hir dhé ndihme te mirkoheshmé me dite névojé né, gjindja é njéresvé; dhé shpetona nga frikesim' i termétit te rênde dhé nga réziket mé nermjétimét é tua âmetaré.

LAVDERIMÉ.

Ketô te Pershembellsa, é para persedytét.

Pas : Hairois askêtikôn.

Eja, deshmor i Krishtit, ner né qe kémi névoje per veshtrimin tênt te meshireshme dhé shpetona qe po mundohémi nga frikesimi shtyranik dhé nga mani' é tmérrshmé é hérésévé; préj se ciles si rober dhé te çvéshur ndiqémi vent préj vendi gjithenje dyké ndrruare, dhé arratisémi neper shpéllat é malét. Meshirô pra ô émershkelqyér, dhé ép-na prêhjé, pushô andrallen dhé shuaj zemerinim kunder nésh, dyké i'u-lutur Pérendise, qe i fal botes perdellimin é math.

Keshtjéll' é forcuar na u-dhé qe nuke trembésh nga goditjét é armiqvé dhé i bên balle sulmes se barbarevé dhé simptomavé te gjithe semundjévé; kollon' é pa-rrezuare dhé théméli 'é paçare dhé mprojtes kolonisor dhé perluftar ké qêne per qytétin tent, ô Shen-Miter; atê pra dhé tanî, ô i lumure, qe ndodhét ne

rézik dhé tmérrerisht mundohét, mé lutjét têndé é shpetô, dyké i'u-lutur Krishtit, qe i fal botes perdellimin é math.

Vallja é athloforevé shkendrit, dyké permblédhur tere virtytét; perandaj trasheguan mé vlére gezimin é jétes se pa-mplakur dhé se lumur; ner te cilet, ô Shent-Miter i perzilishim shkelqén, dhé kryé-lartohésh préj imitimit te Krishtit, édhé mburrésh per égalitétin é shtijezes; lypi mé gjithe zemer te shpetohémi préj pesimévé dhé préj rasjévé te keqia né qe te ndérojme, dyké i'u-lutur nxéterisht atî qe i fal botes perdellimin é math.

LAVDÎ. — TINGELL IV.

Atê qe trashegoj mé shtijeza hirin é brinjes shpetimtaré, se çpuar mé shtijeze, préj se ciles buron Shpetimtari çurka jété dhé paprishjéjé, Shent-Mitrin lé te ndérojme, fort te urtin ner mesimé dhé te kurorezuar ner deshmoret; atê qe mbaroj mé gjak udhen é mundimit dhé shkelqéu mé çudira me tere boten, ziliqarin é Zotit dhé varfer-dashesin é dhempshur; atê qe mpron ngahére dhé ner shume rézike te tmérrshme Thésalonikanet; kujtimin é tij te permoteshme dyké lusur, lavderojme Krishtin Pérendine, qe véperon mé anen é tij sherimé per te gjithe.

TANÎ. — HYJLINDESORÉ.

Shpetona préj shtrengimévé tona, ô Nên' é Krishtit Pérendise, qe lindé Bêresin é te gjithavé, qe te te

therrésim te gjithe; Gezoju, ô é vétemja mburonj' é shpirtévé tona.

Doxologji' é Madhé. Perleshor' é Shentit.

## NE MÉSHE.

Ne Hyrjé Perleshorét é Termétit, te Shéntit, te Shéntit te Kishes dhé Shkurtoré *Mburonj'é te Krishtérevé...*

## APOSTULL.

Do te gezohét i dréjti me Zotin.

Degjô, ô Pérendî, zêrin t'im.

Kendimi préj Létres se Dyte se Paulit té Timothéu.

Bir Timothé, forcoju me hirin qe eshte té Jésu Krishti; dhé sa degjové préj méjé mé shume deshmore perépi ner njéres bésnike, te cilet do te jéne te zoterit te mesojne dhé te tiére. Ti pra vuaj te keqia, si ushtar i mire i Jésu Krishtit. Asnje qe vété ushtar nuke ngaterrohét ner andrallat é jétes qe t' i pelqéje atî qe mbléth ushtare. Dhé ne trimerofte nonje, nuke kurorezohét, ne mos trimerofte pas ligjes. Bujku qe mundohét duhét i pari te piésetoje nga pémet. Kupetô atô qe thém; dhé te dhênte Zoti ment me te gjitha. Kujtô Jésu Krishtin, préj fares se Davidit, qe eshte ngjallur préj se vdékuresh, pas Ungjillit t'im, per te cilin vuaj te keqia gjér me vargoj si kéqbêres; po fial' é Pérendise nuke lidhét. Perandaj te gjitha i duroj per te zgjédhurit, qe te gjéjne dhé ata sheptimin qe eshte té Jésu Krishti bashke mé lavdî t'améshuar.

## UNGJILL (PAS JOANIT).

U tha Zoti nxênesvé te tij; Ketô ju porosit qe te doni njeri-jaterin. Ne ju urrén bota, dini sé mua me ka urréjtur mê pare sé ju. Po te ishit préj botes, bota do te déshté te sajne; po nga qe nuke jini préj botes, po une ju zgjodha préj botes, perandaj ju urrén bota. Kujtoni fialen qe ju thashe. S'ka sherbetor mê te math sé te-zotin. Ne me ndoqne mua, dhé juvé do t' ju ndiékin; ne ruajtin fialen t'imé, dhé tuajen do t'a ruajne. Po ketô te gjitha do t' ju'a bêjne per émerin t'im, sé nuke dine atê qe me dergoj. Po te mos vinja dhé t'u flisja, do te mos kishin mekat; po tanî s'kane mehane per mekatin é tyré. Ay qe me urrén mua, urrén dhé t'im-ate. Po te mos bênja ner tâ véprat qe asnje tiater s'i ka bêre, do te mos kishin mekat; po tanî dhé kane pare dhé kane urréjtur dhé mua dhé t'im-ate. Po qe te mbushét fiala é shkruar ne ligjen é tyré; Sé me urréjtin darovisht. Dhé, kur te vije Ngushellimtari, te cilin do t'ju dergoj une préj Atit (Shpirtin é se vertétes, qe dergohét préj Atit), ay do te deshmoje per mua; po dhé ju deshmoni, sé qe ne kryé jini bashke mé mua. Ketô ju kam folur, qe te mos shkandullesohi. Jashte synagojavé do t'ju nxiérin; dhé vién ora, qe kushdô qe t'ju vrase te pandéhe sé i blaton faljé Pérendise.

## KUNGATORÉ.

Per kujtim te perjéteshme do te jéte i dréjti.

27. — Néstor Deshmori.

28. — Térént dhé Néonille Deshmoret. Oshenar Stéfan Sabbaiti.

29. — Anastasia Romanja. Oshenar Avrami.

30. — Zénob dhé Zénobie deshmoret.

31. — Stahy, Apelli, Amblia, Urban, Aristobul dhé Narqis Apostujte. Epimak Deshmori.



# VIÉSHTE É TRÉTE

1. — Shent Anargjêndet Kosma dhe Damian çudibêresit.

PERLESHORÉ. — T. T. IV.

Shent Anargjênde dhé çudibêres, visitoni semundjét tona; darovisht muarrte, darovisht épnani.

2. — Aqindyn, Pégas, Afthon, Elpidofor dhé Anémpodist, Deshmoret.

3. — Dédikata é Kishes se Shent-Gjergjit te Lyddes; Aqépsima, Josif, dhe Aithala, Deshmoret.

4. — Oshenar Ioaniq' i Math. Nikandri dhe Ermen, Hiérodeshmoret.

5. — Galaktion dhé Epistéma, Deshmoret.

6. — Pauli, kryépéshkop' i Konstantinopojes, Konfésori.

7. — Tridhjét' é tré Deshmoret te Meliténes. Oshenar Lazar, çudibêresi.

8. — MBLÉDHJA E KRYÉENGJELLIT SHENT-MEHILL DHÉ TE FUQIVÉ ENGJELLORÉ TE TIÉRA.

## NE MENGJÉS.

PERLESHORÉ. — TINGELL IV.

O Kryégjénéralet é ushterivé te qiélleshmé, po ju lutémi né te pa-vyérit qe te na keshtjélloni mé lutjét tuaja, dyké na ruajtur nene hién e krahevé te lavdise s'uaj se palêndeshmé né qe biém ner kêmbe dhe therrésim; Çperblénani préj rezikevé si Kryé-urdher te fuqivé te larta.

*Qe préj djalerise s' imé*, dhé pastaj ky Parevark :

Ay qe bên Engjejt' é tij frymera dhé méshetaret é tij flage ziarri.

## UNGJILL' I MENGJÉZIT.

### PAS MATTHEUT.

Tha Zoti; Shekoni; mos méprizoni as nonje nga keta te végjelit; sé po ju them, qe êngjejt' é tyré ner qiéjte shekojne gjithenje faqén é t'im-éti ner qiéjte. Sé i-Bir' i njériut érdhi per te shpetuar te humburin. Si ju dukét juvé, ne paste nje njérî njeqint dhên, dhé t' i arratisét nje préj syrésh, nuk' i lê te nêntedhjét' e nêntat, dhé shkon ner malét dhé kerkon te humburen? dhé ne godittc t'a gjéje, mé te vertéte po ju thém sé gezohét per atê mê téper sé sa per nêntedhjét'e nêntat é pa-arratisura. Keshtu nuk' esht' e dashur perpara Atit tuaj qe esht ner qiéjte qe te humbase nje préj ketyré te végjelvé. Dhé ne qofte sé mekaton té ty yt-vella. éce dhé e qertô ne més téjé dhé atî vétem; ne te degjofte, é fitové t'et-vella; po ne mos te degjofte, mérr mé vété dhé nonje a dy, qe te qendroje ç'dô fiale mi goje dy a tré deshmoresh. Dhé ne i çdegjofte, thuaji kishes; dhé ne é çdegjofte dhé kishen, lé te jéte per ty si pagani dhé kumérqari. Mé te vertéte po ju thém; Sa te lithni mbi dhéne, do te jéne te lidhura ne qiéllin; dhé sa te zgjithni mbi dhéne, do te jéne te zgjidhura ne qiéllin. Perserî po ju thém sé, po te mérrén vésh dy véta mbi dhéne per çdô gjê qe te lypin, do

t'u bêhét préj t'im-Éti qe esht 'ner qiéjte; sé ku jane dy a tré mblédhur me émerin t'im, atjé jam ne més te tyré.

Psalmi 51 pa zê. Lavdî, *Mé mprojtjét é Engjejvé, ô i Zemerdhêmpshur, shuaji shumicat e krimeravé t' imé.* Tanî *Mé nermjétimét é Hyjlindesés...* Me vargun *Perdellyés, perdellé-me, ô Pérendî* ketê te Vétezêshmé.

## TINGELL II.

Rréth é perqark fronit te palêndeshme, ô substanca te mêndeshmé, Engjej te hyjeshme, Kêngen e trishénte Pérendise kryétarit po i kendoni mé buze te flakta; Shent Pérendî, At'i panisjéshim; Shent i Fuqishme, Bir' i bashkepanisjéshim; Shent i Pavdékur, Shpirt' i bashkeqênurshim, qe lavderohét bashke mé Atin é mé Birin.

Zbritesoré *Do t'a çél gojen t' imé,* ne funt te Kênges I, *Hyrjén é saj;* ne te III, ne vent te *dhé me lavdine têndé te hyjeshmé* thuaj : *dhé me hyrjén têndé te lavderuar;* ne te V, *sé ti, ô Virgjérésh' é pa-marrtuar, hyré brênda té kish' é Pérendise, si kishe fort' é paqmé, dyké u dhuruar shpetimin gjith' atyré qe te hymnojne;* ne te IX, ne vent te *te krémtén é shénte* thuaj : *hyrjén é shénte.*

## DERGIMESORE.

Si perluftar dhé kryétar te gjindjés njérézoré, si mprojtes mê te mire, ô kryégjénéral i hyjeshme, te ka tréguar krijétari dhé Pérendia, dhé mé lavdî te ka ndéruar fshéhterisht t' i pertherréç pa-réshtur hymnin triumfal te trishénte dhé te hyjeshme.

I ziarresuar pa trégim mé shkelqimét é pérendishmé te Trinise se permidriteshmé, pershkon têre kriésen si vétetime, ô Kryé-êngell, dyké bêre urdherin é pérendishme, ô Mehill i faqé-vétetimshim, dyké ruajtur é dyké hiésuar atà qe te perhymnojne mé gas.

LAVDERIMÉ.

Ketô te Pershembellta; é para persedytét. — Pas : Tôn ouraniôn tagmatôn. — TINGELL I.

Si kryésonjes te urdhervé te qiélleshme dhé protéktor te forte te njéresve te dhéut, ruajtes dhé shellbyés, te hymnojme béserisht, ô Mehill kryégjénéral, dyké t' u-lutur qe te na shpetosh préj ç'dô dhêmbjéjé prishesé.

Kryé-urdher' i Fuqivé te hyjeshmé lart sot po i fton njérezine nje te krémté gazmoré te Mblédhjés se tyré te bêjne bashke mé Engjejte dhe Pérendise t' i kendojne mi tê hymnin é trishénteshme.

Nene flétet é tua te hyjeshmé né qe périkme mé bése, ô Mehill mendj' é hyjeshmé, me gjith' jéten ruaj é na hiesô, dhé me oren é vdékjés, ô Kryé-êngjel éja ndihmetar per né te gjithe mé dhempsherî.

LAVDI. — TINGELL T. I.

Ku te hiésoje hiri yt, ô Kryé-êngjell, andéjaza dbohét fuqi' é Diallit; sé nuke duron te qendroje té drita joté Luciféri qe râ. Perandaj te lypim : shigjétat é ziarrta qe levizin kunder nésh shuaji, dyké na çperblyér mé

nermjétimin tênt nga shkandullat é tij, ô Mehill i perhymnuarshim.

TANÎ.

Po te lumerojme, ô Hyjlindesé Virgjeréshe, dhé te lavderojme né besniket préj détyré, ty qytétin é patronditur, keshtjéllen é pa-çareshmé, mprojtjén é paragjisur dhé perikjén é shpirtévé tona.

Perleshorja dhé Doxologjî.

## NE MÉSHE.

Perleshorja, é Shentit te Kishes, dhé Shkurtoré *Kisha fort' é paqm' é Shpetimtarit* (Shih ne Hyrjén é Shent-Marise).

## APOSTULL.

Ay qe bên Engjejt' é tij frymera.

Békô Zotin, ô Shpirti im.

Kendimi préj Létres se Paulit ner Hébréjte.

Vellézer, ne qofte sé fiala é folur me ane Engjejsh dolli e vertéte dhé ç'dô shterbaritjé dhé çdegjim mori çpagim te dréjte, si do te shkapojme né, po te négligjojme nje shpetim kaqe te math? e cila si nisi te flitéj préj Zotit, u-vertétua ner né nga ata qe degjuan; dyké bashkedeshmuar per 'tô dhé Pérendia mé shénja é mé çudira dhé mé fuqira te ndryshmé dhé mé te ndara dhuretiash te Shpirtit, pas dashurimit te tij. Sé nuk' u'a subjéktoj Engjejve boten é pritmé, per te cilen po flasim. Dhé nje po perdeshmonté dyké thêne me nje vent; Ç'eshte njériu qe é kujton? a

bir' i njériut qe é viziton? E vogelove pako-gjê nga Engjejte; mé lavdî é mé ndér é kurorezové dhé é vendosé mi véprat é duarvé te tua; te gjitha i subjéktové nene kêmbet é tij. Sé me t' i subjéktuar te gjitha s' la gjê te pa-subjéktuar; po tanî nuke shohim êdhé t'i jéne te gjitha te subjéktuara. Dhé shikojme Jésune per atê qe u-vogelua pako-gjê nga Engjejte, nga shkélja é vdékjés, te kurorezuar mé lavdî é mé ndér; qe te ngjironté vdékjé per ç'dô gjê mé hir Pérendié. Sé duhéj ay, qe per atê jane te gjitha dhé préj te cilit u-bêne te gjitha, dyké prure shume bij mé lavdî, te pérféktonté mé anen é pesimévé kryétarin é shpetimit te tyré.

UNGJILL (PAS LUKAJT).

U tha Zoti nxênesvé te tij; Ay qe degjon juvé mua me degjon; dhé ay qe méprizon juvé mua me méprizon; dhé ay qe méprizon mua méprizon atê qe me dergoj. Dhé u-kthyén te Shtatedhjétet mé gas, dyke thêne; O Zot, dhé démonét na bindén me émerin tênt. Dhé u tha; Veshtronja Satanin qe râ préj qiéllit si vétetime. Ja ku ju ap pushtét te shkélni mi gjarperinj dhé agrépé dhé mi têre fuqin' é armikut; dhé gjêséndi do mos ju bêje te kéqé. Po mos u-gezoni mi ketê, sé frymerat po ju bindén; po u-gezoni mê téper se émerat tuaja u-shkruan ner qiéjte. M' atê ore Jésuj u-ngazellua me shpirt é tha; Te falém ndérit, ô Ate, Zot' i qiellit é i dhéut, sé i fshéhé ketô préj te urtesh é te

mênçimsh dhé u'a zbulové çiliminjvé; pô, ô Ate, sé keshtu qé é pelqyér perpara téjé.

KUNGATORÉ.

Ay qe bên Engjejt' é tij frymera dhé méshetaret é tij flage ziarri.

9. — Onésifor dhé Porfyr Deshmoret, Oshenaré Matrona.
10. — Olympa, Rodion, Sosipatri, Térti, Erasti dhé Kuarti Apostujte, Orést Déshmori.
11. — Mina, Viktor dhé Vicént Deshmoret. Théodor Studiti.
12. — Joan Eléimoni, kryépéshkop i Aléxandrise. Nil Oshenari.
13. — Joan Gojarti, kryépéshkop i Kontantinopojes.

PERLESHORÉ. — TINGELL TERTHOR IV.

Hir' i gojes s'até qe shkelqéu si pishtar ndriçoj gjithesine, thésaré mosargjêntdashjeje pertogesoj per boten, lartesiren é perunjesise na tregoj. Po siç na areson mé fialet é tua, ô Ate Joan Gojarte, nermjétô té Krishti Pérendia te shpetohén shpirtét tona.

14. — Filip Apostulli.

PERLESHORÉ. — TINGELL III.

Apostull Shent Filip...

15. — Guria, Samona dhé Habib Deshmoret.
(Nisin kréshmet é Krishtlindjes.)
16. — Matthéu, Apostulli dhé Ungjillori.

PERLESHORÉ. — TINGELL III.

Apostull i shénte dhé ungjillor Matthé,...

17. — Grégor, péshkop' i Néoqésarise çudibêresi.
18. — Platon dhé Roman, Deshmoret.
19. — Abdiu Proféti, Barlaham Deshmori.
20. — Parekrémtét é Hyrjés. Grégor Dékapoliti. Prokli i Kostantinopojes.
21. — HYRJA NE KISHE É HYJLINDESÉS SE PERMISHENTE MARÎ.

NE MENGJÉS.

PERLESHORÉ. — TINGELL IV.

Sot eshte parenisja é mirpelqimit te Pérendise dhé pareléçitja é shpetimit te njéresve; té Kish' é Pérendise madherisht rreféhét Virgjerésha dhé Krishtin u parelajmeron te gjithevé. Asaj dhé né lé t'i therrésim mé zê te math; Gezoj-u, ô mbarim i urdherimit te Krijétarit *(tri hére)*.

PAREVARK.

Degjô, ô bije, dhé shekô dhé unj véshin tênt dhé harrô popullin tênt dhé shtepin' é t' yt-éti dhé do t' deshiroje mbréti bukurine têndé.

UNGJILL' I MENGJÉZIT

PAS LUKAJT.

M' atô dite, u-ngrit Mariama, é vaté ne malesî... (Shih té Lindja é Shen Marise, 8 Viésht' é Pare.)

Psalmi 51 pa zê ; pastaj :

LAVDÎ. — TINGELL II.

Sot kisha mé-shpirt é mbrétit te math hyn ne kishe, qe t' i prégatitét per ndenjié é pérendishmé. Ngazellojuni, ô popuj.

TANÎ. — GJITH' AJO.

Ne Vargun *Perdellyés, perdellé-me, ô Pérendî,* kio e Vétezêshmé :

TINGELL IV.

Sot kisha qe nxuri Pérendine sillét té kish' é Zotit, dhé Zaharia po é prét. Sot te Shéntat é te Shéntevé ngazellohén dhé vall' é Engjejvé krémteron myshtikerisht; bashke mé te cilet dhé né, dyké krémteruar sot, mé Gabriélin lé te bertasim; Gezoj-u, ô hirplote, Zoti eshte bashke mé ty qe ka perdellimin é math.

Pastaj Kanunét; Zbritesoré *Krishti lindét* (shekô té Krishtlindja) gjér me kêngen VIII; pastaj ne vênt te *Mê te ndérçimén* kendohén Madheshtimét mé kêngen é IX. Pastaj Zbritesorja *Nje myshtér te huaj* mé ketê Vark :

Madheshtô, ô Shpirti im, mê te ndérçimén dhé mê te lavderuaren nga ushterit' é lartmé.

Nje myshtér te huaj...

DERGIMESORÉ.

Pas : Gynaikes akoutisthête.

Marine, Vashen é hyjeshmé qe parelajmoj Shoqeri' é Profétevé si shtêmbe dhé shkop dhé pllake dhé mal te

pa-latuar, lé t'a levdojme béserisht; sé sot po futét brênda ne te Shéntat é te Shéntevé qe te rritét per Zotin *(tri hêre)*.

LAVDERIMÉ. — TINGELL I.

Pas : Tôr ouraniôn tagmatôn.

Virgjerésha mé lampadhé, gjithmonvirgjeren mé gas dyké udhetuar, mé te vertét' profétesojne mé shpirt te pritmén; sé kishe Pérendié dyké qêne Hyjlindesja, té hiska kllitét mé lavdî virgjeroré qe préj foshnjeris' se saj.

Pém' é lavderuar é zotimit te shénte mé te vertét' u-rrefyé Hyjlindesja ne bote si mê é larta nga te gjithe; dhé mbaron faljén é prindervé, dyké u-prure té shtepi' é Pérendise béserisht, dhé permbahét mé shpirtin é hyjeshme.

O Virgjerésh' é rritur mé buke te hyjeshme té kish' é Zotit mé bése, i lindé botes buke Fialen; per te cilin si kish' é zgjédhur dhé é kulluar u-parevlésové mé Shpirtin myshtikerisht dhé u-marrtové mé Pérendine dhé Atin.

Lé te çélét Porta é kishes Hyjpritesé; sé kishen dhé fronin é mbrétit te gjithesise sot, dyké marre brênda mé lavdî, Joaqimi é blaton dhé i dédikon Zotit atê q' u-zgjoth préj tij per nêne Pérendié.

LAVDI; TANÎ. — TINGELL II.

Sot persillét ne kishe Virgjerésh' é gjithkulluar si ndenjesoré é Pérendise, mbrétit te gjithesise dhé ush-

qénjesit te gjithe jétes s'one. Sot békimi i gjithpaqme futét si mishqére trévjéçaré ne te Shéntat é te Shéntevé. Kesaj lé t'i bertdsim, si Engjelli; Gezoj-u, ô é vétemja é békuar ne més te gravé.

Doxologjî é Madhé; Perleshoré.

## NE MÉSHE.

### SHKURTORÉ. — TINGELL IV.

Pas : O hypsotheis.

Kisha fort é paqmé é Shpetimtarit tone, nuseroréja dhé virgjérésh' é fort-çemuar, thésarim' i shénte i lavdis' se Pérendise, sot po kllitét té shtepia é Zotit dhé hirin bashke-fut mé Shpirtin e pérendishme; atê é perhymnojne Engjej Pérendié. Kio êshte ténda é qiélleshmé.

## APOSTULL.

Shpirti im madheshton Zotin.

Sé hodhi syrin mi perunjesin' é sherbetorés se tij.

Kendimi préj Létres se Paulit ner Hébréjte.

Vellézer, kish ténda é pare urdherimé adhurimi dhé shenterorén é boteshmé. Sépsé u-ndertua ténd' é pare, ne te cilen ishté kandiléri dhé tryésa dhé parevênja é bukevé, é cila thuhét Shenteroré. Dhé pas kurtines se dyte ish ténda qe thuhét Shenteror' e Shenterorévé, qe kishté témjanice t'arte dhé arken é dhiates te mbuluar rréth nga gjith' anet mé ar, ne te cilen ish nje shtêmb' é arte qe kish mannen dhé shkopin é Aaronit

qe biu dhé pllakat é dhiates; dhé permi 'tê ishin Chérubimé lavdié qe hiésonin meshirorén; per te cilat s' munt tanî te flas véçan. Dhé, dyké qêne ketô ndertuar keshtu, ne te paren ténde hyjne gjithenje priftijte per te mbaruar sherbésat; po me te dyten nje hére ne mot hyn vétem kryéprifti, jo pa gjak, te cilin e 'blaton per vétén é tij dhé per gabimét é popullit.

## UNGJILL (PAS LUKAJT).

M' atê kohe hyri Jesuj ne nje fshat... *(Shih té Lindja é Shen-Marise, 8 Viésht' é Pare.)*

Me *Veçan*... thuhét kio ne vent te *Te ka hie*...

### TINGELL IV.

Engjejit, dyké pare Hyrjén é Virgjeréshes, çuditeshin si po hyri mé lavdî té Shénterorj' é Shénterorévé.

Si arké mé-shpirt Pérendié lé te mos i pshtétét kursési dore é pa-nisjuarsh; po buze bésnikesh, dyké kenduar zêrin é Engjellit lé t'i therrésin mé ngazellim Hyjlindesés pa héshtur : Mé te vertéte jé mê é larta nga te gjithe, ô Virgjerésh' é kulluar.

### KUNGATORÉ.

Qélq shpetimi do te marr dhé émerin é Zotit do te pertherrés.

*Pame driten* dhé Perleshim.

22. — Filémon, Apfia, Arkipp dhé Onésim Apostujte. Cécilia Deshmorja dhé atô qe ishin bashke mé 'tê.

23. — Grégor, péshkop' i Akragantinevé, Amfiloqi, péshkop' i Konjes.
24. — Klémenti papa i Romes. Piétri i Alexandrise.
25. — KATÉRINA DESHMORJA É MADHÉ. Merkur deshmori.

PERLESHORÉ. — TINGELL T. I.

Pas : Ton synanarhon logon.

Lé t'a hymnojme nusén é Krishtit te levduarshmé, Katérinen é shénte dhé mprojtéshen é Sinajt, ndihmen tone dhé perkrahjén; sé i mbeçéli shkelqimerisht dinaket é pa-bése mé fuqin' é Shpirtit; dhé é kurorezuar si deshmoré é Zotit lyp per te gjithe perdellimin é math.

26. — Alyp Kioniti. Nikon Métanoité.
27. — Jakob Pérsiani, Deshmor' i Math.
28. — Stéfani i Ri, Oshenar Deshmori.
29. — Paramon dhé Filomén, Deshmoret.
30. — ENDRÉU I PAREFTUAR préj te Dymbedhjétevé.

PERLESHORÉ. — TINGELL IV.

Si i pareftuar i Apostujvé dhé vétevllaj' i Kryétarit, Zotit te gjithesise lutui ,ô Shent-Endré, t' i fale botes paqén dhé shpirtévé tona perdellimin é math.



# DHJÉTOR

1. — Naum Proféti.
2. — Abbakum Proféti.
3. — Sofonia Proféti.
4. — Barbara Deshmorja é Madhé. Joan Damaskéni.
5. — Sava i Shenteruar.
6. — NIKOLL, PÉSHKOP' I MYRAVÉ TE LYQISE, ÇUDIBÊRESI.

## NE MENGJÉS.

### PERLESHORÉ. — TINGELL IV.

Kanun bésé dhé kore butesié, mesonjes témpéréncé te rreféu té grigja joté é vertét' é punevé; perandaj fitové mé perunjesine te lartat, mé varferine te pasurat. Ate kryeprift Shent-Koll, nermjétô té Krishti Pérendia te sheptohén shpirtét tona.

*Parevark :* E ndérçimé eshte perpara Zotit vdékj' é Oshenarit te tij.

### UNGJILL' I MENGJEZIT (PAS JOANIT).

U tha Zoti Judéjvé qe kishin ardhur ték ay; Mé te vertéte, mé te vertéte po ju thém; Ay qe s' hyn nga déra té hoborr' i dhênvé, po ngjitét gjétkazi, ay eshte viédhes é kusar, dhé ay qe hyn nga déra eshte bariu i dhênvé. Atî portari i hap, dhé dhênte degjojne zêrin é tij dhé i therrét dhênt ' é tij mé émer dhé i nxiér jashte. Dhé kur i nxiér jashte dhênt' é tij, barét perpara syrésh

dhé dhênte i véne pas, sé é njohin zêrin é tij. Po nje te huaji do mos i véne pas, po do t' ikin préj tij; sé nuke njohin zêrin é te huajvé. Ketê pergjamjé u tha Jésuj; po ata nuke kupetuan ç' ishin atô qe po u flisté. U tha pra perserî Jésuj; Mé te vertéte, mé te vertéte po ju thém; sé une jam dér' é dhênvé. Te gjithe sa ardhe para méjé, jane viédhes é kusare; po dhênte s' i degjuan. Une jam déra; po te hyje nonje mé anen t' imé, do te shpetohét, dhé do te hyje, dhé do te dale, dhé do te gjéje kullotjé.

Psalmi 51 pa zê. Pastaj, Lavdi: *Mé nermjétimét é Kryépriftit...* Tanî: *Mé nermjétimét é Hyjlindesés...* Ne Vargun *Perdellyés, perdellé-me...* kio é Vétezêshmé:

TINGELL T. II.

Te lumte, sherbetor i mbare dhé bésnik; te lumte, punetor i vréshtes se Krishtit; ti dhé barren é dites é mbajté; ti dhé taléntin qe t' u-dhâ é shtové; dhé nuk' u paté nakar atyrévé qe ardhe pas téjé. Perandaj port' é qiéjvé t' u-hap. Hyr té gaz' i t'et -Zot, dhé nermjétô per né, ô Shent-Koll.

Zbritesoré *Krishti lindét. — Mê te ndêrçimén.*

DERGIMESORÉ.

Pas: Gynaikés akoutisthêté.

Kryébarin' é math dhé kryépriftin, kryétarin é Myréasvé, Shent-Kollin lavdurojme te gjithe; sé shume burra shpetoj, qe kishin per te vdékur pa te dréjte; dhé

mbrétit i fanését n' ênderr bashke me Ablabin, dhé zgjidhi voten é pa-dréjte.

Fort te lavduroj mé çudira Zoti dhé me te gjalle dhé pas vdékjés, ô kryéprift Shent-Koll; sé cili perthirri mé gjith' bése émerin tênt vétem, dhé s' u-degjua mé-nje-hére, dyké te gjétur mprojtes te nxéhte?

LAVDERIMÉ. TINGELL I.

Pas : Tôn ouraniôn tagmatôn.

Me lulét é kishes dyké fluturuar rréth, si zok i folése se Engjejvé se larte, Shent-Koll i trishlumur, i therrét gjithenje Pérendise per gjithe né qe jémi ne shtrengimé rézikesh é ngasjésh dhé mé lutjét têndé na çperblén.

Bukurin' é véshjés se hiéruarshmé é punové mê te çkelqyér mé virtytét praktiké, ô Ate hyjmêndes; perandaj véperon per né çudira te kujtuarshmé, ô i hiéruar punetor, dhé préj tmérrévé na çperblén.

Dyké permbajtur bukurit ' é te padukuravé, kupetové mire atê lavdin' é trêmçmé, Shént' i te Shéntevé; perandaj fialet é qiélleshmé t' atyré pamjévé qe rrojne gjithenje na lajmeron, ô i hiéruar fort.

Si ne ênderr i qendrové bésemirit mbrét dhé shpetové, ô Ate, te burgosurit nga vdékja; nermjétô pa-pushuar qe dhé tanî mé lutjét têndé te shpetohémi préj ngasjésh, rézikésh dhé dhêmbjésh né qe te levdojme, siç te ka hié.

LAVDÎ. — TINGELL T. I.

Lé te trumbétojme mé trumbéte kêngesh, lé te kercéjme me te krémtén é lé te lozim vallé te ngazelluar

me panairin é permoteshme te Atit Hyjmêndes. Mbréter dhé arhonder lé te réndin bashke é lé te perhymnojne atê qe mé fanésjén é tmérrshimé neper ênderr bint mbrétin te leshoje tré kryé-ushtaret qe mbahéshin pa-shkak. Barinj dhé mesonjes, lé te perlevdojme te permblédhur barine ziliqar te bariut te mire; te semuret miékun; ata qe ndodhén ner réziké shpetimtarin; mekataret mprojtesin; te varferit thésarin; te hélmuarit ngushellimin; udhetaret bashkudhetarin; ata qe ndodhén ne dét kapédanin; te gjithe dyké énkomiasur kryépriftin é math qe arrin kudô mé nxéhtesî, keshtu lé te thémi; Nikoll' i Têreshénte, arrî é na nxir nga shtrengim' i tanishme dhé shpetô grigjen têndé mé lutjét é tua.

Tanî : *Po te lumerojme.* Doxologjî é Madhé. Perleshor' é Shéntit.

## NE MÉSHE.

Perleshor' é Shéntit. é Shéntit te Kishes. Shkurtoré *Virgjerésha sot* (shih té é Diél' é Shteratervé).

## APOSTULL.

E ndérçimé eshte perpara Zotit vdékj' é oshenarit te tij. Si do t' i'a çpaguajme Zotit te gjitha?

Kendimi préj Létres se Paulit ner Hébréjte.

Vellézer, binduni ner kréret tuaj dhé i degjoni; sé atà vigjellojne per shpirtét tuaja nga qe do t' apin fiale, qe t'a bêjne mé gas ketê gjê dhé jo dyké pshéretitur; sé

kio esht' é padobishmé per ju. Faluni per né; sé jémi te bindur qe kémi ndergjégjié te mire, dyké dashur te sillémi mire me te gjitha; dhé mê téper ju lutém te bêni ketê, qe te vendosém ner ju mê shpéjt. Dhé Pérendi' é paqes, qe ngriti se vdékurish barin' é dhênvé, te madhin me gjakun é dhjates s' ąméshuar, Zotin tone Jésu, ju perféktofte me ç' dô pune te mbare, qe te bêni dashurimin é tij, dyké bêre ner ju te pelqyéren perpara tij mé anen é Jésu Krishtit, i cili paste lavdî me jéte te jéteve. Amen.

## UNGJILL (PAS LUKAJT).

M' atê kohe, qendroj Jésuj mi nje vent shésh; dhé turme préj nxênesish te tij dhé shumic' é madhé préj populli nga têre Judéa dhé Jérusalémi dhé anedét' i Tyres dhé i Sidones, te cilet ardhe t'a degjojne dhé te sherohén préj zemundjévé te tyré dhé atà qe ngiteshin préj frymerash te ndyra, dhé sheroheshin. Dhé têre gjindja kerkonté t'a cékté; sé nje fuqî dilté préj tij dhé i sheronté te gjithe. Dhé ay, dyké ngritur syt' é tij ne nxênesit é tij, tha; Lum' ju te varferit sé juaja eshte mbréteri' é Pérendise. Lum' ju qe uretoni tanî, sé do te nginji. Lum' ju qe qani tanî, sé do te qéshni. Te lumur jini, kur t' ju urréjne njérezia dhé kur t' ju çkisherojne é t' ju perqéshin é t'a nxiérin émerin tuaj te lik, per te-Birin é njériut. Gezojuni m' atê dite dhé kercéni; sé ja roga juaj esht' é shumet ne qiéll.

KUNGATORÉ.

Per kujtim te perjéteshme do te jéte i dréjti.

7. — Ambrosi, péshkop i Médiolanit.
8. — Patapi oshenari.
9. — Zênia é Annes se shénte dhé Hyprindéshes.

PERLESHORE. — TINGELL IV.

Sot zgjidhén légetyrat é pafemijesise; sé Pérendia dyké degjuar Joaqimin dhé Annen, çkoqur u zotohét te lindin pa-shperyér Vashen é pérendishmé, préj se ciles véte lindi i papershkruari, dyké u-bêre njérî, passi urdheroj t' i therrése mé ane Engjelli; Gezoj-u, ô hirploté, Zoti eshte bashke mé ty.

10. — Mina Kalliqélladi, Hérmogéni dhé Eugrafi, Deshmoret.
11. — Daniél Shtylletari.

E DIÉL' E STERATERVÉ TE SHÉNTE.

(Qe me 11-17 Dhjétor).

NE MENGJÉS.

Pas Gjashte Psalmévé Perleshorja é se Diéles dhé pas asaj é Steratervé.

PERLESHORE. — TINGELL IV.

Mé bése i dréjtesové Steraterit, dyké parevlésuar mé anen é tyré kishen préj gjéntilevé. Mburrén mé lavdî Shéntoret, sé préj fares se tyré dél pém' é lavderuar ajo qe te lindi pa fare. Mé lutjét é tyré, ô Krisht Pérendî, meshiro-na.

Régull' é zakoneshmé é se Diélave, Zbritesoré *Krishti lindét.*

DERGIMESORÉ.

E se Diéles dhé é Steratervé.

Pas : Gynaikes akoutisthête.

Kujtimin é Atervé sot lé te hymnojme pas détyré dyké kercyér te permblédhur, ô filopatore, te Abrahamit, te Isaakut dhé te Jakobit; préj te cilevé Krishti Zoti u-çfaq truperisht nga zemerdhêmpsheria é shume.

Lé te lavdurojme Adamin, Abélin, Séthin dhé Enôsin, Enohun dhé Noén, Abrahamin, Isaakun dhé Jakobin, Moisine, Iobin dhé Aaronin, Eléazarin, Joshuan, Barakun, Samsonin, Iéfthaén, Davidin dhé Solomonin.

LAVDERIMÉ.

Kendohén kater Ngjalljesoré dhé ketô kater te Steratervé.

Pas : Oikos tou Eufratha.

Te gjithe lé te krémtojme tanî kujtimin é Steratervé te ndéruar, dyké hymnuar siélljén é tyré, mé te cilen u-madheshtuan (*dy hére*).

Shuan fuqin' é ziarrit Diémat, dyké lojtur vallé ne més te furres dhé dyké hymnuar Pérendin' é Têrefuqishmé.

I mbyllur ne grope, bashke mé égersirat, Daniél Proféti u-trégua qe s' pesoj dêm préj syrésh.

LAVDÎ. — TINGELL I RÊNDE.

Ejani te gjithe te krémterojme béserisht kujtimin é permoteshme t' Atervé para ligjes, Abrahamit dhé shokevé te tij; fisin é Iudes lé t'a ndérojme, siç i ka hié;

Diémat ne Babylone, qe shuan flagen é furres, si shtyp te Trinise, lé t' i lavderojme bashke mé Daniélin; parethêniét é Profétervé shigurisht dyké permbajtur, baske mé Esajen lé te bertasim mé zê te math; Ja Virgjerésha do te zêre ne gji dhé do te linde bir Emmanuélin, dométhêne, Pérendia bashke mé né.

Tanî : *E permibékuar.* Doxologjî é Madhé.

## NE MÉSHE.

Shkurtoré parekrémtoré.

### TINGELL III.

Virgjerésha sot vién per te lindur Fialen é parjéteshmé brenda ne shpélle se-fshéhti. Vallézô, gjithe bota, dyké degjuar; lavderô bashke mé Engjejt' é mé Barinjte Pérendine para jétesh qe déshi te dukét si dial' i ri.

## APOSTULL.

I békuar jé, ô Zot, Pérendi' é Atervé tane. Sé jé i dréjte mi te gjitha sa na bêré.

Kendimi préj Létres se Paulit ner Kolosianet.

Vellézer, kur te çfaqét Krishti, jéta jone, ateһéré dhé ju do te çfaqi bashke mé 'tê ne lavdî. Vdékurojini pra anet tuaja te permidhéshmé, kurverine, ndyresine, pasionin, deshiren é lige dhé lakmimin, é cila esht idullatrî, per te cilat vjén zemerata é Pérendise permi bijt' é pabindjés; ne te cilat dhé ju écte nje hére, kur rronit ner atô. Po tanî hithni dhé ju te gjitha, merine, zemeraten,

ligesine, blasfémine préj gojes s' uaj. Mos genjéni njeri-jaterin, passi çvéshte njérin' é vjéter bashke mé punet é tij dhé véshte te rine, qe perseritét mé njohjé pas shembelléses s' atî qe é krijoj. Atjé ku s' ka Grék é Judé, rréthprésjé dhé parréthprésjé, barbar, Shqyth, rob, te lire; po te gjitha dhé mi te gjitha eshte Krishti.

## UNGJILL (PAS LUKAJT).

Tha Zoti ketê pergjamjé; Nje njérî bêri nje darke te madhé, dhé ftoj shume véta; dhé dergoj sherbetorin é tij ne kohen é darkes t' u thote te ftuarvé. Ejani, sé te gjitha po jane gatî. Dhé nisne mé nje fiale te hiqén te gjithe. I pari i tha; Bléva nje are dhé kam névoje te dal t'a shekoj; te lutém kij-me te héqur. Dhé tjatri tha; Bléva pése pênde qé dhé po vété t' i provoj; te lutém, kij-me te héqur. Dhé tjatri tha; u-marrtova mé grua dhé perandaj s' munt te vij. Dhé érdhi ay sherbetor dhé i lajmeroj ketô te-zott. Ateheré u-zemerua i zot' i shtepise dhé i tha sherbetorit te tij; Dil shpéjt ner shéshét dhé rugat é qytétit dhé bjér ketu brênda te varferit dhé uloket dhé te çalet dhé te vérberit. Dhé tha sherbetori; Zot, u-bê siç urdherové, dhé ka êdhé vênt. Dhé i tha Zoti sherbetorit; Dil ner udhet dhé gjérdhét é ngut te hyjne, qe te mbushét shtepia imé. Sépsé po ju thém sé asnje nga ata njérezit é ftuar do mos ngjeroje darken t'imé. Sé shume jane te ftuar. po pak jane te zgjédhur.

NE MENGJÉS.

PERLESHORE. — TINGELL I.

Pas : Tou lithou sfragisthentos.

I Synodit te pare u-trégové perluftar dhé çudibêres hyjprures, Ati yne Spyridon; perandaj se vdékuré ti ne varr i therrét dhé me ar é ndryshové gjarperin; dhé me te kenduar urimét têndé te shénta, Engjej kishé bashke-méshore, ô fort i Hiéruarshim. Lavdî atî qe te lavduroj; lavdî atî qe te kurorezoj, lavdî atî qe véperon mé anen têndé sherimé per te gjithe.

Lavdî é Tanî : Hyjlindesoré T. I. *Gabrieli kur te tha.* — Kathismat. — *Qe prej dialerise s' ime.*

PAREVARK.

Goja imé do te flase urtesî, dhé mentim' i zemres s'imé mençimerî.

UNGJILL' I MENGJÉZIT.

(Kendô atê qe thuhét Shent-Kollit). Psalmi 51 pa zê.

*Lavdî :* Mé nermjétimét é Kryépriftit.
*Tanî :* Mé nermjétimét é Hyjlindesés.

*Perdellyés, perdellé-me, ô Perendi...*

E VÉTEZÊSHMÉ. — TINGELL T. II.

Shkelqim Atersh, Spyridon i urte, dhé kryé, qe ndriçon anet é dhéut mé driten é çudiravé dhé qe u-trégové mposhtes i terbimit te Arios, lutu-i Shpetimtarit te shpetohén shpirtét tona.

Zbritesoré *Krishti lindét.*

DERGIMESORÉ.

TING. III. Pas : Fôs analloiôton.

Ty préj grigjes se pa-aresyshmé, te shpuri té é aresyshmja Shpirti, ô shpirtprures, si Moisine dhé Davidin; butesin' é te cilevé imitové, Spyridon drit' é botes.

TIATER : Pas : En pneumati tô hiérô.

Te lavderoj mé çudira dhé mahnitjé te shuma Zoti, ô i lumur; sé té Synodi i pérendishme, leçité Trinine dhé ngjallé te vdékur, gjarperin é bêré ar, dhé rjédhjén é lumit mé lutjé te çudiçimé é qendrové dhé shkové.

LAVDERIMÉ.

Vargezimé te Pershembellta.

TING. I. — Tôn ouraniôn tagmatôn.

I ndriçuar mé shkelqimin é Shpirtit Shént, mposhti érresiren kryéprifti i urte dhé kotesite Ariané; perandaj, si dogmatisi Trinine béserisht, u-lavderua préj te urtesh dhé te mênçimsh dhé synodin approvoj *(dy hére)*.

I rréth-ndriçuar mé rézét é qiélleshmé dhé mé fuqin' é Krishtit, dhé qe po tal sherimé shpirtésh é trupésh per né qe mé bése tanî krémterojme kujtimin tênt, ô Ate i hyjlumurshim çudibêres, mos mungô te lutésh per né.

Punetor i vréshtes se urdherimévé te Krishtit u-trégové mé bésen, ô hyjprures; prandaj si moré myshtike-

risht dénarin é mbréterise lart, pa-pushuar lutu per né qe te ndérojme, ô i urte Spyridon.

LAVDI. — TINGELL IV.

Ate oshenar, Kryéprift i lumur; dyké u-bêre plot mé mesim apostolik dhom' e Shpirtit te pérendishme, dhé si u-trégové mé siélljé te virtyteshmé, i dbové mé dogma ujqerit é Kishes; dhé si çfaqé çkoqur bésen orthodoxé, deftéhésh kollone dhé perluftar i piététit. Perandaj dyké bêre çudira me anet é dhéut, gjarperin é ndryshové me ar, dhé te vdékuren é ngrité per pyétjé. Po, ô Ate i çudiçim dhé shok i Mesonjesvé, nermjétô té Shpetimtari te shpetohén shpirtét tona.

Doxologjî é Madhé.

## NE MÉSHE.

APOSTULL.

Do te mburrén oshenaret me lavdî.

Kendojini Zotit kênge te ré.

Kendimi préj Létres se Paulit ner Efésianet.

Vellézer, barisni si diém drité (sé pém' é Shpirtit eshte me ç' dô miresî, dhé dréjtesî dhé te vertéte), dyké provuar ç' esht é pelqyér té Zoti. Dhé mos u-shoqeroni me véprat é papémeta t' érresires, po mê téper i qertoni. Sé atô qe bêhén fshéhurazi préj syrésh eshte turp dhé te thuhén. Po gjith' atô qe qertohén çperfaqén préj drites; sé ç' dô qe çperfaqét eshte drite. Perandaj thote;

Ngréhu ti qe flé, dhé ngjall-u préj se vdékurish dhé do te ndriçoje Krishti. Shekoni pra qysh te éceni mé kujdés; jo si te paditur, po si te ditur, dyké çperblére kohen, sépsé ditet jane te keqia. Perandaj mos u-bêni te çmêndur, po kupetoni ç' eshte dashuri' é Pérendise. Dhé mos u-déhni mé vére, me te cilen eshte prodigerî, po mbushuni mé Shpirt, dyké folur me vété mé psalmé dhé hymné dhé kênge shpirtoré, dyké kenduar é dyke psallur me zemren tuaj Zotin.

## UNGJILL (PAS JOANIT.)

Tha Zoti; Une jam déra; po te hyje nonje mé anen t'imé, do te shpetohét, dhé do te hyje dhé do te dale dhé do te gjéje kullotjé. Viédhesi s' vjén, véç qe te viédhe, dhé te thére, dhé te humbase; une érdha, qe te kéne jéte dhé te kéne mé te téper. Une jam bariu i mire; bariu i mire vê shpirtin é tij per dhênte. Po rrogetari, qe s'eshte barî, i cili s' i ka dhênte te tijat, shekon ujkun dyké ardhur, dhé i lê dhênte dhé iken, dhé ujku i rrembén dhé i perndan dhênte. Dhé rrogetari iken, sé eshte rrogetar, dhé s' i hâ malli per dhênte. Une jam bariu i mire, dhé njoh te miat, dhé njihém préj te miavé; sikunder me njéh Ati, dhé une njoh Atin; dhé vê Shpirtin t' im per dhênte. Kam édhé te tjéra dhên, te cilat s' jane préj ketî hoborri; dhé atô duhét t' i siéll; dhé do te bêhét nje grigje dhé nje barî.

## KUNGATORÉ.

Per kujtim te perjéteshme do te jéte i dréjti.

13. — Eustrati dhé Deshmoret bashke mé 'tê. Lucia deshmorja.

14. — Thyrsi, Leuci, Kalliniku, Filémoni, Apolloni, Arriani dhé Deshmoret bashke mé 'tâ.

15. — Eleuthér Hiérodeshmori.

Perleshoré. — Pas : Ton synanarhon *logon.*

I stolisur mé pétrahil prifterijsh dhé i pikuar mé riédhjé préj gjakrash, réndé lart té Zoti yt Krisht, ô i lumur, ô Eleuthér i urte, mundes i Satanit. Perandaj mos pushô se nermjétuari per ata qe ndérojne mé bése deshmimin tênt te lumur.

16. — Proféti Angéo. Mbréterésha Théofanô.

17. — Proféti Daniél dhé tré Diémat. Dionysi Kryépéshkop' i Egines préj Zantes.

Perleshoré é Profétit dhé é tré Diémvé.

TINGELL IV.

Te medha jane trimerit' é béses ! ne burim te flages, si mi prêhje uji, tré Diémat é shénte ngazellohéshin; dhé proféti Daniél, barî luanesh, si préj dhênsh trégohéj. Mé lutjét é tyré, ô Krisht Pérendî, shpetô shpirtét tona.

E SHÉNTIT. — TINGELL I.

Birin é Zantes dhé kryétarin é Egines, ruajtesin é monastérit te Strofadavé, Dionysin, gjithe bésniket lé t'a ndérojme mé nje zê, dyké i thirrur sinqérisht; mé lutjét é tua shpetô ata qe krémtojne kujtimin tênt dhé therrésin : Lavdî Krishtit qe te lavderoj; lavdî atî qe

te çuditeroj; lavdî atî qe na dhuroj ty si nermjétar te pafjétur.

18. — Sébastian Deshmori dhé shoket é tij.

19. — Bonifat Deshmori.

20. — Parekrémtét é Krishtlindjés. Ignat Hyjpruresi.

21. — Juliana Deshmorja.

22. — Anastasia Deshmorja é Madhé Farmakolytria.

23. — Dhjéte Deshmoret é Shénte te Krétes.

24. — Eugénî Deshmorja.

25. — LINDJA TRUPERISHTÉ E ZOTIT DHÉ PÉRENDISE DHÉ SHPETIMTARIT TONE JESU KRISHT.

26. — Mblédhja é Hyjlindesés se Permishénte. Euthim Hiérodeshmori, péskhop i Sardévé.

# SHERBÉSAT
# É TE KRÉMTÉMÉ TE KRISHTLINDJÉS.

## E DIÉLA PARA KRISHTLINDJÉS.

### NE MENGJÉS.

Pas *Pérendia eshte Zoti*, ne rênte e Diéla me 18 dhé 19 te muajit, Perleshorja Ngjalljesore, *Te medha jane trimerit' é Béses!* (shikô mê siper), dhé *Te gjitha permi mentim*: ne rênte me 20-23, Perleshorja Ngjalljésoré, *Te medha jane trimerit' é Béses!* dhé kio Parekrémtoré :

Pas : « Kateplagi Iosêf... »

Prégatitu, Béthléhém, Edéni per te gjithe u-hap; stolisu, Eufratha, sé drur' i jétes lulezoj ne shpélle préj Virgjeréshes; sé gjir' i saj u-trégua Parrajs' é mendeshmé, ne te cilin u-ndoth bima é hyjeshmé, préj se

ciles dyké ngrêne do te rrojme, dhé do mos vdesim si Adami. Krishti lindét dhé do te ngrére koren qe râ mê pare.

Te 24[ten], *Te medha jane trimerit' é Béses!* dhé kio Parekrémtoré :

Pas : « Kateplagi Iosêf ».

Shkruhéj nje hére bashke mé plakun Joséf, si préj fares se Davidit, Maria ne Béthléhém, é mbarsur mé barren é pafareshmé; arriu koha é lindjés, dhé vent s' kish asnje per te zbritur; po si pallàt i pelqyér shpélla i trégohéj mbréteréshes. Krishti lindét, qe do te ngrére koren qe râ mê pare.

NE MENGJÉS.

Pas 6 Psalmévé Perleshorét si ne Mbremesoré. Békimtorét (véç ne rênte me 24). Zbritesorét *Krishti lindét* dhé gjithe régull' é Ungjillit te Mengjézit. Pastaj *Mê te ndérçimén* dhé pas kesaj Kênga IX é Zbritesorévé.

DERGIMESORÉ.

E se Diéles dhé ketô, é Atervé dhé Parekrémtoré (me 18 dhé 19, ne vent te se dytes, thuhét Hyjlindesorja é Tingellit).

Pas : « Tis Mathités ».

Kréret é Patrikevé dhé Aterit para Ligjes préshkelqyén ne bése si yj, Abraami, Isaaku dhé Jakobi; sé te gjithe Profétet dhé te Dréjtet u-ndésne préj syrésh, si lampadé te ndriçimé dhé têre kriésen é érresuar é ndriçuan mé rézét é Profétise se ndéruar.

Defrè, Béthléhém, dhé ti, Eufratha, prégatitu; sé Hyjlindesja vjén ne shpélle dhé ne grazhd te linde

Pérendine myshtikerisht. O myshtér i frikshim! Lindjén é tij te hyjeshmé tanî parekrémtojne mé gas Abrahami, Isaaku dhé Jakobi, gjithe Patriket dhé Profétet, dhé njérezit bashke mé Engjejte.

LAVDERIMÉ.

**Kendohén kater Vargesimé Ngjalljesoré dhé ketô te Pershembellta te Atervé, dyké persedytur te paren.**

**Pas: Hairois askêtikôn.**

Ngrér zêrin tênt mé te vertét, Sion qytét i Pérendishme, édhé leçit kujtimin é Shent-Atervé dyké ndéruar Abraham Isaak dhé Jakobin é lumur; ja ku bashke mé Juden dhé Lévine madheshtojme Moisin' é math, Aaron hyjfolesin dhé levdojme David, Joshua dhé Samuél. Te gjithe dyké kenduar hymné te hyjeshmé parekrémtoré te Krishtit lypim te na fale miresine ay qe i fal Botes perdellimin é math.

Eja, ti qe hipé nje hér' té qérja é zjarrte é Eliut te hyjeshme, Elishaé hyjmendes mé Ezékine bashk' dhé mé Iosénе ngazellohuni; dymbedhjéte Profétet te ndérçim dhé te frymesuare, vallézoni me lindjén é Shellbyésit dhé mé kênge gjithe te dréjtet kendojéni. Djémat é gjithlumure, qe shuat flagen é furres mé vésen é Shpirtit, lutuni per né, dhé suplikoni Krishtin t' u ape shpirtévé tona perdellimin é math.

U-pâ é leçitura ne dhê qe préj jété mé fialct é Profétevé Hyjlindesja virgjeréshe, qe é lajmeruan Patriket é urte dhé shoqerit' é te Dréjtevé; mé te cilet vallé-

zojne dhé grat' e mirhiéshmé, Sarra, Rébékka dhé Rachéla mé Annen dhé é lavderuara Mariam' é Moisiut; mé ketô bashke ngazellohén dhé anet é dhéut, lavderon gjithe kriésa, sé Pérendia po na vjén mé trup te linde dhé t'i fale Botes perdellimin é math.

LAVDÎ. — T. T. IV.

Shoqeria é mesimévé ligjetaré çfaq lindjén é hyjeshmé te Krishtit mé trup atyrévé qe ungjillezojne hirin para Ligjes, sé do te jéne per Ligjen mé bése; perandaj si shkaketare te shpetimit nga prishja per shpirtét é mbajtur ne Férr é pareléçitnin mé Ngjalljen; ô Zot, lavdî me ty.

Tanî, *E permibékuar jé*. Doxologjî é Madhé dhé Perleshoré « Sot ardhi ».

## NE MÉSHE.

Ne Hyrjé Perleshorja Ngjalljésoré, é Atervé *Te Medha jane véprat*, Parekrémtorja (ne mos rênte é Diéla me 18 a 19), e Shentit te Kishes dhé Shkurtorja *Virgjerésha sot*.

## APOSTULL.

I békuar jé, ô Zot, Pérendi' é Atervé tane, Sé jé i dréjte me sa na bêré.

Kendimi préj Létres se Paulit ner Hébréjte.

Vellézer, mé bése Abrahami nguli té dhéu i zotimit si ne dhê te huaj, dyké banuar ne ténda mé Isaakun dhé Jakobin kotrashgimtaret é gjith' atî zotimi; sé pristé qytétin qe kish thémélét, miéshter dhé nder-

téstar i te cilit eshte Pérendia. Edhé ç' te thém mê? Sé do t' me mungoje koha qe te trégoj per Gédéonin, Barakun dhé Samsonin dhé Iéfthaén, Davidin dhé Samuélin dhé Profétet; te cilet mé anen é béses muntne mbréterira, punuan dréjterî, fituan zotimé, mbeçéle gojera luanesh, shuan fuqî ziarri, hikne gojera thiké, u-forcuan préj dobesié, u-bêne te forte ne lufte, thyén ushterit' é te huajvé; gra muare te vdékurit é tyré préj ngjalljés; é te tjére u-munduan, dyké mos pritur shpetimin, qe te fitojne ngjalljé mê te mire; é te tjére muare provimé perqéshjésh dhé vrushkullash, akoma dhé vargojsh dhé burgu; u-lapiduan, u-sharruan, u-ngane, mé vrasje thiké vdiqne; shétitne véshur me lekure dhênsh, é mé lekure dhish, te névojuar, te hélmuar, dyké vuajtur kéq (per te cilat bota nuk ish é vyér), te arratisur ne shkrétetira dhé malé dhé shpélla dhé ne vêrat é dhéut. Dhé keta te gjithe, qe deshmuan per bésen, nuk é muare zotimin é Pérendise, i cili pareshikoj nje gjê mê te mire per né, qe te mos perféktohén pa né.

## UNGJILL (PAS MATTHEUT).

Bibl' é généalogise se Jésu Krishtit, te birit te Davidit, te birit t'Abrahamit. Abrahami lindi Isaakun; dhé Isaaku lindi Jakobin; dhé Jakobi lindi Juden dhé vellézerit é tij; dhé Juda lindi Farésin dhé Zarane préj Thamares; dhé Farési lindi Esromin; dhé Esromi lindi Aramin; dhé Arami lindi Aminadabin; dhé Ami-

nadabi lindi Naasonin; dhé Naasoni lindi Salmonin; dhé Salmoni lindi Boozin préj Rahabes; dhé Boozi lindi Obédin préj Ruthes; dhé Obédi lindi Jésséne; dhé Jésséu lindi Davidin mbrétin. Dhé David mbréti lindi Solomonin préj se Uriut; dhé Solomoni lindi Roboamin; dhé Roboami lindi Abiane; dhé Abiaj lindi Asane; dhé Asaj lindi Josafatin; dhé Josafati lindi Joramin; dhé Jorami lindi Ozine; dhé Ozia lindi Joathamin; dhé Joathami lindi Ahazin; dhé Ahazi lindi Ezékine; dhé Ezékia lindi Manassine; dhé Manassiu lindi Amonin; dhé Amoni lindi Josine; dhé Josia lindi Jéhonine dhé vellézerit é tij me shpernguljén é Babylones. Dhé pas shpernguljés se Babylones, Jehonia lindi Salathiélin; dhé Salathiéli lindi Zorobabélin; dhé Zorobabéli lindi Abiudin; dhé Abiudi lindi Eliakémin; dhé Eliakémi lindi Azorin; dhé Azori lindi Sadokun; dhé Sadoku lindi Ahémin; dhé Ahémi lindi Eliudin; dhé Eliudi lindi Eliazarin; dhé Eliazari lindi Matthanin; dhé Matthani lindi Jakobin; dhé Jakobi lindi Joséfin, burrin e Marise, préj se ciles lindi Jésuj qe thuhét Krisht.

Gjithe brézat pra qe nga Abrahami gjér té Davidi jane kater-mbedhjéte bréza; dhé qe nga Davidi gjér te shpernguljа é Babylones jane katermbedhjéte bréza; dhé qe nga shpernguljа é Babylones gjér té Krishti jane katermbedhjéte bréza.

Dhé lindja é Jésu Krishtit ka qêne keshtu; passi u-vlua é-êm' é tij Maria mé Joséfin, para sé te bashkoheshin, u-gjént mé barre préj Shpirtit Shént. Dhé

Joséfi burr' i saj, dyké qêne i dréjte dhé dyké mos dashur t'a diffamoje, déshi t'a leshoje fshéhurazi. Po kur mendohéj ay ketô, ja Engjell' i Zotit i'u-duk ne ender, dyké thêne; Joséf, bir' i Davidit, mos u-frikesô te marrç Mariamen gruan tênde; sé te mbarsurit ték ajo eshte préj Shpirtit Shént : Dhé do te piélle bir, dhé do t' i'a quash émerin é tij Jésu; sé ay do t' shpetoje popullin é tij préj mekatévé te tyré. (Dhé gjith' kjo u-bê qe te mbushét é thêna préj Zotit mé anen é Profétit, qe thote; Ja Virgjerésha do t'mbarsét dhé do te linde bir, dhé do t' i'a quajne émerin é tij Emmanuél (é cila esht' é perkthyér, Pérendia bashke mé né.) Dhé si u-squa Joséfi préj gjumit, bêri siç i urdheroj Engjell' i Zotit dhé mori gruan é tij. Dhé nuk é njohu, gjér sa lindi Birin é saj te parelindurin dhé i'a quajti émerin é tij Jésu.

## SHERBÉS' É OREVÉ TE MEDHA.

Sherbés' é Orevé te Medha mbahét ne mengjés diten para Krishtlindjés; ne qofte sé é Krémtja bié te Diélen a te Hênen, ateheré kendohén te Prémtén ne mengjés.

### ORA É PARE.

Pas Békimit, *Lavdi ty, ô Perendî, Mbrét qiellor,* Trishent, *Meshirô, ô Zot* 12 hére. Lavdî dhé tanî, *Eni lé t' i falémi* dhé ketô Psalmé.

*Psalm* 5.

Vêr-i vésh fialet i mia, ô Zot; kupetô thirrjén t'imé. Vêr ré zêrin é lutjés s'imé, ô Mbréti im dhé Pérendia imé. Sé ty do t' te falem, ô Zot; ne mengjés do t'a

degjosh zêrin t' im. Ne mengjés do te rri perpara téjé dhé do t' me shikosh; sé nuke jé Pérendî qe dô paudherî; i kĕqi nuke do te rije prane téjé, as te paudhet do mos qendrojne perpara syvét é tu. Urréjté gjith' atà qe punojne paligjesî; do t' i humbaç gjith' atà qe flasin genjéshtren. Zotit i vjén ndot nga njériu gjakatar dhé genjéshtar. Po une do te hyj ne shtepî têndé nga shumic' é perdellimit tênt, do t'adhuroj té témpulli yt i shénteruar mé friken têndé. Zot, udhehéq-me ne drejterine têndé; per armiqt' e mi dréjtô udhen t' imé perpara téjé. Sé s'ka te vertéte ne goje te tyré; zemr' é tyré eshte fort é kéqé; gurmaz' i tyré eshte varr i hapet, mé gjuherat é tyré genjéjne; gjukô-i atà, ô Pérendî. Mos qellofshin ne keshillat é tyré; pas shumices se impiététit te tyré dbô-i jashte, sé ngritne kryé kunder téjé, ô Zot. Dhé u-gezofshin gjith' atà qe shpréjne me ty; lé te ngazellohén per jéte, sé ti i mbulon per qark. Dhé lé te mburrén me ty gjith' atà qe duan émerin tênt. Sé ti, ô Zot, do te békosh te dréjtin, do t'a réthosh mé pelqim posi mé mburonje.

## *Psalm* 44.

Zemra imé buron fiale te mire, une i thém mbrétit véprat é mia. Gjuha imé eshte pende shkronjesi qe shkruan shpéjt. Jé mê i hiéshme ne bukurî sé bijt' é njéresvé, u-dérth hir ne buzet é tua, perandaj te békoj Pérendia per gjithe jéten. Ngjish shpaten têndé mi kofshen, ô i Forte, mé bukurine têndé dhé mé hién têndé; dhé çapu perpara, mé udhen é mbare dhé

mbréterô per te vertéten, butesine dhé dréjtesine, dhé é djathta joté do t' te udhehéqe çuditerisht. Shigjétat é tua jane te mpréhta, ô i Forte, popuj do te bién nene ty, ne zemer t' armiqvé te mbrétit. Froni yt, ô Pérendî, eshte ne jéte te jétes; shkop dréjterié eshte shkop' i mbréterise s'até. Dashurové dréjtesî dhé urréjté shtremberî; perandaj te léu Pérendia, Pérendia joté, mé vaj ngazellimi permi shoket é tu. Smyrne dhé alloje dhé kasié bién ére robat é tua, nga pallatét é éléfantta, mé te cilat te gezuan bija mbrétersh me ndérin tênt. Qendroj mbréterésha se djathti téjé véshur ne ar Ofiri. Degjô, ô bije, dhé shih, dhé unj véshin tênt, dhé harrô popullin tênt dhé shtepin' é t' yt-éti. Dhé do t' desheroje mbréti bukurine têndé, sé ay eshte yt-Zot, falu perpara tij. Edhé é bij' é Tyres mé dhurata, dhé te pasurit é popullit do t' i lutén faqés s'até. E bij' é mbrétit perbrenda eshte têre lavdî; rob' é saj eshte é éndur mé ar. Do te sillét perpara mbrétit é véshur mé pétka te qendisura; virgjeréshat, shoqét é saj do te shpihén perpara téjé pas asaj. Do te shpihén mé gezim é mé ngazellim dhé do te hyjne té témpull' i mbrétit. Bijt' é tu do te zêne vendin é atervé tênt; do t'i vêsh urdherates mi gjithe dhéne. Do te kujtoj émerin tênt ne gjithe brézat. Perandaj popujte do t' te lavdurojne ne jéte, é ne jéte te jétes.

*Psalm* 45.

Pérendia eshte perikja dhé fuqia jone, ndihmes i forte ner hidherimét qe na gjétne. Perandaj nuk do

te kémi frike ne u-trubullofte dhéu dhé ne u-tunçin malét ne zemre te détévé; ndonesé gjemojne dhé perzihén ujerat é tyré, édhé tronditén malét préj lartesise se tij. Vijat é lumit gezojne qytétin é Pérendise, téndesimin é tij é shenteroj i Larti. Pérendia eshte ne més te tij dhé nuk do te tundét; do t' i ndihe Pérendia qe shpéjt ne mengjés. U-perzién kombé, u-tuntne mbréterira, dhâ zêrin é tij i Larti, u-trét dhéu. Zoti i ushterivé eshte mé né, keshtjélla jon' é larte eshte Pérendi' é Jakobit. Eni dhé shikoni véprat é Zotit, ç' fare prishje bêri ne dhét. Pushon lufterat gjér m' ane te dhéut; copeton ark, édhé thyén shtije, djek qéré ne zjarr. Pushoni é njihni sé une jam Pérendia; do te lartohém ner kombét, do te lartohém ne dhét. Zoti i ushterivé eshte mé né, keshtjélla jon' é larte eshte Pérendi' é Jakobit.

Lavdî dhé Tanî. *Alleluia* 3 hére; *Meshirô, ô Zot* 3 hére. Pastaj Lavdî : *Shkruhéj nje hére* (shih mê siper).

Tanî : HYJLINDESORÉ.

Si te te quajme, ô Hirploté? Qiéll, sé lindé diéllin é dréjtesise. Parajse, sé burbuqosé lulén é paprishjés. Virgjeréshe, sé mbété é pacinuar. Nêne te Qashter, sé paté per bir té peqiri yt i shénte Pérendin' é te gjithavé. Atî lutu-i te shpetohén shpirtét tona.

Té Vétezêshmé.

TINGELL THERTOR IV.

Béthléhém, prégatit-u; lé te stolisét grazhdi; shpélla lé te prése; érdhi é vertéta; hiéja shkoj; dhé Pérendia u-çfaq préj Virgjeréshes té njérezit, dyké marre formen tone dhé dyké é divinesuar. Perandaj Adami perseritét mé Even, dyké thirrur; U-fanès mi dhê miredashja per te shpetuar gjindjén tone.

TINGELL III.

Vark : *Pérendia do te vije préj Thamanit, dhé i shénti préj mali te dendur hiéplot.*

Tanî parethênja profétike nxitohét te mbushét qe thote myshtikerisht; Dhé ti, Béthléhém, dhéu i Judes, nuke jé mê i vogeli ne princerit, dyké préstolisur shpéllen; sé préj téjé do te dale per mua kryétar' i kombévé, i lindur préj vajzes Virgjeréshe, Krishti Pérendia, i cili do t' kullose popullin é tij, Israélin é ri. Lé t' i apim te gjithe madherî.

LAVDÎ É TANÎ. — T. T. IV.

Ketô i thote Joséfi Virgjeréshes; Marî, ç' eshte kio vépre, qe shikoj té ty? Çhuditém é shtangém dhé mendja me mahnitét. Fshéhurazi pra largohu préj méjé mé nxitim. Marî, ç' eshte kio vépre qe shikoj té ty?. ne vent te ndérit turp, ne vent te gazit hidherim; ne vent te levdates perqéshjén me sollé. Nuke duroj dot pra qertimin é njéresvé, sé préj prifterijvé te mora ne témpull si vajze Zoti; dhé ç' eshte kio qe shikoj?

## PROFÉTÎ.

### PAREVARK. — TING. IV.

Zoti me tha; Biri im jé ti, une sot te linda. Lyp-me dhé do t' ap kombé per trashegimin tênt.

Kendimi préj Profétise se Mikahut.

Keshtu foli Zoti; Dhé ti Béthléhém, shtepi' é Eufrathajt, nuke jé i vogel ne mijerat é Judes; sé préj téjé do t' me dale nje qe te jéte kryé i Israélit dhé daljét é tij jane qe me nisjé préj ditvé te jétes. Perandaj do t' i ape gjér ne kohe kur é mbarsura te linde dhé vellézerit é tij te tjére do te kthéhén mi bijt' é Israélit. Dhé do t' qendroje dhé do te shikoje dhé do te kullose grigjen é tij mé fuqin' é Zotit, dhé ne lavdî te émerit te Zotit Pérendise do t' qendrojne shigur; sé tanî do te madherohén gjér m' ane te dhéut.

## APOSTULL.

Préj Létres se Paulit ner Hébréjte.

Pérendia, si u foli qe-moti ne shume visé dhé ne shume menyra atervé mé anen é Profétevé, na foli dhé névé ketô ditet é funtmé mé anen é Birit, te cilin é vendosi trashegimtar se gjithash, mé anen é te cilit bêri dhé jétet. I cili, dyké qêne çkelqim' i lavdise dhé karaktér' i qêniés se tij, dhé dyké mbajtur te gjitha mé fialen é fuqise se tij, si qeroj mekatét tona préj vétés se tij, ndenji me te diathte te fronit te madherise, me te larte, édhé u-bê aqe mê i mire sé Engjejte, sa ka trasheguar émer mé te çquar sé ta. Sé kujt préj

Engjejvé i tha nonje hére; Im-bir jé ti, une sòt te kam lindur? Dhé perserî; Une do t' i jém si Ate, dhé ay do t' me jéte si Bir? Dhé perserî, kur t'a kllase te Parelindurin ne bote, thote; Dhé do t'a lusin gjith' Engjejt' é Pérendise. Dhé per Engjejte thote; Ay qe bên Engjejt' é tij frymera dhé méshetaret é tij flage ziarri. Po per te-Birin; Froni yt, ô Pérendî, ne jéte te jétes. Shkop dréjtesié eshte shkop' i mbréterise s' até. Dashurové drejtesî dhé urréjté shtremberî; perandaj te léu Pérendia, Pérendia joté, mé vaj ngazellimi permi shoket é tu. Edhé; Ti, ô Zot, ne kryé, thémélové dhéne, dhé qiéjte jane véprat é duarvé te tua; Ata do t' humbasin, po ti mbétésh; dhé te gjithe do te vjéterohén si robe; do t' i peshtjéllsh si véshjé dhé do te nderrohén; po ti jé gjith' ay, dhe vitét é tu do mos shtérén.

## UNGJILL (PAS MATTHÉUT).

Dhé lindja é Jésu Krishtit ka qêne keshtu (*Shih té é Diéla para Krishtlindjés).*

### Dhé mé nje hére :

Dréjtesô perchapét é mia pas fiales s' até dhé lé te mos me zoteroje ç'dô paligjesî. Shpetô-me préj çpifjés se njéresvé dhé do te ruaj porosit' é tua. Ndrit faqén têndé mi Sherbetorin tênt dhé mesô-me te dréjtat têndé. Lé te mbushét goja imé mé lavderimin tênt, ô Zot, qe te hymnoj laftin tênt gjithe diten dhé madheshtine têndé.

Pastaj Trishént, *Trini' é Têreshénte*, *Ati yne*, *Sé jotja eshte...* dhé shkurtorja *Virgjerésha sot* (Shih té é Diél' é Steratervé), *Meshirô, ô Zot*, 40 hére. Pastaj :

O Krisht Pérendî, qe adhurohésh dhè lavderohésh me ç'dô kohe é me ç'dô ore ne qiéll é mi dhè, zemer-gjére, meshireplot, zemerdhempshur, qe dô te dréjtet dhé perdellén mekataret, qe i fton te gjithe ne shpetim mé zotimin é te miravé per-te-ardhur; ti, ô Zot, prit dhé lutjét tona me ketê ore dhé dréjtesô jéten tone té porosit' é tua. Shénterô-na-i shpirtét; qashterô-na-i trupét, ndréq-na-i méntimét; qerô-na-i mendjét; dhé shpetô-na préj ç'dô hidherimi, ligesié dhé hélmi. Muresô-na mé Engjejt' é tu te shénte qe, dyké qêne te ruajtur dhé te udhehéqur préj shoqerise se tyré, t'arrijme té njesia é béses dhé té kuptimi i lavdise s' até se paaferuar; sé jé i békuar me jéte te jétevé. Amen.

*Meshirô, ô Zot*, 3 hére. Lavdî dhé Tanî. *Mê te ndérçimén.* Pastaj Prifti :

Pérendia na perdelléfte, dhé na békofte, ndritte faqén é tij mi névé, dhé na meshirofte.

URIM.

O Krisht, drit' é vertéte, qe ndriçon dhé shenteron ç'dô njérî qe vjén ne bote, u-shenofte mi névé drit' é faqés s' até, qe te shikojme ne 'tê driten é paaferuar-shmé; dhé dréjtesô perçâpet tona ne véperim te porosivé têndé; mé nermjétimét é Emes s' até se pacinuar dhé te gjithe Shentorevé. Amen.

## ORA É TRÉTE.

(Urdheri si ne Ore te Pare).

### *Psalm* 66.

Pérendia na meshirofte dhé na békofte, ndritte faqén é tij mi névé dhé na perdelléfte. Qe te njihét udha joté mi dhè, é shpetimi yt ne gjithe kombét. Lé te te lavderojne gjithe popujte, ô Pérendî, lé te te lavderojne gjithe popujte. Lé te gezohén é lé te ngazellohén kombét, sé do te gjukosh popujte mé dréjtesî, dhé do te udhehéqsh kombé mi dhè. Lé te te lavderojne popujte, ô Pérendî, lé te te lavderojne gjithe popujte; dhéu dhâ pémen é tij. Na békofte Pérendia, Pérendia jone; na békofte Pérendia, é lé t' i kéne friken gjith' anet é dhéut.

### *Psalm* 86.

Thémélét é tij jane ne malét é shénte; Zoti dô portat é Sionit, permi gjithe téndesimét é Jakobit. Lavderimé jane folur per ty, ô qytét i Pérendise. Do t' u kujtoj Rahaben dhé Babylonen atyrévé qe me njohin. Dhé shihni, ô Filistine, dhé Tyre bashke mé Ethiopine, ky lindi atjé. Dhé per Sionen do te thuhét; ky dhé ay lintne n' atê, dhé i Larti véte do t'a forcoje. Zoti do t' numuroje, me te shkruar popujte dhé kréret, qe ky lindi atjé. Kengetoret dhé fyélltaret do t' jéne atjé; gjithe burimét é mia jane té ty.

### *Psalm* 51.

Perdellyés, perdellè-me, ô Pérendî...

Lavdî dhé Tanî. *Alleluia*, 3 hére. *Meshirô, ô Zot*, 3 hére. Pastaj Lavdî, *Shkruhéj nje hére*, Tanî, kio Hyjlindesoré :

O Hyjlindesé, ti jé vréshta é vertéte qe mbivé pémen é jétes. Ty te lutémi, ô Zonje, nermjétô mé Apostujte dhé gjithe shéntoret qe te meshirohén shpirtét tona.

Te Vétezêshmé.

TINGELL T. II.

Ky eshte Pérendia jone, s' ka tjater véç ketij, qe lindi préj Virgjeréshes dhé qe kuvendoj mé njérezit. Ne grazhd te varfer Biri i vétemlindur i shtrire shikohét si njérî; dhé mé shperginj peshtillét Zot' i lavdise; dhé Maget ylli i lajmeron qe t' i falén; dhé né po kendojme; Trinî é Shénte, shpetô shpirtét tona.

TINGELL T. IV.

Vark. — *Zot, degjova zêrin tênt dhé u-tremba*; *Zot, kuptova véprat é tua dhé u-çudita.*

Me lindjén têndé, ô Zot, ushterite mendoré mahnitéshin dyké shikuar mé frike myshtérin; sé déléktové te miturohésh si foshnje, ti qe stolisé qiéllin mé yj; dhé ne grazhd shtazash jé shtrire ti qe permban ne grusht gjith' anet é dhéut; sé mé ketê ékonomî u-njoh zemerdhempsheria joté, ô Krisht,dhé perdellimi yt; lavdî me ty.

LAVDÎ DHÉ TANÎ. — TINGELL III.

Joséf, pa na thuaj si é shpié te mbarsur ne Béthléhém vajzen qe moré nga shénterorja? Une, thote, passi shtudiova Profétet dhé u-lajmerova préj Engjellit,

u-binda qe Maria do te linde nje Pérendî pa shpiéguar; Mage do te vijne préj Lindjes qe t' i falén dhé t'a ndérojne mé dhurata te çemuara. O Zot, qe u-misherové per nè, lavdî me ty.

## PROFETÎ.

### PAREVARK. — TINGELL IV.

Sé nje diale na lindi dhé na u-dhâ. Dhé qévérimi do te jéte mi supin é tij.

Kendimi préj Profétise se Jérémiut.

Ky eshte Pérendia jone, s' ka tjater véç ketij. Çpiku ç'dô udhe shkêncé dhé i'a dhâ te birit te tij Jakob dhé te dashurit te tij Israél; dhé pasandaj u-pâ mi dhè é kuvendoj mé njérezit. Kio eshte libra é porosivé te tij dhé kanuni qe eshte per jéte; gjith' ata qe é ruajne do te rrojne dhé ata qe do t'a névéritin do te vdésin. Kthéhu, ô Jakob, dhé mérr-é. Barit té shkelqimi mé driten é saj perpara. Mos i'a ép nje tiatri lavdine têndé dhé intérésat é tua nje kombi te huaj; te lumur jémi, ô Israél, sé na jane te njohura atô qe i pelqéjne Pérendise.

## APOSTULL.

Kendimi préj Létres se Paulit ner Galatianet.

Vellézer, para sé te vije bésa, ruheshim nene ligjen te mbyllur nga bésa qe ish per t' u-zbuluar. Ligja pra ka qêne shkollmjéshteri yne per Krishtin, qe te dréjtesohémi mé bésen. Po, passi érdhi bésa, nuke jémi

mê nene shkollmjéshter. Sé te gjithe jéni bij Pérendié mé anen é béses me Jésu Krishtin. Sé sa u-pagezuat me Krishtin, mé Krishtin u-véshte. S' ka Judè, as Grék; s' ka rob, as te lire; s'ka mashkull dhé fémer; sé te gjithe ju jéni nje me Jésu Krishtin. Dhé ne jéni te Krishtit, jéni pra dhé far' é Abrahamit dhé trashegimtare pas zotimit.

## UNGJILL (PAS LUKAJT).

M' atô dite dolli nje dékrét préj Qésar Augustit per te shkruar gjithe boten. (Kio é shkruar u-bê é para kur ish Kyréni guvernor i Syrise.) Dhé shkonin te gjithe te shkruheshin, cilidô ne qytét te tij. U-ngjit dhé Joséfi préj Galilése, préj qytétit Nazarét, ne Judè, té qytét' i Davidit, i cili quhét Béthléhém (nga qe ish préj shtepise dhé faréfisit te Davidit), qe te shkruhéj mé Mariamen gruan é tij te vluar, é cila qè mé barre. Dhé ngjau, kur ndodheshin atjé, t' i mbushén ditet per te lindur. Dhé lindi Birin é saj te parelindur dhé é peshtolli mé shperginj dhé é vuri ne grazhd, sé nuke kish vent per tâ ne hoshtél. Dhé ishin ca barinj n'atê vent, rêne nder arat, dyké ruajtur naten kopén' é tyré. Dhé ja Engjell' i Zotit érdhi mi atà dhé lavdî Zoti ndriti réth syrésh; dhé u-trempne trembjé te madhé. Dhé u tha Engjelli; mos kini frike; sé ja ku ju ungjillezoj nje gas te math, i cili do te jéte me gjithe popullin; Sé sot ju lindi nje Shpetimtar, i cili eshte Zoti Krisht, ne qytét te Davidit. Dhé kio lé te jéte shenje per ju;

Do te gjéni nje foshnje te shpargeruar dérgjur ne grazhd. Dhé béfas u-bê bashke mé Engjellin shumice ushterié qiéllоré, qe lavderonin Pérendine é théshnin : *Lavdî Pérendise me te lartat, dhé mi dhène paqe dhé ne njérezit mirdashjé.* Dhé, passi shkuan préj syrésh Engjejte ne qiéll, barinjte thane mé njer-jatrin : Lé te shkojme gjér ne Béthléhém dhé lé te shikojme per ketê pune qe eshte bêre, te cilen na é déftén Zoti. Dhé érdhe mé nxitim dhé gjétne Mariamen dhé Joséfin dhé foshnjén dérgjur ne grazhd. Dhé kur pane deftyén per fialen qe u-fol atyrévé per ketê diale. Dhé gjithe sa degjuan u-çuditne per atô qe u fole barinjte. Dhé Mariama i ruanté gjithe ketô fiale, dyké ménduar ne zemre te saj. Dhé u-kthyén barinjte, dyké lavderuar é dyké ndéruar Pérendine per gjithe sa degjuan é pane, sikunder u-fol atyrévé.

Dhé mé nje hére.

Pérendia Zoti esht' i békuar, i békuar eshte Zoti dite per dite; na é shpênte mbare Pérendia shpetimin tone, Pérendia jone, Pérendi' é shpetimit. *(Te tjérat si n'ore te Pare; pastaj :)*

URIM.

Zot Pérendî, At' i Têrefuqishim, Zot Bir i Vétemlindur, Jésu Krisht édhé Shpirti Shént, nje Hynî, nje Fuqî, meshirô-me mua mekatarin, dhé shpetô-me préj gjykimévé qe di mua sherbetorin tênt te pavyér; sé jé i békuar ne jéte te jéteve. Amen.

Dhé mé nje hére nis :

ORA É GJASHTTE.

*Psalm 71.*

O Pérendî, ép-i mbrétit gjukimét é tua, dhé dréjtesine têndé te birit te mbrétit. Do te gjukoje popullin tênt ne dréjtesî dhé te varferit é tù mé gjyq. Malét do t' i siéllin paqe mbrétit édhé kodrat dréjtesî. Do te gjukoje te varferit é popullit, dhé do te shpetoje te bijt' é névojarevé, dhé do te dermoje shtypesin. Do t' te kéne friken sa te jéte diélli, édhé perpara hênes bréza pas brézash. Do te zbrése posi shi mi luath te korrur dhé posi pikat é shiut qe vaditin dhène. Do te lulezoje ne ditet é tij i dréjti dhé shumice paqé gjér sa te mos kéte mê hêne. Dhé do te zoteroje préj déti ne dét dhé préj lumenjsh gjér m' anet é dhéut. Do te bién perpara tij Ethiopet dhé armiqt' é tij do te lepijne pluhurin. Mbréterit é Tarshishit dhé te nisivé do te siéllin dhurata; mbréterit é Arabeve dhé te Sébase do te bién kanisqé. Dhé do t'a adhurojne gjithe mbréterit é dhéut, gjithe kombét do t' i sherbéjne. Sé do te çliroje te varferin kur kelthét, dhé névojarin qe s' ka ndihmes. Do te kurséje te varferin dhé névojarin dhé do te shpetoje shpirtét é névojarevé. Do te çperbléje shpirtét é tyré nga rréjtja dhé nga pahiri, dhé gjaku i tyré do te jéte i çemuar ne sy te tij. Dhé do te rroje dhé do t' i épét préj arit t' Arabise dhé do t' i falén kurdohére; gjithe diten do t'a békojne. Do te jéte plotesî gruri ne dhè mi majat é malévé; pém' é

tij do te lartesohét permi Libanin dhé nga qytéti do te lulezojne posi bari i dhéut. Emeri i tij do te jéte i békuar me jétet, émeri i tij do te mbétét sa te jéte diélli. Dhé njérezit do te békojne té ay, gjithe kombét do t'a lumerojne. Qofte i békuar Zoti Pérendî' é Israélit, i vétemi qe bên çudira. Dhé i békuar qofte émer' i tij i lavderuar ne jéte te jétes; dhé u-mbushte dhéu préj lavdise se tij. Amen, amen.

*Psalm* 131.

Kujtô, ô Zot, Davidin dhé gjithe hidherimét é tij. Si i'u-bétua Zotit, dhé i dhâ bésen Pérendise se Jakobit. Vertèt do mos hyj ne téndesim te shtepise s'imé, do mos hipej ne shtrat te shtréses s' imé. Do mos u ap gjume syvé te mi, as drémitjé qépallavé te mia, as prêhjé kréjt t' im, gjér sa te gjéj vent per Zotin, téndesim per Pérendin' é Jakobit. Ja ku degjuam per 'tê ne Eufratha; é gjétme ne fushat é pyllit. Lé te hyjme ne téndesimét é tij, lé te falémi té vendi ku qendruan kêmbet é tij. Ngréhu, ô Zot, ne prêhjén têndé, ti dhé arka é fuqise s'até. Prifterit é tù lé te vishén mé dréjtesî, dhé oshenaret é tù lé te ngazellohén. Per Davidin sherbetorin tênt, mos kthè me nj'ane faqén é te lyérit tênt. U-bétua Zoti i Davidit mé te vertéte, do mos kthéhét prape. Préj pémes se barkut tênt do te vê mi fronin tênt. Ne é ruajtshin bijt' é tù téstaméntin t'im dhé deshmimét qe do t'u mesoj, édhé bijt' é tyré do te rrine mi fronin tênt gjithe jéten. Sé Zoti

zgjodhi Sionen, é desheroj per banoré te tij. Ketu eshte prêhja imé ne jéte te jétes, ketu do te banoj, sé é desherova. Do te békoj ploterisht bulmétin é saj, te varferit é saj do t'i nginj mé buke. Prifterit é saj do t' i vésh mé shpetim dhé oshenaret é saj do te ngazellohén mé ngazellim. Atjè do t' i lint Davidit bri, prégatita kandil per te lyérin t'im. Armiqt' é tij do t' i vésh mé turperî, dhé mi atê do te lulezoje kuror' é tij.

*Psalm* 91.

Kush rri nene mbulésen é te Lartit,... (*Shih f.* 161, *Libr' é Méshes*).

Lavdî, é Tanî. *Alleluia*, 3 hére. *Meshirô, ô Zot*, 3 hére. Pastaj. Lavdî, *Shkruhéj nje hére*. Tanî, kio Hyjlindesoré :

Mé qe nuk kuxojme nga mekatét tona te shuma, ti lutu-i atî qe lindi préj téjé, ô Hyjlindesé Virgjeréshe; sé ka fuqî te madhé lutja é Nênes per pékulin é Zotit. Mos i çperhith suplikatat é mekatarevé, ô é Ndéruar, sé eshte meshireplot dhé munt te shpetoje ay qe dénjoj dhé te pesoje per névé.

Te Vétezêshmé.

TINGELL I.

Eni, ô bésnike, te lartesohémi divinerisht é te shikojme dénjimin é pérendishme per névé lartazi ne Béthléhém shéshit; dhé si te qerojme mendjén, t' i 'blatojme mé jéten virtyté ne vent myrré, dyké gatitur bésnikerisht hyrjén é se krémtés se Lindjés, mi thé-

sarimét shpirtoré, dyké thirrur; Lavdî Pérendise Tri-nisoré me te lartat, mé anen é te cilit u-çfaq ne njérezit mirdashja per te çperblére Adamin préj mallkimit kryébrézor, si njéridashes.

TINGELL IV.

Vark . — *Zot, degjova zêrin tênt dhé u-tremba; Zot, kuptova véprat é tua dhé u-çudita.*

Degjô, ô qiéll, dhé vêr véshin, ô dhè; lé te tronditén thémélite, dhé lé t'a marre tmérri férrin; sé Pérendia dhé Ndertonjesi hyri ne kriatyre mishi, dhé ay qe ndertoj kriésen mé dore te fuqishmé, shikohét ne kraheror te nje gruajé; O théllesî pasurié, urtesié dhé dijé Pérendié! sa te pashpiéguara jane gjukimét é tij dhé sa te pagjurmuara udhet é tij.

LAVDÎ É TANÎ. — T. T. I.

Eni, ô popuj Krisht-prures, é te shikojme nje çudî qe habit dhé tremp ç'dô mendjé; dhé dyké u-falur piosherisht lé te perhymnojme mé bése; Sot vjén per te lindur Zotin ne Béthléhém Vajza mé barre, dhé vallé Engjejsh réndin perpara. Dhé ketô dyké shikuar Joséf Vlésori therristé; ç' eshte ky myshtér té ty, ô Virgjeréshe? dhé si ké per te léhonuar ti Mishqéra é pa-mbréjtur?

PROFÉTÎ.

PAREVARK. — TINGELL T. IV.

Préj gjirit te linda para Dritesjéllesit. I tha Zoti t' Imzot: Ri se djathti méjé.

Kendimi préj Profétise se Isaiut.

I foli perserî Zoti Ahazit, dyké thêne. Lyp per vétén têndé shenje préj Zotit Pérendise s'até, ne thellesî, a ne lartesî. Dhé tha Ahazi; Nuke do te lyp as qe do te ngas Zotin. Dhé tha (Isaia). Degjoni pra ju, ô shtepi' é Davidit; eshte gjê é vogel per ju te mundoni njérezit dhé doni te mundoni dhé Pérendine t'imé. Perandaj Zoti véte do t' ju ape nje shenje. Ja Virgjerésha do te mbétét mé barre dhé do te linde nje bir, dhé do t'a quajne émerin é tij Emmanuél. Gjalpe dhé mialte do te haje, qe te dije te réfusoje te kéqén dhé te zgjédhe te miren. Sé para sé te dije diali te réfusoje te kéqén dhé te zgjédhe te miren, vendi qe urrén ti do te névéritét préj te dy mbrétervé te tij. Dhé foli perserî Zoti é me tha; Mérr per vété nje roll te ri te zi, dhé shkruaj ne 'tê mé pende njériu qe te bêsh répterisht ndarjé plaçkash. Dhé mora pas méjé deshmore bésnike per te rékorduar, priftin Uriah dhé Zaharine te birin é Jébéréhiut. Dhé vajta té Profétésha dhé mbéti mé barre dhé lindi nje bir. Ahéré me tha Zoti; Quaj'a émerin, plaçkô shpéjt, ndaj répterisht; sé para sé te dije diali te therrése âte dhé nêne, pasurit' é Damaskut dhé plaçkat é Samarise do te shpirén perpara mbrétit te Assyrise. Pérendia eshte mé né. Dijéni, ô kombé, dhé munduni. Vêni vésh gjér m' ane te dhéut; ô te forte do te dermohéni; sé, dhé ne u-forcofshi, prape do te mundéni; dhé ç' dô keshille qe te mérrni do t'a perndaje Zoti; dhé fialen qe do te lithni, do mos qendroje ner ju; sé Pérendia eshte mé né.

## APOSTULL.

Kendimi préj Létres se Paulit ner Hébréjte.

Ne kryé ti, ô Zot, thémélové dhène dhé qiéjte jane vépra te duarvé têndé; atà do te humbasin, po ti mbétésh; dhé te gjitha do te vjéterohén posi robe dhé si véshjé do t' i peshtjéllsh dhé do te ndrrohén; po ti jé gjith' ay dhé vitét é tû do mos shtérén. Dhé kujt préj Engjejvé i ka thêne nonje hére; Ri se djathti méjé, gjér sa te vê armiqt' é tu nene kêmbet é kêmbevé têndé. Nuke jane te gjithe shpirté méshetaré qe dergohén per sherbim t' atyrévé qe kane per te trasheguar shpetimin? Perandaj duhét t' i vême ré mê téper atô qe degjuam, qe te mos biém jashte. Sé, ne qè é shigurte fiala é folur préj Engjejsh dhé ç'dô çbaritjé dhé mosbindjé mori nje çperblim te dréjte, si do te shkapojme né, qe néglothme nje shpetim aqe te math? i cili nisi dyké u-folur préj Zotit, dhé na u-vertétua préj atyrévé qe degjuan.

## UNGJILL (PAS MATTHÉUT).

Kur lindi Jésuj ne Béthléhém te Judése, ne ditet é mbrétit Hérod, ja Maget érdhe préj lindjés ne Jérusalém, dyké thêne; Ku eshte i linduri mbrét i Judéjvé? sé pame yllin é tij ne Lindjé dhé érthme t' i falémi. Dhé kur degjoj mbréti Hérod u-trubullua, dhé têre Jérusalémi mé 'tê. Dhé, passi mblodhi gjithe Kryépriftijte dhé Shkronjesit é popullit, i pyéstć ku lindét

Krishti. Dhé ata i thane; Ne Béthléhém te Judése; sé keshtu eshte shkruar préj Profétit; « Dhé ti, Béthléhém, dhèu i Judes, nuke jé mê i vogeli neper princerit é Judes; sé préj téjé do te dale nje kryétar, i cili do te ruaje popullin t' im Israél. » Ahéré Hérodi, passi thirri fshéhtazi Maget, mesoj préj syrésh kohen éxakté qe u-duk ylli. Dhé i dergoj ne Béthléhém dyké u-thêne; Eceni, dhé nxonitni mé kujdés per dialin; dhé kur t'a gjéni, lajmerô-me-ni, qe te vij dhé une t' i falém. Dhé ata si degjuan mbrétin, shkuan; dhé ja ylli, qe pane ne Lindjé, shkonté perpara syrésh, gjér sa érdhi é qendroj munt siper, ku ish diali. Dhé kur pane yllin u-gezuan gas te math fort. Dhé si hyjtin ne shtepî, gjétne Dialin mé Marine êmen é tij; dhé rane é i u-fale dhé si hapne thésarét é tyre i 'blatuan dhurata, ar é livan é smyrne. Dhé te lajmeruar ne enderr te mos kthéhén te Hérodi, shkuan nga tiater udhe ne vent te tyré.

Dhé mé nje hére

Shpéjt lé te na vijne meshirat é tua, ô Zot, sé u-varferuam téper fort, ndih-na, ô Pérendi, Shpetimtari yne, per lavdî te émerit tênt. O Zot, shpetô-na dhé hiresô mekatét tona per émerin tênt.

Te tjérat si mê siper dhé ky

URIM.

Pérendî dhé Zot i ushterivé dhé Krijétar i gjithe kriéses, qe dergové Birin tênt te vétemlindur, Zotin

tone Jésu Krisht per shpetim te gjindjés s'one nga zemerdhempsheria joté é patréguar, qe çoré mé anen é Kryqit te tij te çemuar kundratin é mekatévé tona, dhé mé 'tê triumfové permi forcat dhé ushterit é érresires; ti, ô Zot njéridashes, prit dhé ketô suplikata te férvulla dhé perhirimtaré préj nésh mekatarevé dhé shpetô-na préj ç'dô faji pérnikosh dhé te érret dhé préj gjithe armiqvé te dukur é te padukur qe kerkojne te na bêjne te lige. Mberthè mé frike trupét tona dhé mos i prir zemrat tona ne fiale é ne méntime ligesié, po mbush-na shpirtét mé mallin tênt, qe, dyké patur syrin gjithenje té ty dhé te udhehéqur ne drite préj téjé, ty driten é paaferuar dhé t' améshuar dyké shikuar, te dergojme pa pushim lavderim dhé perhirim, Atit te panisjéshim, bashke mé Birin tênt te vétemlindur dhé Shpirtin tênt têreshént, te mire é jétedhênes, tanî é perhére é ne jéte te jétevé. Amen.

## ORA É NENTTE.

(Urdheri si ne Oren é Pare.)

### *Psalm* 109.

I tha Zoti t' Imzot; Ri se diathti méjé, gjér sa te vê armiqt' é tû nene kêmbet é kêmbevé têndé. Shkop fuqié do t' te dergoje Zoti préj Siones, dhé zoterô ne més t' armiqvé te tû. Populli do t' jéte gatî ne dite te fuqise s' até, ne shkelqimét é Shentorevé tênt. Préj gjirit te linda para Dritesjéllesit. Bêri bè Zoti dhé nuke do péndohét. Ti jé Prift per jéte, pas urdherit Mélki-

shédék. Zoti se diathti téjé do t' dermoje mbréter ne dite te zemerimit te tij. Do t' gjukoje ner kombét, do te mbushe dhène mé kufoma, do te thyéje krére me shume vendé. Préj perrojt mb' udhe do te pije uje; perandaj do te ngrére kryét lart.

*Psalm* 110.

Do t' te lavderoj, ô Zot, mé gjithe zemren t' imé, ne keshille se dréjtesh dhé ne kungrégate. Te medha jane véprat é Zotit, te kerkuara préj gjith' atyrévé qe u pelqéjne. Lavderim dhé madheshtî eshte vépr' é tij, dhé dréjtesi' é tij mbétét ne jéte te jétes. Kujtoj punet é tia te mahniçimé; Zoti eshte i dhempshur dhé meshireplot, u dha ushqim atyrévé qe i kane frike. Do t'a kujtoje per jéte téstaméntin é tij; i lajmeroj popullit te tij fuqin' é vépravé te tija, qe t' u ape trashegim kombésh. Véprat é duarvé te tij jane dréjtesî é gjyq. Gjithe porosit' é tij jane te vertéta, te forcuara ne jéte te jétes, te bêra mé vertétesî dhé dréjtesî. I dergoj çperblim popullit te tij; urdheroj téstamentin é tij per gjithe jéten. I shénte dhé i frikshim eshte émer' i tij; frik' é Zotit eshte nisja é urtesise. Te mençim jane gjith' ata qe é bêjne; lavderim' i tij mbétét ne jéte te jétes.

*Psalm* 85.

Unj véshin tênt, ô Zot, dhé degjô-me, sé jam i varfer dhé névojar. Ruaj-é shpirtin t'im sé jam oshenar; shpetô, ô Pérendia imé, sherbetorin tênt qe ka shprése

me ty. Meshirô-me, ô Zot, sé ty do te therrés gjithe diten, gezô shpirtin é sherbetorit tênt, se té ty ngrita shpirtin t'im. Sé ti, ô Zot, jé i mire é i dhempshur é meshireplot per gjith' ata qe te pertherrésin. Vêr-vésh, ô Zot, lutjén t'imé, dhé vêr ré zêrin é suplikates s'imé. Ne diten é hidherimit t'im kam per te thirrur té ty, sé me kè per te degjuar. S'ka si ty ne més te pérendivé, ô Zot, as vépra si véprat é tua. Gjithe kombét qe ké bêre do te vijne dhé do te falén perpara téjé, ô Zot, dhé do te lavderojne émerin tênt. Sé i math jé ti, ti jé Pérendi' é vétem qe bên çudira. Mesô-me, ô Zot, udhen têndé dhé do te barés té é vertéta joté; ngjit zemren t'imé ne frike t' émerit tênt. Do t' te levdoj, ô Zot Pérendia imé, mé gjithe zemren t'imé, dhé do t' lavderoj émerin tênt per jéte. Sé meshira joté eshte é madhé per mua, shpetové shpirtin t'im préj férrit mê te posht-me. O Pérendî, kryélartet u-ngritne kunder méjé dhé mblédhjét é te rréptevé kerkuan shpirtin t'im, dhé nuke te péshuan perpara vétés se tyré. Po ti, ô Zot Pérendia imé, jé i dhempshur, é meshireplot, zemer-gjére é perdellim-math é i vertéte. Shtjér syte mi mua édhé meshirô-me; ép-i force dialit tênt, dhé shpetô te birin é sherbetorés s' até. Trégô-me nje shenje per te mire, é lé te me shohin ata qe me urréjne é lé te tur-perohén; sé ti, ô Zot, me ndihé dhé me ngushellové.

Lavdî é Tanî. *Alleluia*, 3 hére. *Meshirô, ô Zot*, 3 hére. Pastaj; Lavdî : *Shkruhéj nje hére*. Tanî : kio Hyjlindesoré :

Ti qe lindé préj Virgjeréshes dhé durové kryq, ô i

Mire, qe plaçkové vdékjén dhé trégové Ngjalljé si Pérendî, mos i çperhith ata qe gatové mé doren têndé, rrefè njéridashjén têndé, ô meshireplot; prit nênen têndé Hyjlindesé qe nermjéton per névé dhé shpetô, ô Shpetimtari yne, popull te deshperyér.

Te Vétezêshmé.

TINGELL I RÊNDE.

Hérodi çuditéj, dyké shikuar piététin é Magevé; dhé i mundur préj zemerimit pyésté mé kujdés per kohen é yllit. Nêna humpne diémat, dhé foshnjerat é vogela korreshin mé zemergurresî; sisera thaheshin, dhé poré qumushti permblidheshin. Tmérr i math! Perandaj, ô bésnike, te mblédhur bashke mé piétét, lé te lusim lindjén é Krishtit.

TINGELL II.

Vark : *Pérendia do te vije préj Thamanit, dhé i shenti préj mali te dendur hiéplot.*

Kur Joséfi, ô Virgjeréshe, plagoséj préj hélmi me te shkuar ne Béthléhém, i therrisjé; Persé hélmohésh dhé turbullohésh dyké me shikuar mé barre, dhé nuke dô te kuptosh as faré myshtérin é frikshim qe ngjan té mua? Hith pra me nj'ane ç'dô frike, dyké marre vésh çudine; sé Pérendia zbriti mi dhè nga meshira té gjiri im tanî dhé mori trup; te cilin do t'a shikosh kur te linde, siç i pelqén, dhé plot mé gas do t'a adhurosh si Krijétarin tênt; te cilin Engjejte é hymnojne

pa pushim dhé é lavderojne bashke mé Atin é mé Shpirtin Shént.

LAVDÎ É TANÎ. — TINGELL T. II.

Sot lindét préj Virgjeréshé ay qe mban têre kriésen ne grusht *(3 hére)*. Mé récke, porsi njérî, shpargerohét i paprékuri ne subshtance. Dérgjét ne grazhd Pérendia qe shiguroj qiéjte ne kryé qemoti. Mé qumesht préj sisesh ushqéhét ay qe i shiveroj popullit manna ne shkrétetire. Mage fton Dhênterri i Kishes. Dhurata préj syrésh prét i Bir' i Virgjeréshes. I falémi lindjés s'até, ô Krisht *(3 hére)*. Rrefê-na dhé Epifanine têndé te hyjeshmé.

PROFÉTÎ.

PAREVARK. — TINGELL IV.

Nêne Sion, do te thote njériu, sé nje njérî lindi ne 'té. Thémélit' é tij jane ne malét é shénte.

Kendimi préj Profétise se Isaïut.

Nje diale na lindi, nje bir na u-dhâ; dhé qévérimi do te jéte mi supin é tij; dhé émer' i tij do te quhét « Engjell i keshilles se madhé, i çudiçim, Keshilltar, Pérendî é fuqishmé, Kryétar, Princ i Paqes, At' i jétes s' aviteshmé ». Sé do te siéll paqe mi kréret, paqe dhé shendét per 'tê. I math eshte qévérim' i tij, dhé paq' é tij s' ka kufî, mi fronin é Davidit dhé mi mbréterin' é tij, qe t'a ndréqe é t'a shtabilite mé gjuq é mé dréjtesî, qe tanî é gjér ne jéte. Zélli i Zotit Sabaoth do t'a bêje ketê.

## APOSTULL.

**Kendimi préj Létres se Paulit ner Hébréjte.**

Vellézer, ay qe shenteron... *(Shih f.* 175, *Libr' é Méshes)*.

## UNGJILL (PAS MATTHÉUT).

Passi shkuan Maget, ja Engjell Zoti i dukét ne enderr Joséfit, dyké thêne; Ngréhu dhé mérr dialin dhé nênen é tij dhé ike n' Egypte; dhé ri atjé, gjér sa te te thém; sé Hérodi ka per te kerkuar dialin qe t'a humbase. Dhé ay u-ngrit, mori dialin dhé nênen é tij naten dhé shkoj n' Egypte; dhé ish atjé gjér sa vdiq Hérodi; qe te mbushét é folura préj Zotit mé anen é Profétit qe thote; Préj Egyptes thirra t'im-bir. Ahéré Hérodi, kur pâ sé u-perqésh préj Magevé, u-zemerua fort; dhé dergoj é thérri gjithe çiliminjte ne Béthléhém dhé ne gjithe kufirét é saj qe me dy vjétsh é poshte, pas kohes qe mesoj mé kujdés nga Maget. Atehéré u-mbush é folura préj Jérémiut Profétit, qe thote; Nje zê u-degjua ne Rama, vajtim, dhé qarjé dhé laméntim i math; Rachéla qe qan per diémat é saj; dhé nuke désh te ngushellohéj, sé nuke jane mê. Po kur vdiq Hérodi, ja Engjell Zoti i dukét ne enderr Joséfit n' Egypte dyke thêne; Ngréhu dhé mérr dialin dhé nênen é tij dhé éce ne dhè t' Israélit; sé kane vdékur ata qe kerkojin shpirtin é dialit. Dhé ay u-ngrit, mori dialin dhé nênen é tij dhé érdhi ne dhè t' Israélit. Dhé kur degjoj sé Archélau mbréteron mi

Judéne ne vent te Hérodit t' étt, pati frike te shkoje atjé; po, i lajmeruar ne enderr, shkoj ne visét é Galilése. Dhé érdhi é banoj ne nje qytét qe quhéj Nazarét; qe te mbushét é folura mé anen é Profétevé, qe do te quhét Nazaréas.

Dhé mé nje hére :

Mos na perèp ne vdékjé per émerin tênt te shénte, dhé mos é prish téstamentin tênt dhé mos é largô meshiren têndé préj nésh, per Abrahamin te dashurin tênt dhé per Isaakun sherbetorin tênt dhé per Israélin tênt te shénte.

Dhé te tjérat si ne Oren é Pare. Pastaj ky

URIM.

O Zoti yne Jésu Krisht, Pérendia jone, qe bên zemren é gjére per fajét tona dhé na sollé gjér me ketê ore, ne te cilen, i varrur mi Drurin jéteprures, i shtrové udhen per ne Parrasje Kusarit mirenjohes, dhé qe humbé vdékjén mé vdékjé, hiresô-na né sherbetoret é tû mekatare dhé te pavyér; se mekatuam dhé bême pa-udhesira dhé nuke jémi te vyér te ngréme syte tane dhé te shikojme ne lartesî te Qiéllit; sé é névéritme udhen é dréjtesise dhé baritme pas deshiravé te zemravé tona. Po i lutémi miresise s'até se patréguar; kursè-na, ô Zot, pas shumices se meshires s'até dhé sheptô-na per émerin tênt te shénte, se u-vénitne ditet tona ne kotesî. Rembè-na préj dores se kundreshtarit dhé fal-na-i mekatét dhé vdékurô-é réptesine tone fléshore; qe, dyké hédhur téj

njérin' é vjéter, te vishémi mé te rine, dhé te rrojme té ty, Zoti dhé kujdéstari yne; dhé keshtu, dyké vajtur pas porosivé te tua, t' arrijme té prêhja é améshuar, ku eshte ndêñjia é gjithe te defryérvé. Sé ti jé defrimi dhé ngazellimi i vertéte i atyré qe te duan, ô Krisht Pérendia jone, dhé ty te dergojme lavdî, bashke mé Atin tênt pa-nisjé, dhé Shpirtin tênt Têreshént, te mire é jétedhênes, tanî é perhére é ne jéte te jétevé. Amen.

**Mé nje hére pas Perleshimit (véç ne qofte sé é krémtja é Krishtlindjés bié te Diélen a te Hênen) nis**

## MBRÊMESORJA É MADHÉ.

(Mésh' é Shen-Basilit).

Pas békimit te Priftit dhé Psalmit Nistor, me *O Zot, thirra me ty* kendohén ketô te Vétezêshmé; dy te parat persedytén

TINGELL II.

Eni te ngazellohémi me Zotin dyké tréguar ketê myshtér. Mur' i gardhit râ, shpata é flakte iku, dhé Chérubimét siéllin drurin é jétes; dhé une piésetoj ne defrim te Parrajses, préj se ciles u-dbova mê pare nga mos-bindja. Sé kora é pandryshuar é Atit, karaktér' i améshimit te tij, mérr fytyre robi, i lindur préj nêné te pamarrtuar, pa pesuar ndryshim; sé mbéti ç'ish, dyké qêne Pérendî é vertéte; dhé mori atê qe s' ish, dyké u-bêre njérî nga njéridashja. Atì lé t' i therrésim; O Pérendî, qe lindé préj Virgjeréshé, meshirô-na.

Kur lindi Jésu Krishti préj Virgjeréshes se shénte,

gjithesia u-ndriçua. Sé atjé ku Barijte ruanin ner arat, dhé Maget faleshin, dhé Engjejte perhymnojin, Hérodi trubullohéj; sé Pérendia u-fanès mé trup, Shpetimtari i shpirtévé tona.

Mbréteria joté, ô Krisht Pérendî, eshte mbréteri' é gjithe jétevé, dhé zoterimi yt eshte brés pas brézi. Ti qe u-misherové préj Shpirtit Shént dhé u-bêré njérì préj gjithmonvirgjeres Marî na shkelqévé drite, ô Krisht Pérendî, mé ardhjén têndé; drite préj drité, ô shkelqim' i Atit, buzeqéshé têre kriésen. Ç' dô fryme te lavderon, ty karaktérin é lavdise s' Atit. O Pérendî qe jé dhé ishé mê pare dhé ndrité préj Virgjeréshes, meshirô-na.

Ç' te te 'blatojme, ô Krisht, qe u-duké mi dhê si njérî per né? Sé ciladô nga kriésat é bêra préj téjé te siéll perhirim; Engjejte hymnin, qiéjte yllin, Maget dhuratat, barijte çudine, dhèu shpéllen, shkrétetira grazhdin, dhé né nênen Virgjeréshe. O Pérendî qe jé para jétesh, meshirô-na.

LAVDI É TANI. — TINGELL II.

Kur mbréteroj Augusti mi dhè, polyarqia é njéresvé pushoj; dhé kur u-bêré ti njérî préj se Kulluares, polythéism' i idhullavé u-abolit, qytétét u-shtruan nene nje mbréterî te boteshme; dhé ne nje Zot Pérendî bésuan gjithe kombét. U-shkruan popujte mé dékrét te Qésarit; u-shkruam dhé né bésniket me émerin é Hynise s'até, Pérendise s' one qe u-bê njérî. Meshira joté esht' é madhé; lavdî me ty.

Hyrjé mé Ungjillin, *Drite gazmoré*. Dhé mé nje hére :

## KENDIM I.

### Kendimi préj Géneses.

Ne kryé Pérendia krioj qiéllin é dhène. E dhèu ish pa forme dhé i zbrazet, dhé érresire ish permi avushen, dhé Shpirt' i Pérendise silléj permi ujerat. Dhé tha Pérendia; Lé te bêhét drite; dhé u-bê drite. Dhé pâ Pérendia driten qe ish é mire; dhé ndau Pérendia driten nga érresira. Dhé é quajti Pérendia driten Dite, dhé érresiren é quajti Nate. Dhé mbrêma dhé mengjézi qéne dit' é pare. Dhé tha Pérendia; Lé te bêhét kulm ne més te ujerave; dhé lé t' i ndaje ujerat préj ujeravé; dhé u-bê ashtu. Dhé bêri Pérendia kulmin; dhé ndau Pérendia ujerat permi kulmin nga atô nene kulmin. Dhé é quajti Pérendia kulmin Qiéll; dhé pâ Pérendia qe ish é mire. Dhé mbrêma dhé mengjézi qène dit' é dyte. Dhé tha Pérendia. Lé te mblidhén me nje vent ujerat nene qiéll dhé lé te dukét stéréja; dhé u-bê ashtu. Dhé é quajti Pérendia stérène Dhè, é mblédhjét é ujeravé i quajti Dété; dhé pâ Pérendia qe ish é mire. Dhé tha Pérendia; Lé te mbije dhèu bar, qe siéll fare, dhé dru pémé qe bên péme, qe é ka faren brenda pas gjindjés, mi dhè; E u-bê ashtu. Dhé nxori dhèu bar, qe siéll fare, dhé dru pémé qe bên péme, qe é ka faren brenda pas gjindjés, mi dhè; E pâ Pérendia qe ish mire. Dhé mbrêma é mengjézi qéne dit' e tréte.

Pasandaj kendohét préj Vallés se djathte ky Tropar :

TINGELL T. IV.

Njérî s' te pâ qe lindé nene shpéllen, po qiélli te leçiti ne te gjithe, dyké perdorur yllin si goje, ô Shpetimtar. Dhé Mage te pruri qe te faléshin mé bése; bashke mé te cilet meshirô-na.

Pastaj 5 héré fundi i keté Tropari qe préj *Dhî Mage te pruri* mé ketà Vargjé :

Thémélit' é tij jane ne malét é shénte; Zoti i dô portat é Siones permi gjithe téndesimét é Jakobit.

Lavderimé jane folur per ty, ô qytét i Pérendise; Do t' u kujtoj Rahaben dhé Babylonen atyrévé qe me njohin.

Dhé shihni, ô Filistine, dhé Tyre bashke mé Ethiopine.

Ky lindi atjé; dhé per Sionen do te thuhét; ky dhé ay lintne n'atê, dhé i Larti véte do t'a forcoje.

Zoti do t' numuroje, me te shkruar popujte dhé kréret, qe ky lindi atjé. Kengetaret dhé fyélltaret jane atjé; gjithe burimét é mia jane té ty.

Lavdî é Tanî (Kendohét Tropari i tère). Pastaj :

KENDIM II.

Préj Profétise se Isaïut.

Nje diale na lindi... *(Shih té Or ' é Nêntte.)*

Pastaj kendohét préj Vallés se mengjer ky Tropar :

TINGELL T. II.

Lindé, ô Krisht, préj Virgjeréshé, ô diéll mendor i dréjtesise; dhé yll te trégoj te nxêne ne shpélle te panxênin; Mage dyké udhehéqur ne faljén têndé, bashke

mé te cilet po te madheshtojme. Jétedhênes, lavdî me ty.

Fund' i Troparit qe me *Mage dyké udhehéqur* perseritét pése hére mé ketà Vargjé :

Zoti mbréteroj, u-vésh mé mirhiésî; u-vésh Zoti mé fuqî dhé u-ngjésh.

Sé é shiguroj boten, é cila do mos tundét; gatî eshte froni yt q' ahéré.

Ngritne lumenjte, ô Zot, ngritne lumenjte zêrét é tyré; do te ngréne lumenjte valat é tyré préj zêrash ujerash te shuma.

Te çudiçimé jane valat è détit; i çudiçim eshte Zoti me te lartat; deshmimét é tua u-vertétuan fiésht.

Shtepise s'até i ka hié shénterim, ô Zot, ne gjatesî ditesh.

Lavdî é Tanî (Kendohét Tropari i têre). Pastaj :

## KENDIM III.

Préj Profétise se Isaïut.

## PAREVARK. — TINGELL I.

Zoti me tha; Im-bir jé ti, une sot te kam lindur. Lyp préj méjé dhé do t'ap kombé per trashegimin tênt.

I foli perserî Zoti Ahazit. *(Shih té Or' é Gjashtte.)*

APOSTULL, préj Létres se Paulit ner Hébréjte.

Pérendia si u fali... *(Shih té Or' é Pare dhé pasimin té Or' é Gjashtte).*

## UNGJILL (PAS LUKAJT).

M' atê dite, dolli nje dékrét préj Qésar Augustit... *(Shih té Or' é Tréte.)*

Pasandaj Mésh' é Shen-Basilit, ne qofte sé Oret kendohén bashke mé Mbremesoren. Kungatoré. *Lavderoni Zotin préj qiéjvé.*

SHENIM. — Ne qofte sé é krémtja bié te Hênen, Oret kendohén te Premtén ne mengjéz, dhé Mbremesor' é Madhé te Diélen mbrema, dhé Mésha é Shen-Basilit mbahét diten é se Krémtés. Ne ketê rasen é funtmé, ne Mbremesorén é Madhé, mé nje hére pas Ungjillit mbahét gjithe régulla é Mbremesorés se zakoneshmé (Shih té Libr' é Méshes), dhé ne Pasvargjét (Apostiha) kendohén ketò te Vétezêshmé :

TINGELL II.

Nje çudî é madhé é mahniçimé u-mbarua sot ! Nje Virgjeréshe lint dhé mbétét Virgjeréshe. Fiala mérr trup dhé nuke ndahét préj Atit. Engjej mé barij lavderojne dhé né mé ata po therrésim; Lavdî Pérendise me te lartat dhé mi dhène paqe.

TINGELL III.

Vark : — *I tha Zoti t' Imzot; Ri se diathti méjé.*

Sot Virgjerésha lint Béresin é gjithesise. Edéni 'blaton shpéllen, dhé nje yll lajmeron Krishtin, diéllin per ata qe jane n'érresire. Mé dhurata Maget i'u-fale, te ndriçuar mé bése. Dhé barijte é pane çudine, kur Engjejte per-hymnojin dhé therrisnin. Lavdî Pérendise me te lartat.

Vark : — *Préj gjirit te linda para Dritesjéllesit.*

Kur lindi Jésu Krishti ne Béthléhém te Judése, Mage te ardhur préj Lindjés i' u-fale Pérendise qe u-bê njérî, dhé dyké hapur thésarét é tyré mé gjithe zemer, i 'bla-

tuan dhurata te çemuara, ar te fiéshtte si mbréti te jétevé, dhé livan si Pérendié te gjithesise, dhé smyrne te Pavdékurit nga qe do te vdisté per tri dite. Eni gjithe kombét t'i falémi atî qe lindi per te shpetuar shpirtét tona.

LAVDI. — TINGELL IV.

Ngazellohu, ô Jérusalém, dhé krémteroni, ju gjithe sa doni Sionen. Sot u-zgjith vargoj i qemoçim i denimit t' Adamit; Parrajsa na u-çél, gjarperi u-shkél; sé atê qe é rréjti nje kohe, tanî é pâ te bêhét Nên' é kryétarit: O théllesî pasurié, urtesié dhé dijé Pérendié! Végla é mekatit qe i shkakesoj vdékjén ç'dô trupi, u-bê nisja é shpetimit per gjithe boten mé anen é Hyjlindesés; sé si foshnje lint préj saj Pérendia gjith-perfékté; dhé mé lindjé shilon virgjerî, dyké zgjidhur sérîra mekatésh mé shpergij; dhé mé foshnjerine sheron lindjét mé dhembje te Eves; Lé te vallézoje pra têre kriésa dhé lé te kercéje; sé érdhi t'a therrése prape Kristhi dhé te shpetoje shpirtét tona.

TANI. — T. IV.

Banové ne shpélle, ô Krisht Pérendî, grazhdi te priti, barij dhé Mage t' u-fale. Ahéré mbushéj dhé leçitja é Profétevé; dhé Ushterit' é Engjejvé çuditeshin, dyké thirrur é dyké thêne; Lavdî dénjimit tênt, i vétem njéri-dashes.

Trishént; Perleshorja é se Krémtés.

TINGELL IV *(tri hére).*

« I genisis su ».

Lindja joté, ô Krisht Pérendia jone, i lindi botes driten é diturise; se me 'tê ata qe adhurojin yjte préj yllit mesoheshin ty te te falén, Diéllit te dréjtesise, dhé ty te te njohin si Lindjén qe-lartazi. O Zot, lavdî me ty.

SHERBÉS' É MENGJÉZIT.

Ne *Pérendia eshte Zoti* Perleshorja é se Krémtés *Lindja joté, ô Krisht,* 3 hére.

Ndenjesoré.

Pas : Katéplagi Iosif.

Eni te shohim , ô bésnike, ku lindi Krishti, lé t'i biém gjithe pas atjé ku ylli udheton, bashke mé Maget mbré-terit é Lindjés; Engjej perhymnojne pa-pushuar atjé; Barijte fyéllojne kênge te vyérshmé; Lavdî me te Lartat, dyké thêne, atî qe lindi sot ne shpélle préj Virgjeréshes dhé Hyjlindesés ne Béthléhém te Judése.

Psé çuditésh, Mariam, per myshtérin qe te ngjan? Sé Birin qe s' ka mot é linda, thote, ne mot, pa kupetuar zênien é atî qe lindét. Burre nuke kam, dhé si do lint nje bir? lindjé gruajé pa shoq, kush ka pare préj jush? sé kur dô Pérendia mundét régull' é natyres, siç eshte shkruar. Krishti lindét préj Virgjeréshes ne Béthléhém te Judése.

I pa-nxêneshmi gjekunt si u-nxù brenda ne bark; Krishtin q' Ati é kish ne gjî, si é mban Nêna ne peqî?

Shigurisht siç di, siç déshi dhé siç i pelqéu. Sé dyké mos patur trup, mori trup vullnétarisht. Dhé u-bê ay qe ish atê qe s' ish per né. Dhé pa ndryshuar natyren, piésetoj préj trazires s' one. Krishti lindi dyplik, dyké dashur te mbushe boten é sipermé.

Qe préj dialerise s'imé.

PAREVARK. — T. IV.

Préj gjirit te linda para Dritesjéllesit; bêri bé Zoti dhé nuke do péndohét.

Vark. — *I tha Zoti t' Imzot; Ri se diathti méjé, gjér sa te vê armiqt' é tù nene kêmbet é kêmbevé têndé.*

## UNGJILL' I MENGJEZIT.

### PAS MATTHÉUT.

Dhé lindja é Jésu Krishtit ka qêne keshtu. *(Shih té Ungjill' i se Diéles para Krishtlindjés).*

LAVDI É TANI. — TINGELL II.

Te gjitha sot mbushén mé gas, sé Krishti lindi préj Virgjeréshes.

« Perdellyés, perdellè-me, ô Pérendî ».

Lavdî Pérendise me te lartat dhé mi dhène paqe. Sot prét Béthléhémi atê qe rri gjithenje bashke mé Atin. Sot Engjejte lavderojne foshnjen é lindur, siç i ka hié Pérendise. Lavdî Pérendise me te lartat dhé mi dhène paqe dhé me njérezit mirdashje.

## ZBRITESORÉ (DYPLIKÉ).

### HRISTOS JENNATE. — TINGELL I.

### ESOSE LAON.

I. Krishti lindét, lavderojéni; Krishti préj qiéjvé, perpara dilini; Krishti mi dhê, lartesojéni; kendojini Zotit têre dhéu, dhé mé ngazellim perhymnojéni, popuj, sé u-lavderua.

I. Shpetoj popullin qe-moti Zoti çuditerisht, dyké, ugarosur détin mé vala te ujeshmé. Dhé tanî, qe lindi préj vashé dyké dashur, na trégon nje patéke polli te shkélur; te cilin, nje mé Atin dhé mé njérezit nga natyra, po lavderojme.

III. Birit, qe lindi para jétevé préj Atit pa même dhé u-misherua me ne funt préj Virjgeréshes pa âte, Krishtit Pérendise lé t' i therrésim; O Zot, qe lartesové ballen tone, i shénte jé.

III. Unj-u té hymnét é lutesvé, ô mirebêres, dyké humiluar vétullen kryélarte t' armikut; dyké prure, ô gjithpâmes i lumur, permi mekatin kendonjesit é tû, te pshtétur patronditerisht té théméli' é béses.

#### Hypakoé.

Kulloshtren é kombévé qiélli te pruri, ty foshnjes dérgjur ne grazhd, dyké thirrur Maget mé yllin, te cilet u-çuditne jo nga shképtrét dhé nga fronét po nga varferi' é funtmé. Sé ç' gjê eshte mê é varfer sé shpélla? dhé

ç' gjê eshte mê é unjur sé shpergijte? Po n' atô nepern-driti pasuri' é Hynise s' até. O Zot, lavdî me ty.

IV. Shkop préj renjes se Jeséut, dhé lulé préj saj, ô Krisht i lavderuar, u-burbuqosé préj Virgjeréshes; préj mali hiéplot te dendur ardhé ti i palendeshmi dhé Pérendia, si more trup préj se pamarrtuares; lavdî fuqise s' até, ô Zot.

IV. Perseritjén é gjindjés njérezoré, dyké kenduar qe-moti, pareleçitté proféti Abbakum, qe u-vléresua t'a shikoje shtypin pa-trégim; sé Fiala dolli si foshnje é vogel préj malit te Virgjeréshes per perlindjén é popujvé.

V. Duké qêne Pérendî paqjéjé, dhé Ate meshirash, na dergové Engjellin é keshilles s' até se madhe, qe fal paqjén. Pérandaj, te udhehéqur té drita é hyjnjohjés, duké menguar qe mé-nate, te lavderojme, ô njéridashes.

V. Eja, ô Krisht, sill-na hiresim véprash rréjtjéjé dhé naté te érresuar névé qe po te kendojme hymné dyké vigjelluar ty mirebêresit, dhé bê-na-é patéken te léhte, té é cila dyké réndur lart gjéçim lavdî.

VI. Egersira é détit é volli Ionane préj muskherivé, sikunder é priti; dhé Fiala, kur ndenji té Virgjerésha dhé mori trup shkoj, duké é ruajtur te pacinuar; sé, sikun-der u-zû pa âte, ashtu é la te papesuar atê qe é lindi.

VI. Kur banonté Jonaj ne fundét é détit te lutéj te véjé dhé t'i pushojé shtrengimin. Dhé une i çpuar préj shigjétes se shtyranit, ô Krisht, nevokoj ty deshtroj-tarin é te keqiavé te vish mê shpejt sé ngathesia imé.

## SHKURTORÉ. — TINGELL III.

### (I parthénos Siméron).

Virgjerésha 'sot te permiqênurshmin lindi; édhé dhèu i 'blaton te pa-aferuarshmit shpéllen; Engjejte mé barijte po lavderojne; Maget pra bashke mé yllin udhetojne; sé per névé lindi Pérendia para jétesh, si dial' i ri.

Oikos.

Béthléhémi çéli Edénin, éni te shikojme; gazin é gjétme te fshéhur, éni te marrim te mirat é Parrajses brenda ne shpélle; atjé u-duk rênja é pa-vaditur, qe lastaroj fjalen; atjé u-gjét pusi i pamihur, nga i cili Davidi desheroj qe-moti te pije; atjé Virgjerésha, dyké lindur nje foshnje, pushoj mé nje hére étjén é Adamit dhé te Davidit. Perandaj lé te shpéjtojme per atjé, ku lindi Pérendia para jétesh si dial' i ri.

Gjithe sot, te 25[tën] é Dhjétorit, lusim Lindjén truperishté te Zotit dhé Pérendise dhé Shpetimtarit tone Jésu Krisht.
Gjithe sot perkujtojme faljén é Magevé.
Gjithe sot perkujtojme Barijte qe pane Zotin.
Paste lavdî ne jéte te jétevé. Amen.

VII. Diémat, te ritur mé piétét, duké kontémnuar urdherin çpiétos, nuk u-ndrojtin préj frikesimit te ziarrit; po ne més te flages duké qendruar kendonin : O Pérendî é Atervé, i békuar jé.

VII. Mé mallin é mbrétit te gjithesise, diémat ne vargoj, vilifikuan foljén çpiétozé te shtyranit te zeme-

ruar égersisht; te cilet brenda ne zjarr te patréguar i thone Zotit : Me jétet i békuar jé.

VIII. Furra véseplote koresoj shtypin é nje çudié te perminatyreshmé; sé nuk i dogji diémt' é rinj qe priti, sikunder dhé ziarri i Hynise nuke cenoj gjirin é Virgjeréshes ku hyri ; perandaj lé te kendojme, duké hymnuar : Têre kriésa lé te békoje Zotin é lé t'a permilartesoje me gjithe jétet.

VIII. Diémat é qemoçim qe flagesoheshin pa u-djégur koresojne gjirin é Vashes, é cila lint é shiluar. Dhé hiri dyké véperuar me dysh mé nje çudî ngrè popujte per te hymnuar.

MADHESHTIMÉT.

KÊNGA IX.

Madheshtô, ô Shpirti im mê te ndérçimén dhé mê te lavderuaren nga ushterite siper.

Nje myshtér te huaj shoh é te çuditshim : shpéllen per qiéll; Virgjeréshen per fron qérubik; grazhdin per vent, ku u-ndê Krishti Pérendia i panxêne, te cilin, duké perhymnuar, po madheshtojme.

*Madheshtô, ô shpirti im, Pérendine qe lindi misherisht préj Virgjeréshes.*

Dyké pare Maget udhen é shkelqyér te nje ylli te ri te pa-zakoneshme, drite-rî é te qiélleshme qe vétetinté, kupetuan qe Krishti mbréti ish mi dhé, i lindur ne Béthléhém per shpetimin tone.

*Madheshtô, ô shpirti im, mbrétin qe lindi brenda ne shpélle.*

Kur théshnin Maget, ku eshte diali-mbrét i ri-lîndur, yll' i te cilit u-duk? Sé per faljén é tij po vijme; i marruar Hérodi trubullohéj, dhé desherónté mé terbim te vrase Krishtin hyjluftognesi.

*Madheshtô, ô Shpirti im, Pérendine qe u-adhurua préj Magesh.*

Hérodi mesoj mé kujdés kohen é yllit; mé udheheqjét é te cilit Maget i falén Krishtit ne Béthléhém mé dhurata, dhé mé atê shkuan n' atdhé, dhé lane foshnje-vrasesin é tmérreshme te perqéshur.

TIATER KANUN.

Sot Virgjerésha lint Zotin brenda ne shpélle.

Héshtja eshte mê é léhte per névé, si é parézikeshmé ne frike. Sé eshte gjê é veshtire te éndim mé kujdés hymné per ty mé mall, ô Virgjeréshe. Po ép-na, ô Nêne, dhé force aqe sa kémi deshire.

Sot lint Zoti si foshnje préj Nênes Virgjeréshe.

Héshtja eshte mê é léhte...

Lavdî. — Madheshtô, ô Shpirti im, fuqin' é Hynise se triqênurshmé dhé se pandare.

Siç pame shtypét é pandriçimé dhé hiérat é shkuara te Fiales qe u-fanés i ri préj déré te mbyllur dhé dyké é pandéhur driten é se vertétes, békojme barkun tênt siç i ka hié, ô Nên' é Kulluar.

Tanî. — Madheshtô, ô Shpirti im, atê qe na çperbléu préj maîlkimit.

Populli krishtotérp qe i' u-mbarua deshira dhé u-vléresua per ardhjén é Pérendise, tanî krémteron perlindjén si jétedhênesé; po perndaj hirin, ô Virgjeréshe é pacinuar, qe te lusim lavdine.

ZBRITESORÉ.

Madheshtô, ô shpirti im, mê te ndérçimén...

Nje myshtér te huaj...

Maget dhé Barijte ardhe t'i falén Krishtit qe lindi ne qytét te Béthléhémit.

Héshtja eshte mê é léhte...

DERGIMESORÉ.

E vétezêshmé (Epésqépsato imas). T. III.

Na vizitoj qe lartazi Shpetimtari yne, Lindja é Lindjévé, dhé né t' érresirres dhé te hiés gjétme te vertéten; sé préj Virgjeréshes lindi Zoti *(tri hére)*.

LAVDERIMÉ. T. IV.

Deiréni, ô te dréjte; ngazellohuni, ô qiéj; kercéni, ô malé, sé lindi Krishti; Virgjerésha rri, si chérubimét, dhé mban té peqir' i saj Fialen Pérendî qe u-misherua. Barijte lavderojne atê qe lindi, Maget i shpién dhurata Zotit; Engjejte dyké perhymnuar thone : O Zot i pakuptuarshim, lavdî me ty.

Déshi Ati, dhé Fiala mori trup, dhé Virgjerésha lindi Pérendine qe u-bê njérî; Ylli é lajmeron; Maget é adhurojne; Barijte çuditén dhé kriésa po ngazellohét.

O Hyjlindesé Virgjeréshe, qe lindé Shpetimtarin, permbysé mallkimin é qemoçim te Eves, sé u-bêré nên' é mirdashjés s' Atit, dyké mbajtur ne gjî Fialen Pérendi qe u-misherua. Myshtéri nuke duron shpiégim; mé bése vétem é lavderojme te gjithe, dyké thirrur bashke mé ty é dyké thêne; O Zot i pahérménépsur, lavdî me ty.

Eni te perhymnojme Nênen é Shpetimtarit, é cila dhé pas lindjés mbéti é Virgjer; gezohu, ô qytét i shpirteshme i mbrétit dhé Pérendise, ne te cilin Krishti banoj é véperoj shpetim. Mé Gabriélin te perhymnojme; mé Barijte te lavderojme dyké thirrur; O Hyjlindesé, nermjétô té ay qe u-misherua préj téjé te shpetohémi.

LAVDI. — TINGELL T. II.

Kur ardhi koha é ndodhjés s' até mbi dhé, é u-bê i pari shkrim per boten, ateheré déshé te shkruanjé émerat é njéresvé qe bésojne me lindjén têndé. Perandaj dolli ky dékrét préj Qésarit; sé u-perserit paniseria é mbréterise s'até s' améshuar. Andaj dhé né po te 'blatojme, permi vérgjine monétaré, pasurim théologié orthodoxé ty, Pérendise dhé Shpetimtarit te shpirtévé tona.

TANI. — TINGELL II.

Sot Krishti lint ne Béthléhém préj Virgjeréshes; sot i paniseshmi vjén dhé Fiala misherohét; fuqite qiéllore

ngazellohén, dhèu mé njérezit defrén; Maget dhuratat 'blatojne; Barijte çudine leçitin; dhe né pa-pushuar therrésim; Lavdî Pérendise me te Lartat, dhé mi dhène paqe dhé me njérezit mirdashjé.

## NE MÉSHE.

Shpetô-na, ô i Bir' i Pérendise, qe lindé préj Virgjeréshes...

Perleshoré : *Lindja joté, ô Krisht...*

## NE HYRJÉ.

Préj gjirit te linda para Dritesjéllesit; bêri bè Zoti dhé nuke do péndohét. Ti jé Prift ne jéte pas urdherit Melkishédék. — Shpetona, ô i-Bir' i Pérendise, qe lindé préj Virgjeréshes...

Shkurtoré : *Virgjerésha sot.*
Ne vent te *Shent Pérendi* thuhét :

Sa u-pagezuat me Krishtin, mé Krishtin u-véshte; Alleluia.

## APOSTULL.

Têre dhèu lé te te falét é lé te te kendoje. Brohoritni Zotin têre dhèu.

Kendimi préj Létres se Paulit ner Galatianet.

Vellézer, kur érdhi é u-mbush koha, dergoj Pérendia Birin é tij, te bêre préj gruajé, te bêre nene ligjen, qe te çperbléje ata qe ishin nene ligje, qe te marrim adoptimin si bij. Dhé, nga qe jéni bij, dergoj Pérendia Shpirtin

é te-Birt ner zemrat tuaja qe therrét; Abba, Ate. Perandaj nuke jé mê sherbetuar, po bir; dhé, ne jé bir, jé dhé trashegimtar i Pérendise mé anen é Jésu Krishtit.

## UNGJILL (PAS MATTHÉUT).

Kur lindi Jésuj ne Béthléhém... *(Shih té Ungjill' i Ores se Gjashtte.)*

Ne *Véçan Tereshénten : Héshtja eshte mê e léhte...*

### KUNGATORÉ.

Zoti i dergoj çperblim popullit te tij.

Ne vent te *Pame driten* : *Lindja joté, ô Krisht.*

## SHERBÉS' É SE NÉSERMÉS.

### NE MBREMESORÉ.

Ne Thirrtorét thuhén te Vétezêshmét é Mbremesorés se Krishtlindjés, *Eni lé te ngazellohémi*, me gjashte, Lavdî é Tanî : *Lavdî Pérendise me te lartat* (Shih té Mengjéz' i Krishtlindjés). Hyrjé, *Drite gazmoré*, dhé Parevargu i Math :

Cila Pérendî esht' aq' é madhé sa Pérendia jone? Ti jé Pérendi' é vétem qe bên çudira.

Ne Pasvargjét thuhén ketô te Vétezêshmé :

### TINGELL T. IV.

Nje myshtér i mahniçim ékonomisét sot. Natyrat perseritén dhé Pérendia bêhét njérî. Mbéti siç ish, dhé mori atê qe s' ish, pa pesuar trazire, as ndarjé.

Vark. — *I tha Zoti t' Imzot...*

O Zot, ardhé ne Béthléhém; banové ne shpélle. Ti, qe kè qiéllin per fron dhé te qarkojne ushterira engjejsh, u-ndévé ne grazhd; zbrité gjér té barijte, qe te shpetosh gjindjén tone si njéridashes; lavdî me ty.

Vark. — *Préj gjirit te linda para Dritesjéllesit.*

Si t'a trégoj myshtérin é math? i pamishti misherohét; Fiala majohét; i padukuri dukét; i paprékuri prékét; i paniseshmi nisét; Biri i Pérendise bêhét Bir njériu. Jésu Krishti eshte gjith' ay dié dhé sot dhé per jéte.

LAVDI É TANI. — TINGELL T. IV.

Barijte rént ne ne Béthléhém, dyké tréguar Barin' é vertéte, qe rri mi Chérubimét dhé ndéhét ne grazhd, dhé qe mori fytyre çilimiu per névé. O Zot, lavdî me ty.

Perleshoré *Lindja joté*, 3 hére, dhé Perleshim.

## NE MENGJÉS.

Pas *Pérendia eshte Zoti*, Perleshorja. Te dy Ndenjesorét é para te se Krémtés (shih ne Mengjés). Zbritesoré vétem te dytat. Te dy kêngat é IX mé Madheshtimét. Zbritesoré : ***Héshtja eshte mê é léhte*** vétem. Dergimesoré dhé Lavderimé te se Krémtés. Lavdî kio :

TINGELL T. II.

Sot natyra é padukur shokesohét mé njérezit mé anen é Virgjeréshes. Sot subshtanca é améshuar peshtillét mé shpergij ne Béthléhém. Sot Pérendia mé ane ylli shpié Maget ne faljé, dyké paretréguar varrimin é triditeshme mé ar dhé smyrne dhé livan. Perandaj po

kendojme; O Krisht Pérendî, qe u-misherové préj Virgjeréshes, shpetô shpirtét tona.

Tanî : *Sot Krishti lint nc Béthléhém* (Shih ne Mengjés). Doxologjî é Madhé, *Lindja joté.*

## NE MÉSHE.

Te gjitha si diten é Krishtlindjés. Apostull *Vellézer, ay qe shenteron* (Shih té Libr' é Méshes, f. 175). Ungjill : *Passi shkuan Maget* (shih te Or'e Nêntte). Ne *Véçan Têreshénten,* thuhét : *Héshtja eshte mê é léhte.* Kungatoré é se krémtés. Ne vent te *Pame driten, Lindja joté.*

## E DIÉLA PAS KRISHTLINDJÉS.

Kujtim i Joséf Vlesorit, David Profétit dhé mbrétit, dhé Jakob Adélfothéut.

### NE MENGJÉS.

Pas *Pérendia eshte Zoti,* Perleshorja é Tingellit, pastaj é Hyjprindervé :

### TINGELL II.

Ungjillezô-i, ô Joséf, çudirat Hyjprindit David; Virgjeréshen é pè mé barre, lavderové mé barijte, u-falé mé Maget, i lajmeruar préj Engjelli. Lutu-i Krishtit Pérendise te shpetohén shpirtét tona.

Pastaj, *Lindja joté.*

Békimtorét, Zbritesoré *Shpetoj popullin,* Ungjill' i Mengjézit. Pastaj *Mê te ndérçimén* dhé kênga IX.

### DERGIMESORÉ.

Ngjalljésoré, pastaj kio é Hyjprindervé :

Pas : « Tis Mathités sinélthômén ».

Lé te kendojme bashke mé Jakobin, te vellan' é Pérendise te lavderuar, Hyjprindin David, dhé Joséfin é hyjeshme, Vlésorin é Hyjlindesés; sé sherbyén té lindja é hyjeshmé é Krishtit ne qytét Béthléhém, siç i ka hié Pérendise, mé Engjejte, Maget dhé Barijte, dyké i kenduar hymnin, si Pérendié dhé Zoti.

Pastaj é se Krémtés.

## LAVDERIMÉ.

Kater te Tingellit dhé kater te se Krémtés : *Defréni, ô te dréjte.*

## LAVDI. — TINGELL T. IV.

Gjak é ziarr dhé avull tymi, kuçédra te dhèut, qe pareshikoj Joéli; gjak misherimin; ziarr Hynine; dhé avull tymi Shpirtin Shént, qe zbriti mi Virgjeréshen dhé myrosi boten. I math eshte myshtéri i njéresimit tênt. O Zot, lavdî me ty.

Tanî : *E permibékuar jè*. Doxologjî é Madhé. *Sot ardhi shpetimi.*

## NE MÉSHE.

Troparé : i Tingellit, i Hyjprindervé *Ungjillezô-i, ô Joséf,* i Shéntit te Kishes, Shkurtoré é se Krémtés.

## APOSTULL.

Kendojini Zotit, kendojini.
Gjithe kombét trokisni duarte.
Kendimi préj Létres se Paulit té Galatianet.

Vellézer, ju bêj te njohur qe Ungjilli i prédikuar préj méjé nuke eshte pas njériu. Sé as une é mora préj njériu,

as u-mesova; po préj révélates se Jésu Krishtit. Sé degjuat kuversaten t'imé ne Judaisme nje hére, sé é ndiqnja pa-mase Kishen é Pérendise dhé é prishnja. Dhé perparojá ne Judaisme mê téper sé shume moshatare ne gjindjén t'imé, dyké qêne mé te téper zélltar i traditavé te mia ateroré. Po, kur i pelqéu Pérendise, i cili me ndau véç qe nga barku i s' im-mêjé, dhé me thirri mé hirin é tij, te révéloje Birin é tij té mua, qe t'a ungjillezoj ner kombét, mé nje hére nuke mora keshille nga mishi é nga gjaku, as u-ngjita ne Jérusalém té Apostujte para méjé; po shkova n' Arabî, dhé u-kthéva prape ne Damaske. Pastaj pas tré vjétsh u-ngjita ne Jérusalém te shoh Piétrin, dhé ndenja mé 'tê pésembedhjéte dite. Tiater préj Apostujvé nuke pashe, véç Jakobin, te vellan' é Zotit.

UNGJILL : — *Passi shkuan Maget* (Shih té Or' é Nêntte). Te tjérat si te Diélat é zakoneshmé.

27. — Stéfan kryédiaku dhé Prendeshmori. Théodor'i Shkruar.

PERLESHORÉ É PRENDESHMORIT. — T. IV.

Mé kurore mbréteroré u-kurorezua kryét tênt per mundimét qe durové per Krishtin Pérendine, i pari i deshmorevé, sé ti, dyké qertuar marresin' é Judéjvé, pé Shpetimtarin tênt me te diathte te Atit. Atî pra i'u-lut gjithenje per shpirtét tona.

28. — Njezét-mije Shentoret qe u-doqne ne Nikomédî.
29. — 14,000 Foshnjat é shénta qe u-thére préj Hérodit.
30. — Anysia deshmorja.
31. — Mélana oshenarja.



# JÉNAR

I. — Réthprésja é Zotit tone Jésu Krisht. Basil' i Math.

Pas *Pérendia eshte Zoti*, thuhét dy hére Tropar' i Shen-Basilit :

TINGELL I.

## NE MENGJÉS.

Me têre dhène dolli émeri yt qe priti fialen têndé, mé te cilen dogmatisé hyjerisht, madherové natyren é gjêravé, stolisé zakonét é njéresvé. Kryéprift Basil, Ate oshenar, nermjétô té Krishti Pérendia te shpetohén shpirtét tona.

Pastaj i se krémtés :

TINGELL I.

Fytyre te njérezishmé moré pa-ndryshuar, dyké qêne Pérendî nga subshtanca, ô Zot meshireplot; dhé dyké mbushur ligjen, rréthprésjé misherishté dénjon, dyké dashur, qe te pushosh érresiren dhé te perhéqesh mbulésen é pasionévé tona. Lavdî miresise s'até, lavdî dhempsherise s' até, lavdî dénjimit tênt te pa-tréguar, ô Fiale.

Qe préj dialerise s' imé. Parevark :

Goja imé do te flase urtesî. Degjoni ketô te gjithe kombét.

UNGJILL'I MENGJÉZIT. (Shih Ungjillin é Mengjézit te Shen-Kollit, 6/ Dhjétor.)

Psalm 51 pa zê, pastaj : Lavdî.

Mé nermjétimét é Kryépriftit , ô meshireplot...

TANÎ. — Mé nermjétimét é Hyjlindesés...

Perdellyés, perdellè-me, ô Pérendî...

TINGELL T. II.

U-perdèrth hiri ne buzet é tua, ô Ate oshenar, dhé u-bêré barî i Kishes se Krishtit, dyké mesuar dhênt ' é aresyshmé te bésojne Trinin' é bashkeqênurshmé me nje Hynî.

Shkurtoré.

U-trégové théméli é patundur é Kishes, dyké u 'blatuar te gjithevé asyl, dyké shiluar zoterimin tênt mi njérezit mé doktrinat é tua, qiéll-foles Basil oshenar.

Oikos.

Kratér' i témpéréncés, goja é urtesise, dhé théméli' é dogmavé, Basil' i Math, u vétetin te gjithevé mendérisht; éni pra te qendrojme té shtepi' é Pérendise, dyké é shikuar nxéhterisht, te defryér préj çudivé te tij, dhé te shkelqyér nga drit' é tyré, lé te ngrohémi préj frymes paqesoré te jétes, dyké imituar bésen, nxéhtesine dhé perunjesin' é tij; mé te cilat u-deftyé mé te vertéte shtepî Pérendié; te cilin dyké thirrur é hymnojme; Hyjfoles Basil oshenar.

Sot, te 1ren é Jénarit lusim Réthprésjén misherishté te Zotit dhé Pérendise dhé Shpetimtarit tone Jésu Krisht.

Gjithe sot, lusim Atin tone nermjét Shentoret, Basilin é Math, kryépéshkopin é Qésarise se Kappadoqise.

Gjithe sot deshmori Shen-Théodot thérét mé shpate.

Gjithe sot, Shen-Grégori, At' i Shen-Grégor Théologut, mbaron ne paqe.

Mé nermjétimét é tyré, ô Krisht Pérendî, meshirô-na dhé shpetô-na. Amen.

Zbritesoré thuhén atô te Ujit te Békuar, qe te dyja.

## KÊNGA IX.

### TINGELL I..

Madheshtô, ô shpirti im, mê te ndérçimén nga ushterite siper.

O Virgjerésh' é békuar, qe trupesové pa trégim mé gjî virgjeror Pérendine, yllin qe lindi para Diéllit, dhé zbriti ne dhè mé trup, ty ô Hyjlindesé, po te madheshtojme.

Madheshtô, ô shpirti im, atê qe u-réthprè misherisht pas ligjes.

O Virgjerésh' é békuar...

Madheshtô, ô shpirti im, atê qe mori réthprésjé me diten é tétte.

Krishti, dyké kapercyer konditat é natyres njérezoré, lindét çuditerisht préj Virgjeréshes dhé, sikunder urdheron létra ligjesoré, réthpritét misherisht dhé trégohét ruajtes i ligjes.

Sot u-réthprè misherisht Zoti dhé u-quajt Jésu.

Eni te krémterojme ne shenterî émerorét é lavde-

ruara te Zotit Krisht; sé sot quhét Jésu hyjerisht; dhé mé ketê dhé kujtimin é kryépriftit po madheshtojme.

Madheshtô, ô shpirti im, Basilin é math nermjét kryépriftijvé.

Si délé bésniké é kryébariut Krisht, ô Basil, vajté pas gjurmavé jétepruresé; sé é shpetové shpirtin tênt préj shtyranit, dyké rézikuar trimerisht per Kishen, ô Ate i gjithlumur.

Madheshtô, ô shpirti im, Basilin é Math préj Qésarise.

Kur pâ ndertésen é pershénte te Kishes se Krishtit te stolisur préj kryépriftise s' até, ô i urte, shtyrani pérnikosh râ poshte si rrufè-goditur; sé nuke duroj dot çkelqimin é Shpirtit té ty, ô Basil.

Lavdî. — Madheshtô, ô shpirti im, fuqin' é Hynise se triqênurshme dhé se pandare.

U-vléresové per kathédren é Apostujvé, per vallét é athloforevé, per ténden é patrikevé te Krishtit, per defrimin é te dréjtevé dhé per shöqerin' é Profétevé, ô Basil; sé u-bêré dishépull i Hyjlindesés dhé adhurator i Trinise.

Tanî. — Madheshtô, ô shpirti im, atê qe na çperbléu préj mallkimit.

Ay qe shtégon te lartat mé ujera, Zoti vétem, qe i mban frérin détit, dhé than avushat, préj téjé mori trup, ô é Qashter dhé préj Béthléhémit shpéjton té Jordani per t' u-pagezuar.

Te dy kêngat IX te Zbritesorévé te Ujit te Békuar.

Dergimesoré.

Pas : En pnevmati to iero.

Nga dashuri' é filosofise réthprévé, ô Ate, mbulésen é shpirtit tênt dhé u-rrefévé ne bote si diéll mé çudira dhé shkelqévé mendjét é bésnikevé, ô Hyjmendes, adhurator i Trinise dhé dishépull i Hyjlindesés.

Réthpritét misherisht ay qe ruajti ligjen, si foshnje téte ditsh, Krijétari i jétevé; dhé mé shpergij peshtillét si njérî dhé ushqéhét mé qumusht Pérendia qe permban gjithesine dhé é régullon mé fuqî te pakufishmé.

LAVDERIMÉ.

Pas : Heris askitikôn ; — T. T. I.

Réthprésjé duron misherisht ay qe lindi si Fiale préj Atit pa trégim, pa présjé é pa riédhjé, préj Pérendié Pérendî, dhé rri mé Hynine é pa-ndryshuare; prandaj, pas ligjes, ay qe eshte permi ligjen, préj mallkimit te ligjes te gjithe i çperblén édhé na dhuroj békimin qe lartazi. Prandaj dyké perlevduare, dénjimin é tij te permibardhe hymnojme dhé mirenjojtjén lavderojme, dyké iú-lutur t' u ape shpirtévé tona perdellimin é math.

Bir Pérendié natyrisht, mé perlindjén é pagezimit te hyjeshme, Birin é Pérendise dhé Fialen para jétevé, te bashkeqênurshmé mé Atin é trégové, ô Oshenar; dhé mbeçélé gojerat é hérétikevé te paturpeshme mé shkelqimin é fialimévé têndé. Andajza dhé ne mbréterî

banové te sipermé, dhé mbréteron mé Krishtin, mbrétin é vétem te natyreshme, q' i perndan pasurisht botes perdellimin é math.

Brenda ne témpull qiéllor si kryéprift i shenteruar brendá hyn, préj végres dhé théorise, dhé parimésh mé urtesî, si mé stolî te shénte i rréthuare; dhé tanî té Alltari i larte, ô Oshenar, qe prifteron dhé rri perpara Pérendise édhé çélébron méshen é palendeshmé, kujtô, ô i miredashur Basil i lumur, né qe po lusim kujtinim tênt te shénte é te ndéruare, dyké iú-lutur Krishtit, qe i fal botes perdellimin é math.

Basil i shenteruar gjitherisht, pas Pérendise kurdohére qe ne dialerî, i pershkelqyér mé urtesin' é tij, é permadherové diturin' é gjêravé; dyké shpiéguar mé shkelqim é dyké tréguar mé urtesî, dhé dyké kujtuar urdherin é natyreshme si nje végre diturié te hyjeshmé. Andajza ty, hyjfolesin dhé miéshterin é hyjeshme, posi diéll driteprures te Kishes, te leçitim, Krishtin dyké hymnuar, qe i fal botes perdellimin é math.

Lavdî : *U-perdérth hiri* (Shih mê siper). Tanî :

TINGELL T. IV.

Shpetimtari, nga meshira per gjindjén é njéresvé, dénjoj peshtjélljé shpergijsh; nuk i ardhi ndoht nga réthprésja misherishté te tétediteshmit nga Nêna, te paniseshmit nga Ati. Atî, ô bésnike, lé t'i therrésim; Ti jé Pérendia jone, meshirô-na.

Doxologjî é madhé. Tropar ' i Shéntit.

## NE MÉSHE.

Shpetô-na, ô i Bir' Pérendise, qe u-réthprévé mishe-risht...

Troparé, para Hyrjes, *Fytyre te njérezishmé*, pas, gjith' atê, te Shent Basilit dhé Shkurtorén é Réthprésjés.
Pas : I Parthénos siméron.

Zot' i gjithesise, duron per névé réthprésjé dhé fajét é njéresvé i réthprèt si i mire; dhé i fal sot shpetimin gjithe botes; Gezohét pra me te lartat Shen-Basili, Kryéprift' i Krijétarit dhé dishépull' i Krishtit i hyjeshme.

## APOSTULL.

Goja imé do te flase urtesî dhé meditàt' é zemres s' imé mençimerî. Degjoni ketô, gjithe kombét.

Kendimi préj Létres se Paulit ner Kolosianet.

Vellézer, shikoni mos ndodhét nonje qe t' ju trushkéje mé anen é filosofise dhé rréjtjés se zbrazet, pas tradites se njéresvé, pas éléméntévé te botes, dhe jo pas Krishtit. Sé té ay banon gjithe plotesi' é Hynise truperisht. Dhé bêhuni te plotte m' atê, i cili eshte kréj i ç'dô pushtéti dhé potéré; me te cilin u-réthpréte mé réthprésjé te pa-doregatuar, me çvéshjén é trupit te mekatévé te mishit, me réthprésjén é Krishtit, si u-varroste bashke mé 'tê me pagezimin, me te cilin dhé u-ngjallte mé anen é béses se véperimit te Pérendise, i cili é ngjalli se vdé-kuresh.

## UNGJILL (PAS LUKAJT).

M' atê kohe, u-kthyén Barijte, dyké lavderuar é dyké ndéruar Pérendine per gjithe sa degjuan é pane, sikunder u-fol atyrévé. Dhé kur u-mbushne téte dite per te réthprére Dialin, u-quajt émer' i tij JÉSU, qe u-émerua préj Engjellit para sé te zihéj ne bark. Dhé Diali rritéj é forcohéj ne shpirite, dyké u-mbushur mé urtesî; dhé hir' i Pérendise ish mi 'tê. Dhé prinderit é tij shkojin per mot ne Jérusalém per te krémtén é Pashkes. Dhé, kur u-bê dymbedhjéte vjétsh, ata u-ngjitne ne Jérusalém, pas zakonit te se krémtés, dhé si u-mbraruan ditet, me te kthyér, mbéti diali Jésu ne Jérusalém; dhé Joséfi dhé é-êma nuke dijin. Po dyké kujtuar sé ish mé shoket é udhes, érdhe nje dite udhe; dhé é kerkojin neper gjirijte dhé te njohurit; édhé si nuk é gjétne, u-kthyén ne Jérusalém, dyké é kerkuar. Dhé pas tri ditsh, é gjétne ne Shénteroré ndenjur ne més te mesonjesvé é dyké i pyétur. Dhé mahniteshin gjithe sa é degjojin per sqojtesiren dhé pergjigjiét é tij. Dhé kur é pane, u habitne; dhé i thà atî é-êma; Bir, ç' na bêre keshtu? ja yt-âte dhé une qe po te kerkojim mé pikellim. Dhé ay u tha; Persè me kerkonit? Nuke dijit qe duhét te jém ne punet é t'im-éti? Po ata nuk kuptuan fialen qe u foli. Dhé zbriti bashke mé 'tà dhé érdhi ne Nazarét; dhé ish i bindur ner 'tâ. Dhé é-êma i ruanté gjithe ketô fiale ne zemre te saj. Dhé Jésuj perparonté ne urtesî é ne moshe è ne hir prane Pérendise dhé njéresvé.

Pastaj, Mésh' é Shen-Basilit. Ne Diptychét kendohét kio Madheshtoré é Shentit :

Hyjfolesin é Krishtit, dishépullin é Zotit, yllin é ndriçim, Basilin é Math nga vend' i Qésarise se Kappadokevé, te gjithe lé t'a ndérojme.

KUNGATORÉ.

Lavderojéni Zotin préj qiéjvé.

Ne vent te *Pame driten* : « *Fytyre te njérezishmé* ».

2. — Parekrémtja é Epifanise. Silvéstri papa i Romes.

3. — Proféti Malachi. Deshmor Gordi.

4. — Mblédhja é 70 Apostujvé. Théokist oshenari.

5. — Deshmoret Théopémpt é Théona. Oshenarja Synklétike.

6. — Epifania é Shénte é Zotit dhé Pérendise dhé Shpetimtarit tone Jésu Krisht.

## SHERBÉSAT

### É te Krémtévé t'Ujit te Békuar.
### E Diéla Para Ujit te Békuar.

(Qe me 2-5 Jénar).

NE MENGJÉS.

Pas *Pérendia eshte Zoti*, thuhét Perleshorja é Tingellit, dhé pastaj, qe me 2-4 é para, dhé me 5 é dyta, nga ketô Parekrémtoré :

TINGELL IV.

Pas : Katéplagi Iosif.

Prégatitu, Zabulon, dhé stolisu, Néfthalim. Dhé ti, ô lume Jordan, qendrô dhé prit-é mé kercim Zotin qe

vjén per t' u-pagezuar. Ngazellohu, ô Adam, bashke mé Stergjyshén; mos fshihni vétén tuaj si ne Parrajse qe moti; sé, si ju pâ te çvéshur, u-fanès qe t' ju véshe mé stolin' é pare. Krishti u-fanès, têre kriésen dyké dashur te perserite.

Kthéhéj prape nje hére lumi Jordan préj gunes se Elishéut, kur Elia u-ngjit lart, dhé ndaheshin ujerat ketéj dhé andéjza; dhé u-bê per 'tê stérè udha é ujeshmé, si i vertéte shtyp i pagezimit, mé te cilin shkojme patéken é rjédhur te jétes. Krishti u-fanès té Jordani per te békuar ujerat.

Békimtoré, Zbritesoré *Zbuloj fundin é détit*, Ungjill' i Mengjézit, *Mê te ndérçimén*.

DERGIMESORÉ.

E se Diéles, pastaj kio :
Pas : « Ginékés akutisthité. »

Si do t' te présin valat é lumit, ô njéridashes, qe bêré lumenj dhé dété nga é mos-qêna? Si do te guxoje te préke kryét tênt te pacinuar Pareréndesi, ô Zot? Hymnojme te drithteruar, ô Fiale, lartesin' é perunjesise s'até.

LAVDERIMÉ.

Kater te Tingellit, dhé kater Parekrémtoré. Ne rênte me 2-4, kendohén ketô :

TINGELL T. II.

Shkoni perpara, ô ushterira engjelloré, préj Béthléhémit ner valat é Jordanit. Dil perpara, ô Joan, dyké lêne shkrétetiren. Gezohu, ô lume, dhé stolisu. Dhé têre

dhèu lé te ngazellohét. Krishti vjén te spastroje mekatin é Adamit, si meshireplot.

Mé gojera te qashtera dhé mé shpirté te kulluar éni mystikerisht, dyké shpéjtuar mé Krishtin préj Béthléhémit té Jordani, t' i kendojme mé gezim gjithe faréfisét é dhèut, dyké thêne béserisht; I békuar jé, ô Pérendia jone qe ardhé, lavdî me ty.

I math é i frikshim eshte myshtéri, sé Pérendia u shembellén njéresvé, dhé pa njohur mekatin, kerkon sot te pagezohét préj Joanit té lumi Jordan. I békuar jé, ô Pérendia jone qe u-fanésé, lavdî me ty.

Krishti, lulja é Davidit, qe lindi préj Virgjeréshes, ardhi ner valat é Jordanit, per te lare mekatét é Stergjyshit mé ujera. Vallezô, ô Adam, defrè, ô Eve, ngazellohu, ô qiéll; ô popuj, lé te thémi; I békuar jé, ô Pérendia jone qe ardhé, lavdî me ty.

Ne rênte me 5, kendohén ketô :
Pas : Ikos tu Efratha.

Shikô, ô mbrét, ja ku arriu ay te cilin pristé Israéli. Ngazellohuni, ô popuj; sé drita po na çfaqét *(2 hére)*.

Krishti mi dhè u-duk, mé trup Pérendia, tanî shkelqéu drita brenda n' érresire dhé hiri lindi.

Si kandili drites, si Diéllit Agimi, si Pareréndesi Fiales, si miku Dhênterrit, sherbè-i, ô Profét.

Lavdi Mengjézoré; po, ne rênte me 5, thuhét kio :

TINGELL T. I.

Joan Pagezor, qe me njohé ne gjî si shqére, sherbè-me ne

lume, minishtrô-me mé Engjejte, ndéh dhé prék mé pellêmben kryét t'im te pacinuar; dhé, kur te shikosh malét te dridhén dhé Jordanin te kthéhét prape, thirr mé 'tà; ô Zot, qe u-misherové préj Virgjeréshes per shpetimin tone, lavdî me ty.

Tanî : *E permibékuar jé*. Doxologjî é Madhé. *Sot ardhi shpetimi*...

## NE MÉSHE.

Troparé : i Tingellit, pastaj, *Prégatitu, Zabulon*, dhé, ne rênte me 5, *Kthéhéj prape*.

Shkurtoré. — Pas : *Epéfanis siméron*.

Ner valat sot te Jordanit ardhi Zoti yne dhé Shen-Jovanit i therrét; mos kij frike te me pagezosh; sé vij per te shpetuar Adamin é Paregatuar.

## APOSTULL.

O Zot, shpetô popullin tênt dhé békô-é trashegimin tênt. Té ty, ô Zot Pérendia imé, do te therrés.

Kendimi préj Létres II se Paulit té Timothéu.

Bir Timothè, vigjellô me te gjitha, vuaj te keqia, bêj vépre Ungjillori, mbarô ploterisht sherbésen têndé; sé une po pikoj si libate, dhé koha é shkrijtjes s' imé arriu. Luften é mire é luftova, réndjén é mbarova, bésen é ruajta; tanî me eshte résérvuar kuror' é dréjtesise, te cilen do te m' ape Zoti, gjykatesi i dréjte, m' atê dite; dhé jo vétem mua, po dhé gjith' atyrévé qe duan çfaqjén é tij.

## UNGJILL (PAS MARKUT).

Nisja é Ungjillit te Jésu Krishtit, te Birit te Pérendise; sikunder eshte shkruar ne Profétet; Ja, une po dergoj Engjellin t'im perpara faqés s'até, i cili do te trajtoje udhen têndé perpara téjé. *Zêr' i atî qe bertét ne shkrétetire. Gatitni udhen é Zotit, bêni rugat é tij te dréjta.* Joani ishté dyké pagezuar ne shkrétetire dhé dyké leçitur pagezim péndimi per ndjése te mekatévé. Dhé shkonté té ay gjithe vend' i Judése dhé Jérusalémitet; dhé pagezoheshin préj tij te gjithe ne lume Jordan, dyké rrefyer mekatét é tyré. Dhé Joani ish i véshur mé qimé kamiléjé dhé mé brés te lekurte réth mézit te tij; édhé hanté karkaléce dhé mialte te éger. Dhé leçitté, dyké thêne; Prapa méjé vjén mê i forti sé une, te cilit nuke jam i-zoti te unjém t' i zgjith rripin é kepucevé. Une ju pagezova mé uje, po ay do t' ju pagezoje mé Shpirt Shént.

Te tjérat si dhé me te Diélat é zakoneshmé.

## SHERBÉSA E OREVÉ TE MEDHA.

### ORA É PARE.

Urdheri, si dhé n' Oret é Krishtlindjés. Perleshoré : *Kthéhéj prape,* Shkurtoré : *Ner valat sot.*

### *Psalm* 5.

Vêr-i vésh fialet é mia... *(Shih té Or' é Pare é Krishtlindjés.)*

*Psalm 22.*

Zoti eshte bariu im, asgjê do mos me mungoje; me vuri`te prêhém ne kullota te gjélbera. Me udhehoqi anes ujerash te qéta; me pruri shpirtin ne vent. Me udhehoqi neper ruga dréjtesié per émerin é tij. Sé, dhé ne baritsha per més fushes se hiés se vdékjés, nuke do kém frike per nonje te kéqé, sé ti jé bashke mé mua. Shkopi yt dhé krraba joté, atô me ngushellojne. Gatité perpara méjé tryése ne sy t'armiqvé te mî; lévé mé vaj kryét t' im; kupa imé dérdhét per buze. Shigurisht meshira joté do t' me jéte shok gjithe ditet é jétes s'imé. Dhé do te banoj ne shtepî te Zotit gjithe ditet é gjata.

*Psalm 26.*

Zoti eshte drita imé dhé shpetimi im, kujt do t' i trembém? Zoti eshte mprojtesi i jétes s'imé, préj kujt do te frikesohém? Kur m' u-aferuan te keqijte, kundreshtaret dhé armiqt' é mî, per te ngrêne mishin t' im, vét' ata u-pénguan dhé rane. Dhé ne u-fushatofte ushterî kunder méjé, zemra imé do mos kéte frike; dhé ne u-ngritte lufte kunder méjé, do te kém bésim me ketê. Nje gjê i lypa Zotit, dhe do t' i'a lyp; te banoj ne shtepî te Zotit gjithe ditet é jétes s'imé, te shikoj bukurin' é Zotit dhé t'a vizitoj ne témpullin é tij te shénte. Sé ne dite trubullimi do t' me fshéhe ne ténde te tij, do t' me mbuloje ne vent te fshéhet te téndesimit te tij; do t' me ngréje lart mi shkêmp. Dhe tanî kryét t' im do t' lartesohét permi armiqt'é mî, qe me qarkojne. Dhé do te

'blatoj théroré lavderimi dhé brohorié; do t' i kendoj é do t' i psall Zotit. Degjô-é zêrin t'im, ô Zot, kur therrés; meshirô-me dhé pergjéq-m'u. Zemra imé tha préj anes s'até : kerkoni faqén t' imé. Do te kerkoj faqén têndé, ô Zot. Mos kthè me nj' ane faqén têndé préj méjé dhé mos é çperhith mé zemerim sherbetorin tênt. Bêju ndihmesi im, mos me lêr é mos me névérit, ô Pérendi' é shpetimit t'im. Kur te me névéritin im-âte dhé im-mê, Zoti do t' me prése. Mesô-me, ô Zot, n' udhen têndé; dhé udhehiq-me ne ruge te dréjte per armiqt' é mî. Mos me perip ne duar t' armiqvé te mi, sé u-ngritne deshmore te rréme kunder méjé qe çfryjne paudherî. Mjér' une, po te mos bésoja qe do te shoh te mirat é Zotit té dhèu i te gjallevé. Prit Zotin, bêju burre dhé lé te forcohét zemra joté, dhé prit, te thém, Zotin.

TE VÉTEZÊSHMÉ; TINGELL. — T. IV.

Sot békohét natyr' é ujeravé, dhé çahét Jordani dhé qendron rjédhjén é valavé te tij, dyké pare Zotin te lahét.

Vark. — *Perandaj do t' te kujtoj préj dhèut te Jordanit dhé te Hérmoniémit.*

Si njérî ardhé ne lume, ô mbréti Krisht, dhé nxitohésh te marrsh pagezim sherbetori, ô i mire, préj duarvé te Pareréndesit per mekatét tona, ô njéridashes.

LAVDI É TANI. — TINGELL T. IV.

Té zêri i atî qe bertisté ne shkrétetire; Gatitni udhen é Zotit; ardhé, ô Zot, si moré fytyre robi, dyké lypur pagezim, ti qe s' njohé mekate. Te pane ujerat dhé u-trempne; u-tremp bashke mé 'tô dhé Pareréndesi dhé thirri, dyké thêne; Si do t'a ndriçoje driten kandili? Si do te dorezoje Zotin sherbetori? Békô-me mua dhé ujerat, ô Shpetimtar, qe ngrè mekatin é botes.

## PROFÉTÎ.

PAREVARK. — TINGELL IV.

Gjemoj Zoti mi ujera te shuma. Do t' te dua, ô Zot, fuqia imé. Kendimi préj Profétise se Isaïut.

Keshtu foli Zoti; Gezoju, ô Shkrétetire... *(Shih té Békim' i Math i Ujit.)*

## APOSTULL.

Kendimi préj Aktévé t' Apostujvé.

M' atô dite, kur po mbaronté Joani udhen, théshté; Cili kujtoni sé jam? Nuke jam une, po ja ték vjén pas méjé ay, te cilit nuke jam i-zoti t' i zgjith kepucen é kêmbevé. Burra vellézer, bij préj fares s' Abrahamit, dhé sa nder ju i kini frike Pérendise, té ju u-dergua fiala é ketî shpetimi. Sé atà qe banojne ne Jérusalém dhé kréret é tyré, dyké mos njohur atê dhé zêrét é Profétevé qe kendohén ç' dô te Shtune, i mbushne dyke é gjukuar; dhé, pa gjétur as nje faj per vdékjé, lypne préj Pilatit qe

te vritét. Dhé passi mbaruan gjith' atô qe jane shkruar per 'tê, é zbritne préj drurit dhé é vune ne varr; po Pérendia é ngjalli se vdékuresh; i cili u-duk per shume dite m' atà qe u-ngjitne bashke mé 'tê préj Galilése ne Jérusalém, te cilet jane tanî deshmore te tij té populli. Dhé né ju ungjillezojme per Zotimin é bêre per Aterit, sé ketê Pérendia é ka mbushur me névé, diémat é tyré, dyké ngjallur Jésune.

## UNGJILL (PAS MATTHEUT.)

M' atê kohe, vjén Joan Pagezori, dyké leçitur ne shkrétetire te Judése é dyké thêne; Péndohuni; sé eshte afruar Mbréteri' é qiéjvé. Sé ky eshte ay qe u-fol préj profétit Isaia qe thote; *Zêr ' i atî qe therrét ne shkrétetire; Gatitni udhen é Zotit, bêni rugat é tij te dréjta.* Dhé ay Joani kishté véshjén é tij préj qimésh kamiléjé dhé brés te lekurte réth mézit te tij; dhé ushqim' i tij ish karkaléce dhé mialt' é éger. Ahéré shkonté jashte té ay Jerusalémi dhé gjithe Judéa dhé gjithe vendi réth Jordanit dhé pagezoheshin préj tij ne Jordan, dyké rrefyér mekatét é tyré.

## ORA É TRÉTE.

### *Psalm* 28.

Epini Zotit, ô bijt' é Pérendise, epini Zotit lavdî é ndér. Epini Zotit lavdin' é émerit te tij; adhuroni Zotin ne bukurî te shenteruar. Zêr' i Zotit eshte mi ujerat; Pérendi' é lavdise bubullin; Zoti mi ujera te shuma.

Zêr' i Zotit eshte plot mé fuqî; zêr' i Zotit plot mé madheshtî. Zêr' i Zotit thyén dellinjat, édhé Zoti thyén dellinjat e Libanit; Edhé i bên te kecéjne si viç; Libanin dhé Sirionin si viç te éger. Zêr' i Zotit çkeput flage ziarri; Zêr' i Zotit tunt shkrétetiren; édhé Zoti tunt shkrétetiren é Kaddéshit. Zêr' i Zotit bên dréret te piéllin édhé zbulon pyjét, dhé cilido thote lavdî ne pallat te tij. — Zoti rri mi permbytjén, édhé Zoti rri mbrét per gjithe jéten. Zoti do t' i ape fuqî popullit te tij. Zoti do te békoje popullin é tij me paqe.

## *Psalm* 41.

Sikunder mallengjén dréri per burimét é ujeravé, keshtu mallengjén dhé shpirti im per ty, ô Pérendî. Shpirti im ka étjé per Pérendin' é gjalle; kur do te vij é do te dukém perpara faqés se Pérendise? Lott' é mia m' u-bêne buke dit' é nate, kur me thone per dite: Ku eshte Pérendia joté? Ketô kujtoj dhé dérth shpirtin t'im perbrenda méjé, sé shkoa mé gjindjén dhé vajta mé 'tâ té shtepi' é Pérendise, mé zê gazi dhé lavderimi, mé shumice njérezish qe mbajin te krémté. Persé jé i hidheruar, ô shpirti im, dhé persé perzihésh perbrenda méjé? Shperè me Pérendine, sé do t'a lavderoj êdhé; faq' é tij eshte shpetimi véte. O Pérendia imé, shpirti im perzihét perbrenda méjé; perandaj do t' te kujtoj préj dhéut te Jordanit dhé te Hérmoniémit, dhé préj malit Mizar. Avusha thérrét avushen ne zê te troçilavé te tua. Gjithe thellimét é tua dhé valat é tua shkuan mi mua. Po édhé

diten Zoti do t' urdheroje meshiren é tij, dhé naten kêng' é tij do te jéte mé mua, dhé do t' i falém Pérendise se jétes s' imé. Do t'i thém Pérendise, shkêmbit t' im. Persé me harrové? dhé persé écej i vréret préj shtrengimit t' armikut t' im? Armiqt' é mi dermojne éshterat é mia, kur me çperdérojne per dite dyké thêne: Ku eshte Pérendia joté? Persé jé i hidheruar, ô shpirti im? dhé persé perzihésh perbrenda méjé? Shperè me Pérendine, sé do t'a lavderoj êdhé; sé eshte shpetim' i faqés s'imé dhé Pérendia imé.

*Psalm* 51.

Perdellyés, perdellè-me, ô Pérendî... *(Shih té Libr' é Méshes, f. 36.)*

Te Vétezêshmé; T. T. IV.

U-tmérrua tanî dor' é diathte é Pareréndesit dhé Pagezorit dhé Profétit qe u-ndérua mê téper sé Profétet, sé pâ ty, Qéngjin é Pérendise, qe ngrè mekatét é botes dhé i permblédhur préj agonié therristé; Nuk guxoj te prék, ô Fiale, kryét tênt; ti békô-me dhé ndriçô-me, ô meshireplot; sé ti jé jéta dhé drita dhé paqa é botes.

TINGELL IV.

Vark: — *Perandaj do t' te kujtoj préj dhèut te Jordanit dhé te Hérmoniémit.*

Trinia, Pérendia jone, na é çfaqi vétén é saj sot pandare; sé Ati i thirri te-Birt deshmim te kjarte; Shpirti fluturoj préj qiéllit si pullump; Biri i unji kryét é paci-

nuar Pareréndesit; dhé, si u-pagezua, shpetoj gjindjén njérezoré préj roberise, si njéridashes.

LAVDI É TANI. — TINGELL T. I.

Kur ardhé mé trup ne Jordan, ô Zot, nga qe déshjé te pagezoheshé mé fytyre njériu, ô Jétedhênes, qe te na ndriçosh nè t' arratisurit si meshireplot, dyké na shpetuar préj ç'dô dinakerié dhé laku te drangojt, u-deshmové préj Atit, dhé Shpirt ' i pérendishme te qendroj siper mé fytyre pullumbi. Po vendosu ne shpirtét tona, ô njéridashes.

PROFÉTÎ.

PAREVARK. — TINGELL IV.

Te pane ujerat, ô Pérendî.
Zêr' i Zotit mi ujera.
Kendimi préj Profétise se Isaïut.

Keshtu foli Zoti; Lahuni dhé bêhuni te paqme; largoni ligesit' é shpirtévé tuaja nga syt' é mi; pushoni se bêri te keqia. Mesoni te bêni miresî, kerkoni gjukim, shpetoni te shtypurin, gjukoni varfanjakun dhé mproni te véne. Dhé éni t'aresojme bashke, thote Zoti; dhé ne qofshin mekatét tuaja si shkarlate, do t' i zbarth si debore; dhé ne qofshin te kuqe si gjak, do t'i bêj te bardha si lésh. Dhé ne daçi te me degjoni, do te hani te mirat é dhéut; po ne mos daçi dhé ne mos me degjofshi, shpata do t' ju perpije; sé goj' é Zotit i foli ketô.

## APOSTULL.

Kendimi préj Aktévé t' Apostujvé.

M' atô dite, kur qè Appolloj ne Korinthe, Pauli shkoj neper anet é sipermé é ardhi ne Efése. Dhé si gjéti ca dishépuj, u tha; A muarte Shpirt Shént, kur bésuat? Dhé atà i thane; Po as kémi degjuar ne ka Shpirt Shént. Dhé ay u tha; Mé sé pra u-pagezuat? Dhé ata thane; Ne pagezim te Joanit. Dhé Pauli tha; Joani pagezoj mé pagezim péndimi, dyké i thêne popullit t' i bésojne atî qe vjén pas 'tij, dométhêne Jésu Krishtit. Dhé si degjuan u-pagezuan me émerin é Zotit Jésu. Dhé si vuri duarte Pauli mi 'tâ, érdhi mi 'tà Shpirti Shént dhé flisnin gjuhera dhé profétesonin. Dhé ishin te gjithe gjér dymbedhjéte burra. Dhé hyri ne synagoje é flisté mé guxim per tré muaj, duké kuvenduar é dyké bindur per punen é mbréterise se Pérendise.

## UNGJILL (PAS MARKUT).

Nisja é Ungjillit te Jésu Krishtit... *(Shih Ungjillin é se Diéles para Ujit te Békuar.)*

### ORA É GJASHTTE.

*Psalm* 73.

Persé, ô Pérendî, na hodhé téj per gjithenje ? persé tymon zemerimi yt kunder dhênvé te kullotes s'até? Kujtô kungrégaten têndé, te cilen é fitové qe-moti;

shkopin é trashegimit tênt qe çperblévé; ketê malin Sion, ne te cilin téndesové. Ngrè-i duart' é tua mi renimét é perjéteshmé, te keqiat qe bêri armiku ne shénterorén têndé. Armiqt' é tu ulerijne ne més te synagojes s' até. Vune shénjat é tyré si shénja. U-dukne posi njéres qe ngritne sepata mi pyll druresh. Dhé tanî mé sepata dhé mé çékané préne dyért' é saj dhé dermuan stolit' é saj te skalisura. I vune ziarrin shénterorés s'até, é profanuan per-dhé téndesimin é émerit tênt. Thane ne zemre te tyré; Le t'i rrezojme bashke; doqne gjithe synagojat é Pérendise ne dhét. Nuke shohim shénjat tona, s' ka mê profet, as ka ndonje qe te njohe gjér kur. Gjér kur, ô Pérendî, do t' te çperndéroje armiku? gjér kur do t' blasfémoje émerin tênt perhére? Persé kthén doren têndé édhé te diathten têndé? nxir-é préj mézit te gjirit tênt dhé shuaj-i ata. Sé Pérendia eshte mbréti im qe-moti, qe véperon shpetim ne més te dhéut. Ti ndavé détin mé fuqine têndé, ti dermové kréret é drangojvé ner ujerat. Ti thévé kryét é Leviathanit dhé i'a dhè per te ngrêne popullit t' Ethiopise. Ti bêré te riédhin burimé dhé perrenj; ti thavé lumenj te pashtéruar. Jotja eshte dita, jotja eshte nata, ti gatité driten dhé Diéllin. Ti bêré gjithe bukurit' é dhéut; ti bêré véren édhé dimrin. Kujtô ketê, sé armiku çperndéroj Zotin, dhé populli i marre blasfémoj émerin tênt. Mos u ép égersiravé jéten é turtullit tênt; mos i harrô névojaret é tu per gjithe jéten. Shtjér syrin mi téstamentin tênt, sé u-mbushne visét é érret te dhéut mé shtepira shtremberié. I mjéri

mos u-kthéfte i turperuar; i varferi dhé névojari lé te lavderojne émerin tênt. Ngréhu, ô Pérendî, gjukô gjyqin tênt; kujtô çperndérimin qe te bêri i marri gjithe diten. Mos harrô zêrin é armiqvé te tu; te briturit é atyrévé qe jane ngritur kunder téjé po hipen gjithenjê.

## *Psalm* 76.

I thirra Zotit mé zêrin t'im, me zêrin t'im i thirra Zotit dhé m'a vuri véshin. Ne dite te shtrengimit t' im kerkova Zotin, ndéva duart' é mia naten dhé s' pushoja; shpirti im s' désh te ngushellohéj. Kujtova Pérendine. Kujtova Pérendine dhé u-trubullova, u-ménduash dhé m' u-fik fryma. Mbajté syt' é mi pa gjume, u-perzjéva dhé nuke munt te flisja. Shkova ner ment ditt' é lashta dhé u-kujtova koherat é qemoçimé. Kujtoj kêngen t' imé, naten méditoj mé zemren t' imé, dhé mendja imé kerkoj mé nxéhtesî. Mos do t' na hédhe téj Zoti per gjithenjê dhé do mos jéte mê i pékuleshme? A po pushoj perhére meshir' é tij? A po zotimi i tij u-prè brés pas brézi? Mos harroj Pérendia te jéte hirplot? A po mos do t' i mbylle meshirat ne zemerim te tij? Dhé thashe; kio eshte dobesia imé, po une do t' kujtoj vjétét é se diathtes se Zotit. Do t' kujtoj véprat é Zotit; pô, do t' kujtoj véprat é tij te mahniçimé qe ne kryé. Do t' méditoj mi gjithe véprat é tua dhé do t' flas per punet é tua. O Pérendî, udha joté eshte ne shénteroré. Cila Pérendî esht' aq' é madhe sa Pérendia jone? Ti jé Perendi' é vétem qe bên çudira. Deftévé fuqine têndé ner popujte; çperblévé mé krahun

tênt popullin tênt, bijt' é Jakobit é te Joséfit. Te pane ujerat, ô Pérendì, te pane ujerat dhé u-frikesuan, dhé avushat u-trubulluan. Réte dérthne ujera, qiéjte oshetijtin, dhé shigjétat é tua vershellyén; zêr' i bubullimes s'até ishté ne thellim; shkendritne vétetimat é tua ne bote; u-tunt é u-droth. Udha joté eshte neper dét, édhé rugat é tua ner ujera te shuma, édhé gjurmat é tua nuke do te njihén. Udhehoqé popullin tênt, posi dhênte, mé doren é Moisiut é t' Aaronit.

*Psalm* 90.

Kush rri nene mbulésen é te Lartit... *(Shih té Libr'é méshes, f.* 161.)

Te Vétezêshmé; T. T. IV.

Keshtu i foli Zoti Joanit; Profét, éja pagezô-me, mua qe te krijova, qe ndriçoj mé hir dhé i qeroj te gjithe; prék kryét t' im te hyjeshme dhé mos hézitô. Profét, éja tanî; sé ardha te mbush ç'dô dréjtesî. Ti pra mos hézitô asfaré; sé nxitohém te humbas armikun é fshéhur ner ujerat, kryétarin é érresires, dyké çperblére tanî boten préj grackavé te tij, dyké falur, si njéridashes, jéten é améshuar.

TINGELL T. II.

Vark. — *Perandaj do t' te kujtoj préj dhèut te Jordanit dhé te Hérmoniémit.*

Sot nxitohét te marre funt Profétia psalmiké; sé déti, thote, pâ dhé iku, Jordani u-kthyé prape perpara faqés se Zotit, faqés se Pérendise se Jakobit, i

cili ardhi te prése pagezim préj sherbetori; qe dhé nè, dyké i çperlare préj ndyresise pagané, te ndriçojme shpirtét tona.

LAVDI É TANI. — TINGELL T. I.

Persé i qendron ujerat é tua, ô Jordan, persé é kthén prape riédhjén dhé nuke shkon perpara n'udhen têndé te natyreshmé? Sé nuke munt te duroj, thote, ziarrin qe pervelon; mahnitém dhé frikesohém nga dénjimi i pertéjshme; sé nuk kam zakon te çperlaj te paqmin, nuke mesova te fshij te pamekateshmin, po te spastroj énet é ndotura. Gjembat é mekatévé me meson t' i diék Krishti qe pagezohét té mua; Joani deshmon mé mua; zêr' i Fiales therrét; Ja Qéngj' i Pérendise qe ngrè mekatin é botes. Atî, ô bésnike, lé t' i therrésim; ô Pérendî, qe u-fanésé per shpetimin tone, lavdî me ty.

PROFÉTÎ.

PAREVARK. — TINGELL IV.

Zêr' i Zotit mi ujerat.
Epini Zotit, ô bijt' é Pérendise.
Kendimi préj Profétise se Isaïut.

Keshtu foli Zoti; Mérrni uje... *(Shih té Békim' i Math i Ujit.)*

## APOSTULL.

Kendimi préj Létres se Paulit ner Romanet.

Vellézer, sa u-pagezuam me Krishtin, *(Shih té Libr' é Méshes, f. 130.)*

## UNGJILL (PAS MARKUT).

M' atê kohe, érdhi Jésuj préj Nazarétit... *(Shih té Békim' i Math i Ujit.)*

### ORA E NENTTE.

*Psalm* 92.

Zoti mbréteroj, u-vésh mé mirhiésî; u-vésh Zoti mé fuqî dhé u-ngjésh. Sé é shiguroj boten, é cila do mos tundét. Froni yt eshte gatî qemoti; qe préj jété jé ti. Ngritne lumenjte, ô Zot, ngritne lumenjte zêrét é tyré; do te ngréne lumenjte valat é tyré; permi zêrét é ujeravé te shuma, dhé shqotat é forta te détit, Zoti eshte i forte me te lartat. Deshmimét é tua jane fort te shigurta. Shtepise s' até i ka hié shénterim, ô Zot, per dite te gjata.

*Psalm* 113.

Kur dolli Israéli préj Egyptes, shtepi' é Jakobit préj populli barbar, Judéa qè shénterim' i tij, Israéli zoterim' i tij. Déti pâ dhé iku, Jordani u-kthyé prape. Malét kercyén posi désh, dhé kodrat posi shqéra dhênsh. Ç' eshte, ô dét, qe iké? dhé ti, ô Jordan, qe u-kthévé prape? Ju, ô malé, qe kercyét posi désh, dhé ju, ô kodra, posi shqéra dhênsh? Dridhu, ô dhè, préj faqés se Zotit, faqés se Pérendise se Jakobit; i cili kthén shkêmbin ne liqéné ujerash, dhé jérkullin ne burimé ujerash. Mos névé, ô Zot, mos névé, po émerit tênt épi lavdî per

meshiren têndé dhé per te vertéten têndé. Sé mos thone nonje hére kombét; Ku eshte Pérendi' é tyré? Po Pérendia jone eshte ne qiéll é ne dhè, gjith' atô qe déshi i bêri. Idhullat é kombévé jane ergjent dhé ar, vépra duarsh njérezish. Goje kane, é nuke flasin; sy kane, é nuke shikojne. Véshe kane, é nuke degjojne; hunde kane, é nuke marrin ére. Duar kane, é nuke prékin; kêmbe kane, é nuke barésin, as qe nxjérin zê mé gurmazin é tyré. Si ata u-bêfshin ata qe bêjne ketô dhé gjithe sa kane shprése mi 'tô. Shtepi' é Israélit shperén me Zotin; ay eshte ndihmesi dhé mburonj' é tyré. Shtepi' é Aaronit shperén me Zotin; ay eshte ndihmesi dhé mburonj' é tyré. Ata qe i kane frike Zotit shperyén me Zotin; ay eshte ndihmesi dhé mburonj' é tyré. Zoti na kujtoj, é na békoj. Békoj shtepin' é Israélit, békoj shtepin' é Aaronit. Békoj ata qe i kane frike Zotit, te végjelit bashke mé te medhéjte. Zoti ju shtofte ju dhé bijte tuaj. Do te jéni te békuarit é Zotit; qe bêri qiéllin é dhène qe u'a dhâ te bijvé te njéresvé. Nuke do t' te lavderojne te vdékurit, ô Zot, as gjith' ata qe zbrésin ne pushim; po nè te gjallet do te békojme Zotin qe tanî é gjér me jéte.

*Psalm* 85.

Unj, ô Zot, véshin tênt... *(Shih té Or' é Nêntte é Krishtlindjés.)*

TE VÉTEZÊSHMÉ.

TINGELL I RENDE.

Ish çudî te shikojé krijétarin é qiéllit é te dhèut te çvéshur ne lume, dyké pritur si rob pagezim préj robi per shpetimin tone; dhé vallét é Engjejvé mahniteshin préj friké dhé préj gazi. Mé te cilet t' adhurojme; shpetô-na, ô Zot.

TINGELL II.

Kur shikonté Pareréndesi Zotin te véje té ay, therristé; Ja, ay qe çperblén boten ardhi nga prishja, ja ay qe na shpeton préj hidherimit; ja, ay qe fal ndjése mekatésh ardhi mi dhè préj Virgjeréshes se Kulluar nga meshira; dhé ne vent te érresires, ndriçon gjindjen njérezoré mé ujin é pagezimit te tij te hyjeshme. Eni pra me nje zê t'a lavderojme bashke mé Atin é mé Shpirtin Shént.

LAVDI É TANI. — TINGELL T. I.

Doren têndé qe préku kryét é pamplakur te Zotit *(tri hére)*, mé te cilen na é rrefévé dhé mé gisht, ngréj-é per nè té ay, ô Pagezor, mé qe kè guxim te shume; sé mê i math sé gjithe Profétet u-deshmovė préj tij. Dhé syt' é tù, te cilet pane Shpirtin Têreshént qe zbriti ne forme pullumbi, ngréj-i té ay, ô Pagezor, dyké i'u-lutur te bêhét hirplot. Dhé éja qendrô, bashke mé né *(tri hére)*, dyké shiluar hymnin é dyké u-vêne ne kryé te panairit.

## PROFÉTÎ.

### PAREVARK. — TINGELL III.

Zoti eshte ndriçimi im dhé Shpetimtari im. Zoti eshte mprojtesi i jétes s' imé.

Kendimi préj Profétise se Isaïut.

Keshtu foli Zoti; Me kohe te mirdashjés te kam degjuar, dhé ne dite shpetimi te kam ndihur, dhé do t' te ruaj, dhé do t' t'ap nje téstamént kombésh, qe te ngadhenosh dhène é te trashegosh trashegimé te shkréta, dyké u thêne te burgosurvé; Shkoni jashte; dhé atyré qe jane n' erresiré; Dilni ne drite. Do te kullosin neper gjithe udhet, dhé neper gjithe rugat do té jéte kullot' é tyré. Dos mos kéne as urî as étjé, as qe do t' i dermoje vapa dhé diélli; sé ay qe i meshiron do t' i ngushelloje, dhé do t' i udhehéqe neper burimé ujerash. Dhé do te bêj udhe ç'dô mal dhé ç'dô ruge kullote per 'tâ. Shih, keta do te vijne se largu; keta préj Vériut dhé Pérendimit, dhé ata préj dhéut te Pérsianevé. Defréni, ô qiéj; ngazellohu, ô dhè; Kris-j'ani kênges, ô malé. Sé Pérendia é meshiroj popullin é tij dhé i ngushelloj te perunjurit é popullit te tij. Po Siona tha; me névériti Zoti, dhé Zoti im me harroj. A munt t'a harroje gruaja dialin é saj te sises, dhé te mos i vije kéq per birin é barkut te saj? Pô, munt t' a harroje, mirpo une do mos te harroj kurre, foli Zoti i Têrefuqishme.

## APOSTULL.

Kendimi préj Létres se Paulit té Titua.

Bir Tito, u-fanès... *(Shih mê pas tę Mésha é Ujit te Békuar.)*

## UNGJILL (PAS LUKAJT).

Motin é pésembedhjétte... *(Shih Ungjillin é Mbrêmesorés se Madhé, mê pas.)*

Mé nje hére pas Orevé, véç ne rênte é krémtja te Diélen a te Hênen, nis :

## SHERBÉS' É MBREMESORÉS SE MADHÉ.

(Mésh' é Shen-Basilit.)

Ne Thirrtorét thuhén me 6 ketô te Vétezêshmé.

### TINGELL II.

Driten tone, qe ndriçoj ç'dô njérî, kur pâ Parerén-desi te vije per t' u-pagezuar, i gezohéj shpirti dhé i dridhéj dora; é trégon dhé u thote popujvé; Ja ay qe çperblén Israélin, ay qe na çliron nga prishja. O Krisht i pamekateshme, Pérendia jone, lavdî me ty.

Kur pagezohéj çperblénjesi yne préj nje robi dhé deshmohéj préj zbritjés se Shpirtit, u-tmérruan dyké pare ushterit' é Engjejvé; dhé nje zê u-suall préj Atit nga qiélli; ky, te cilin Parerérendesi dorezon, eshte Biri im i dashur, i cili me pelqèu. O Krisht Pérendia jone, lavdî me ty.

Valat é Jordanit pritne ty burimin, dhé Ngushellimtari zbriti ne forme pullumbi; unj kryét ay qe unji qiéjte; i therrét é i kelthét balta artistit. Persé me urdheron atô qe jane permi fuqine t'imé? une kam névoje préj pagezimit tênt. O Krisht i pamekateshme, Pérendia jone, lavdî me ty.

Dyké dashur te shpetosh njérin' é arratisur, dénjové te marrsh fytyre robi; sé duhéj ti, Zoti dhé Pérendia, te mérrjé persiper mekatét tona per nè; sé, si u-pagezové truperisht, ô Çperblénjes, na vléresové per ndjésen; perandaj po te therrésim; O Krisht mirebêres, Pérendia jone, lavdî me ty.

LAVDI É TANI. — TINGELL II.

I unjé kryét Pareréndesit, dermové kréret é drangojvé, qendrové ner valat, ndriçové gjithesine qe te te lavderoje, ô Shpetimtar, ty driten é shpirtévé tona.

Hyrja, *Drite gazmoré,* dhé pastaj thuhét :

KENDIM I.

Kendimi préj Généses.

Ne kryé Pérendia krioj... *(Shih té Mbrêmesorja é Krishtlindjés.)*

Pasandaj Valléja é djathte nis é kendon ketê Tropar :

TINGELL T..I.

U-fanésé ne bote ti qe kriové boten, — qe te ndriçosh ata qe rrine n' érresire, njéridashes, lavdî me ty.

Fundi qe me « qe te ndriçosh... » perseritét kater hére mé keta vargjé :

Pérendia na perdelléfte é na békofte, ndritte faqén é tij mi névé, dhé na meshirofte.

Per te njohur udhen têndé ne dhèt, shpetimin tênt ne gjithe kombét.

Popujte do t' te lavderojne, ô Pérendî, do t' te lavderojne gjithe popujte. Dhèu dhâ pémen é tij.

Na békofte Pérendia, Pérendia jone, na békofte Pérendia. Dhé le t' i kéne frike gjithe anet é dhéut.

Lavdî é Tanî : Kendohét Tropari i têre. Pasandaj :

KENDIM II.

Kendimi préj Mbrétervé IV.

I tha Elia Elishéut; Ri, te lutém, ketu, sé Zoti me dergoj gjér ne Jordan. Dhé tha Elishéu; sa rron Zoti dhé sa rron shpirti yt, do mos te névérit; dhé shkuan bashke. Dhé pésedhjéte burra préj bijvé te profétevé ardhe é qendruan kundréjt se largu. Dhé mori Elia gunen é tij, dhé é peshtolli, dhé goditi ujerat mé 'tê, dhé u-ndane ketéjza dhé andéjza, dhé shkuan qe te dy neper dhè te thate. Dhé kur shkuan téj, i tha Elia Elishéut. Lyp, ç' te bêj per ty para sé te shéstjohém préj téjé. Dhé tha Elishéu; Te lutém, Lé te jéte mi mua dypliké fryma qe eshte mi ty. Dhé tha Elia; Lypé gjê te veshtire; po, ne me pafsh te shéstjohém préj téjé, do te bêhét; ne mos me pafsh, do mos bêhét. Dhé ték po barisjin é flisjin, ja ku u-duk nje qéré préj ziarri dhé kuaj préj ziarri, dhé i ndau nga njêr-jatri dhé u-shéstjua Elia ne nje farmire lart ne qiéll. Dhé

Elishéu shikonté dhé therristé; Ate, Ate, qéré Israéli dhé kalores' i tij. Dhé nuk é pâ mê; dhé Elishéu zuri roben é tij dhé é çori me dysh. Dhé ngriti Elishéu gunen é Eliut, qe ra qe siperza. Dhé u-kthyé Elishéu dhé qendroj mi buzen é Jordanit; dhé mori Elishéu gunen é Eliut qe i ra qe siperza, dhé i goditi ujerat, po nuk u-ndane. Dhé tha Elishéu; Ku eshte Zoti Pérendi' é Eliut? dhé goditi Elishéu ujerat persedyti dhé u-ndane, dhé shkoj mi dhè te thate.

Pasandaj kendohét ky Tropar préj Vallés se mengjer :

TINGELL T. II.

Té mekataret dhé kumérqaret nga shumic' é meshires s'até u-fanésé, ô Shpetimtari yne; — sé ku gjétke kish per te ndritur drita joté, veç sé té ata qe rrinin n' érresire? Lavdî me ty.

Fundi qe me « sé ku gjétke... » perseritét kater hére mé keta vargjé :

Zoti mbréteroj, u-vésh mé mirhiésî.

Ngritne lumenjte, ô Zot, ngritne lumenjte zêrét é tyré.

Te çudiçime jane valat é détit; i çudiçim eshte Zoti me te Lartat.

Shtepise s' até i ka hié shénterim, ô Zot, per dite te gjata.

Lavdî é Tanî : Têre Tropari. Pastaj :

KENDIM III.

Kendimi préj Mbrétervé IV.

Erdhi Naamani, gjénéral i mbrétit te Syrianevé, mé qérét é tij dhé mé kuajt' é tij, dhé qendroj mi déren

é shtepise se Elishéut. Dhé dergoj Elishéu nje lajmetar té ay dyké thêne; Éce, lahu ne Jordan shtate hére dhé do te kthéhét mishi yt té ty dhé do te spastrohésh. Dhé u-zemerua Naamani, dhé shkoj é tha; Shih, une thésha sé do te dale perpara méjé, dhé do t' pertherrése émerin é Zotit Pérendise se tij, dhé do te vêre doren é tij mi léprozin dhé do t'a sheroje mishin é tij. Lumenjt' é Damaskes Abana dhé Farpar nuke jane mê te mire sé Jordani dhé gjithe ujerat é Israélit? Nuke do te vété te lahém ne 'tô é te spastrohém. Dhé u-kthyé dhé shkoj i égersuar. Dhé i'u-afruan sherbetoret é tij é i thane; Âte, po te te kish porositur proféti te bêje nonje gjê te madhé, do mos é kishé bêre? Sa mê téper kur te tha, Lahu, dhé spastrohu? Dhé zbriti Naamani, dhé u-pagezua shtate hére ne Jordan, pas fiales se njériut te Pérendise dhé u-kthyé mish' i tij té ay si préj nje diali te vogel dhé u-spastrua.

Litanî é Vogel, Trishént dhé

## APOSTULL.

Kendimi préj Létres I se Paulit ner Korinthianet.

Vellézer, dyké qêne i lire préj te gjithevé, u-bêra rob i te gjithevé, qe te fitoj mê te shumet. Dhé u-bêra té Judéjte si Judé, qe te fitoj Judéjte; té ata qe jane nene ligjen si nene ligjen, qe te fitoj ata qe jane nene ligjen; té te paligjeshmit si i paligjeshme (ndonesé nuk isha i paligjeshme té Pérendia, po mé

ligjen é Krishtit), qe te fitoj te paligjeshmit. U-bêra té te dobetit si i dobet, qe te fitoj te dobetit. Dhé ketê é bêj per Ungjillin, qe te bêhém piésetar i tij mé ju. Nuke dini sé ata qe réndin ne shésh te gjithe rendin po nje mérr bravuren? Keshtu réntni qe t'a mérrni. Dhé cilidô qe perpiqét per te fituar mban vétén me te gjitha; tanî, ata qe te marrin kurore qe prishét, po nè te paprishur. Une pra keshtu rént jo pa shigurî; keshtu luftoj mé grusht, jo sikur rah éren; po é mundoj trupin dhé é roberoj, mbasé, si u leçita te tjérevé, une véte te hidhém poshte.

## UNGJILL (PAS LUKAJT).

Motin é pésembedhjétte te mbréterimit te Tibér Qésarit, kur ish Pont Pilati guvernor i Judése dhé Hérodi tétrark i Galilése dhé Filipi i-vellaj tétrark i Iturése dhé vendit te Trakonitise, dhé Lysania tétrark i Abilénes, ne kohe te kryépriftijvé Anna dhé Kajaffa, ardhi fial' é Pérendise mi Joanin, te birin é Zaharise, ne shkrétetire. Dhé ardhi ne gjithe vendin réth Jordanit, dyké leçitur pagezim péndimi per ndjése te mekatévé; siç eshte shkruar té libr' é fialevé te Profétit Isaïa, qe thote; *Zêr' i atî qe therrét ne shkrétetire; Gatitni udhen é Zotit, bêni rugat é tij te dréjta. C'dô shpélle do te mbushét, dhé ç' dô mal é kodre do te unjét; dhé te shtremberat do te bêhén te dréjta, dhé udhet é ashpera do te bêhén te buta, dhé do te shikoje ç'dô mish*

*shpetimin é Pérendise.* I théshté pra gjindjés qe shkonin jashte te pagezoheshin préj tij : Fare neperkash, cili ju deftéu te ikenip réj zemerimit te pritme? bêni pra péme te vyéra péndimi; dhé mos nisni te thoni me vétén tuaj; Ate kémi Abrahamin. Sé po ju thém juvé, sé préj ketyré gurevé munt Pérendia t' i ngréje djéma Abrahamit. Dhé tanî eshte dhé sepata ne rrêze te druvé; ç' dô dru pra qe s' bên péme te mire pritét dhé hidhét ne ziarr. Dhé é pyésté gjindja, dyké thêne; Ç' te bêjme pra? Dhe u-pergjéq é u-tha; Ay qe ka dy kemishe lé t 'i ape atî qe s' ka; dhé ay qe ka te ngrêna lé te bêje gjith' ashtu. Ardhe édhé kumérqare te pagezoheshin préj tij; dhé i thane; Miéshter, ç' te bêjme? Dhé ay u tha; Mos mérrni gjê mê téper sé asaj qe eshte urdheruar per ju. Dhé é pyésnin dhé ushtaret, dyké thêne; Po nè ç' te bêjme? Dhé u tha; Mos ngisni njérî, as mos çpifni; dhé kenaquni mé rogat tuaja. Dhé, siç pristé populli dhé méntoheshin te gjithe ne zemrat é tyré per Joanin, mbasé mos ish ay Krishti, u-pergjéq Joani ner te gjithe, dyké thêne; Une ju pagezoj mé uje; po vjén mê i forti sé une, te cilit nuke jam i-zoti t' i zgjith rripin é kepucevé te tija ; ay do t' ju pagezoje mé Shpirt Shént dhé mé ziarr; i cili mban lopaten ne dore te tij, dhé do t'a perqeroje lêmen é tij, dhé do t'a permblédhe grurin ne grunar te tij, édhé kashten do t'a diége ne ziarr te pashuar. Edhé shume te tjéra, dyké éksortuar, i ungjillezonté popullit.

Pastaj mésh' é Shen-Basilit. Kungatoré : *Lavderoni Zotin* dhé *Pame driten.*

Pas Urimit prapa Ambonit, dél Prifti mé popullin ne Font, mé lambadé dhé témianice, dhé bêhét :

## BÉKIM' I MATH I UJIT.

Mê pare kendohén ketô te Vétezêshmé :

TINGELL T. IV.

Zêr' i Zotit mi ujerat therrét, dyké thêne; Eni te gjithe mérrni Shpirt urtesié, Shpirt mençimerié, Shpirt friké Pérendié, te Krishtit qe u-fanés.

Sot békohét natyr' é ujeravé...
Si njérî ardhé ne lume...

Lavdî é Tanî.

Té zêr' i atî qe bertisté...

*(Per ketô tri te funtmét, shih té Ora é Pare.)*

PROFÉTIRA.

Kendimi préj Profétise se Isaïut.

Keshtu foli Zoti; Gezohu, ô shkrétetire qe ké étjé, gezohu, ô shkrétetire dhé lulezô si trendafil. Dhé shkrétetirat é Jordanit do te lulezojne é do te ngazellohén mé kênge. Dhé lavdi' é Libanit i eshte dhêne dhé çmim' i Karmélit dhé populli im do te shekoje lavdin' é Zotit dhé lartesin' é Pérendise. Forcojuni, ô duar frikacaké dhé gjunje te paralysur. Thuajuni atyrévé qe u dridhét zemra; Kini kuraje dhé mos kini frike;

sé ja Pérendia jone do t' ju'a çpaguaje; ay véte do te vije dhé do t' ju shpetoje. Atehéré do te hapén syt' é te vérbervé dhé véshet é te shurdhervé do te degjojne. Atehéré do te kercéje i çali si dré dhé goja é némécit do te kendoje kênge mundesé; sé ujera do te dérdhén ne shkrétetire dhé perrenj me dhè te thate. Dhé do te bêhét dhéu i paujet moçalé dhé shkrétetira burim ujerash; dhé atjé ku ish folè drangojsh do te kéte bushé dhé gjéthé. Dhé atjé do te kéte nje udhe te paqmé dhé do te quhét udh' é shénte. Andéj do mos shkoje i ndyre; dhé te arratisurit do te barésin ne 'tê dhé do mos humbasin udhen. Dhé do mos kéte luan atjé, as shtaza te keqia do te ngjitén, as do te gjéndén atjé; po atjé do te barésin te çperblyérit dhé te mblédhurit mé anen é Zotit. Dhé do te kthéhén é do te vijne ne Sion mé gezim é ngazellim, dhé defrim i perjéteshme do te jéte mi kréret é tyré; do te gjéjne gas é ngazellim; do t' ike lark dhembja, hidherimi dhé pshéretimi.

Kendimi préj Profétisc se Isaïut.

Keshtu foli Zoti; Ju qe kini étjé éjani per uje; dhé ju qe s' kini argjent éni te blini, te hani é te pini pa argjent é pa çmim vére dhé te majme. Persé çperudhoni argjêndin tuaj per gjêra qe s' ushqéjne dhé mundimin tuaj per gjêra qe s' ngopin? Degjomeni mua dhé do te hani te mirat, dhe shpirti juaj do te gezohét mé te mira. Vêrm'ani véshin dhé éjani pas udhevé te mia. Degjomeni dhé shpirti juaj do te rroje mé te mira. Dhé do t' ju trajtoj dhiate te perjéteshmé,

dhuratat bésniké te Davidit. Ja, ju'a dhashe per deshmim ner kombét, udhehéqes dhé kumandar te kombévé. Ja, do te ftosh kombé qe nuke te njohin; dhé popuj qe s' te dine do te perikin té ty per Zotin Pérendine têndé dhé te Shéntin é Israélit sé te lavderoj. Kerkoni Zotin, sa kohe munt te gjéndét dhé thirréni sa eshte prane. I ligu lé t' i lêre udhet é tij dhé njériu i pa-dréjte méjtimét é tij. Dhé kthéjuni té Zoti dhé do t' ju meshiroje, sé ay fal pa mase. Sé méjtimét é mia s' jane si méjtimét tuaja, as udhet é mia si udhet tuaja, thote Zoti. Po sa mban lark qiélli préj dhéut aqe mban udha imé nga udhet tuaja dhé méjtimét é mia nga méjtimét tuaja. Sé, sikunder shiu dhé debora zbrésin préj qiéllit dhé nuke kthéhén prape para sé t'a déhin dhéne per te lindur, per te mbire dhé per te dhêne fare atî qe mbolli dhé buke per te ngrêne; ashtu dhé fiala imé qe do dale préj gojes s' imé, do mos kthéhét té mua é zbrazet, gjér sa te mbarohén sa désha dhé gjér sa te shtrohén per mbare udhet é mia dhé porosit' é mia. Sé mé ngazellim do te dilni dhé mé gas do te mesohi. Sé malét dhé brigjét do te kercéjne, dyké ju pritur mé gas dhé gjithe lisat é pyllit do te trokasin déget si duar. Dhé ne vent te dushkut do te mbije qiparis dhé ne vent te shkozes mirsine. Kio do te bêje te njohur émerin é Zotit dhé do te jéte shenje é perjéteshmé qe do mos humbase kurre.

Kendimi préj Profétise se Isaïut.

Keshtu foli Zoti; Mérrni uje mé ngazellim nga buri-

mét é shpetimit. Dhé do te thuash atê dite; Hymnoni Zotin, thirrni émerin é tij; lajmerojuni kombévé lavdit' é tij; kujtoni sé u-lartesua émer' i tij: Hymnoni émerin é Zotit, sé bêri gjêra te larta; leçitni ketô me têre dhène. Gezohuni é ngazellohuni ju qe rrini ne Sion; sé u-lartesua i Shént' i Israélit ne més te saj.

## APOSTULL.

Zoti eshte ndriçimi im dhé Shpetimtari im. Zoti eshte mprojtesi i jétes s' imé.

Kendimi préj Létres I se Paulit ner Korinthianet.

Vellézer, nuke dua te mos dini qe aterit tane te gjithe ishin nene rè; dhé te gjithe shkuan préj détit, dhé te gjithe té Moisiu u-pagezuan ne ré é ne dét, dhé te gjithe hêngere gjith' atê gjélle shpirtoré, dhé te gjithe pine gjith' atê te pire shpirtoré. Sé pijin préj shkêmbit shpirtor qe u vénté pas; dhé ay shkêmp ish Krishti.

## UNGJILL (PAS MARKUT).

M' atê kohe, ardhi Jésuj préj Nazarétit te Galilése dhé u-pagezua préj Joanit ne Jordan. Dhé mé nje hére, kur dilté préj ujit, pâ qiéjte te çahén dhé Shpirtin te zbrése si pullump mi 'tê. Dhé ardhi nje zê préj qiéjvé; *Ti jé im-Bir i dashur, i cili me pelqéu.*

Pastaj Diaku thote Litanin' é Madhé, *Me paqe...* Ne més te *Per ata qe lundrezojne...* dhé *Qe te shpetohémi...* shtohén dhé ketô :

Qe te shénterohét kio uje mé fuqine, véperimin dhé

permindodhjén é Shpirtit Shént, lé t' i lutémi Zotit.

Qe te zbrése mi ketô ujera véperimi paqesor i Trinise se permiqênurshmé, lé t' i lutémi Zotit.

Qe te na dhurohét hir' i çperblimit dhé békini i Jordanit, lé t' i lutémi Zotit.

Qe te ndriçohémi mé ndriçim kupetimi dhé mirbésimi mé permindodhjén é Shpirtit Shént, lé t' i lutémi Zotit.

Qe te bêhét kio uje dhurate shénterimi, çperblim mekatésh, per sherim shpirti é trupi dhé per ç'dô fitim te dobishme, lé t' i lutémi Zotit.

Qe te bêhét uje qe kercén ne jéte t' améshuar, lé t' i lutémi Zotit.

Qe te rreféhét largimtaré ç'dô kéqdashjéjé armiqsh te dukur é te padukur, lé t' i lutémi Zotit.

Per ata qe marrin nga kio uje per békim shtepirash, lé t' i lutémi Zotit.

Qe te bêhét paqesim shpirtésh é trupésh per gjithe ata qe é marrin mé bése dhé piésetojne préj saj, lé t' i lutémi Zotit.

Qe te vléresohémi te mbushémi mé békim mé piésetimin é ketyré ujeravé, mé çfaqjén é padukur te Shpirtit Shént, lé t' i lutémi Zotit.

Qe te degjoje Zoti Pérendia zêrin é lutjévé tona mekataresh dhé te na meshiroje, lé t' i lutémi Zotit.

Passi mbaron Diaku Litanine, nis Prifti mé zê te math ketê:

URIM.

O Trinî é permiqênurshmé, é tépermire, é permi-

hyjeshmé, é têrefuqishmé, gjithpamesé, é padukur, é pakuptuarshmé, krijétaré é shpirtévé mendoré dhé é natyravé t' aresyshmé, miresia é zemres, drit' é paaferuarshmé, qe ndriçon ç'dô njérî qe vjén ne bote, ndrit dhé té mua sherbetori yt i pavyér, ndriçô-m'i syt' é mendjés, qe te guxoj te perhymnoj mirebêrjén dhé fuqin' é pamatur. Lé te jéte é mirepritur lutja imé per popullin qe ndodhét ketu; qe te mos ndalojne fajét é mia te vije ketu Shpirti yt Shént; po ndjè-me pa denim te te therrés é te thém tanî : Ô i tépermire; te lavderojme, ô Zot njéridashes, i têrefuqishim, mbrét para jétevé. Te lavderojme ty, miéshterin é krijétarin é gjithesise. Te lavderojme ty, ô Bir i Pérendise i vétemlindur, pa âte préj Nênes, dhé pa nêne préj Atit; sé ne te krémtén é mêpareshmé te gjétme foshnje; po ne te tanishmén te shikojme pérfékt ty, Pérendine tone qe u-fanésé pérfékt préj pérfékti. Sot ardhi koha é se krémtés, dhé vallja é Shentorevé kisheron mé névé, dhé Engjejte krémterojne bashke mé njérezit. Sot hir' i Shpirtit Shént, ne forme pullumbi, ardhi mi ujerat. Sot Diélli i papérenduar lindi, dhé bota ndriçohét mé driten é Zotit. Sot Hêna shkelqén bashke mé boten mé rézé te ndriçimé. Sot yjt' é dritefytyreshme zbukurojne boten mé gazmorin' é shkelqimit. Sot réte i vésojne njérezimit shi dréjtesié préj qiéllit. Sot i pagatuari dorezohét, dyké dashur, préj krijatyres se véte. Sot Proféti dhé Pareréndesi i afrohét Zotit, po qendron mé tmérr, dyké shikuar dénjimin é Pérendise per névé.

Sot ujerat é Jordanit bêhén sherim mé ardhjén é Zotit. Sot gjithe kriésa vaditét mé vala myshtiké. Sot fajét é njéresvé çperlahén mé ujerat é Jordanit. Sot Parrajsa u-çél per njérezit, dhé Diélli i dréjtesise na perageson. Sot uj' é hidhur, é kohes se Moisiut, embelsohét per popullin mé ardhjén é Zotit. Sot shpetuam nga vajtim' i vjéter dhé shpetuam si Israél i ri. Sot u-çperbléme préj érresires dhé peragesohémi mé driten é hyjdijes. Sot miégull' é botes perndahét mé çfaqjén é Pérendise s'one. Sot lampadisét gjithe kriésa siper. Sot rréjtja u-abolit dhé ardhja é Zotit na trajton udhe shpetimi. Sot te sipermét krémterojne bashke mé te poshtmét, dhé te poshtmét kuvendojne mé te sipermét. Sot ngazellohét panair' i shénte dhè zê-math i Orthodoxevé. Sot Zoti nxitohét té pagezimi, qe t'a ngjite gjindjén njérezore ne lartesî. Sot i paunjuri i unjét sherbetorit te tij qe te na shpetoje préj roberise. Sot fituam mbréterin' é qiéjvé; sé mbréteri' é Zotit s' ka funt. Sot dhèu é déti piésetojne préj gazit te botes, dhé bota mbushét mé ngazellim. Te pane ujerat, ô Pérendî, te pane ujerat dhé u-frikesuan. Jordani u-kthyé prape, kur pâ ziarrin é Hynise te zbrése é te hyje ne 'tê truperisht. Jordani u-kthyé prape, dyké pare Shpirtin Shént ne forme pullumbi te zbrése dhé te fluturoje réth téjé. Jordani u-kthyé prape, dyké pare te padukurin te dukur, krijétarin te misheruar, Zotin mé fytyre robi. Jordani u-kthyé prape dhé malét kercyén, dyké shikuar Pérendine mé trup; dhé réte

dhane zê, dyké admiruar te ardhurin, drite préj drité, Pérendi te vertéte préj Pérendié te vertéte, dhé dyké shikuar panair zoteror ne Jordan; sé ay zhyti ne Jordan vdékjén é çdegjimit, gjêmbin é rréjtjés dhé shoqerin' é Férrit, dhé i dhuroj botes pagezim shpetimi. Perandaj dhé une sherbetori yt mekatar dhé i pavyér, dyké tréguar madherit' é çudiravé te tua, i permblédhur préj friké, te therrés me kundrite :

*I math jé, ô Zot, dhé te habitshime jane véprat é tua dhé asnje fiale s' eshte miaft per te hymnuar çudirat é tua (tri hére)*. Ti, duké dashur, si i bêré te gjitha te jéne nga é mosqêna, é permban kriésen mé pushtétin tênt, dhé sundon boten mé providéncen têndé. Ti, kur é trajtové ndertésen préj kater éléméntésh, é kurorezové qarkun é motit mé kater kohera. Perpara téjé dridhén gjithe Fuqit' é mendeshmé; ty te kendon Diélli, ty te lavderon hêna, perpara téjé dalin yjte, ty te bindét drita, ty t' a kane friken avushat, ty te sherbéjne burimét. Ti é ndévé qiéllin porsi kurtine, ti é thémélové dhéne mi ujerat, ti vuré pluherin si mur rréth détit, ti dérdhé éren per te marre fryme. Ty te méshojne Fuqite Engjelloré, vallét é kryéengjejvé ty te falén; Qérubimét é shume-syshmé dhé Sérafimét é gjashtekraheshmé, qe te rrine rréth-perqark é fluturojne rrotull, mbulojne faqén nga frika é lavdise s' até se paaferuar. Sé ti, duke qêne Pérendî é papershkruar, pa nisjé dhé i patréguar, ardhé mi dhê, duké marre fytyre robi, dhé lindé mé shembellsî njériu; sé nuk durojé,

ô Zot, nga zemerdhempsheria, te shekojé gjindjén é njéresvé te tyranisét préj Diallit, po ardhé é na shpetové. E rreféjme hirin, é leçitim meshiren, nuk é fshéhim mirenjohjén. I çlirové brézat é natyres s' one, shenterové bark te virgjer mé lindjén têndé; têre kriésa te hymnoj kur u-fanésé. Sé ti, Pérendia jone, u-duké mi dhê é u-shokerové mé njérezit; ti shenterové dhé riédhjét é Jordanit, duké u derguar préj qiéllit Shpirtin tênt Shént, dhé dermové kréret é dragojvé qe mfolésonin atjè. Ti pra, ô Mbrét njérzidashes, éja dhé tanî mé permindodhjén é Shpirtit tênt Shent dhé shenterô ketê uje (*tri hére*). Dhé ep-i hirin é çperblimit, békimin é Jordanit; bêj-é burim paprishjéjé, dhurate shenterimi, zgjidhjé mekatésh, largimtaré semundjésh, rremuje per démonet, te paaferuar per fuqite kundreshtaré, te rrafshuar mé fuqî engjelloré.

Qe gjithe sa é marrin dhé piésetojne préj saj t'a kéne per paqesim shpirtésh é trupésh, per sherim semundjésh, per békim shtepirash dhé per ç'dô fitim te dobishme. Sé ti jé Pérendia jone qe perserité natyren tone te vjéteruar préj mekatit mé ane uji dhé Shpirti. Ti jé Pérendia jone qe abolité mekatin mé ane uji ne kohe te Noés. Ti jé Pérendia jone qe çlirové gjindjén Hébraïké préj roberise se Faraonit neper dét, mé anen é Moisiut. Ti jé Pérendia jone qe çavé shkêmbin ne shkrétetire, dhé ruadhe ujera, dhé inonduan perrenj dhé nginjne popullin tênt te étjuar. Ti jé Pérendia jone qe shpetové Israélin nga rréjtja é Baalit mé uje dhé

mé ziarr, mé anen é Elise. *Ti pra, ô Zot, shenterô dhé tanî ketê uje mé Shpirtin tênt Shent (tri hére).* Ep'u gjithevé sa é prékin, a lyhén, a é kungojne, shenterim, békim, paqesim dhé shendét. *Dhé shpetô, ô Zot, sherbetoret é tù, dhé Présidéntin tone (a po Mbrétin, — tri hére).* Ruaj-i nene hién têndé ne paqe; shtrô nene kêmbet é tyré ç'dô armik dhé kundreshtar; fal'u gjithe lypjét é tyré per shpetim dhé jéte t'améshuar. Kujtô, ô Zot, kryépéshkopin tone *(aksh)* dhé gjithe Présbytérine dhé Diakonaten me Krisht dhé ç'dô urdher Prifteror dhé Popullin qe rri rotull dhé vellézerit tane qe s' ndodhén per shkaké t'aresyshmé, dhé meshirô-i ata dhé névé pas meshires s' até se madhé. Qe mé éléménté, mé engjej, mé njéres, mé te dukur é te padukur, te lavderohét émeri yt têreshént bashke mé Atin é mé Shpirtin Shent, tanî é perhére é ne jéte te jétevé. Amen.

Paqe me gjith' ju.

Kréret tane lé t' i'a unjim Zotit.

Sé ti jé shénterim' i shpirtévé dhé i trupévé tona dhé ty te dergojme lavdî, perhirim dhé adhurim, bashke mé Atin tênt pa-nisjé dhé Shpirtin tênt têreshént, te mire é jétedhênes, tanî é perhére é ne jéte te jétevé Amen.

Dhe mé nje hére Prifti békon ujerat kryqthi, pagezon Kryqin é Çemuar, dhé kendohét tri hére Perleshorja é se Krémtés :

TINGELL I.

Ne Jordan kur pagezoheshé, ô Zot, falja é Trinise

u-çfaq; sé zêr' i Prindit te deshmonté bir'é tij te dashur dyké te quajtur, dhé Shpirti mé forme pellumbi é shiguronté vertétesin' é fiales. O Krisht Pérendî, qe u-fanésé dhé ndriçové boten, lavdî me ty.

Dhe sperkat gjithe popullin mé uje.

Kur bié é krémtja te Diélen, Oret kendohén te Prémtén, Békim' i Ujit bêhét te Shtune ne mengjés pas Méshes, Mbrêmesorja é Madhé te Shtunen mbrêmané, dhé Mésha é Shen-Basilit diten é se krémtés. Ne Mbrêmesorén é Madhé, pas Ungjillit, mbahét régulla é mbrêmesorés se zakoneshmé; ne Pasvargjét kendohén ketô te Vétezêshmé :

TINGELL II.

Kur te pâ Joani té lumi Jordan te véç té ay, théshté : Ô Krisht Pérendî, persé ardhé té sherbetori, ô Zot, pa patur njolle? dhé mé émerin é kujt te te pagezoj? te Atit? po atê é ké me vété; te Birit? po ay jé véte mé trup; te Shpirtit Shént? po ketê véte dî t' u'a apesh bésnikevé mé goje. O Pérendî qe u-fanésé, meshirô-na.

Vark. — *Déti pâ dhé iku...*

Te pane ujerat, ô Pérendî, te pane ujerat dhé u-frikesuan; sé lavdine têndé nuke mundin t'a shikojne mé sy as Chérubimét, as Sérafimét; po rrine mé frike dhé lavderojne fuqine têndé; mé te cilet, ô meshireplot, lajmerojme lavderimin tênt, dyké thêne; O Pérendî qe u-fanésé, meshirô-na.

Vark. — *Ç' eshte, ô dét qe iké?...*

Sot krijétar' i qiéllit é i dhéut vjén mé trup ne Jordan, dyké lypur pagezim i pamekateshmi, qe t'a spa-

stroje boten nga rréjtja é armikut, dhé pagezohét zot' i i gjithesise préj-nje robi, dhé i fal gjindjés njérezoré paqesim mé ane uji. Atî lé t'i therrésim; O Pérendia jone qe u-fanésé, lavdî me ty.

LAVDI É TANI. — TINGELL T. IV.

Diéllin préj Virgjeréshes dyké shikuar Kandil' i ndriçim préj béronjé te lype pagezim ne Jordan, mé frike dhé mé gas i therristé; Ti békô-me, ô Zot, mé Epifanine têndé te hyjeshmé.

*Ne Jordan kur pagezoheshé,* tri hére, dhé Perleshim.

SHERBÉSA É MENGJÉZIT.

Pas *Pérendia eshte Zoti*, kendohét tri hére, Perleshorja. Pasandaj ketô Ndenjesoré:

Pas : Tin oreotita.

Ne Jordan, ô Zot, kur u-çfaqé dhé u-pagezové préj Joanit, ô Krisht, u-deshmové si bir i dashur; dhé i bashkepaniseshme u-tregové mé Atin; édhé Shpirti Shént fluturoj permi ty; mé te cilin te ndriçuar therrésim; Lavdî Pérendise Trinisoré.

Pas : Katéplagi Iosif.

Psé u-kthévé mé çudî, ti ô lume Jordan? Te padukurin lakuriq pashe dhe zemra m' u-droth; dhé si muntja per ketê te mos trembesha dhé te mos kthéhesha? Engjejte, kur é pane, u-tmérruan; qiélli u-mahnit édhé dhèu u-trondit, dhé u-permbloth déti dhé gjithe te dukurat

é te padukurat. Krishti u-fanés té Jordani per te békuar ujerat.

Pas : Tachi prokatalavé.

Békové valat é Jordanit; dermové pushtétin é mekatit, ô Krisht Pérendia jone; i unjé vétén pellêmbes se Pareréndesit dhé shpetové gjindjén é njéresve nga rréjtja. Perandaj po te lutémi; Shpetô boten têndé.

*Qe prej dialerise s' imé* dhé Parevargu :

Déti pâ dhé iku, Jordani u-kthyé prape.

UNGJILL' I MENGJÉZIT (Shih té Or' é Gjashtte). Pastaj Psalm 51.

LAVDI É TANI. — TINGELL II.

Te gjitha sot lé te ngazellohén. Se Krishti u-fanés ne Jordan.

« Perdellyés, perdellè-me... »

TINGELL T. II.

Fiala Pérendî u-çfaq mé trup té gjindja é njéresvé; qendroj te pagezohét ne Jordan dhé Pareréndesi i théshté; Si te ndéh doren dhé té prék kryét qe mban gjithesine? Mé gjithe qe jé lindur si foshnje préj Marise, po une te di Pérendî te parejéteshmé; barét mi dhê ti qe hymnohésh préj Serafimévé; dhé une robi nuk kam mesuar te pagezoj Zotin; ô Zot i pakuptuarshme, lavdî me ty.

## ZBRITESORÉ (Dypliké).

### VYTHU ANEKALYPSE. — TINGELL II.

I. Zbuloj fundin é détit, dhé neper stéré i udhehéq te tijte, duké mbuluar atjé armiqte, Zoti i pushtétshim ner lufterat, sé u-lavderua.

I. Barét Israéli perserî mi shqoten é détit valonjes qe u-trégua si stéré; dhé péllgu i zi fshéhu faré ushterite Egyptiané ne varr te ujeshtruar, mé fuqin' é pushtétshimé te se diathtes se Zotit.

III. Zoti, qe u ép fuqî mbréterve tane dhé larteson ballen é te lyérvé te tij, lindét préj Virgjeréshé, dhé vién me pagezim; perandaj, ô bésnike, lé te therrésim : S' ka te shente si Pérendia jone, dhé s' ka te dréjte véç téjé, ô Zot.

III. Sa u-zgjithme nga grackat é vjétra, nga ngrênié luanesh mé kocka te thyéra, lé te ngazellohémi é lé te zgjérojme gojen, dyké éndur mé fiale mélodî préj fialesh, atî qe i pelqéjne dhurata per névé.

Hypakoé.

Kur ndriçové gjithe boten me épifanine têndé, ahéré déti i kripur i pabésise iku, dhé Jordani qe rithté tatepjéte u-kthyé ne qiéll, dyké na lartesuar. Po mbaj-na tè lartesi' é porosivé têndé te hyjeshmé, ô Krisht Pérendî, mé nermjétimét é Hyjlindesés, dhé meshirô-na.

IV. Degjoj, ô Zot, zêrin tênt ay per te cilin thé : zêr' i atî qe therrét ne shkrétetire; sé gjemové me ujerat é

shuma, duké deshmuar per Birin tênt. Dhé, i rrafshuar têresisht préj Shpirtit qe ndodhéj atjé, thirri : Ti jé Krishti, urtesia dhé fuqi' é Pérendise.

IV. I paqezuar mé ziarr théorié myshtiké, dyké hymnuar Proféti perlindjén é njéresvé, ngrè zêrin é frymesuar préj Shpirtit, per te çfaqur misherimin é Fiales se patréguar, préj te cilit pushtétét é shtyranevé u-dermuan.

V. Jesuj, kryétar' i jétes, érdhi te zgjidhe mallkimin é Adamit te paregatuar; dhé, mé gjithe qe si Pérendî s' kish névoje per spastrim, spastrohét ne Jordan per te rênin; ne te cilin si vrau armiqesine, fal paqjén qe pershkon ç' dô mendjé.

V. Te lare mé paqesimin é Shpirtit préj hélmit t' armikut t' érret dhé te perlyrur, u-liméruam tè nje rug' é ré é pa-rrémé, té é cila qasén vétem sa u-pajtuan mé Pérendine.

VI. Zêr' i Fiales, kandil' i drites Agimprures, Paeréndes' i Diéllit ne shkrétetire u therrét te gjithe popujvé: Péndohuni dhé spastrohuni qe mê pareza. Sé ja ku vién Krishti te çperbléje boten préj prishjés.

VI. Te permallshim é çfaqi mé oshetim te lumur Ati atê qe shpirteroj préj gjiri. Pô, thote, ky bir' i bashkeqênurshme u-ngrit si drite agimi per gjindjén é njéresvé, Fiala imé é gjalle si njérî nga paremendimi.

SHKURTORÉ. — TINGELL IV.

U-çfaqé sot me gjithe boten édhé drita joté, ô Zot,

u-shenua permi nè, qe te hymnojme mé kupetim; Ardhé, u-duké, ô drit' é paaferuarshmé.

Oikos.

Té Galiléa é Gjentilevé, tè vend' i Zabulonit dhé tè dhéu i Néfthalémit, siç tha Proféti, drit' é madhé shkelqéu Krishti. Préj Béthléhémit vétetiu dhé ndriti agimi per te érresuarit, préj Marise i lint Zoti gjithe botes rézét, Diélli i dréjtesise. Perandaj, te gjithe nè lakuriqte préj Adamit éni t'a véshim qe te ngrohémi. Sé mbulése per te çvéshurit dhé drite per te érresuarit ardhé, u-duké, ô drit' é paaferuarshmé.

Gjithe sot te 6ten é Jénarit lusim Epifanin' é Shénte te Zotit dhé Pérendise dhé Shpetimtarit tone Jésu Krisht.

Paste lavdî e pushtèt ne jéte te jétevé. Amen.

VII. Diémat piétoze, qe kuvenduan mé furren é ziarrit, i ruajti pa pesuar dêm nje fryme préj vésé qe vershellénté dhé zbritja é Engjellit te pérendishme. Perandaj, te vésuar ne flage, duké perhiruar kendonin : I permihymnuar Zot dhé Pérendi é Atervé, i békuar jé.

VII. Flagesoj mé vale kréret é drangojvé ay qe zbuti flagen flutur te furres mé diémat, dhé lau têre miégullen é çfrénuar te mekatit mé vésen é Shpirtit.

VIII. Nje myshtér te çuditshim rréféu furra é Babylones qe buroj vése; sé ner valat é tij kish per te pritur Jordani ziarr te palendeshm dhé per te mbuluar Kriétarin qe pagezohéj truperisht; te cilin é békojne popujte dhé é permilartesojne me gjithe jétet.

VIII. E lire bêhét kriésa, dhé bij drité te érresuarit mê pare. Vétem renkon kréj' i érresires. Tanî lé t'a bekoje nxéhterisht shkaketarin têresi' é kombévé qe ish mê pare é miére.

## KÊNGA IX.

*Madheshtô, ô shpirti im, mê te ndérçimén sé ushterite siper.*

IX. Asnje gjuhe s' di si te te levdoje pas vléres; dhé vértikohét dhé mendja é permiboteshme si te te hymnoje ô Hyjlindesé; po, duké qêne é mire, prit bésen; sé é di mallin tone te pérendishme; sé ti jé mprojtésh' é te Krishtéreve, dhé ty po madhéshtojme.

*Madheshtô, ô shpirti im, atê qe ardhi te pagezohét ne Jordan.*

O David, éja shpirterisht prane te ndriçuarvé dhé kendô; tanî ejani tè Pérendia mé bése, dhé ndriçohuni. Ky i varferi thirri Adamin é rêne; sé atê é degjoj Zoti ner valat é Jordanit, dhé é perseriti te prishurin.

*Madheshtô, ô shpirti im, atê qe lypi pagezim préj Pareréndesit.*

Isaïa thote; Lahuni dhé spastrohuni, largoni ligesite nga faq' é Zotit; ata qe kane étjé per uje shkoni tè uj' é gjalle. Sé Krishti do te sperkate uje qe perserit ner ata qe i réndin prane mé bése, dhé i pagezon mé Shpirt per jéten é pamplakur.

*Madheshtô, ô shpirti im, atê qe u-deshmua préj zêrit ateror.*

Lé te mbahémi, ô bésnike, mé hirin dhé mé shilen. Sé sikunder ikne pérnikun Hébréjteqemoti, dyké gjake-

suar prakun, keshtu dhé per névé kio lanjetoré é hyjeshmé é perlindjés do te jéte éxodiké; s'andéjmi kémi per te pare dhé driten é papérenduar te Trinise.

Tiater Kanun.

*Sot i unj kryét Zoti dores se Parerêndesit.*

O çudira te lindjés s' até permi mendjé, ô Nusé é qashter, Nên' é békuar! Mé te cilen si fituam shpetim te plotte, te kendojme siç mériton, dyké te siéllur, si dhurate per mirebêrjen, hymné perhirimi.

*Sot Joani pagezon Zotin ner valat é Jordanit.*

O çudira te lindjés...

Lavdî. — *Madheshtô, ô shpirti im, pushtétin é Hynise se triqênurshmé dhé se pandare.*

I dime atô qe i'u-rrefyén Moisiut mé férren si te vépe-ruara pas régullash te huaja; sé ashtu shpetoj Virgjerésha é skuqur, kur lindi mirebêresin dritesjélles, i cili u-prit ner valat é Jordanit.

Tanî. — Madheshtô, ô shpirti im, atê qe na shpetoj préj mallkimit.

E lyén dyké perféktuar natyren njérezoré, ô Mbrét i paniseshim, dyké é spastruar mé kungimin é Shpirtit dhé valat é kulluara; dhé triumfové permi fuqine kryélarte t' érresires, te cilen tanî na é kembévé mé jéte te pafuntmé.

Zbritesoré: *Asnje gjuhe* dhé *O çudira te lindjés*,

Dergimesoré.

Pas : Epésképsato imas.

Na u-çfaq Shpetimtari, hiri dhé é vertéta, ner valat é Jordanit dhé ndriçoj ata qe flinin n' érresire dhé ne hié; sé ardhi é u-duk drit' é paafruarshmé.

## LAVDERIMÉ.

### TINGELL I.

Drite préj drité shkelqéu ne bote Krishti Pérendia jone qe u-fanés; atî, ô popuj, lé t' i falémi.

Si te te ndérojme, ô Krisht, si te ka hié, né sherbetoret ty Zotin? Sé na perserité ner ujerat te gjithe nè.

Ti, ô Shpetimtari yne, kur u-pagezové ne Jordan, shenterové valat, i dorevêne préj pellêmbes se sherbetorit dhé dyké sheruar pesimét é botes. I math eshte myshtéri i ékonomise s'até. O Zot njéridashes, lavdî me ty.

Drita é vertéte u-çfaq dhé u fal ndriçim te gjithevé. Pagezohét mé nè Krishti qe eshte pertéj ç'dô paqesié; héth shenterimin té uja, dhé bêhét spastrim' i shpirtévé tona; fénoméni eshte i dhéshme, po nouméni eshte permi qiéjte; mé larjé shpetim, mé uje shpirt, mé zhytjé ne uje bêhét ngjitja jone tè Pérendia. Te çudiçimé jane véprat é tua, ô Zot, lavdî me ty.

Ay qe vésh qiéllin mé ré, peshtillét sot mé valat é Jordanit, dhé mbaron paqesimin t'im, ay qe ngrè mekatin é botes; dhé préj Shpirtit lartazi deshmohét si Bir i vétemlindur i Atit te Larte; atî lé t' i therrésim;

O Krisht Pérendia jone, qe u-fanésé dhé na shpetové, lavdî mẹ ty.

LAVDI. — TINGELL II.

U-rréthové mé ujerat é Jordanit, ti qe vishésh mé driten si robe; dhé i unjé kryét Pareréndesit, ti qe maté qiéllin mé pellêmbe, qe t'a kthésh boten nga rréjtja dhé te shpetosh shpirtét tona.

TANI. — TINGELL T. II.

Sot Krishti ardhi ne Jordan per t' u-pagezuar. Sot Joani prék kryét é Zotit. Fuqit' é qiéjvé u-shtankne, dyké shikuar myshtérin é mahniçim. Déti pâ dhé iku, Jordani dyké shikuar kthéhéj prape. Dhé nè te ndriçuarit therrésim; Lavdî Pérendise qe u-fanés dhé u-pâ mi dhèt é ndriçoj boten.

Doxologjî é Madhé. *Ne Jordan kur pagezoheshé, ô Zot.*

## SHERBÉSA É MÉSHES.

Shpetô-na, ô i Bir' i Pérendise, qe u-pagezové préj Joanit ne Jordan...

Tropar : *Ne Jordan kur pagezoheshé...*

Ne Hyrjé :

I békuar esht' ay qe vjén me émerin é Zotit. Pérendia eshte Zoti dhé u-çfaq ner nè. Shpetô-na, ô i Bir i Pérendise, qe u-pagezové préj Joanit ne Jordan...

SHKURTORÉ : « U-çfaqé sot me gjithe boten »... *(Shih ne Mengjést.)*

Ne vent te Trishéntit:

Sa u-pagezuat me Krishtin, mé Krishtin u-véshte. Alleluia.

## APOSTULL.

I békuar esht' ay qe vjén me émerin é Zotit. Lavderoni Zotin, sé esht ' i mire.

Kendimi préj Létres se Paulit tè Titua.

Bir Tito, u-çfaq hir' i Pérendise, i shpetimçim per gjithe njérezit; i cili na areson qe, dyké mohuar pabésine dhé deshirat é boteshme, te rrojme me ketê shékull urtesisht, dréjtesisht dhé mé bése, dyké pritur shprésen é lumur dhé çfaqjén é lavdise se Pérendise se Madhé dhé Shpetimtarit tone Jésu Krisht; i cili dhâ vétén é tij per né, qe te na çperbléje préj ç'dô paligjesié dhé te qeroje per vétén é tij nje popull te zgjédhur qe ka zéll per vépra te mira. Dhé kur u-çfaq miresia dhé njéridashja é Shpetimtarit tone Pérendî, jo nga véprat é dréjta qe bême né, po nga meshir' é tij, na shpetoj mé banje perlindjéjé dhé perseritjéjé Shpirti Shént, préj te cilit dérdhi mi né pasurisht mé anen é Jésu Krishtit, Shpetimtarit tone; qe, te dréjtesuar mé hirin é tij, te bêhémi mé shprése trashegimtare te jétes s'améshuar.

## UNGJILL (PAS MATTHEUT).

M' atê kohe, vjén Jésuj préj Galilése ne Jordan tè Joani, qe te pagezohéj préj tij. Po ky é perndalonté, dyké thêne; Une kam névoje te pagezohém préj téjé, dhé ti

vjén té muq? Dhé u-pergjéq Jésuj é i tha; Lè tanî; sé keshtu na ka hié te mbushim ç'dô dréjtesî. Ahéré é lâ. Dhé si u-pagezua Jésuj, dolli mé nje hére préj ujit; dhé ja ku i' u-hapne qiéjte dhé pâ shpirtin é Pérendise te zbrése si pullump dhé te vije mi 'tê. Dhé ja nje zê préj qiéjvé, qe théshté; *Ky eshte im-Bir i dashur, i cili me pelqéu.*

Ne *Véçan Têreshénten*, thuhét : *O çudira te lindjés...*

Kungatoré:

U-çfaq hir' i Pérendise, i shpetimçim per gjithe njérezit.

Ne vent te *Pame driten*, thuhét : *Ne Jordan.*

7. — Mblédhja é te ndérçimit, te lavderuar Profét, Pareréndes dhé Pagezor Joan.

Mbrêmesoré.

Ne Thirrtorét, thuhén tri te Mbrêmesorés se Madhé dhé ketô tri :

Pas : Panéfimi Martirés.

O Pareréndes i lavderuar i Krishtit, Pagezor i hyjeshme, dyké te lumeruar mé bése, Krishtin lavderojme, qe te unji kryét ne Jordan dhe shenteroj natyren é njéresvé; tè ay pra nermjétô t' u fale shpirtévé tona paqén dhé perdellimin é math.

E pè lart lavdin' é Atit te patréguar, ô i urté Pareréndes Joan, dhé Birin ne uje; pè dhé Shpirtin qe zbriti si pullump, qe paqeson dhé ndriçon anet é dhéut. Perandaj

dyké te kenduar si te nisjuar te Trinise, ndérojme panairin tênt te hyjeshme.

I forcuar mé hirin é hyjeshme te Krishtit, Pagezor dhé Pareréndes, ti na trégove Qéngjin, qe ngrè gjithe mekatét é botes dhé i ngjité sot pas dy dishépuj; atî lutu-i t' u dhuroje shpirtévé tona paqén dhé perdellimin é math.

LAVDI. — TINGELL T. II.

Kandil i mishter, Pareréndes i Shpetimtarit, lastarim béronjé, miku i birit te Virgjeréshes, te cilit i'u-falé kur kercéu ne bark dhé é pagezové ner ujerat é Jordanit, tè ay nermjétô, te lutémi, ô Profét, te shkapojme shqotat é aviteshmé.

Tanî : — *Fiala Pérendî u-çfaq mé trup* (Shih ne Mengjés te Ujit te Békuar). Hyrjé, *Drite gazmoré.*

PAREVARK. — TINGELL I RÊNDE.

Pérendia jone eshte ne qiéll é ne dhè; te gjitha sa déshi Zoti i bêri.

Ne Pasvargjét ketô.

Pas : « Edhokas simiosin. »

Kur te pâ, ô Zot, Pareréndesi Joan te véjé tè ay, u-çudit dhé si sherbetor mirenjohes therristé mé frike; Ç' eshte kio perunjesî, ô Shpetimtar? ç' eshte kio varferî, mé te cilen jé véshur? Ti, dyké u-véshur si njérî nga pasuri' é miresise, é ngrité njérin' é permbysur si meshireplot.

Vark. — *Déti pâ dhé iku...*

Eja sot, u-pergjéq Shpetimtar' i te gjithevé, sherbè-me mé frike sé po célébroj nje myshtér, dhé mos kij frike, ô Pareréndes; sé, per te perseritur Adamin é dermuar préj mekati, pagezohém si njérî tè ujerat é Jordanit, ne te cilat me shéh sot, mua te pamolepsurin nga natyra.

Vark. — *Ç' eshte, ô dét, dhé iké...*

Cili préj dhèlindurvé pâ Diéllin te çperlahét? u-pergjéq Joani, dhé atê qe vésh qiéllin mé ré te çvishét i têre, dhé krijétarin é buriméve dhé te lumejvé te hyje ner ujerat? Çuditém per ékonomine têndé te patréguar, ô Zot. Mos é rendô sherbetorin tênt mé porosira te frikeshmé.

LAVDI. TINGELL IV.

Si dashamir i Shpirtit dhé dallendryshé hyjfolesé é hirit, pareléçité madherisht, ô Pareréndes, ékonomin' é Mbrétit, i cili lindi mé shkelqim préj se Kulluares tè gjindja é njéresvé per t'a perseritur, dyké larguar fundin é zakonévé te liga dhé dyké dréjtuar zemrat é atyrévé qe pagezoheshin mé pendim te kapin jéten é améshuar, ô i lumur i ndriçuar i Pérendise.

Tanî.

Eni te imitojme virgjeréshat é urta; éni t'i dalim perpara Zotit qe u-fanés; sé ardhi si dhênterr tè Joani. Jordani kur te pâ, u-tremp é qendroj; Joani po therristé; Nuk guxoj te prék kryét é pavdékur; Shpirti

zbristé mé forme pullumbi per te békuar ujerat dhé nje zê u-degjua préj qiéllit; Ky eshte im-Bir i dashur, i cili ardhi ne bote per te shpetuar gjindjén é njéresvé. O Zot, lavdî me ty.

Perleshoré : E se krémtes, pastaj é Pareréndesit :

TINGELL II.

Kujtim' i te dréjtit mé levdata, po ty te miafton deshmim' i Zotit, ô Pareréndes. Sé u-trégové mé te vertéte mê i ndéruar sé Profétet, kur u-vléresové te pagezosh ner valat te léçiturin. Perandaj, si u-perpoqé per te vertéten, mé gas u lajmerové dhé atyré qe ishin ne Férr sé u-çfaq mé trup Pérendia qe ngrè mekatin é botes dhé na fal perdellimin é math.

Pastaj prape é se Krémtés dhé Perleshim.

MENGJÉS.

Zbritesoré vétem te dytat, Madheshtimé, dhé Kênga IX. Zbritesoré : *O çudira te lindjés.*

Dergimesoré.

Pas : Gynékés akutisthité.

Zoti te léçiti Profét, mê te larte sé Profétet dhe mê te math sé gjithe te lindurit préj grash. Sé pè Krishtin mé trup, qe é lajmeruan gjithe profétet dhé ligja dhé, dyké é pagezuar, u-trégové mê i vénéruar sé te gjithe.

Dhé é Epifanise : *Na u-çfaq Shpetimtari.*

LAVDERIMÉ.

Kendohén atô t' Epifanise.

LAVDI. — TINGELL T. II.

Lajmetar dollé préj gjiri shtérpanik, ô Pagezor, dhé qe préj shpergijvé banové shkrétetiren; dhé u-trégové shila é gjithe proféteve. Sé atê qe ata é pane mé shume ményra dhé pareléçitne énigmerisht, ti u-vléresové t'a pagezosh ne Jordan. Dhé degjové zêrin ateror, préj qiéllit, qe deshmonté Birerin' é tij. Dhé Shpirtin é pè me forme pullumbi, qe hiqté zêrin mi te pagezuarin. Po, ô mê i larti sé gjithe profétet, mos pushô se nermjétuari per nè qe po mbajme béserisht kujtimin tênt.

Tanî : *Sot Krishti ardhi ne Jordan per t' u-pagezuar* (Shih té Lavderimét é Epifanise). Doxologjî é Madhé. *Ne Jordan.*

MÉSHE.

Antifonét é Epifanise, *Ne Jordan,* Hyrtoré é Epifanise, *Ne Jordan,* pastaj, *Kujtim'i te dréjtit;* Shkurtoré é Epifanise. *Sa u-pagezuat me Krishtin.*

APOSTULL (PREJ AKTEVE T' APOSTUJVE).

M'atô dite, kur qè Apolloj... *(Shih tè Or' é Tréte.)*

UNGJILL (PAS JOANIT).

M' atê kohe, shéh Joani Jésune qe vinté té ay, dhé thote; Ja Qéngj' i Pérendise, qe ngrè mekatin é botes. Ky eshte ay, per te cilin une thashe; Prapa méjé vjén

nje njerî, i cili eshte perpara méjé; sé ish mê pare sé une. Dhé une nuk é njihja; po qe te çfaqét tè Israéli, perandaj érdha une dyké pagezuar mé ujen. Dhé deshmoj Joani dyké thêne sé; Pashe Shpirtin qe zbriti si pullump préj qiéllit dhé mbéti mi 'tê. Dhé une nuk é njihja; po ay qe me dergoj te pagezoj mé ujen ay me tha; Mi cilin te shikosh te zbrése Shpirti dhé te mbétét mi 'tê, ay eshte qe pagèzon mé Shpirt Shént. Dhe une pashe dhe deshmova, dhé ky eshte i-Bir ' i Pérendise.

Ne *Véçan Têreshénten,* thuaj : *Sot Joani pagezon Zotin ner valat é Jordanit.*

O çudira te lindjés...

Kungatoré :

Per kujtim te perjéteshme do te jéte i dréjti.

### E DIELA PAS EPIFANISE.

## APOSTULL.

Arthte, ô Zot, meshira joté mi nè.
Ngazellohuni, ô te dréjte, me Zotin.
Kendimi préj Létres se Paulit ner Efésianet.

Vellézer, sicilitdô préj nésh i eshte dhêne hiri pas mases se dhurates se Krishtit. Perandaj thote; Si u-ngjit lart, roberoj roberine dhé u dha porosira njéresvé. Edhé sé u-ngjit ç' eshte, véç sé dhé zbriti mê pare ne mê te poshtmét ane te dhéut? Ay qe zbriti ay eshte dhé qe u-ngjit permi gjithe qiéjte qe te mbushe te gjitha.

Dhé ay ca i bêri Apostuj, ca Proféter, ca Ungjillore, ca Barij dhé Miéshter, per trajtimin é Shentorevé, per vépre sherbésé, per ndertimin é trupit te Krishtit, gjér sa t' arrijme té njesia é béses dhé té njohja é Birit te Pérendise, si burre perfékt, ne mase te moshes se plotesimit te Krishtit.

## UNGJILL (PAS MATTHEUT).

M' atê kohe, kur degjoj Jésuj sé Joani u-rréshtua, shkoj ne Galilè, dhé si lâ Nazarétin, ardhi é banoj ne Kapérnaum qe eshte anes détit, ne kufirét é Zabulonit dhé te Néfthalémit. Qe te mbushét é folura mé anen é Profétit Isaïa, qe thote; Dhéu Zabulon, é dhéu Néfthalém, udhes détit, pertéj Jordanit, Galilè é Gjéntilevé; popullit qe rrinté n' erresire pa drite te madhé, dhé atyrévé qe rrijin tè vendi dhé hiéja é vdékjés u lindi drite. Q'ahéré nisi Jésuj te léçite é te thote; Péndohuni; sé u-aferua mbréteri' é qiéjvé.

8. — Domnika oshenaré. Gjérq Hozéviti.
9. — Polyeukt deshmori.
10. — Grégor, péshkop i Nysses. Dométian péshkop i Méliténes.
11. — Théodos Kénobiarku.
12. — Tatiana Deshmoré.
13. — Hérmyl dhé Stratonik deshmore.
14. — Aterit oshenare qe u-vrane ne Sina dhé ne Raitha.
16. — Falja é Vargojt te çemuar t' Apostull Piétrit.
17. — Andon' i Math oshenar dhé Hyjprures.

PERLESHORÉ. — TINGELL IV.

Zéllotin Elia dyké imituar ner ményrat, dhé Pagezorit dyké i vajtur pas ner rugat é dréjta, ô Ate Andon, u-bêré kolonizor i shkrétetires dhé mpshtété boten mé urimét é tua. Perandaj nermjétô tè Krishti Pérendia te shpetohén shpirtét tona.

18. — Athanas é Kyrill, Patriket é Aléxandrise.

PERLESHORÉ. — TINGELL III.

Si shkelqyét mé vépra Orthodoxié, dhé shuat gjithe bésat é liga, mundes tropéprures u-tréguat; i pasuruat te gjitha mé piétét, kishen é stoliste madherisht, dhé méri-tuat te gjéni Krishtin Pérendine, qe u fal te gjithevé perdellimin é math.

19. — Makar Egyptasi. Arsén' i Korfuzit. Mark Eugéniku, métropolit i Eféses.

20. — Efthim' i Math oshenar dhé Hyjprures.

PERLESHORÉ. — TINGELL IV.

Gezohu, ô shkrétetire, qe nuke lint dhé defrè ti qe nuke dhêmp; sé t' i shumoj diémat njériu i deshiravé te Shpirtit, dyké i mbiéllur mé piétét, dyké i ritur mé vétembajtje ne perfékte virtytésh. Mé lutjét é tij, ô Krisht Pérendî, shpetô shpirtét tona.

21. — Maxim Konfesori. Néofyt deshmori.

22. — Apostull Timothéu. Anastas Pérsiani.

23. — Klémént' i Angores. Agathangél deshmori.

24. — Xénia oshenaré.

25. — Grégor Théologu, kryépéshkop i Kostantinopojes.

PERLESHORÉ. — TINGELL I.

Fyélli baritor i théologise s'até mundi trumbétat é oratorevé; sé, mé qe kerkové théllesirat é mendjés, t' u-shtuan dhé bukurit' é fiales. Po nermjétô tè Krishti Pérendia, ô Ate Grégor, te shpetohén shpirtét tona.

26. — Xénofon oshenari dhé shoket é tij.
27. — Ngritja é lipsanévé te Joan Gojartit. (Shih Perleshorén é tij, 13 Viéshte III.)
28. — Efraim Syriani.
29. — Ngritja é lipsanévé t' Ignat Hyjpruresit.

30. — TRÉ KRYÉPRIFTIJTE, BASIL' I MATH, GRÉGOR THÉOLOGU DHÉ JOAN GOJARTI.

MENGJÉS.

Pas *Pérendia eshte Zoti*, Perleshorja :

TINGELL I.

Te tré yjt' é medhéj te Hynise se Tridiélleshmé qe ndriçuan boten mé rézé dogmash te hyjeshmé, lumenjte mialterjédhes te urtesise qe vaditne têre kriésen mé çurka hyjnjojtjéjé, Basilin é Math dhé Grégor Théologun mé Joan' é lavderuar mé gojen é fiale-arteshmé, te gjithe desherimtaret é fialevé te tyré te mblédhur mé hymné lé t' i ndérojme; sé ata tè Trinia per néve lutén gjithenjê.

TIATER. — TINGELL IV.

Si te njeményreshme mé Apostujte dhé Miéshterit é

botes, nermjétoni té Zot' i gjithesise t' i fale paqén gjithe botes dhé shpirtévé tona perdellimin é math.

« Qe préj dialerise s' imé »...
Parevark :

Prifterit é tù, ô Zot, do te vishén mé dréjtesî.
VARK. — Goja imé do te flase urtesî.

UNGJILL I MENGJÉZIT.

(Shih Ungjillin é Méshes se Shen-Spiridonit, 12 Dhjétor.)
Psalm 51 pa zê. — Lavdî : « Mé nermjétimét é Mesonjesvé ». Tanî : « Mé nermjétimét é Hyjlindesés ».
*Perdellyés, perdellè-me...*

TINGELL T. II.

U-perdérth hiri ner buzet tuaja, ô Ater oshenare; dhé u-tréguat Barij te Kishes se Krishtit, dyké mesuar dhênt' é aresyshmé te besojne Trinin' é bashkeqênurshmé me nje Hynî.

Zbritesoré : *Mi burimin é avushavé.* « Mê te ndérçimén », Kênga IX.

Dergimesoré.

Enet é drites, shkréptimét é shkelqyéra, Basilin é Math, Grégor Théologun, dhé Joan Gojartin lé t' i levdojme te gjithe.

O Hynî é njêshmé, Ati, Biri, é Shpirti, mé lutjét é Basilit, Grégorit dhé Joanit dhé Hyjlindesés Marî, mos u-ndafsha préj lavdise s'até.

Pyrk i qendisur mé ar, qytét i dymbedhjétemureshme,

ô fron qe pikon diéll, kathédra é mbrétit, ô çudî é pakuptuarshmé, si i ép qumesht Zotit.

LAVDERIMÉ. — TINGELL II.

Mé ç' kurore lavdié t'i kurorezojme Miéshterit? te ndaret nga trupét, po te bashkuarit nga Shpirti, mprojtesit é Hyjpruresvé, sherbetoret é njenumurte te Trinise, yjt' é botes qe shkelqéjne, kollonat é Kishes, te cilet i kurorezon si mundes mé kurore lavdié Krishti Pérendia jone qe ka perdellimin é math.

Mé ç' bukurira kêngesh t' i peshtiéllim Hyjpruresit? nxênesit é qiéllit dhé leçitesit é Orthodoxise, Théologet é thiéshte, Basilin é Math, Grégorin Théolog dhé Joan Gojartin; te cilet i lavderoj Trinia siç u kish hié, Zoti qe ka perdellimin é math.

Mé ç' fiale énkomirash t' i levdojme kryépriftijte? isapostujte nga hiri, dhé te njendérçimit nga dhuratat, thémélojsit é piététit, shpetimtaret dhé udhehéqesit mé fiale é mé pune, barijte mé bése si Krishti, engjejt' é dhéshme, njérezit qiéllore; te cilet i ndéroj Krishti, Zot' i lavdise, qe ka perdellimin é math.

Mé ç' kurore lavdié t' a kurorezojme Gojartin, Basilin dhé Grégorin? énet é ndéruara te Shpirtit, luftetaret é forte te béses, shtyllat é Kishes, mpshtétjén é bésnikevé, ngushellimin é gjithe mekatarevé, burimét qe burojne çurka, nga te cilat marim dhé embelsohémi, dyké lypur ndjése fajésh per shpirtét dhé perdellimin é math.

LAVDI. — TINGELL II.

Sot shpirtét é dhèlindurvé lartesohén préj dhéut, dhé bêhén qiéllore ne kujtim te Shentorevé; sé portat é qiéjvé hapén dhé na bêhén te njohura gjêrat é Zotit. Fialet leçitin fialet, dhé gjuherat kendojne çudirat; dhé nè i therrésim Shpetimtarit; Lavdî ty Krishtit Pérendise; sé mé anen é ketyré ardhi paqa tè bésniket.

Tanî.

Sot Krishti sillét ne Kishe si foshnje. Sot vihét nene ligjen ay qe i dhâ ligjen Moisiut. Ushterit' é Engjejvé u-çuditne, kur pane te mbahét ne peqî te nje plaku ay qe permban gjithesine. Syméoni, plot mé piétét é gas, therristé; Tanî perleshô-me, ô Shpetimtar, préj jétes se perkoheshmé tè jéta é pamplakur; sé te pashe dhé m' u-bê zemra.

Doxologjî é Madhé. Perleshoré : *Si tè njeményreshme.*

## MÉSHE.

Shpetô-na, ô i Bir' i Perendise, i çuditeshmi ner Shentoret...

Troparé : *Te trè yjt' é medhéj*, é Shéntit te Kishes, Shkurtoré é Perhasjés (Shih mê pas).

## APOSTULL.

Ne têre dhéne dolli fial' é tyré.
Qiéjte trégojne lavdî Pérendié.
Kendimi préj Létres se Paulit ner Hébréjte.

Vellézer, binduni... *(Shih té Mésha é Shen-Kollit, 6 Dhjétor.)*

## UNGJILL (PAS MATTHEUT).

U tha Zoti nxênesvé te tij; Ju jini drit' é botes;.. *(Shih, Viéshte II, E Diél' é Shent-Atervé.)*

Ne *Véçan*, thuhét : *Te ka hié.*

Kungatoré.

Ne têre dhène dolli fial' é tyré.

31. — Kyr é Joan Anargjêndet.



# SHKURT

1. — Parekrémt' é Perhasjés. Tryfon deshmori.
2. — PERHASJA É ZOTIT TONE JÉSU KRISHT.

MENGJÉS.

Pas *Pérendia eshte Zoti*, thuhét Perleshorja :

TINGELL I.

Gezoju, ô Hyjlindesé Virgjeréshe hireploté, sé préj téjé lindi Krishti Pérendia jone, diéll' i dréjtesise, qe ndriçon ata qe ndodhén n' érresire. Gezoju dhé ti, ô Plak i dréjte, qe prité ne peqî çlirimtarin é shpirtévé tona, qe na fal ngjalljén (*tri hére*).

« Qe préj dialerise s'imé. » Parevark :

Do t'a kujtoj émerin tênt brés pas brézi.

UNGJILL' I MENGJÉZIT.

Pas Lukajt.

M' atê kohe, ish ne Jérusalem nje njérî, q' é kish émerin Syméon; dhé ky njérî ish i dréjte dhé dévot, dyké pritur ngushellimin é Israélit; dhé Shpirti Shént ish mi 'tê. Dhé i ish révéluar préj Shpirtit Shént te mos shohe vdékjé, para sé te shohe Krishtin é Zotit. Dhé ardhi mé anen é Shpirtit ne Shenteroré; dhé kur é prune brenda prinderit dialin Jésu qe te bênin per 'tê pas zakonit te ligjes, ay é priti ne peqî te tij ; dhé békoj Pérendine

é tha; Tanî perleshô-é sherbetorin tênt, ô Zot, me paqe; sé syt' é mi pane shpetimin tênt, qe prégatité perpara faqés se gjithe popujvé; drite per ndriçim paganesh dhé lavdî te popullit tênt Israél.

Psalm 51 pa zê. Lavdî é Tanî : *Mé nermjétimét é Hyjlindesés. Perdellyés, perdellè-me :*

TINGELL T. II.

Lé te hapét port' é qiéllit sot; sé Fiala é paniseshmé é Atit, dyké marre nisjé te koheshmé, pa u-larguar préj Hynise, sillét dyké dashur tè témpulli i ligjes préj Virgjeréshes si foshnje dyzét ditesh; dhé ketê é prét ne peqî Plaku, dyké i thirrur sherbetori Zotit; Perleshô; sé syt' é mi pane shpetimin tênt. O Zot, qe ardhé ne bote per te shpetuar gjindjén é njéresvé, lavdî me ty.

HERSON AVYSSOTOKON. TINGELL III.

I. Mi burrimin é avushavé u-ngrit nje hére diélli si me fushe ugar; sé uja qendroj me te dyja anet si mur per popullin qe shkoj me kêmbe ne dét dhé kendoj mé menyre te pelqyér per Pérendine : Lé t' i kendojme Zotit, se u-lavderua lavderisht.

III. O Zot, mpshtétja é atyré qe kane bésim me ty, mpshtét-é kishen, te cilen é zapetové mé gjakun tênt te çemuar.

IV. I mbuloj qiéjte virtyti yt, ô Krisht; sé kur lindé préj arkes se shenterimit tênt, Mêmes s' ate se pacinuar, u-duké té témpull' i lavdise s' até si foshnje é mbajtur

ne peqî; dhé u-mbushne te gjitha mé lavdine têndé.

V. Kur pâ Isaïa symbolerisht me fron te larte Pérendine mé Engjej lavdié pas, thirri : Miéri une; sé pareshekova Pérendine qe trupezohét dhé zoteron mi driten é papérenduar dhé mi paqjén.

VI. Kur pâ plaku mé sy shpetimin qe u érdhi popujvé, te thirri : O Krisht, ti jé Pérendia imé préj Pérendié.

VII. Ty, qe vésové me ziarrt Diémte qe théologjisne, dhé ndenjé té Virgjerésha é pacinuar, Fialen Pérendî hymnojme, duké kenduar mé piétét : I békuar jé, ô Pérendî é Atervé tane.

VIII. Kur u-hodhe ne ziarr te paduruar dialoshet, qe ishin te paret ne hyjndérim, dhé nuke pesuan dêm nga flaga, kendonin hymné te pérendishme : Békoni Zotin, gjithe véprat é Zotit, dhé é permilartesoni me gjithe jétet.

## MADHESHTIMÉ.

Nuk do mérrét kurre vésh, as préj Engjejsh as préj nésh, ajo qe po ngjan tè ty, Nên' é virgjer Shen-Marî.

Zotin priti ne peqî, plaku i shénte Syméon, Zotin é kanunévé, krijétarin hireplot.

Krijétari desheroj, per Adamin hir, shpetim, dhé banoj té gjiri yt, ô é Virgjer Qashterî.

Gjithe gjindj' é njéresvé, ô Marî, te lumeron, dhé mé bése te levdon, ty, ô Nên' é Pérendiis.

Eni, shihni Zotin Krisht, krijétarin é gjithsiis, q' é mban plaku Syméon, ne peqî tè Kisha sot.

Shtié syrin tênt mi dhè, nxier tym, termèt é zê; dhé si sot nje plak te mban, nje i thinjur ne peqî?

Masha myshtikoré jè, qe thengjillin Zotin Krisht, zuré mun' tè gjiri yt, Zonj' é shénte Mariam.

Déshé dhé u-bêré njérî, i paniseshmi Pérendî, dhé ne Kish' te sualle dyzét dite passi lint.

Passi zbrét préj qiéjvé, Krijétari Zot' i Math, ne peqî te tij é prét prift' i shénte Syméon.

Kênga IX.

Zot, ndriço-e shpirtin t' im, édhé syt' é trupit t'im, qe te shoh é te leçit ty si Krisht dhé Pérendî.

IX. Ne ligjen, ne hién é ne Shkronjen, é pame symbolin né besniket; ç' do mashkull qe hap gjirin esht i shente té Pérendia; perandaj Fialen é parelindur, Birin é Atit pa-nisjé, qe lindét i pari préj Mêmes se pamarrtuar, po madheshtojme.

Nên' é Virgjer Shen-Marî, si ne Kishe sot po sjéll, foshnjen Krisht dhe si i'a ép Syméonit ne peqî?

Ne ligjen, ne hién...

Perleshim tanî te lyp, krijétari im hirplot, sé te pash' ô Zot Krisht, drita dhé shpetimi im.

Nje pale turtuj, a dy zoq pullumbash, urdheronté kanuni; per te cilet plaku i hyjeshme dhé Anna, profétésh' é urte, Birit te Virgjeréshes, te njêshmit mé Atin, kur ardhi ne témpull, dyké i méshuar é madheshtojin.

Atê qe méshetaret lart, é litanesojne mé tmérr, poshte sot é prét mi dhè Syméoni ne peqî.

Nje pale turtuj...

Lavdî. — O Trinî, mé véta tré édhé préj natyré Nje, ruaj sherbetoret tênt qe bésojne vétem ty.

M'a dhè prape gezimin é shpetimit t'im, ô Krisht; therristé Syméoni; prit falesin tênt, te lodhur ne hié, prédikator te ri te nisjuar te hirit, qe te madheshton mé lavderim.

Tanî. — O Hyjlindesé Marî, shprés' é te Krishtérevé, mprô-i, ruaj, dhé shpetô gjith' ata qe shpréjne me ty.

Anna profétésha, plak' é urte dhé oshenaré, é lavderonté Zotin ne témpull shéshit shent-hiérisht; dhé Hyjlindesén, dyké é leçitur me gjithe te ndodhurit, é madheshtonté.

Zbritesoré :

O Hyjlindesé Marî, shprés' é te Krishtérevé...

Ne ligjen, ne hién...

Dergimesoré.

TINGELL III.

Vajti plaku ne Shenteroré mé anen é Shpirtit Shént, dhé priti ne peqî Zotin é ligjes, dyké thirrur; Tanî perleshô-me préj vargojvé te trupit , sikunder thè, me paqe; sé pashe mé sy ndriçimin é paganevé dhé shpetimin é Israélit.

LAVDERIMÉ.

TINGELL IV. — PAS : EDOKAS SIMIOSIN.

Dyké mbushur ligjen é shkruar njéridashesi, sillét tanî ne témpull; dhé é prét ne peqî pléqeroré plaku Syméon, dyké thirrur; Tanî perleshô-me per tè lumeria

é atjéshmé; sé te pashe sot, te véshur mé mish te vdékshim, Zotin é jétes dhé te vdékjes.

Drite per ndriçim paganesh, shkelqévé, ô Zot, i ndenjur mi rè te léhte, diéll' i dréjtesise, dyké plotesuar hién é ligjes dhé dyké tréguar nisjén é hirit te ri; perandaj, kur te pâ Syméoni, thirri; Perleshô-me nga prishja, sé te pashe sot.

Pa u-ndare ne Hynî préj gjirit prinderor, u-misherové, siç te pelqéu, u-mbajté ne peqî te Virgjeréshes, é u-dhè ne duar te Syméonit Hyjprites ti qe permban gjithesine mé doren têndé; perandaj thirri mé gas; Tanî perleshô-é sherbetorin tênt me paqe, sé te pashe, ô Zot.

LAVDI É TANI. — TINGELL T. II.

O Krisht Pérendî, qe te pelqéu te ndéhésh diten é sotmé ner duar pléqerishté, si ne qéré chérubimésh, çlirô-na dhé nè qe te hymnojme nga shtyrani' é pasionévé dhé shpetô shpirtét tona.

Doxologjî é Madhé. Perleshoré.

## MÉSHE.

Shpetô-na, ô i Bir' i Pérendise, qe u-mbajté ne peqî te Syméonit te dréjte...

Hyrtoré :

Bêri te njohur Zoti shpetimin é tij perpara gjithe kombévé. Shpetô-na...

Perleshoré : « Gezohu, ô Hyjlindesé »...

## SHKURTORÉ. — TINGELL I.

Ti qe shenterové gji virgjeror mé lindjén têndé, dhé békové duart' é Syméonit, siç kish hié, arrivé dhé tanî dhé na shpetové, ô Krisht Perendî. Po paqesô-é shtétin ner luftera dhé forcô-i mbréterit qe déshé, ô i vétem njéridashes.

## APOSTULL.

Shpirti im madheshton Zotin.
Sé hodhi syrin mi perunjesin' é sherbetorés se tij.
Kendimi préj Létres se Paulit ner Hébréjte.

Vellézer, pa nonje kunderfiale, mê i vogeli békohét préj mê te mirit. Dhé ketu njérezit qe vdésin marrin te dhjétta; po atjé ay qe deshmohét sé rron. Dhé, per te thêne keshtu, mé anen é Abrahamit ka qêne dhjétesuar dhé Léviu qe mérr te dhjéttat; sé ish êdhé tè méz' i t' étt, kur é hasi Mélkisédéku. Ne ishté pra perfékte mé ane te prifterise Lévitiké (sé populli mori ligjen ne kohe te saj), ç' névojé te ngrihéj tiater prift pas urdherit Mélkisédék dhé jo pas urdherit Aaron? Sé kur trashférohét prifteria, névojerisht bêhét dhé trashférim ligjé. Sé ay per te cilin thuhén ketô, ishté préj tiater faré, préj se ciles asnonje s' i qè afruar alltarit. Sé eshte é çfaqur sé Zoti yne ka lindur préj Judes; per te cilen fare Moisiu nuke foli gjê per prifterî. Dhé ca mê téper esht' é çfaqur, ne ngrihét tiater prift pas shembellimit te Mélkisédékut, i cili s' u-bê pas ligjes se porosise se mishit, po pas fuqise

se jétes s'améshuar. Sé deshmon; Sé ti jé prift per jéte pas urdherit Mélkisédék.

## UNGJILL (PAS LUKAJT).

M' atê kohe, é prune prinderit dialin Jésu ne Jérusalém t' i'a préséntojne Zotit (sikunder eshte shkruar ne ligje te Zotit. Sé ç' dô mashkull qe hap gjirin do te quhét i shénte tè Zoti) dhé t' apin théroré, pas se thênes ne ligje te Zotit, nje pale turtuj, a dy zoq pullumbash. Dhé ja ku ish ne Jérusalém nje njérî, q' é kish émerin Syméon; dhé ky njérî ish i dréjte dhé dévot, dyké pritur ngushellimin é Israélit; dhé Shpirti Shént ish mi 'tê. Dhé i ish révéluar préj Shpirtit Shént te mos shohe vdékjé, para sé te shohe Krishtin é Zotit. Dhé ardhi mé anen é Shpirtit ne Shenteroré; dhé kur é prune brenda prinderit dialin Jésu qe te bênin per 'tê pas zakonit te ligjes, ay é priti ne peqî te tij; dhé békoj Pérendine é tha; Tanî perleshô-é sherbetorin tênt, ô Zot, me paqe; Sé syt' é mi pane shpetimin tênt, qe prégatité perpara faqés se gjithe popujvé; drite per ndriçim paganesh dhé lavdî te popullit tênt Israél. Dhé Joséfi dhé é-Ema ishin dyké u-çuditur mi atô qe u-fole per 'tê. Dhé i békoj Syméoni dhé i tha Marise s'-Emes; Ja ky eshte per rênién dhé ngritjén é shumevé ne Israél; dhé per shenje te kunderfolur (édhé nje shpate ka per te ndepertuar shpirtin tênt véte) qe te zbulohén mendimét é shume zemravé. Dhé ish atjé Anna profétésha, é bij' é Fanuélit, préj fares s' Asérit; kjo, shum' é lashte ne dite, kish rroj-

tur shtate vjét mé burrin pas virgjerise se saj. Dhé kio ish é vè afrô tétedhjét ' é kater vjétsh, é cila nuke largohéj préj Shenterorés, dyké u-falur mé agjerimé dhé mé lutjé nat' é dite. Dhé kjo passi arriu atê ore, lavderonté Zotin dhé u flisté per 'tê gjithevé sa prisnin çperblim ne Jérusalém. Dhé si mbaruan te gjitha pas ligjes se Zotit, u-kthyén ne Galilè, ne qytét te tyré Nazarét. Edhé Diali ritéj é forcohéj ne Shpirt, dyké u-mbushur mé urtesî; dhé hir Pérendié ish mi 'tê.

Ne *Véçan : O Hyjlindesé Marî, shprés' é te Krishtérevé...*
*Ne ligjen, ne hién...*

Kungatoré.

Kupe shpetimi do te marr, dhé émerin é Zotit do te pertherrés.

*Pame driten.*

3. — Syméon Hyjpritesi. Profétésha Anna.
4. — Isidor Pélusioti.
5. — Agatha desmoré.
6. — Bukoli, péshkop i Smyrnes. Foti, Patriku i Kostantinopojes.
7. — Parthén, péshkop' i Lampsakut. Luka oshenari, ne Steirî te Héllades.
8. — Théodor Stratélati, Zaharia Proféti.
9. — Nikéfor deshmori.
10. — Haralamp Hiérodeshmori.

PERLESHORÉ. — TINGELL IV.

Si shtyll' é patronditur é Kishes se Krishtit dhé kandil i ndriçim i gjithe botes, u-trégové, ô i urte Hara-

lamp; shkelqévé ne bote mé martirin, dhé prishé érresiren é idhullavé, ô i lumur. Perandaj mé guxim nermjétô tè Krishti te shpetohémi.

11. — Blas Hiérodeshmori. Augusta Théodora.
12. — Méléti, kryépéshkop ' i Antiokise.
13. — Martinian oshenari.
14. — Auxént oshenari.
15. — Onésim Apostulli.
16. — Pamfil deshmori dhé shoket é tij.
17. — Théodor Téroni.
18. — Léoni, papa i Romes.
19. — Archippi Apostulli.
20. — Léon, péshkop' i Katanes.
21. — Timothéu i Symbolévé. Eustath, péshkop' i Antiokise.
22. — Gjétja é lipsanévé te deshmorevé te shénte te Eugénit.
23. — Polykarp, péshkop' i Smyrnes.
24. — Gjétja é Pare dhé é Dyte é kréjt te Çemuar te Pareréndesit.
25. — Taras, kryépéshkop' i Kostantinopojes.
26. — Porfir, péshkop i Gazes.
27. — Prokop Konfésori, Dékapoliti.
28. — Basil Konfésori.
29. — Kasian oshenari, Romani.



# MARS

1. — Eudokia oshe-deshmoré.
2. — Hésyk deshmori.
3. — Eutrop, Kléonik dhé Basilisk deshmore.
4. — Gérasim, oshenari i Jordanit.
5. — Konon deshmori.
6. — 42 Deshmoret é Amorit.
7. — Péshkopet é Kérsones dhé Hiérodeshmoret Basilè, Efraim, Eugén, Kapiton, Aithér, Agathodor, dhé Elpid.
8. — Théofylakt Konfésori, péshkop i Nikomédise.
9. — Dyzét Deshmoret qe deshmuan ne qytét te Sébastise.

PERLESHORÉ. — TINGELL IV.

Per mundimét é Shentorevé, qe pesuan per ty, lé te te vije kéq, ô Zot, dhé sherô-i gjithe dhêmbjét tona, te lutémi, ô njéridashes.

10. — Kodrat deshmori dhé shoket é tij.
11. — Sofron, kryépéshkop' i Jérusalémit.
12. — Théofan Konfésori.
13. — Ngritja é lipsanévé te Nikéforit te Kostantinopojes.
14. — Bénédikt oshenari.
15. — Agapi dhé shtate shoket é tij Deshmore.
16. — Sabin deshmori. Kristodul i Patmos.
17. — Aléksi, njériu i Pérendise.
18. — Kyrill, kryépéshkop' i Jérusalémit.
19. — Krysanth dhé Daria, deshmoret.
20. — Aterit oshenare qe u-vrane té monastér' i Shen-Sabbes.
21. — Jakob oshenar Konfésori.

22. — Basil·hiérodeshmori, prift' i kishes s' Angoranevé.

23. — Nikon osh-deshmori dhé 199 dishépujt' é tij.

24. — Parekrémt' é Ungjillezimit. Artémon, péshkop' Séleukise se Pisidise.

25. — UNGJILLEZIMI I ZONJES SE PERMISHÉNTE, HYJLINDESÉS DHÉ GJITHMONVIRGJERES MARÎ.

## MENGJÉS.

Pas *Pérendia eshte Zoti*, Perleshorja tri hére :

### TINGELL IV.

Sot eshte kréj' i shpetimit tone dhé çfaqja é myshtérit te qemoteshme; i Bir' i Pérendise bêhét i Bir' i Virgjeréshes dhé Gabriéli hirin ungjillezon. Perandaj dhé né mé atê lé t' i thrésim Hyjlindesés; Gezohu, ô Hirploté; Zoti eshte bashke mé ty.

*Qe préj dialerise s' imé.* Parevark :

Ungjillezoni dite pas dité shpetimin é Pérendise s' one.

### UNGJILL' I MENGJÉZIT.

(Shih té Hyrja é Shen Marise, 21 Viéshte III). Psalm 51 pa zê. Lavdî é Tanî : *Mé nermjétimét é Hyjlindesés. Perdellyés, perdellè-me* :

### TINGELL II.

Gabriéli ungjillezon hirplotén sot; Gezohu, ô Vajze é panuseruar dhé é pamarrtuar; mos u-çudit per fytyren t' imé te huaj, as mos kij frike; jam kryé-êngjelli; gjarperi nje hére genjéu Even; po tanî te ungjillezoj gazin;

dhé do te mbétésh Virgjeréshe dhé do te lindesh Zotin, ô é kulluar.

Zbritesoré :

ANIKSO TO STOMA MU.

I. Do t' a çél gojen, dhe do t' me rrafshohét mé shpirt, dhé fiale do t' i thom Mêmes mbréteréshe, dhé do te dukém te krémteroj buzeqéshur, dhé do t' kendoj i gezuar çudirat é saj.

III. O Hyjlindesé, né kengetoret é tû, qe po mblidhémi me nje shoqerî shpirtoré, shigurô-na, si burim i gjalle dhé i pasosur, dhé me lavdine têndé te hyjeshmé vléresô-na per kurore lavdié.

IV. Ay qe rri mé lavdî mi fron Hynié, ne nje rè te léhte, ardhi Jésuj i permihyjeshme dhé mé pellêmben é pamplakur shpetoj ata qe therrésin; Lavdî, ô Krisht, fuqise s' até.

V. U-çudit gjithesia préj lavdise s' até se hyjeshmé; sé ti, ô Virgjerésh ' é pamarrtuar, paté nde gjî Pérendin' é te gjithevé dhé lindé Bir pa-mot duké u dhuruar shpetimin gjith' atyré qe te hymnojne.

VI. Thirri, dyké pareshtypur varrimin é tridíteshme Proféti Jona, kur faléj ne baléne; Shpetô-me préj prishjés, ô Jésu mbrét ' i fuqivé.

VII. Nuk adhuruan kriésen Hyjmendesit, po Kriétarin; dhé, duké shkélur burrerisht frikesimin é ziarrit, mé gas kendonin : I permi-hymnuar Zot dhé Pérendi é Atervé, i békuar jé.

VIII. Degjô, ô Vajze virgjerésh' é kulluar; lé te thote Gabriéli mendimin é te Lartit te viéter é te vertéte. Bêhu gatî per te pritur Pérendine; se mé anen têndé i panxêni do t' kuvendoje mé njérezit; perandaj mé gas therrés: Békoni Zotin, ju gjithe véprat é Zotit.

## KÊNGA IX.

Ungjillezô, ô dhè, gas te math; kendoni, ô qiéj, lavdin' é Pérendise.

Dore profani te mos é préke arken é shpirteshmé te Pérendise; po buze bésnikesh lé te therrésin mé ngazellim zêrin é Engjellit, dyké i kenduar pa pushim Hyjlindesés: Gezoju, ô Hirploté; Zoti eshte bashke mé ty.

*Ungjillezô*... (thuhét dhé mé gjithe te tjérat.)

Zuré Pérendine permi mendim, dyké kaperxyér ligjat é natyres, ô Vajze. Sé me te lindur shpetové nga mundimét é nênavé; perandaj méritové te degjosh: Gezohu, ô Hirploté; Zoti eshte bashke mé ty.

Si buron qumusht, ô Hyjlindés' é kulluar; gjuhe njériu nuke munt te thote; sé trégové gjê te huaj per natyren, qe kaperxén kufit' é lindjés se zakoneshmé; perandaj méritové te degjosh: Gezohu, ô Hirploté; Zoti eshte bashke mé ty.

Myshtikerisht flitét per ty tè Shkripturat é shénta, ô Nên' é te Lartit; sé Jakobi, dyké pare qemoti nje shkalle qe te symbolizonté, tha; kio eshte théméli' é Pérendise; perandaj méritové te degjosh: Gezohu, ô Hirploté; Zoti eshte bashke mé ty.

Daniéli te quan mal mendor; Prindéshe Pérendié Isaïa, Gédéoni te shekon si luath te korrur; Davidi si békim; tiateri si porte, dhé Gabriéli te therrét; Gezohu, ô Hirploté; Zoti eshte bashke mé ty.

Zbritesoré : *Ungjillezô...*

Dore profani...

Dergimesoré.

Kryétari i Fuqivé Engjellové u-dergua préj Pérendise se Terefuqishmé té Virgjerésh' é Kulluar t' i ungjillezoje ñje çudî te myshtérshmé; sé Pérendia do linde si foshnje préj saj per te shpetuar gjithe gjindjén njérezoré : Ungjillezoni, ô popuj, perlindjén é botes.

Gezohu, ô Hyjlindesé, çperblim i mallkimit t' Adamit; gezohu, ô é ndéruar Nên' é Pérendise; gezohu, ô férre é shpirteshmé; gezohu, ô lampadé; gezohu, ô fron; gezohu, ô shkalle dhé porte; gezohu, ô qérë é hyjeshmé; gezohu, ô ré é léhte; gezohu, ô témpull; gezohu, ô shtêmbe é gjitharte; gezohu, ô mal; gezohu, ô ténde dhé tryése; gezohu, ô shpetim i Eves.

LAVDERIME.

TINGELL I. — PAS : « TON OURANION ».

Préj arkavé qiélloré Gabriéli fluturoj dhé qendroj ne Nazarét té Marî Virgjerésha, dyké i thirrur Gezohu, sé do lindesh nje bir, mê te viéter sé Adamin, kryétar te botes dhé shpetimtar per sa therrésin, Gezohu, Marî.

Gabriéli Virgjeréshes ungjillezim i sjéll préj qiéllit dhé i therrét Gezohu, sé do t' lindesh atê qe s' é nxê bota dhé do te késh per Bir atê qe lindi préj Atit para dritesjéllesit.

Fial' é améshuar é Atit te paniseshme, pa u-ndare se larti, tanî ka zbritur poshte, nga meshira é pertéjshmé per nè qe shkame per-dhè, dhé si u-vésh mé varferin' é Adamit, mori fytyre te huaj per 'tê.

Ay qe lindi préj Atit para jétevé, u-çfaq ne bote préj Nêné é permiqênurshmja Fiale; mori fytyre robi dhé u-vésh mé trup, dyké mbétur prape Pérendî; dhé Adamin perserit ne gjî te Virgjeréshes Marî qe é lint.

LAVDI É TANI. — TINGELL II.

Myshtéri para jéteve zbulohét sot dhé i Bir' i Pérendise bêhét Bir njériu qe, dyké piésetuar préj mê se liges, te na ape préj mê se mires; u-genjyé qemoti Adami, dhé nuk u-bê Pérendî mé gjithe qe desheroj; Pérendia bêhét njérî qe t'a trajtoje Adamin si Pérendî. Lé te ngazellohét kriésa, lé te vallézoje natyra, sé Kryé-êngjelli rri perpara Virgjeréshes mé frike dhé i siéll lajmerimin Gezohu. O Pérendia jone qe u-bêré njérî nga meshira, lavdî me ty.

## MÉSHE.

Shpetô-na, ô i Bir' i Pérendise, qe u-misherové per nè...

Hyrtoré.

Ungjillezoni dite pas dité shpetimin é Pérendise. Shpetô-na..

SHKURTORÉ : TINGELL T. IV.

« Ti ipermaho ».

Perluftéshes généralé kênget mundesé,
Si perhirim qe u-çperbléva préj tmérrévé,
Qytéti yt po te pershkruaj, ô Virgjeréshe.
Po sikunder kè fuqî te paluftuarshme,
Préj çfaredô rézikesh shpetô-me,
Qe te te therrés : Gezohu, ô Nusé é panuseruar.

## APOSTULL.

Shpirti im madheshton Zotin.
Sé hodhi syrin mi perunjesin' é sherbetorés se tij.
Kendimi préj Létres se Paulit ner Hébréjte.

Vellézer, ay qe shenteron... *(Shih tè Libr' é Méshes, f. 175.)*

## UNGJILL (PAS LUKAJT).

M' atô dite, mbéti mé barre Elisabéta gruaj' é Zaharise; dhé é perfshéhté vétén é saj pése muaj, dyké thêne; Sé keshtu me ka bêre Zoti ne ditet, ne te cilat hodhi syrin mi mua qe te largoje te perqéshurit t' im ne njérezit. Dhé ne muajin é gjashtte u-dergua Engjelli Gabriél préj Pérendise ne qytét te Galilése, qe ka émerin Nazarét, té nje Virgjeréshe é vluar mé nje burre, qe é kish émerin Joséf, préj shtepise se Davidit; dhé émer' i Virgjeréshes ish Mariam. Dhé hyri Engjelli té ajo é i tha; *Gezohu, ô Hirploté ; Zoti eshte bashke mé ty ; é békuar jé ti ne mést*

*te gravé*. Dhé ajo kur é pâ, u-trubullua per fialen é tij; dhé méndohéj çfare pershendétjé ish ajo. Dhé i tha Engjelli; Mos kij frike, Mariam; sé gjété hir prane Pérendise. Dhé ja do te zêsh ne bark dhé do te lindesh nje bir, dhé do t'a quash émerin é tij Jésu. Ky do te jéte i math dhé do te quhét bir i te Lartit; dhé do t' i ape Zoti Pérendia fronin é Davidit âtit te tij; dhé do te mbréteroje mi shtepin' é Jakobit per jéte, dhé mbréteri' é tij do mos kéte mbarim. Dhé i tha Mariama Engjellit; Si do te jéte kio, kur une burre nuke njoh? Dhé u-pergjéq Engjelli é i tha; Shpirti Shént do te vije mi ty, dhé fuqi' é te Lartit do t' te hiésoje; perandaj dhé i shenti qe do te linde préj téjé do te quhét Bir Pérendié. Dhé ja Elisabéta, gjirija joté, dhé ajo u-mbars mé bir ne pléqerî te saj; dhé ky eshte muaj' i gjashtte per atê qe quhét béronje; sé prane Pérendise asgjê s' eshte é pamundeshmé. Dhé tha Mariama; Ja sherbetor' é Zotit; m' u-bêfte pas fiales s'até. Dhé shkoj préj saj Engjelli.

Ne *Véçan : Ungjillezô...*
Dore profani...

Kungatoré.

Zgjodhi Zoti Sionen, é desheroj per banoré te tij.

26. — Mblédhja é Kryégénéralit Gabriél.
27. — Matrona oshenaré é Sélénikut.
28. — Hilarion oshenar' i ri.
29. — Mark, péshkop' i Aréthusit, Kyrill Diaku.
30. — Joan, oshenari, auktor' i Shkalles Muzikoré.
31. — Hypat, péshkop' i Gangravé.



# PRILL

1. — Maria oshenarja Egyptiana.
2. — Tito oshenari çudibêresi.
3. — Nikéta, igumén 'i monastérit te Médiciut, Joséf Hymnografi.
4. — Gjérq oshenari i Malése.
5. — Klaud, Diodor dhé shoket é tyré deshmore.
6. — Eutych, kryépéshkop' i Kostantinopojes.
7. — Kalliop deshmori, Gjérq, péshkop' i Mitylénes.
8. — Hérodion, Agab, Ruf, Asynkrit, Flégont dhé Herma préj 70 Apostujvé.
9. — Eupsych deshmor' i Qésarise.
10. — Térént, Pompéj dhé shoket é tyré deshmore.
11. — Antipa, péshkop' i Pérgamit.
12. — Basil Konfésori, péshkop' i Parit.
13. — Martin Konfésori, Papa i Romes.
14. — Aristark, Pud dhé Trofim préj 70 Apostujvé.
15. — Kréscént deshmori.
16. — Agapa, Iréna dhé Hionia Virgjer-deshmoré.
17. — Syméon Hiérodeshmori i Pérsides.
18. — Joan oshenari.
19. — Pafnut Hiérodeshmori.
20. — Théodor Trihina, oshenari.
21. — Jénar hiérodeshmori dhé shoket é tij.
22. — Théodor Sykéoti, oshenar.
23. — DESHMOR' I MATH SHEN GJÉRGJ TROPÉPRURESI.

MENGJÉS.

Pas *Perendia eshte Zoti,* Perleshorja :

TINGELL IV.

Si çlirimtar i robervé dhé mprojtes i te vobékevé, miéku i te semurevé dhé perluftar i mbréterve, Deshmor i Math, Shen-Gjérgj, nermjétô té Krishti Perendia jone te shpetohén Shpirtét tona.

*Qe préj dialerise s' imé.* Parevark :

I dréjti do te lulezoje si fénik, dhé do te shumohét posi dellinja ne Liban.

UNGJILL' I MENGJÉZIT.

(Shih Ungjillin é Mengjézit te Shen-Mitrit, 26 Viéshte II.)
*Me qêne qe pame Ngjalljén.*

Psalm 51 pa zê. Lavdî : *Mé nermjétimét é Athloforit;* Tanî : *Mé nermjétimét é Hyjlindesés. Perdellyés, perdellè-me...*

TINGELL T. II.

Sot gjithe bota shkelqéhét mé rézét é Athloforit; dhé Kish' é Krishtit é zbukuruar mé lulé te therrét, ô Gjérgj; Sherbetor i Krishtit, dhé protéktor i nxéhte, mos mungô se nermjétuari per nè té Zoti.

Zbritesorét é Pashkes. Pastaj, *Mê te nderçimén* dhé *Engjelli i therristé.*

Dergimesoré.

Pas : Tis mathités sinélthomén.

Na shkelqéu si prendvére Ngjallja é ndriçimé dhé é hyjeshmé é Zotit dhé na dergoj préj dhéut ne nje Pashke

qiélloré; dhé mé 'tê shkelqén dhé kujtim' i ndriçim i Deshmorit Gjérgj te lavderuar, te cilin lé t'a krémterojme te gezuar qe te vléresohémi per hirin é hyjeshme perpara Krishtit Shpetimtar.

Pastaj é Javes.

LAVDERIMÉ.

Pas : Oté ék tu ksilu.

Eni, passi krémtuam te gjithe Ngjalljén gazmoré dhé te lavderuar, te lusim panairin buzeqéshur te Deshmorit Gjérgj dhé t'a kurorezojme mé lulé te véres si te pamundur, qe te marrim mé lutjét é tij çperblimin é hidherimévé dhé te fajévé tona.

Têre vétén têndé i'a 'blatové, ô i Lumur, atî qe te dhâ têre jéten si gjithpémesî shpirtoré dhé théroré te mirpritur é te kulluar; perandaj kè qêne nermjétar i nxéhte dhé i shpeton nga trubullimét gjith' ata qe te hymnojne dhé te lutén mé bése, ô Gjérgj Deshmor.

Passi lerové mé kujdés faren é hédhur préj fiales té shpirti yt i kulluar, é shumové mé mundimét é martirit; dyké thésaruar urtesisht tè florét qiélloré, gjété gezimin é pamplakur; mé te cilin tanî plot, ô i Lumur, mé lutjét têndé tè Pérendia, shpetô-i ata qe te hymnojne bésérisht.

Deshmor i Math i Krishtit athlofor, mé nermjétimét é tua, çperblè-na préj shtrengimésh te ndryshmé dhé ç'dô rasjéjé dyké dbuar hélmin é tmérrshme dhé pérnikosh per shpirtin; dhé dyké lypur hir dhé meshire per

nè, shpetô-na mé lutjét é tua, qe te lavderojme te gjithe mé gas luftimét é tua, ô Shen-Gjérgj.

LAVDI. — TINGELL T. I.

Lindi prendvéra, éni te bêjme gostî; shkelqéu Ngjallj' é Krishtit, éni te defréjme; na u-çfaq kujtim' i Athlofo-rit qe mbush mé gas bésniket, éni, ô krémtofile, t'a krémterojme myshtikerisht. Sé ky, si ushtar i mire, u-rrefyé burre kunder shtyranevé dhé i turperoj, dyké u-bêre imitator i pesimit te Krishtit Shpetimtar; nuk i ardhi kéq per énen é tij te balteshmé, po é trégoj te çvéshur dhé é daroviti mé mundimé. Atî lé t'i therré-sim; Shen-Gjérgj Athlofor, lut-u per shpetimin é shpir-tévé tona.

Tanî, é Javes. Doxologjî é Madhé dhé Tropar' i Shéntit.

## MÉSHE.

Antifoné, Hyrtoré dhé Shkurtoré te Pashkes.

## APOSTULL.

Do te defréje i dréjti me Zotin.
Degjô, ô Pérendî, zêrin t'im.
Kendimi préj Aktévé t' Apostujvé.

M' atê kohe, Hérodi mbréti vuri dore qe t' i mundoje ca préj Kishes. Dhé vrau Jakobin, te vellan' é Joanit, mé thike. Dhé kur pâ sé kio ish é pelqyér me Judéjte, vuri ner ment te zêre dhé Piétrin (dhé ishin ditet é te Pambrujturavé); te cilin si é zuri é vuri ne burg, dyké u'a dhêne kater katernionévé ushtaresh t'a ruajne, dyké

dashur t'a nxiére pas Pashkevé perpara popullit. Piétrin pra é ruanin ne burg; dhé nje lutjé é nxéhte bêhéj préj Kishes té Pérendia per atê. Dhé kur ardhi dita qe t'a nxiére perpara Hérodi, atê nate Piétri ish dykê fiétur ne més dy ushtaresh i lidhur mé dy vargoj; dhé ruajtes perpara déres ruanin burgun. Dhé ja ku Engjelli i Zotit ardhi papritur dhé nje drite shkelqéu n' atê vent; dhé si é goditi Piétrin ne brinje, é sqojti, dyké thêne; Ngréh-u shpéjt. Dhé i rane vargojte préj duarvé. Dhé i tha Engjelli; Ngjéshu dhé mbath kepucet é tua. Dhé ay bêri ashtu. Dhé i thote; Vésh roben têndé dhé éja pas méjé. Dhé ay dolli é i râ pas, dhé nuke dinté qe ish é vertéte ajo qe u-bê préj Engjellit; po i dukéj sé shikonté enderr. Dhé passi shkuan ruajtjén é pare dhé te dyte, arrine té porta é hékurte qe shpinté ne qytét, é cila u-hap vétiu; dhé dualle me nje ruge; dhé mé nje hére shkoj Engjelli préj tij. Dhé Piétri, kur érdhi me vété, tha; Tanî di mé te vertéte qe Zoti çoj Engjellin é tij dhé me shpetoj nga dor' é Hérodit dhé nga gjithe qellimét é popullit te Judéjvé.

## UNGJILL (PAS JOANIT).

(Shih Ungjillin é Shen-Mitrit.)

Ne *Véçan* : *Te ka hié.*

Kungatoré.

Per kujtim te perjéteshme do te jéte i dréjti.

24. — Elisabéta oshenaré, çudibêresé.
25. — Apostulli dhé Ungjillori Mark.

PERLESHORÉ. — TINGELL III.

Apostull i shénte dhé Ungjillor Mark, nermjétô té Pérendia meshireploté qe t' u fale ndjése fajésh shpirtévé tona.

26. — Basilè Hiérodeshmori, péshkop' i Amasise.
27. — Syméon Hiérodeshmori, njériu i Zotit.
28. — Deshmoret é Kyzikut.
29. — Apostujte Jason dhé Sosipater.
30. — Apostull Jakob, vellaj i Joan Théologut.



# MAJ

1. — Proféti Jérémia.
2. — Ngritja é lipsanit te Thanasit te Math.

PERLESHORÉ. — TINGELL III.

Shtylle u-trégové Orthodoxié, dhé mpshtété Kishen mé dogma te hyjeshmé, ô Kryéprift Thanas; Sé dyké leçitur Birin te bashkeqênurshme mé Atin, é turperové Arion. Ate oshenar, lutiu Krishtit Pérendise te na dhuroje perdellimin é math.

3. — Deshmoret Timothè dhé Maura.
4. — Pélagia deshmoré.
5. — Iréna Deshmor' é Madhé.
6. — Iob Polyathli.
7. — Kujtimi i shenjes se Kryqit qe u-duk ne qiéll te Jérusalémit.
8. — Apostull' i shénte dhé Ungjillori Joan Théologu. Arsén' i Math.
9. — Isaïa Proféti. Kristofor deshmori.
10. — Simon Apostull Zélloti.
11. — Thémélim' i Kostantinopojes. Moq Hiérodeshmori.
12. — Epifan, Péshkop' i Kypres, Gérman, kryépéshkop' i Kostantinopojes.
13. — Glycéria deshmoré.
14. — Isidor deshmor i Chios.
15. — Pahom' i Math. Achill çudibêresi, kryépéshkop' i Larisses.
16. — Théodor oshenar' i Shenteruar.
17. — Apostujte Andronik dhé Junia.

18. — Piéter, Dionis, Krishtine, Andrè, Paul, Bénédim, Paulin dhé Hérakléu, deshmoret.

19. — Patriq Hiérodeshmori, péshkop' i Bruses, dhé shoket é tij.

20. — Thalélé Deshmori.

21. — KOSTANTINI DHÉ HÉLÉNA, MBRÉTERIT É MEDHÉJ DHÉ ISAPOSTUJTE.

MENGJÉS.

Pas *Pérendia eshte Zoti*, Perleshorja :

TINGELL T. IV.

Si pâ ne qiéll shtypin é kryqit tênt, ô Zot, dhé priti ftimin si Pauli jo préj njérezish, Apostulli yt nemést te mbrétervé, t'a dhâ ne dore qytétin mbréteror; te cilin ruaj-é gjithenje me paqe, mé nermjétimét é Hyjlindesés, i vétem njéridashes.

*Qe préj dialerise s' imé ;* Parevark :

E lartesova te zgjédhurin é popullit t' im, gjéta Davidin Sherbetorin t' im, é léva mé vajin t' im te shénte.

UNGJILL' I MENGJÉZIT.

(Shih Ungjillin é Méshes se Shen-Spiridonit, 12 Dhjétor.)

Psalm 51 pa zê. Lavdî : *Mé nermjétimét é Théoshtéptevé*, Tanî : *Mé nermjétimét é Hyjlindesés, Perdellyés, perdellè-me* :

TINGELL II.

Kujtim' i Kostantinit piosh si nje myrre é zbrazur na lindi sot; sé desheroj Krishtin dhé kortémnoj idhullat, dyké i ngritur kishe atî qe u-kryqesua per nè; dhé ner qiéjte fitoj kuroren é shpréses.

Dergimesoré.

Pas : Tis Mathités sinélthomén.

S' é mori préj njérezish shtétin mbréteror, po préj hiri te pérendishme nga qiélli, Kostantin' i Math mé Elénen; dhé shekon tropén' é hyjeshmé te Kryqit te shkelqéje; perandaj, si i mundi mé 'tê armiqte, é prishi rréjtjén é idhullavé, dhé forcoj ne bote bésen orthodoxé.

LAVDERIMÉ.

Pas : O tu paradoksu thavmatos.

Gezohu, i gjithurte Kostantin, Orthodoxié burim, qe vadit gjithenje mé ujerat é embela, têre dhéne. Gezohu, ô rênje, préj se ciles mbin péma qe ushqén Kishen é Krishtit. Gezohu, ô mburjé é lavderuar é atervé, i pari mbrét i Krishtére; Gezohu, gaz' i bésnikevé.

Mbrét' i kriéses, ô Kostantin, dyké pareshikuar zemren têndé te bindurshmé, te gjuan mé aresim ty qe mbaheshé préj genjéshtres; dhé si ndriti mendjén têndé mé dijat é piététit, te rreféu ne bote te shkelqyér si diéll, qe dergon shkelqimé véprash te hyjeshmé, ô i lavderuar.

Prité mesimét é Zotit Krisht, si dhê i zgjédhur, ô é lavderuare, mbivé péme te mira préj véprash te virtyteshmé dhé mendjét tona, ô Elén' é urte, i ushqén mé imitimin é siélljés s' até; andaj po lusim plot mé gas sot kujtimin tênt, dyké krémtuar.

Lévé, ô Krisht, çuditerisht, mé vaj ngazellimi Kostantinin dhé Hélénen, piésetaret é tu, qe urréjtin genj-

éshtren dhé desheruan bukurine têndé dhé per mbréterine têndé te qiéllshmé i vléresové ata qe mbréteruan mé piétét, ô Fiale, permi dhéne mê pare mé hirin tênt.

LAVDI. — TINGELL T. IV.

Mbrét' i mbrétervé dhé Pérendî, qe stolis te vyérit mé dhurata te pasura, si Paulin é kujtuarshim, mé anen é Kryqit ty, ô Kostantin, te roberoj, dyké thêne; Mé anen é ketî mund- i armiqté é tu; te cilin é kerkové dhé é gjété mé nênen é pérendishmé siç desheronjé dhé i mundé ploterisht. Bashke mé 'tê pra lutu-i te vétemit njéridashes per mbréterit orthodoxe dhé ushterine Kristofilé dhé per gjith' ata qe krémtojne kujtimin tênt mé bése qe te shpetohémi préj ç'dô zemerimi.

Tanî : E se Krémtés qe te biére atê dite nga Péntékostari. Doxologjî é Madhé. Perleshor' é Shéntit.

## MÉSHE.

Shkurtoré. Pas : I parthénos.

Kostantini sot mé Shen-Elénen t' êmen, Kryqin nxiérin ne shésh, drurin é gjithndéruar, qe eshtę turp' i Judéjvé me gjithe boten, édhé arme mbrétersh bésnike kunder armiqvé; sé per névé u-trégua shenj' é madhé dhé é frikeshmé ner lufterat.

## APOSTULL.

Ne têre dhéne dolli fial' é tij. Qiéjte trégojne lavdî Pérendié. Kendimi préj Aktévé t' Apostujvé.

M' atô dit, Agrippa mbréti i tha Paulit : Te permétohét te flaç per vétén têndé. Ateheré Pauli mprohéj, dyké ndére doren : Ték po shkonja, ô mbrét, ne Damask mé véta pas dhé délégata préj Kryépriftijvé, pashe ne més te dites te me rréthoje nje drite mê é shkelqyér sé é diéllit mua dhé ata qe ishin bashke mé mua. Dhé si rame te gjithe mbi dhé, degjova nje zê qe me flisté é me théshté me dialéktin hébraisht; Saul, Saul, persé me ndiék? eshte kéq per ty te shkélmosh gjêmbat. Dhé une thashe; Cili jé ti, ô Zot? Dhé ay tha; Une jam Jésuj, te cilin ti ndjék. Po ngréhu dhé qendrô mi kêmbet é tua; sé perandaj t' u-çfaqa qe te te dorezoj sherbetor dhé deshmor per sa pè, dhé per sa do te çfaqém, dhé te zgjodha préj popullit dhé préj kombévé, ne te cilet po te dergoj tanî t' u hapesh syte qe te kthéhén nga érresira té drita dhé nga pushtéti i Satanit té Pérendia dhé te marrin ndjése mekatésh dhé piése préj te shenteruaravé mé bésen té mua; Perandaj, ô mbrét Agrippe, nuk u-bêra i pa-bindur té vizioni préj qiéllit; po mê pare ne Damask dhe ne Jérusalém, dhé me têre vendin é Judése dhé ner kombét, lajmerova te péndohén é te kthéhén té Pérendia, dyké bêre vépra te vyéra péndimi.

## UNGJILL (PAS JOANIT).

(Shih Ungjillin é Mengjézit te Shen-Spiridonit, 12 Dhjétor.) Ne *Veçan : Te ka hié.*

Kungatoré.

Per kujtim t' améshuar do te jéte i dréjti,

Ne vent te *Pame driten*, thuaj Shkurtorén : Kostantini sot.

22. — Basilisk deshmori.
23. — Mehill Konfésori, péshkop' i Synnadévé.
24. — Syméon oshenari i Malit te Çudiçim.
25. — Gjétja é Tréte é Kréjt te Çemuar te Pareréndesit.
26. — Karpi, nje nga 70 Apostujte.
27. — Hélladi hiérodeshmori.
28. — Eutych hiérodeshmori, péshkop' i Méliténes.
29. — Théodosia deshmoré.
30. — Isaak oshenari, iguméni i monastérit te Dalmatevé.
31. — Erméu deshmori.



# QÉRSHOR

1. — Justin filosofi dhe deshmori.
2. — Nikéfor konfésori, kryépéshkop' i Kostantinopojes.
3. — Lucilian deshmori.
4. — Métrofan, kryépéshkop' i Kostantinopojes.
5. — Dorothéu hiérodeshmori, péshkop' i Tyres.
6. — Hilarion' i Ri, igumén' i monastérit te Dalmatevé.
7. — Théodor hiérodeshmori, péshkop' i Angores.
8. — Ngritja é lipsanit te Théodor Stratélatit.
9. — Kyrill, kryépéshkop' i Aléxandrise.
10. — Aléxandri dhé Antonina, deshmore.
11. — Bartholomèu dhé Barnaba, Apostujte.
12. — Onufri dhé Piétri i Athonit.
13. — Akylina deshmorja.
14. — Proféti Elishaé. Méthodi Konfésori, kryépéshkop' i Kostantinopojes.
15. — Proféti Amos.
16. — Tyhon, péshkop' i Amathuntes se Kypres.
17. — Isauri deshmori dhé shoket é tij. Manuél, Sabél dhé Ismail deshmoret.
18. — Léonti deshmori.
19. — Juda Apostulli.
20. — Méthodi hiérodeshmori, péshkop' i Patarévé.
21. — Julian Tarsiani, deshmori.
22. — Eusèb hiérodeshmori, péshkop' i Samosatévé.
23. — Agrippina deshmorja.
24. — Lindja é te ndérçimit Pareréndes dhé Pagezor Joan.
25. — Fébronia oshe-deshmorja.
26. — Davidi i Sélénikut.
27. — Samson oshenari, hoshtéllari.

28. — Ngritja é lipsanévé te Shen Anargjêndevé Kosma dhé Damian.

29. — APOSTUJT' É EMERSHKELQYÉR DHÉ TE PAREKRYÉSHME PIÉTER DHÉ PAUL.

MENGJÉS.

Pas *Perendia eshte Zoti*, Perleshorja :

TINGELL IV.

O Parefronesit é Apostujvé dhé Mesonjesit é gjithe botes, nermjétoni té Zoti i te gjithevé t' i fale paqen botes dhé shpirtévé tona perdellimin é math.

Qe *préj dialerise s' imé*. Parevark :

Ne têre boten dolli fial' é tyré.

UNGJILL I MENGJÉZIT.

(Thuhét Ungjilli Mengjézor XI.)

Psalm 51 pa zê. Lavdî : *Mé nermjétimét é Apostujvé*, Tanî : *Mé nermjétimét é Hyjlindesés. Perdellyés, perdellè-me* :

TINGELL II.

O Piéter, kréj' i Apostujvé te lavderuar, gur' i béses dhé Paul i hyjfialeshme, oratori dhé yll' i Kisheravé te shénta, qe rrini afer fronit te Pérendise, lutuni per nè.

Zbritesoré : *Do t'a çél gojen· Mê te ndérçimén.*

Dergimesoré.

Pas : Gynékés akutisthité.

Te gjithe lé te hymnojme kréret é Apostujvé Piétrin

dhé Paulin, yjt t' é pérendishme te botes, leçitesit é béses, trumbétat théologiké, oratoret é dogmavé, kollonat é Kishes dhé rrezonjesit é rréjtjés.

Myshtérin é math dhé te çudiçim te lindjés s'até, ô Vajze mé hir Pérendié dhé Virgjeréshe Nên' é Pérendise, Profétet é pareleçitne, Apostujte é neshenuan, Deshmoret é rrefyén, Engjejte é perhymnojne dhé njérezit é adhurojne.

LAVDERIMÉ. — TINGELL IV.

Pas « O éx ipsistu klithis ».

Biri dhé Fiala é Atit pa-nisjé, kur ardhi ne dhèt é zgjodhi vallén é dymbedhjéte Apostujvé, i pyésté; Ç' thone njérezia per mua sé jam? ahéré Piétri, i par' i Apostujvé, si théolog thirri mé zê te larte; Ti jé Krishti, i-bir' i Pérendise se gjalle. Perandaj, siç i ka hié, lumerohét, sé mori ndriçim qe-lartazi dhé fuqine te lidhe é te zgjidhe mekatét.

Ti qe u-ftové préj te Lartit dhé jo préj njéresvé, kur t'i kish érrur syt' é trupit érresir' é dhéshmé, é cila perbotonté mvrojtesiren é pabésise, ahéré drita qiélloré shkréptiu ner syt' é mendjés s'até dhé te révéloj bukurin' é béses; perandaj é njohé Krishtin Pérendine tone qe nxiér drite préj érresires; atî lutu-i te shpetoje é te ndriçoje shpirtét tona.

Mé te dréjte u-quajté ti Gur, mi te cilin Zoti forcoj bésen é patundur, dyké te bêre kryébarî te dhênvé t' aresyshmé; perandaj te fali klyçét é dyérvé qiélloré qe

t' u hapsh te gjith' atyrévé qe jane te paret ne bése; dhé u-vléresové te kryqesohésh si dhé Zoti yt; atî lutu-i te shpetoje é te ndriçoje shpirtét tona.

LAVDI. — TINGELL T. II.

E krémtja é gjithndéruar é Apostujvé ardhi ne Kishe te Krishtit, qe na siéll shpetimin; perandaj lé te trokasim duarte myshtikerisht é lé t' u thémi : Gezohuni, ô yj t' atyrévé qe ndodhén n' érresire, ô rézét é diéllit. Gezohuni, ô Piéter dhé Paul, ô thémélira te patundura te mesimévé te pérendishmé, ô miqt' é Krishtit, ô éne te ndéruara. Nermjétoni per nè dhé na vléresoni padukurisht per dhuratat é palêndeshmé nè qe lavderojme te krémtén tuaj mé kênge.

Tanî : *O Hyjlindesé, ti jé vréshta.* Doxologjî.

## MÉSHE.

Shkurtoré : *Mprojtésh' é te Krishtérevé.*

## APOSTULL.

Ne têre dhène dolli fial' é tyré.

Qiéjte trégojne lavdî Pérendié. Kendimi préj Létres II se Paulit ner Korinthianet.

Vellézer, me ç'dô qe te guxoje nonje (flas si i marre), guxoj dhé une. Hébréj jane? dhé une; Israéliter jane? dhé une; far' é Abrahamit jane? dhé une; sherbetore te Krishtit jane? (flas si i marre) mê téper une; ne mundimé mê téper, ne plaga pa mase, ne burgjé mê shpésh, ne vdékjé shume hére. Préj Judéjvé pése hére

mora dyzét pa nje; tri hére u-rraha mé shkop, nje hére u-lapidova, tri hére niéfragova, nje nat' é nje dite kam bêre ne funt te détit, n' udhetimé shume hére, ne réziqé lumejsh, réziqé kusaresh, réziqé préj fares s'imé, réziqé préj kombésh, réziqé ne qytét, réziqé ne shkrétetire, réziqé ne dét, réziqé ner vellézer te rréme; ne mundim é ne lodhjé, ne vigjellimé shume hére, ne urî é ne étjé, n' agjerimé shume hére, ne te ftohte é ne te çvéshur. Véç te perjashtmévé, ajo qe eshte vêne permi mua perdite, kujdés' i gjithe kisheravé. Cili esht' i dobet, dhé une s' jam i dobet? Cili shkandullohét dhé une s' digjém? Ne duhét te mburrém, do te mburrém per atô te dobesise s' imé. Pérendia dhé Ati i Zotit tone Jésu Krisht, qe eshte i békuar per jéte, di sé nuke genjéj. Ne Damaske guvérnor' i mbrétit Aréta ruanté qytétin é Damaskénevé, dyké dashur te me zêre, dhé u-varra ne shporte nga nje dritaré per muri dhé shkapova nga duart' é tij. Te mburrém mé te vertéte nuke m' ép dore; sé do te vij ne vizioné dhé révélata te Zotit. Di nje njérî me Krishtin, para katermbedhjéte vjétsh (a sé mé trup, nuke di; a sé jashte trupit, nuke di; Pérendia di), qe ky u-rrembyé gjér me te trétin qiéll. Dhé é di ketê njérî (a sé mé trup, a sé jashte trupit, nuke di, Perendia di), sé u-rrembyé ne Parajse dhé degjoj fiale te pafolura, te cilat s' esht' é permétuar t' i flase njérî. Per ketê do te mburrém; po per vétén t' imé do mos mburrém véç sé ne dobesirat é mia. Sé ne daça te mburrém, do mos jém i marre; sé do te thém te ver-

téten; po ndruhém mos kujtoje nonje per mua mê téper sé ç' me shéh a degjon préj méjé. Dhé qe te mos kryélartoj téper, m' u-dhâ nje héll ne trupt, engjelli Satan, qe te me shuplakoje, qe te mos kryélartoj téper. Per ketê tri hére i'u-luta Zotit, qe te mergohét préj méjé. Dhé me ka thêne; Te miafton hiri im; sé fuqia imé perféktohét ne dobesî. Mé gas te math pra do te mburrém mê téper per dobesirat é mia, qe te téndesoje mi mua fuqi' é Krishtit.

UNGJILL (PAS MATTHÉUT).

M' atê kohe, ardhi Jésuj ne visét é Qésarise se Filipit, dhé pyésté nxênesit é tij dyké thêne; Ç' thone njérezit sé jam une, i bir' i njériut? Dhé ata thane; Ca thone sé jini Joan Pagezori; te tjére Elia; te tjére Jérémia, a nje préj profétevé. U thote atyrévé; Po ju ç' thoni sé jam une? Dhé u-pergjéq Simon Piétri é tha; Ti jé Krishti, i Bir' i Pérendise se gjalle. Dhé u-pergjéq Jésuj é i tha; Lum' ti, Simon Bar-Jona, sé nuk t'a révéloj mish dhé gjak, po im-Ate qe eshte ne qiéll. Dhé une po te thém sé ti jé Piéter dhé mi ketê shkêmp do t' ndertoj Kishen t'imé; dhé portat é Férrit do mos prévléjne kunder saj; dhé do t' te jap klyçét é mbréterise se qiéjvé; dhé ç' te lidhesh mi dhè do te jéte é lidhur ner qiéjte; dhé ç' te zgjidhesh mi dhè, do te jéte é zgjidhur ner qiéjte.

KUNGATORÉ.

Ne têre dhène, dolli fial' é tyré.

30. — Mblédhja é Dymbedhjéte Apostujvé.



# KORRIK

1\. — Shen-Anargjendet dhé çudibêresit Kosma dhé Damian.

2\. — Rob' é Çemuar é Shen-Marise ne Vlahérne.

3\. — Yakinth deshmori; Anatoli, kryépéshkop' i Kostantinopojes.

4\. — Andréa i Krétes, Jérosolymiti.

5\. — Athanas' i Athonit, Lampadoj çudibêresi, oshenare.

6\. — Sisoj' i Math, oshenar.

7\. — Thomaj i Malèse. Deshmorja é Madhé Kyriakè.

8\. — Deshmor' i Math Prokop.

9\. — Pankrat hiérodeshmori, péshkop' i Tauroménise ne Sicilî.

10\. — 45 Deshmoret te Nikopojes n' Arménî.

11\. — Eufémia Deshmor' é Madhé.

12\. — Prokli dhé Hilarioni, deshmore.

13\. — Mblédhja é Kryé-êngjellit Gabriél. Stéfan Sabbaïti oshenar.

E DÍÉL' E SHENT-ATERVÉ,

qe u-mblodhe ne 6 Synodét Ekuméniké. (Qe préj 13-19 Korrik.)
(Shih per kendimé, té Viéshta II.)

14\. — Apostulli Akyla, Joséf ' i Sélénikut.

15\. — Kéryk dhé Julita, Deshmore.

16\. — Athénogén hiérodeshmori.

17\. — Marina Deshmor' é madhé.

18\. — Emiliana deshmoré.

19\. — Marina, é-motr' é Basilit te Math. Diu oshenari.

20\. — Profét' i lavderuar Elia Thésbiti.

PERLESHORÉ. — TINGELL IV.

Engjelli mé trup, stoli' é Profétevé, Pareréndesi

dyte i ardhjés se Krishtit, qe i dergoj se-larti hirin Elishéut, dbon semundjéra dhé spastron léproshe; perandaj dhé atyrévé qe é ndérojne u buron sherimé.

21. — Syméon dhé Joan, oshenare.
22. — Maria Madaléna myrrepruresja dhé isapostullé.

PERLESHORÉ. — TINGELL II.

Krishtit qe lindi per nè préj Virgjeréshes, ô Marî Madalén' é ndéruar, i véjé pas, dyké ruajtur porosite dhé ligjat é tij; perandaj sot dyké krémtuar kujtimin tênt te shénte, marrim mé lutjét é tua zgjidhjé mekatésh.

23. — Foka hiérodeshmori. Proféti Jézékiél.
24. — Krishtina Deshmor' é Madhé.
25. — Fjétja é Shen-Annes, nênes se Shen-Marise.
26. — Shen é Prémtja oshenaré dhé deshmoré. Hermolà Hérmipp dhé Hermokrat, hiérodeshmore.

Perleshoré é se Shéntes.

TINGELL I.

Dyké u-perpiékur pas émerit tênt, trashegové per banim bésen qe kishé, ô é Prémté athloforé; perandaj perdérth sherimé dhé nermjéton per shpirtét tona.

27. — Shen Pantélimoni, Deshmor' i Math dhé Sherimtar.

PERLESHORÉ. — TINGELL III.

Athlofor dhé sherimtar Shen-Pantélimon, nermjétô

tè Pérendia meshireploté qe t' u-fale shpirtévé tona perdellimin é math.

28. — Prohor, Nikanor, Simon dhé Parména, Apostuj dhé Diaker.

29. — Kallinik Deshmori. Théodota deshmorja.

30. — Sila, Siluan, Kréscént, Epainét dhé Andronik préj 70 Apostujvé.

31. — Eukocim' i Dréjte.



# GUSHT

1. — Perparim' i Kryqit. Shtate Diémat é Shénte Makkabéj, é-êm' é tyré Salomone dhé Miéshter' i tyré Eléazar.

2. — Ngritja é lipsanévé te Stéfanit, Deshmorit te Pare dhé Kryédiakut.

3. — Isaaki, Dalmat dhé Faust, Deshmoret.

4. — Shtate Diémat é Eféses.

5. — Parekrémt' é Shperfytyrimit. Eugén deshmori.

6. — SHPERFYTYRIM' I ZOTIT DHÉ PÉRENDISE DHÉ SHPETIMTARIT TONE JÉSU KRISHT.

MENGJÉS.

Paŝ *Perendia eshte Zoti*, Perleshorja tri hére. — Tingell i Rênde.

U-shperfytyrové tè mali, ô Krisht Pérendî, dhé u rrefévé Nxênesvé te tù lavdine têndé siç muntnin; Shkelqè-na dhé névé mekatarevé driten têndé te perjéteshmé, mé lutjét é Hyjlindesés. Dritedhênes, lavdî me ty.

*Qe préj dialerise s' imé;* Parevark :

Thabori dhe Hermoni do te ngazellohén me émerin tênt.

UNGJILL' I MENGJÉZIT

(PAS LUKAJT).

M' atê kohe, mori Jésuj Piétrin dhé Joanin dhé Jakobin dhé u-ngjit ne mal qe te faléj. Dhé ték po faléj, fytyr' é faqés se tij u-bê é ndryshmé dhé rob' é tij é

bardhe si vétetime. Dhé ja dy burra flisjin bashke mé 'tê, te cilet ishin Moisiu dhé Elia; te cilet u-dukne mé lavdî dhé théshin per vdékjén é tij, te cilen kish per te mbushur ne Jérusalém. Po Piétri dhé ata qe ishin mé 'tê ishin te renduar nga gjumi; dhé kur u-zgjuan pane lavdin' é tij dhé dy burrat qe rrinin bashke mé 'tê. Dhé kur po ndaheshin ata préj tij, i tha Piétri Jésujt; Miéshter, eshte mire te mbétémi nè ketu; dhé lé te bêjme tri ténda, nje per ty dhé nje per Moisine dhé nje per Eline; pa ditur ç' thote. Dhé ték théshté ay ketô, ardhi nje rè dhé i hiésoj; dhé u-trempne kur hyjtin ne rét. Dhé nje zê ardhi préj rése dyké thêne; *Ky eshte im-Bir i dashur; degjojéni.* Dhé passi érdhi zêri, u-gjént Jésuj vétem. Dhé ata héshtne dhé asnjej s' i thane m' atô dite gjê nga sa pane.

Psalm 51 pa zê. Lavdî : *Mé nermjétimét é Apostujvé.* Tanî : *Mé nermjétimét é Hyjlindesés. Perdellyés, perdellè-me* :

TINGELL II.

Ti qe békové gjithe boten mé driten têndé, u-shperfytyrové ne nje mal te larte, ô i Mire, dhé u-trégové Nxênesvé te tù fuqine têndé, sé çperblén Boten nga çbaritja; perandaj te therrésim; O Zot i zemerdhêmpshur, shpetô shpirtét tona.

Zbritesoré

*Moisiu dyké pervijosur Kryq.*

KÊNGA IX. — TINGELL II.

IX. Lindja joté u-rrefyé pa prishjé; Pérendia dolli préj gjirit tênt mé trup, qe u-duk mbi dhê, é u-shokerua mé njérezit; perandaj ty, ô Hyjlindesé, te gjithe po te madheshtojme.

Tiater.

IX. U-çudit ç'dô vésh dyké degjuar denjimin é pashpiéguar te Pérendise; sé i Larti Zot zbriti gjér ne nje trup, dhé u-bê njérî préj nje gjiri virgjeror; perandaj nè bésniket Hyjlindesén é kulluar po madheshtojme.

Pastaj Zbritesoré : *Parràjse myshtiké.*

Dergimesoré. — T. III.

Drit' é pandryshuar, ô Fiale, préj drites s' Atit te palindur, mé driten têndé qe u-çfaq, pame drite Atin, drite édhé Shpirtin qe ndriçon gjithe kriésen.

LAVDERIMÉ.

TINGELL IV. Pas : O éx ipsistu.

Para Kryqit tênt te çemuar dhé te pesimit moré ata qe zgjodhé préj Nxênesvé te shenteruar dhé ne mal Thabor u-ngjité, ô Zot, dyké dashur t' u trégosh lavdine têndé; te cilet, kur te pane te shperfytyrohésh dhé te shkelqésh mê téper sé Diélli, rane permbys dhé, te mahnitur per fuqine têndé, thirre; Ti jé drit' é kulluar, ô Krisht, dhé agullim' i Atit, mé gjithe qe dyké dashur u-duké mé trup te pandryshuar.

O Fiale Pérendî, qe ishé para driteravé, qe vishésh mé driten posi robe, kur u-shperfytyrové perpara Nxênesvé te tu, shkendrité permi diéllin. Dhé Moisiu mé Eline te rrijin prane, dyké te njohur si Zot te gjallesh é te vdékuresh dhé dyké lavderuar ékonomine têndé te pashpiéguar, meshiren dhé denjimin é math, mé te cilat shpetové Boten qe humbisté préj mekatit.

Ty qe lindé préj réjé virgjeroré dhé moré trup, kur u-shperfytyrové ne mal Thabor, ô Zot, dhé u-peshtollé préj réjé te ndriçimé, zêri i Prindit te njihté kthiélle-risht, perpara Nxênesvé te tù, si Bir te dashur te bashkeqênurshme dhé te kufroneshme; perandaj Piétri i çuditur théshté, pa ditur ç' théshté; Mire eshte te mbétémi ketu, ô mirebêres meshireplot.

LAVDI É TANI. — TINGELL T. IV.

Mori mé vété Krishti Piétrin dhé Jakobin dhé Joanin ne nje mal te larte dhé u-shperfytyrua perpara syrésh; dhé shkelqéu faq'é tij si diéll dhé robat é tij u-bêne te bardha si drite. Dhé u-dukne Moisiu dhé Elia qe flisjin bashke mé 'tê dhé nje rè é ndriçimé i mbuloj; dhé ja nje zê préj rése qe théshté; Ky eshte im-Bir i dashur, qe me pelqéu; degjojéni.

Doxologjî é Madhé. Tropar' i se Krémtés.

## MÉSHE.

Shpetô-na, ô i Bir' i Pérendise qe u-shperfytyrové ne mal Thabor.

Hyrtoré :

Sé prane téjé eshte burim jété, ne driten têndé do te shikojme drite. Shpetô-na...

SHKURTORÉ. — TINGELL I RÊNDE.

U-shperfytyrové té Mali, dhé Nxênesit é tù pane lavdine têndé sa muntjin, ô Krisht Pérendî; qe, kur te te shikojne te kryqesohésh, t'a kupetojne pesimin si vullnétar, dhé t' i leçitin botes sé ti jé mé te vertéte agullim' i Atit.

## APOSTULL.

Sa te medha jane véprat é tua, ô Zot; te gjitha i bêré mé urtesî. Békô Zotin, ô shpirti im.

Kendimi préj Létres se Pergjitheshmé II se Joanit.

Vellézer, perpiquni mê téper te shiguroni thirrjén dhé zgjédhjén tuaj; sé, dyké bêre ketô, do mos fejéni kurre. Sé keshtu do t' ju falét pasurisht hyrja ne mbréterî t' améshuar te Zotit tone Jésu Krisht. Perandaj do mos pertoj t' ju perkujtoj gjithenje per ketô, ndonesé i dini, dhé jini te pshtétur ne te vertéten é tanishmé. Po une kujtoj sé esht' é dréjte, sa jam ne ketê téndesim t' ju ngacemoj mé perkujtimin, dyké ditur sé per se shpéjti do t'a héth téj téndesimin t' im, sikunder édhé Zoti yne Jésu Krisht m'a deftéu. Dhé do te perpiqém qe t'a kini kujtimin é ketyrévé ngahére dhé pas vdékjés s'imé. Sé nuke ju bême te njihni fuqine dhé ardhjén é Zotit tone Jésu Krisht, dyké vatur pas perrallash te ndréqura mé miéshterî, po dyké qêne sy-pames

te madherise se tij. Sé mori ndér é lavdî préj Pérendise Atit, kur i érdhi nje i ketille zê préj lavdise madheshtoré, « Ky eshte im-Bir i dashur qe me pelqéu ». Edhé ketê zê é degjuam qe ardhi préj qiéllit, kur ishim bashke mé 'tê ne mal te shénte. Edhé kémi mê te shigurte fialen profétiké, te cilen bêni mire qe é vêni ré, posi kandil qe ndriçon ne vent t' érret gjér sa t' agulloje dita é te linde dritesjéllesi ner zemrat tuaja.

## UNGJILL (PAS MATTHÉUT).

M' atê kohe, mérr Jésuj Piétrin dhé Jakobin dhé Joanin, te-vellane, dhé i ngjit ne nje mal te larte véçan. Dhé u-shperfytyrua perpara syrésh, dhé ndriti faq' é tij si diélli; dhé robat é tij u-bêne te bardha si drita. Dhé ja tèk u-dukne tè ata Moisiu dhé Elia qe kuvendojin mé 'tê. Dhé u-pergjéq Piétri, é i tha Jésujt; Zot, eshte mire te mbétémi ketu; ne dô, lé te bêjme tri ténda, nje per ty dhé nje per Moisine dhé nje per Eline. Ték po flisté êdhé, ja, nje rè é ndriçimé i hiésoj; dhé ja nje zê préj rése, qe théshté; *Ky eshte im-Bir i dashur qe me pelqéu; degjojéni*. Dhé kur degjuan Nxênesit, rane permbys dhé u-trempne fort. Dhé ardhi Jésuj, i préku é tha; Ngréhuni dhé mos kini frike. Dhé kur ngritne syt' é tyré, s' pane asnjérî, véç Jésune vétem. Dhé kur zbrisjin nga mali, i porositi Jésuj, dyké thêne; Mos i thoni asnjêj vizionin, gjér sa i Bir' i njériut te ngjallét se vdékuresh.

Ne *Véçan*, thuhét kio.

### TINGELL IV.

Tanî u-degjuan te padegjuarat; sé ay qe lindi préj Virgjeréshes pa âte deshmohét lavderisht préj zêrit ateror, si Pérendî dhé njérî, gjith' ay per jéte.

Kungatoré.

Ne driten é lavdise se faqés s' até, ô Zot, do te barésim per jéte.

Ne vent te ***Pame driten***, thuhét Tropar' i se Krémtés.

7. — Dométi oshe-deshmori.
8. — Emilian Konfésori, péshkop' i Kyzikut.
9. — Apostull Matthia.
10. — Laurént deshmori, kryédiaku.
11. — Euploj deshmori, diaku.
12. — Foti dhé Anikéti, Deshmoret.
13. — Maxim oshenari, Konfésori.
14. — Parekrémt' é Fjétjés se Shen-Marise. Proféti Mika.
15. — Fjétja é Zonjes s' one se Permishénte dhé Gjithmonvirgjeres Marî.

## MENGJÉS.

Pas *Pérendia eshte Zoti*, thuhét Perleshorja :

### TINGELL I.

Ne lindjén ruajté virgjerine, dhé ne fjétjén nuk' é lè boten, ô Hyjlindesé. Shkové tè jéta, dyké qêne Nên' é jétes, dhé dyké çperblére mé nermjétimét é tua shpirtét tona préj vdékjés.

*Qe préj dialerise s' imé.* Parevark :

Do t'a kujtoj emerin tênt brés pas brézi.

UNGJILL' I MENGJÉZIT.

(Shih té Lindja é Shen-Marise, 8 Viéshte I.)

Psalm 51 pa zê. Lavdî é Tanî : *Mé nermjétimét é Hyjlindesés. Perdellyés, perdellè-me :*

TINGELL T. II.

Kur gatitéj ashunda é téndesimit tênt te kulluar, ahéré Apostujte réth shtratit te shikonin mé frike; ca dyké veshtruar téndesimin çuditeshin; dhé Piétri mé lot te therristé; O virgjeréshe, te shoh te ndére madherisht ty, jéten é te gjitheyé, dhé mahnitém; sé tè ty téndesoj gezim' i jétes s' aviteshmé. Pô, ô é kulluar, lutu-i nxéhterisht Birit tênt dhé Pérendise te shpetoje qytétin tênt te paplagosur.

ZBRITESORÉ.

PEPIQILMENI TI THIA DOKSI. TINGELL I.

I. I stolisur mé lavdi te pérendishmé, kujtimi yt i shénte dhé i lumur permblodhi te gjithe bésniket mé ngazellim, te cilet nene kryésin' é Mariamit i kendojne Birit tênt te vétemlindur mé vallé é mé tympané, sé u-lavderua lavderisht.

III. O Krisht, urtesia dhé fuqi' é Pérendise, qe krijové dhé permban gjithesine, mpshtét-é Kishen te paépur dhé te patronditur; sé i Shénte jé vétem ti, i prêhuri ner Shentoret.

IV. Thênjét dhé énigmat é Proféteve paretréguan misherimin tênt préj Virgjeréshes, ô Krisht; qe shkelqimi i shkrépetimit tênt do te dale si drite per kombét, dhé do t' te therrése avusha mé ngazellim : Lavdî fuqise s' até, ô njérzidashes.

V. Bukurin' é pérendishmé dhé te patréguar te virtytévé têndé, ô Krisht, kam per te rrefyér; sé ti, qe ndrité préj lavdise s' améshuar si shkelqim i bashkaméshuar dhé i njeqênurshim, si moré trup préj gjiri virgjeror, lindé si diéll per atâ qe ishin ne hié é ne érresire.

VI. Ziarri brenda té baléna é détit avushe-lindura, ku hyri Jonaj, u-trégua parekorezim i varrimit tênt te triditeshm; sé, si shpetoj pa-dêm si para sé te perpihéj, therristé : Do t' te sakrifikoj, ô Zot, mé zê lavderimi.

VII. Mall' i pérendishme, duké qendruar kunder merise guximtaré dhé ziarrit, ziarrin é vésonté, dhé qéshté per merine, duké folur kunder shtruméntévé muzikoré ne mést te flages mé lyren é trikordheshmé te Oshenarevé mé aresyé te frymezuar préj Hyjit : Pérendia jone i lavderuar dhé i Atervé, i békuar jé.

VIII. Engjell' i Pérendise fuqimadhi u rreféu Diémvé flagen, qe véson Oshenaret dhé diék te pabéset, dhé Virgjeréshen é bêri burim te kryés se jétes, qe rriéth prishjén é vdékjés dhé jéten per atâ qe kendojne : Vétem Krijetarin hymnojme né te çperblyérit dhé é permilartesojme per gjithe jétet.

## MADHESHTIMÉ.

Kendohén dy kêngat IX te dy kanunévé. Me ç'dô Tropar te Kanunit te pare ne kryé, thuhét :

I. *Brézat te gjithe ty te lumerojme Hyjlindesén é vétem.*

Ne kryé te ç'dô Tropari te Kanunit te dyte, thuhét :

II. *Engjejte dyké pare Fjétjén é Virgjeréshes mahniteshin, si Virgjerésha ngrihét préj dhéut me te lartat.*

## KÊNGA IX. — TINGELL I.

IX. U-munde kanunét é natyres me ty, ô Virgjerésh' é pacinuar; sé lindja virgjeron, dhé mé jéten vlésohét vdékja. O Hyjlindesé, Virgjeréshe pas lindjés, dhé é gjalle pas vdékjés, ti shpeton ngahére trashegimin tênt.

Çuditeshin fuqite Engjelloré ne Sion, dyké pare Zotin é tyré te kujdését per shpirtin é nje gruajé; sé i therristé si bir asaj qe é lindi qashterisht; Eja, ô é Ndéruar, dhé lavderoju bashke mé Birin dhé Pérendine.

U-permbloth valléja é Apostujvé, dyké shikuar mé frike trupin tênt Hyjprites dhé théshin mé zê te mallengjyér; O Hyjlindesé qe shkon té Biri ne dhomat qiélloré, shpetô gjithenje trashegimin tênt.

## KANUNI TJATER. — TINGELL IV.

IX. Ç' dô dhê-lindure lé te kercéje, i shkelqyér préj shpirtit ; é lé te krémteroje natyra é mendjévé te palendeshmé, duké lavderuar panairin é shénte te Mêmes se Pérendise, é lé t' therrése : Gezoh-u, ô Hyjlindesé é gjithlumur, é kulluar, é gjithmon-virgjere.

Eni ne Sion, te mali i hyjeshme dhé i majme i Pérendise se gjalle, te ngazellohémi dyké shikuar Hyjlindesén; sé Krishti é trashféron si Nêne te tij ne ténden mê te mire dhé mê te hyjeshmé, ne te Shéntat é te Shéntevé.

Eni, ô bésnike, te véme prane varrit te Hyjlindesés dhé te perqafojme zemren, buzet, syte dhé ballen sinkérisht; dhé lé te pusojme hiré te pasura sherimésh, qe burrojne préj burimi t' améshuar.

Prit préj nésh kênge funéralé, ô Nên' é Pérendise se Gjalle; dhé hiésô-na mé hirin tênt driteprures dhé te hyjeshme, dyké i falur Mbrétit mundjé, popullit krishtofil paqé, ndjése dhé shpetim shpirtésh atyré qe te kendojne.

Zbritesoré : *U-munde kanunét.*

Dergimesoré. — T. III

O Apostuj, qe u-mblothte ketu préj anevé te dhéut, ne fshat Géthsémané, varrosm'ani trupin; dhé ti, ô Bir dhé Pérendia imé, mérrm'a shpirtin.

LAVDERIMÉ.

TINGELL IV. Pas : *Os génèon èn martisi.*

Ne Fjétjén têndé te lavderuar ngazellohén qiéjte dhé gezohén ushterit' é Engjejvé; dhé têre dhéu defrén, dyké i kenduar kêngen funéralé Nênes se Zotit te gjithesise, ô Virgjerésh' é shénte é pamarrtuar, qe shpetové gjindjén é njéresvé nga denimi prinderor.

Réntne bashke préj anevé te dhéut kréret é Apostujvé mé shenim te Pérendise qe te te varrosin; dhé kur te shikojin te ngjitésh préj dhéut lart, therrisnin mé gas zêrin é Gabriëlit; Gezohu, ô qéré é Hynise se têre; gezohu, ô é vétem qe bashkové mé lindjen têndé te dhéshmét mé te lartat.

Ti qe lindé jéten shkové tè jéta mé Fjétjén têndé te ndéruar, te pavdékeshmé, dyké patur pas Engjej, Kryésira, Fuqira, Apostuj, Proféter dhé têre Kriésen; dhé Biri yt priti mé duart' é tij t' améshuara shpirtin tênt te lumur, ô Même-Virgjeréshe, Nus' é Pérendise.

LAVDI É TANI, T. T. II.

Ne Fjétjén têndé te pavdékshimé, ô Hyjlindesé, nên' é jétes, réte rrembyén ne ére Apostujte, te perndare ne bote, dhé i mblodhé bashke perpara trupit tênt te pacinuar; te cilet, si te varrosne mé ndér dyké kenduar, therrisnin zêrin é Gabriélit; Gezohu, ô Virgjeréshe Hirploté, Nên' é panuseruar, Zoti eshte bashke mé ty. Mé ata lutu-i, si t' yt-Biri dhé Pérendié tone, te shpetohén shpirtét tona.

Doxologjî é Madhé. Tropar' i se Krémtés.

## MÉSHE.

Shpetô-na, ô i Bir' i Pérendise, i çuditeshmi ner shentoret,,,

## SHKURTORÉ. — TINGELL II.

Hyjlindesén é pañétur per nermjétimé dhé shprésen é paçvendosur ne mprojtjé, varri dhé vdékja nuk' é muntne; sé, si Nêne te jétes, é shpuri tè jéta ay qe banoj gjî te virgjer per gjithmone.

(Per Apostull dhé Ungjill shih té Lindja é Shen-Marise, 8 Viéshte I.)

Ne *Véçan : Brézat te gjithe... U-munde kanunét.*

Kungatoré.

Kupe shpetimi do te marr, dhé émerin é Zotit do te pertherrés.

16. — Shami' é Shénte. Dioméd deshmori.
17. — Myron deshmori.
18. — Flor dhé Laur, deshmore.
19. — Andrè Stratélati, deshmori.
20. — Proféti Samuél.
21. — Thaddè Apostulli.
22. — Agathonik deshmori.
23. — Lup deshmori.
24. — Eutych Hiérodeshmori.
25. — Kthérja é Lipsanit te Shen-Bartholoméut, Apostullit.
26. — Adrian dhé Natalia, deshmore.
27. — Poimén oshenari.
28. — Moisi oshenari, Ethiopi.
29. — Kryéprérja é Pareréndesit dhé Pagezorit Joan.
30. — Aléxandri i Kostantinopojes.
31. — Vendosja é Brézit te Çemuar te Hyjlindesés.



# UNGJIJTE MENGJÉZORE TE SE DIÉLAVÉ

### I. Pas Matthéut.

M' atê kohe, te njembędhjéte Nxênesit vajtin ne Galilê, ne malt ku i kish porositur Jésuj. Dhé kur é pane i u-falne; po ca dyshuan. Dhé u-aferua Jésuj é u-foli, duké thêne : M' u-dha ç' dô pushtét ne qiéll é mbi dhê. Eceni pra dhé nxênesoni gjithe kombét, duké i pagezuar me émerin é Atit, dhé te Birit, dhé te Sphirtit Shent; duké i mesuar te ruajne gjithe sa ju porosita; dhé ja une do te jém bashke mé ju têre ditet, gjér ne mbarim te jétes. Amen.

### II. Pas Markut.

Si shkoj é Shtuna, Maria Madaléna dhé Mari' é Jakobit dhé Saloma bléne aroma qe te vijne é te lyéjne Jésune. Dhé shume mé nate, te paren diten é Javes, vijne ne varr, me te lindur diélli, dhé théshin mé vétén é tyré; Cili do te na é rugullize gurin préj déres se varrit? dhé kur shtine syte pane sé guri ish rugullisur; sé ish fort i math. Dhé kur hyjtin ne varr, pane nje dialosh qe rrinté me te diathte, te véshur mé stolî te bardhe; dhé u-çuditne. Dhé ay u-thote; Mos u-çuditni. Kerkoni Jésune Nazaréasin te kryqesuarin; u-ngjall, nuk' eshte ketu; ja vendi, ku é vune. Po éceni é u thoni nxênesvé

te tij dhé Piétrit qe shkon perpara jush ne Galilè; atjé do t'a shikoni, sikunder ju tha. Dhé dualle shpéjt, dhé ikne nga varri; dhé i kish zêne trembjé dhé habitjé, dhé njériu s' i thane gjê; sé kishin frike.

### III. Pas Markut.

Si u-ngjall Jésuj ne mengjés te paren diten é Javes, i'u-duk mê pare Marise Madalénes, préj se ciles kish nxjére shtate démoné. Ajo shkoj é u lajmeroj atyrévé qe·qène mé 'tê, ték po vajtojin édhé qajin. Dhé ata, kur degjuan sé rron dhé u-pâ préj saj, nuke bésuan. Pas kesaj, u-fanés me dy préj syrésh ték po barisjin é shkojin nd' are. Dhé ata shkuan dhé u lajmeruan te tjérevé; as atyrévé s' u bésuan. Pasandaj u-fanés me te Njembedhjétet ték ishin shtruar per te ngrêne dhé qertoj pabésine dhé zemerguresin' é tyré; sé nuk u bésuan atyrévé qe é pane te ngjallur. Dhé u tha; Eceni me gjithe boten, dhé leçitni Ungjillin ne têre kriésen. Ay qe do bésoje dhé do pagezohét do t' shpetoje; dhé ay qe do mos bésoje do t' denohét. Dhé ketô shenja do t' u-vijne pas atyrévé qe do t' bésojne. Me émerin t'im do te nxiérin démoné; do te flasin mé gjuhera te réa; do te ngréne gjerperinj; dhé ne pifshin gjê per vdékjé, do mos u bêje dêm; do véne duart' é tyré mi te semure dhé do te bêhén mire. Zoti pra, passi u foli atyrévé, u-shéstjua ne qiéll dhé ndenji me te diathte te Pérendise. Dhé ata dualle dhé leçitne kudô, dhé Zoti u ndihté dhé u shiguronté fialen mé shenjat qe u véjin pas. Amen.

IV. PAS LUKAJT.

Te paren diten é Javes, shume mé nate, ardhe grate me varrin, dyké siélle aromat qe gatitne; dhé ca te tjéra mé 'tô. Dhé gjétne gurin te rugullizur préj varrit; dhé kur hyjtin nuk é gjétne trupin é Zotit Jésu. Dhé atjé ku perplikohéshin per ketê, ja dy burra u qendruan perpara mé roba qe vétetijin. Dhé kur atô u-trempne dhé ulne faqén mi dhèt, u thane atyréve; Si é kerkoni te gjallin mé te vdékurit? nuk' eshte ketu, po u-ngjall; kujtoni si ju foli, kur ish édhé ne Galilè, dyké thêne; Sé duhét i Biri i njériut te peripét ne duar njérezish mekatare dhé te kryqesohét dhé te tréten dite te ngjallét. Dhé kujtuan fialet é tij; dhé si u-kthyén préj varrit, u'a lajmeruan te gjitha ketô te Njembedhjétevé dhé gjithe te tjérevé. Dhé ishin Maria Madaléna dhé Joanna dhé Mari' é Jakobit dhé te tjérat mé 'tô, te cilat u théshin ketô Apostujvé. Dhé u-dukne perpara syrésh si perralla fialet é tyré, dhé nuk u-besojin. Po Piétri u-ngrit é réndi me varrin; dhé u-unj é shéh pelhurat vétem per dhè; é shkoj dyké u-çuditur mé vété per ngjarjén.

V. PAS LUKAJT.

M' atê kohe, Piétri u-ngrit é réndi me varrin; dhé u-unj é shéh pelhurat vétem per dhè; é shkoj dyké u-çuditur per ngjarjén. Dhé ja, dy préj syrésh ishin dyké vatur atê dite ne nje fshat, qe ish gjashtedhjéte stadé lark Jérusalémit, qe quhéj Emmaus; dhé ata flisjin mé njêrjatrin per gjithe ketô te ngjara. Dhé ték po flisjin

é bisédojin, u-afrua dhé Jésuj véte dhé baristé bashke mé 'ta; dhé syt' é tyré mbaheshin per te mos é njohur. Dhé u tha; Ç' jane ketô fiale, qe kunderhithni tè njêrjatri dyké baritur dhé jini te mvréret? Dhé u-pergjéq njêri, qe é kish émerin Kléopa, dhé i tha; Ti vétem jé i huaj ne Jérusalém, dhé nuke moré vésh atô qe ngjajtin ne 'tê ketô dite? Dhé u tha; Cilat? Dhé ata i thane; Per Jésu Nazaréasin, i cili qè nje burre profét, i forte ne pune é ne fiale perpara Pérendise dhé gjithe popullit; dhé si é perdhane Kryepriftijte dhé kréret tane ne denim vdékjéjé dhé é kryqesuan. Dhé nè shperénim sé ky eshte ay qe kish per te çperblére Israélin; po, mé gjithe ketô, sot eshte dita é tréte qe kur ngjajtin ketô. Po dhé ca gra préj nésh na habitne, dyké vatur mé nate me varrin; dhé dyké mos gjétur trupin é tij, ardhe dyké thêne vizion Engjejsh, te cilet thone sé ay rron. Dhé shkuan ca préj atyrévé qe ishin mé nè mi varrin dhé gjétne ashtu sikunder thane dhé grate; po atê nuk é pane. Dhé ay u tha atyrévé; O te paméntuar dhé te vonuar nga zemra per te bésuar te gjitha, sa fole Profétet; nuke duhéj t' i pesonté ketô Krishti dhé te hynté ne lavdî te tij? Dhé dyké nisur préj Moisiut dhé préj gjithe Profétevé, u çkoqitté atô qe ishin shkruar per 'tê neper gjithe Shkripturat. Dhé u-afruan ne fshat ku véjin; dhé ay bênte sikur kish per te vatur mê téj. Dhé é shtrenguan, dyké thêne; Ri mé névé, sé eshte me te ngrysur dhé u-thyé dita. Dhé hyri per te mbétur mé 'ta. Dhé kur u-shtrua ne mesalle mé 'ta, mori buken,

é békoj dhé é théu dhé u'a jipté. Dhé u-hapne syt' é tyré dhé é njohne; dhé ay humbi préj syrésh. Dhé thane mé njêrjatrin; Nuke na digjéj zemra brenda, kur po na flisté mb' udhe é na shpiégonté Shkripturat? Dhé u-ngritne q' atê ore, dhé u-kthyén ne Jérusalém dhé gjétne te mblédhur te Njembedhjétet dhé ata qe ishin mé 'tà dyké thêne; Sé u-ngjall Zoti mé te vertéte dhé i' u-duk Simonit. Dhé ata trégonin atô te udhes dhé si u-njoh préj syrésh ne thyérjén é bukes.

### VI. Pas Lukajt.

M' atê kohe, si u-ngjall Jésuj préj se vdékuresh, qendroj ne mést te nxênesvé te tij dhé u thote; Paqé me ju. Dhé ata u-trempne é u-frikesuan, dhé pandéhne sé pane nje hié. Dhé u tha ; Persè jini te trubulluar? dhé persè méntimé hipin ne zemrat tuaja? Shihni duart' é mia dhé kêmbet é mia, sé une véte jam; prékmeni dhé shihni; sé nje hié s' ka mish dhé éshtra, siç me shikoni mua te kém. Dhé si tha ketê, u deftéu duarte dhé kêmbêt. Dhé kur po s' bésojin êdhé nga gazi dhé po çuditeshin, u tha; Kini gjê per te ngrêne ketu? Dhé ata i dhane nje cope péshk te piékur dhè hoj mialté. Dhé mori dhé hêngri perpara syrésh. Dhé u tha; ketô jane fialet qe ju fola, sa isha êdhé mé ju, sé duhét te mbushén te gjitha sa jane shkruar ne ligje te Moisiut dhé ne Profétet dhé ne Psalmét per mua. Ahéré u'a çéli mendjén per te kupetuar Shkripturat, dhé u tha; Sé keshtu eshte shkruar, dhé keshtu duhéj te pesonté Krishti dhé

te ngjalléj diten é tréte dhé te leçitéj me émerin é tij péndim dhé ndjése mekatésh ne gjithe kombét, dyké nisur préj Jérusalémit. Dhé ju jini deshmore per ketô. Dhé ja, une dergoj zotimin é t'im-Eti mi ju; dhé ju rini ne qytét Jérusalém, gjér sa te vishéni mé fuqî se-Larti. Dhé i nxori jashte gjér ne Béthanî; dhé ngriti duart' é tij dhé i békoj. Dhé kur po i békonté, u-ndâ préj syrésh dhé ngjitéj ne qiéll. Dhé ata si i'u-fale, u-kthyén ne Jérusalém mé gas te math. Dhé ishin gjithenje ne Shenteroré, dyké lavderuar é dyké békuar Pérendine.Amen.

VII. Pas Joanit.

Te paren diten é Javes, Maria Madaléna vjén ne mengjés, sa ish êdhé érret, tè varri; dhé shéh gurin te ngritur préj varrit; Rént pra dhé vjén tè Simon Piétri dhé tè nxênesi tjater, qe donté Jésuj, dhé u thote; E ngritne Zotin préj varrit, dhé nuke dime ku é vune. Dolli pra Piétri dhé nxênesi tjater, dhé vinin tè varri. Dhé réntnin te dy bashke, dhé nxênesi tjater vrapoj perpara mê shpéjt sé Piétri dhé ardhi i pari ne varrt. Dhé u-krrus é pâ pelhurat per dhè; po nuke hyri. Vjén pra Simon Piétri pas atij, dhé hyri ne varrt dhé shéh pelhurat per dhè; dhé riza, qe ish mi kryé te tij, s' ish bashke mé pelhurat, po é peshtjéllur véçan me nje vent. Ahéré pra hyri dhé nxênesi tjater qe ardhi i pari ne varrt dhé pâ é bésoj. Sé nuk é dijin êdhé Shkripturen, qe duhéj te ngjalléj se vdékuresh. Shkuan pra nxênesit prape ne shtepî te tyré.

## VIII. Pas Joanit.

M' atê kohe, Maria qendronté prane varrit, dyké qare perjashta; ték po qanté pra, u-krrus ne varrt dhé shéh dy engjej mé te bardha qe rrijin, njêri ne kryé dhé tiatri ner kêmbe, atjé ku qè shtrire Trup' i Jésujt. Dhé i thone ata; Grua, persè qan? U thote; Sé é ngritne t' im-Zot, dhé nuke di ku é vune. Dhé si tha ketô, u-kthyé prapa dhé shéh Jésune me kêmbe; dhé nuke dinté sé ish Jésuj. I thote asaj Jésuj; Grua, persè qan? cilin kerkon? Ajo, dyké kujtuar sé eshte kopshtari, i thote; Zot, ne é ngrité ti, thua-me ku é vuré, dhé une do t'a ngré. I thote asaj Jésuj; Maria. U-kthyé ajo, é i thote; Rabbuni, dométhêne Mesonjes. I thote asaj Jésuj; Mos me prék; Sé s' jam ngjitur êdhé tè im-Ate; po shkô tè vellézerit è mi é u-thuaj; Ngjitém tè im-Ate dhé Ati juaj dhé Pérendia imé dhé Pérendia juaj. Vjén Maria Madaléna, dyké u lajmeruar nxênesvé, qe é pâ Zotin dhé qe i tha asaj ketô.

## IX. Pas Joanit.

Si u-ngrys atê dite, qe ish é par' é Javes, dhé dyké qêne dyérte te mbyllura, atjé ku ishin mblédhur nxênesit nga frik' é Judéjvé, ardhi Jésuj dhé qendroj ne mést é u thote; Paqé me ju. Dhé si tha ketê, u deftéu duarte dhé brinjen é tij. U-gezuan pra nxênesit kur pane Zotin. U tha pra Jésuj perserî; Paqé me ju; sikunder me ka derguar Ati, dhé une ju dergoj juvé. Dhé si tha ketê,

fryri dhé u thote; mérrni Shpirtin Shént; kujvé t' u falni mekatét, u jane falur; kujvé t' u'a mbani, jane te mbajtura. Po Thomaj, nje préj te Dymbedhjétevé, qe thuhéj Binjak, nuk ish mé ata kur ardhi Jésuj. I théshin pra nxênesit é tjére; E pame Zotin. Po ay u tha; Ne mos pafsha ne duar te tij shtypin é péronavé dhé te vê gishtin t' im tè shtyp' i péronavé dhé te vê doren t' imé tè brinj' é tij, nuke do te bésoj. Dhé pas téte ditesh ishin prape brenda nxênesit é tij dhé Thomaj mé 'ta; vjén Jésuj, dyké qêne dyérte te mbyllura, dhé qendroj ne mést é tha; Paqé me ju. Pastaj i thote Thomajt; Sill gishtin tênt ketu dhé shih duart' é mia; dhé sill doren têndé dhé vêr-é tè brinja imé dhé mos u-bêj i pabése po bésatar. Dhé u-pergjéq Thomaj dhé i tha; Zoti im dhé Pérendia imé. I thote Jésuj; Sé me pè dhé bésové; lum' ata qe s' pane dhé bésuan. Dhé shume te tjéra shenja bêri Jésuj perpara nxênesvé te tij, te cilat s' jane shkruar ne ketê bible. Dhé ketô u-shkruan qe te bésoni sé Jésuj eshte Krishti, i-Bir' i Pérendise, dhé qe dyké bésuar te kéni jéte me émerin é tij.

## X. Pas Joanit.

M' atê kohe çfaqi vétén é tij Jésuj té nxênesit é tij si u-ngjall se vdékuresh, ne détin é Tibériades; dhé u-çfaq keshtu. Ishin bashke Simon Piétri dhé Thomaj qe thuhéj Binjak dhé Nathanaéli préj Kanase se Galilése dhé te bijt' é Zébédéut dhé dy te tjére préj nxênesvé te tij. U thote Simon Piétri; vété per péshk. I thone;

Vijme dhé nè mé ty. Dualle dhé hipne mé nje hére ne nje anié dhé atê nate nuke zune gjê. Dhé si po u-bê mengjés, qendroj Jésuj anes détit; po nxênesit nuke dijin sé eshte Jésuj. U thote pra Jésuj. Diéma, mos kini gjê per te ngrêne? I' u-pergjéqne; Jo. Dhé ay u tha; Hithni riéten m' anen é diathte t'aniés dhé do te gjéni. E hodhe pra dhé tanî nuke muntnin t'a hiqnin nga shumic' é pishqvé. I thote pra Piétrit ay nxênes, te cilin é deshté Jésuj; Zoti eshte. Simon Piétri pra, kur degjoj sé eshte Zoti, ngjéshi roben (sé ish lakuriq) dhé u-hoth ne dét. Dhé nxênesit é tjére ardhe mé anién (sé nuke ishin lark stérése, po afrô dyqint kut), dyké héqur riéten é pishqvé. Dhé si zbritne pra ne stérè, shohin atjé nje ziarr thengjijsh dhé nje péshk te vêne mi 'tê dhé buke. U thote Jésuj; Sillni préj pishqvé qe zute tanî. Hipi Simon Piétri dhé hoqi riéten mi toke, plɑt mé nje qint é pésedhjét' é tré pishq te medhéj; dhé ndonesé ishin kaqe, nuk' u-shqyé riéta. U thote Jésuj; Eni te hani mengjézin. Dhé asnje préj nxênesvé s' guxonté t'a pyésté; Ti cili jé? dyké ditur sé eshte Zoti. Vjén pra Jésuj dhé mérr buken dhé u'a jép dhé péshkun gjith' ashtu. Kio ish hér' é tréte qe po u-çfaq Jésuj tè nxênesit é tij, si u-ngjall se vdékuresh.

## XI. Pas Joanit.

M' atê kohe, çfaqi vétén é tij Jésuj tè nxênesit é tij, si u-ngjall se vdékuresh, dhé i thote Simon Piétrit; Simon i Jonajt, a me dô mê téper sé keta? I thote; Pô, ô

Zot; ti di sé te dua. I thote; Kullot shqérat é mia. I thote prape per se dyti; Simon i Jonajt, a me dô? I thote; Pô, ô Zot; ti di sé te dua. I thote; Ruaj dhênt' é mia. I thote per se tréti; Simon i Jonajt, a me dô? U-hélmua Piétri sé i tha per se tréti; A me dô? dhé i tha; O Zot, ti i di te gjitha; ti di sé te dua. I thote Jésuj; Kullot dhênt' é mia. Mé te vertéte, mé te vertéte po te thém, kur ishé mê i ri, ngjéshjé vétén têndé dhé barisjé ku déshé; po kur te mplakésh, do te ndésh duart' é tua, dhé nje tjater do t' te ngjéshe, dhé do véç ku nuke dô. Dhé ketê é tha, dyké shenuar mé ç' fare vdékjé do t'a lavderonté Pérendine. Dhé si tha ketê, i thote; Eja pas méjé. Dhé Piétri u-kthyé dhé shéh nxênesin, qe deshté Jésuj, qe vinté pas, i cili kish rêne ne darket mi kraherorin é tij dhé i tha; Zot, cili eshte ay qe te tradheton? Kur é pâ ketê Piétri i thote Jésujt; Zot, po ky çe? I thote Jésuj. Ne dua qe te mbétét ky gjér 'sa te vij, ti ç' ké ? ti éja pas méjé. Dolli pra kio fiale ner vellézerit qe ay nxênes nuke vdés; dhé nuk' i tha Jésuj sé nuke vdés, po ne dua qe te mbétét ky gjér sa te vij, ti ç' ké? Ky eshte nxênesi, qe deshmon per ketô dhé qe i shkrojti; dhé dime qe deshmim' i tij esht' i vertéte. Ka dhé shume te tjéra, qe bêri Jésuj, te cilat, ne u-shkrofshin nga nje é nga nje, kujtoj qe as bota véte do mos i nxêre librat qe do shkruhén. Amen.



# DIÉLORÉ

DOMÉTHENE

Ungjijte dhé Apostujt' é te Diélavé qe nga é Diél' é Gjithe Shentorevé gjér tè é Diél' é Fariséut dhé Kumérqarit.

## E DIÉLA I, É GJITHE SHENTOREVÉ.

E çuditeshmé eshte Perendia ne shentoret é saj. Ner Kisherat békoni Pérendine.

Préj Létres se Paulit ner Hébréjte.

Vellézer, gjithe Shentoret permbysne mbréterira, vépe-ruan dréjtesî, muarre zotimé, mbeçéle gojera luanesh, shuan fuqî ziarri, shpetuan nga goj' é shpates, u-for-cuan préj dobesié, u-bêne te fuqishme ne lufte, u dhane arratine ushterivé te huaja; gra pritne te vdékurit é tyré préj ngjalljés; te tjére u-munduan dyké mos dashur te shpetojne, qe te présin ngjalljé mê te mire; te tjére u-provuan mé perqéshjé dhé mé vrushkulla, mé vargoj dhé mé burk; u-lapiduan, u-sharruan, u-çpro-vuan, u-thérre mé shpate; shétitne mé lekure délésh é dhish, te çperhédhur, te hélmuar, te munduar (per te cilat bota nuk ish é vyér), te arratisur ner shkrétetirat dhé malét dhé shpéllat dhe vêrat é dhéut. Dhé keta te gjithe, ndonesé deshmuan per bésen, nuk' é muarre zotimin é Pérendise, i cili pareveshtroj nje gjê mê te mire per névé, qe te mos perféktohén pa nè. Perandaj

dhé nè, dyké patur réth nje rè t' atille deshmoresh, lé te hédhim ç' dô barre dhé mekat qe na thur léhtazi dhé lé te réndim ne luften qe kémi perpara, dyké patur syrin tè Jésuj, kréj dhé mbarimtar 'i béses.

PAS MATTHÉUT.

U tha Zoti nxênesvé te tij; Cilidô, qe te me rreféje perpara njéresvé, do t'a rreféj dhé une perpara t' im-Eti ner qiéjte. Po kush te me mohoje perpara njéresvé, do t'a mohoj dhé une perpara t' im-Eti ner qiéjte. Ay qe dô âte dhé nêne mê téper sé mua nuk' eshte i vyér per mua; dhé ay qe dô bir dhé bije mê téper sé mua nuk' eshte i vyér per mua. Dhé kush nuke mérr Kryqin é tij dhé s' me bié pas nuk eshte i vyér per mua. Dhé u-pergjéq Piétri, é i tha; Ja nè i lame te gjitha dhé te rame pas. Valle ç' do te jéte me nè; dhé Jésuj u tha; Mé te vertéte po ju thém sé ju qe me rate pas, ne perlindjén, kur do te rrije i Bir' i njériut mi fronin é lavdise se tij, do te rrini dhé ju mi dymbedhjéte froné, dyké gjukuar dymbedhjéte farat é Israélit. Dhé cilidô qe ka lêne shtepî a vellézer a motra a âte a nêne a grua a bij a ara, per émerin t'im, do te marre nje qint hére mê téper dhé do t' trashegoje jéte t' améshuar. Dhé shume te pare do te jéne te funtme; dhé shume te funtme te pare.

## E DIÉLA II.

Arthte, ô Zot, meshira joté mi nè. Ngazellohuni, ô te dréjte, me Zotin.

Préj Létres se Paulit ner Romanet.

Vellézer, lavdî, ndér é paqé me cilindo qe véperon te miren, dhé mê pare Judéut dhé Gjéntilit. Sé s' ka anembajtjé vétash prane Pérendise. Sé sa mekatuan pa ligje, pa ligje do te humbasin; dhé sa mekatuan ne ligje, do te gjukohén mé ligje. Sé nuke jane te dréjte prane Pérendise degjojesit é ligjes, po bêresit é ligjes do te dréjtesohén. Sé kur Gjéntilet qe s' kane ligje bêjne préj natyré atô te ligjes, keta, dyké mos patur ligje, jane ligje per vétén é tyré, te cilet trégojne vépren é ligjes te shkruar ne zemrat é tyré, dyké u deshmuar bashke vétedij' é tyré, dhé méntimét é tyré dyké akuzuar a dhé dyké mprojtur njêrjatrin, diten kur Pérendia do t' gjukoje te fshéhtat é njéresvé, pas Ungjillit t'im mé anen é Jésu Krishtit.

## Pas Matthéut.

M' atê kohe, ték baristé Jésuj anes détit te Galilése, pâ dy vellézer, Simonin qe thuhéj Piéter dhé Andréne te vellan' e tij, dyké hédhur riéten ne dét (sé ishin péshkatare); dhé u thote; Ejani pas méjé, dhé do t' ju bêj péshkatare njérezish. Dhé ata dyké lêne mé nje hére riétat, i rane pas. Dhé si shkoj mê tutjé s' andéjmi, pâ dy vellézer te tjére, Jakobin te birin é Zébédéut dhé Joanin te vellan' é tij, n' anié bashke mé Zébédéun t' atin é tyré dyké ndréqur riétat é tyré; dhé i thirri. Dhé ata dyké lêne mé nje hére anién dhe t' atin é tyré, i rane pas. Dhé Jésuj vinté rotull gjithe Galilése, dyké prédikuar ne synagojat é tyré dhé dyké leçitur Ungjillin é mbréterise

dhé dyké sheruar ç'dô semundjé dhé ç' dô lengate ne popullin.

## E DIÉLA III.

Zoti eshte fuqia imé dhé kênga imé. Zoti dyké me munduar me aresoj.

Préj Létres se Paulit ner Romanet.

Vellézer, passi u-dréjtesuam préj béses, kémi paqé tè Pérendia mé anen é Zotit tone Jésu Krisht, mé anen é te cilit kémi dhé qasjén mé bésen ne ketê hir, ne te cilin qendrojme dhé mburrémi mé shprésen é lavdise se Pérendise. Edhé jo vétem kio, po mburrémi édhé ner hidherimét, dyké ditur sé hidherimi véperon durim, dhé durimi çpériénce, dhé çpériènca shprése; édhé shprésa nuke turperon, sé dashuri' é Pérendise eshte dérdhur ner zemrat tona mé anen é Shpirtit Shént qe na u-dhâ. Sé kur nè po ishim êdhé te dobet, Krishti vdiq me kohe per te pabéset. Sé mé-zi do te vdése nonje per nje te dréjte; sé per te mirin mbasé dhé guxon nonje te vdése. Po Pérendia na porosit dashurin' é saj, sé kur nè po ishim êdhé mekatare, Krishti vdiq per névé. Shume mê téper pra tanî, si u-dréjtesuam ne gjak te tij, do te shpetojme mé anen é tij nga zemerimi. Sé ne qofte sé, kur ishim armiq, u-pajtuam mé Pérendine mé anen é vdékjés se te-Birt, shume mê téper, passi u-pajtuam, do te shpetojme ne jéte te tij.

PAS MATTHEUT.

Tha Zoti; Kandil' i trupit eshte syri; ne qofte pra

syri yt i kthiéllet, têre trupi yt do te jéte i ndriçim; po ne qofte syri yt i lik, têre trupi yt do te jéte i érret. Ne qofte pra drita qe eshte tè ty érresire, sa do te jéte érresira? Asnje nuke munt t' u sherbéje dy zoterinjvé; sé a njêrin do te urréje dhé tiatrin do t'a doje; a njêrit do t' i ngjitét pas dhé tjatrin do t'a kortémnoje. Nuke muntni t' i sherbéni Pérendise dhé Mammonajt. Perandaj po ju thém, mos u-kujdésni per jéten tuaj, ç ' do te hani dhé ç' do te pini; as per trupin tuaj ç' do te vishéni; nuk eshte jéta mê téper sé ushqimi dhé trupi sé véshja; Veshtroni shpéset é qiéllit, sé nuke mbiéllin, as korin, as mblédhin ner grunarét, dhé Ati juaj qiéllor i ushqén; a nuke ndryshoni ju mê téper sé atô? Dhé cili préj jush dyké u-kujdésur munt te shtoje nje kut ne shtat te tij? Dhé per véshjén persé kujdéséni? Kushidéroni lilét é ares si ritén; as mundohén, as tiérin. Dhé po ju thém qe as Salomoni ne gjithe lavdin' é tij nuk ' u-vésh si nje préj kesyrésh. Dhé ne qofte sé barin é ares, qe sot eshte dhé néser hidhét ne furre, Pérendia é vésh keshtu, nuk do t' ju véshe shume mê téper juvé, ô bése-pake? Mos u-kujdésni pra dyké thêne; Ç' do te hame? a, ç' do te pime? a, ç' do te vishémi? sé te gjitha ketô i kerkojne Gjéntilet; sé Ati juaj qiéllor di qe kini névoje per ketô te gjitha. Po kerkoni mê pare mbréterin' é Pérendise dhé dréjtesin' é tij, dhé te gjitha ketô do t' ju shtohén juvé.

# E DIÉLA IV.

**Kendoni Pérendine tone, kendojéni. Gjithe kombét trokisni duarte.**

**Préj Létres se Paulit ner Romanet.**

Vellézer, passi u-çliruat nga mekati, u-roberuat tè dréjtesia. Njérezisht po thém per dobesin' é mishit tuaj; Sépsé sikunder i bête anet è trupit tuaj sherbetore ne ndyresire dhé paligjesî té paligjesia, ashtu tanî bêni anet é trupit tuaj sherbetore ne dréjtesî per shenterim. Sé kur ishit sherbetore te mekatit ishit te lire nga dréjtesia. Ç' péme pra kishit atehéré nga atô per te cilat tanî ju vjén turp? sé fund' i atyrévé eshte vdékja. Po tanî qe u-çliruat préj mekatit dhé u-bête sherbetore té Pérendia, kini pémen per shenterim; dhé mbarimin, jéten é améshuar. Sé paga é mekatit eshte vdékja; dhé hir' i Pérendise jét' é améshuar me Jésu Krishtin, Zotin tone.

## Pas Matthéut.

M' atê kohe, kur ardhi Jésuj ne Kapérnaum, i' u-afrua nje Qénturion, dyké i' u-lutur é dyké thêne; O Zot, sherbetori im dérgjét ne shtepî ulok, i torméntuar tmérrerisht. Dhé i thote Jésuj; Une do te vij é do t'a sheroj. Dhé u-pergjéq Qénturioni é tha; Ô Zot, nuke jam i vyér qe te hysh nene stréhen t' imé; po thuaj vétem nje fiale, dhé do t' sherohét sherbetori im. Sé dhé une jam njérî nen' urdher, dyké patur ushtare nene mua dhé i thém ketî; Shkô, dhé shkon; dhé tiatrit; Eja dhé vjén; dhé sherbe-

torit t' im; Bêj ketê, dhé é bên. Dhé kur degjoj Jésuj, u-çudit dhé u tha pasanikevé; mé te vertéte po ju thém, as ne Israél nuke gjéta kaqe bése. Dhé po ju thém qe shume do te vijne nga lindja dhé nga pérendimi dhé do te shtrohén mé Abraamin dhé Isaakun dhé Jakobin ne mbréterî te qiéjvé; dhé bijt' é mbréterise do te nxirén jashte tè érresira mê é perjashtmé; atjé do te jéte qarja dhé kercellim' i dhêmbevé. Dhé i tha Jésuj Qénturionit; Shkô dhé, siç bésové, t' u-bêfte. Dhé u-sherua sherbetor' i tij n' atê çast.

## E DIÉLA V.

Sa te medha jane véprat é tua, ô Zot; te gjitha i bêré mé urtesî.

Békô Zotin, ô shpirti im.

Préj Létres se Paulit ner Romanet.

Vellézer, desherim' i zemres s' imé dhé lutja tè Pérendia per Israélin eshte per shpetim. Sé deshmoj per 'tà qe kane zéll Pérendié, po jo pas dijes; sé, dyké mos ditur dréjtesin' é Pérendise dhé dyké kerkuar te stabilitin dréjtesin' é véte, nuk' u-bintne tè dréjtesi' é Pérendise. Sé mbarim' i ligjes per dréjtesî eshte Krishti per cilindô qe béson. Sé Moisiu shkruan dréjtesine qe eshte préj ligjes, sé njériu qe i bên do te rroje mé atô. Po dréjtesia préj béses thote keshtu; mos thuash ne zemren têndé; cili do te ngjitét ne qiéll? dométhêne, per te prure Krishtin poshte; a, cili do te zbrése n' avushe? domethêne, per te ngritur lart Krishtin préj se vdékuresh? Po ç'

thote? Prane téjé eshte fiala, ne gojen têndé dhé ne zemren têndé; domethêne fiala é béses, qe leçitim; sé, ne rreféfsh mé gojen têndé Zotin Jésu dhé ne bésofsh ne zemren têndé sé Pérendia é ngjalli se vdékuresh, do te shpetohésh. Sé njériu béson mé zemren ne dréjtesî, dhé mé gojen rrefén per shpetim.

PAS MATTHÉUT.

M' atê kohe, kur ardhi Jésuj tè vend' i Gérgésénevé, i dualle perpara dy te démonisur, qe dilnin préj varrévé, te éger fort, sa s' muntté njerî te shkonté nga ajo udhe. Dhé ja ku thirre dyké thêne; Ç' eshte ne mést nésh dhé téjé, ô Jésu, i-Bir' i Pérendise? Ardhé ketu para kohes qe te na tormentosh? Dhé ish lark syrésh nje kopè shume dérrash dyké kullotur. Dhé démonet i lutéshim, dyké thêne; Ne na nxiérç, permétô-na te shkojme tè kopéj' é dérravé. Dhé u tha; Shkoni. Dhé ata dualle dhé shkuan tè kopéj' é dérravé. Dhé ja ku u-sul gjithe kopéj' é dérravé tatepiéte jérkullit ne dét, dhé u-mbytne ner ujerat. Dhé ata qe i ruanin ikne dhé skhuan ne qytét dhé i lajmeruan te gjitha, si dhé punen é te démonisurvé. Dhé ja têre qytéti dolli te piéke Jésune; dhé kur é pane, i' u-lutne te shkoje préj kufirévé te tyré. Dhe hyri ne nje anié, dhé shkoj é ardhi ne qytét te véte.

## E DIÉLA VI.

Ti, ô Zot, na ruaj é na permbaj. Shpetô-me, ô Zot, sé humbi oshenari.

Préj Létres se Paulit ner Romanet.

Vellézer, dyké patur dhurata te ndryshmé pas hirit qe na u-dhâ, osé profétî, lé te profétesojme pas proportes se béses, osé diakonate, lé t'a mbarojme diakonaten, osé mesonjesi mesimin, osé ngushellimtari ngushellimin, ay qe ép lé t' ape mé simplikitét, i pari mé kujdés, meshironjesi mé buzeqéshjé. Dashuria lé te jéte pa dy faqé. Dyké urréjtur te ligen, dyké i' u-ngjitur se mires; mé dashurî vellazerié per njêrjatrin; dyké vêne perpara njêrjatrin ne ndér; jo pertace ne shpéjtim, te ndézur ne shpirt, dyké i sherbyér Zotit; dyké u-gezuar ne shprése, dyké duruar ne hidherim, dyké persévéruar ne faljé, dyké perndare per névojat é shentorevé, dyké ndiékur hoshpitalitétin. Békoni ata qe ju ndjékin; békoni dhé mos mallkoni.

PAS MATTHÉUT.

M' atê kohe, hyri Jésuj ne nje anié dhé shkoj é ardhi ne qytét te véte. Dhé ja ku i prune nje ulok, te dérgjur mi shtrat; dhé kur pâ Jésuj bésen é tyré, i tha ulokut; Kij kuraje, bir, te jane falur mekatét é tua. Dhé ja ca préj shkronjesvé thane mé vétén é tyré; ky blasfémon. Dhé kur vuri rè Jésuj mendimét é tyré, tha; Persé méndoni te liga ne zemrat tuaja? Sé ç' eshte mê udob te thuash? Te jane falur mekatét é tua; a po te thuash; Ngréhu dhé barit? Dhé, qe te mesoni sé i Bir' i njériut ka pushtèt te fale mekaté mi dhè (ahéré i thote ulokut); Ngréhu, ngrir shtratin tênt dhé shkô ne shtepî têndé. Dhé kur pâ turma u-çudit dhé lavderoj Pérendine qe u dhâ pushtèt te ketille njéresvé.

## E DIÉLA VII.

O Zot, shpetô popullin tênt dhé békô-é trashegimin tênt. Ty, ô Zot, Pérendia imé, do te therrés.

Préj Létres se Paulit ner Romanet.

Vellézer, nè te fortet détyrojme te mbajme dobesit' é te pafuqishmevé dhé te mos i pelqéjme vétés. Cilidô pra préj nésh lé t' i pelqéje t' afermit ne te mire per édifikate. Sé dhé Krishti nuk ' i pelqéu vétés, po, sikunder eshte shkruar, Perqéshjét é atyrévé qe te perqéshin rane mi mua. Sé sa u-shkruan mê pare, u-shkruan per mesimin tone; qe te kémi shprésen mé durimin dhé ngushellimin é Shkripturavé. Dhé Perendi' é durimit dhé é ngushellimit ju dhênte te méndoni gjith' ashtu per njêrjatrin pas Jésu Krishtit, qe mé nje zemer dhé mé nje goje te lavderoni Pérendine dhé Atin é Zotit tone Jésu Krisht. Perandaj prisni njêrjatrin, sikunder dhé Krishti ju priti ne lavdî te Pérendise.

Pas Matthéut.

M'atê kohe, ték shkonté tutjé Jésuj, i rane pas dy te vérber, dyké thirrur é dyké thêne; meshirô-na, ô i-bir' i Davidit. Dhé kur ardhi ne shtepî, i' u-afruan te vérberit, dhé u thote Jésuj; Bésoni sé munt t' a bêj ketê? I thone; Pô, ô Zot. Ahéré préku syt' é tyré dyké thêne ; Pas béses s' uaj u-bêfte per ju. Ahéré u-çélne syt' é tyré; dhé i ndaloj Jésuj mé frikesim, dyké thêne; Shikoni, njérî mos é marre vésh . Po ata dualle dhé é perfamuan ne

gjith' atê dhè. Dhé kur po diljin ata, ja ku i prune nje njérî te shurdher te démonisur. Dhé si i'a nxori démonin, i shurdheri foli; dhé u-çudit turma, dyké thêne; Sé kurre nuk' eshte pare keshtu ne Israél. Dhé Fariséjte théshin; Mé kryén é démonevé nxiér démonét. Dhé Jésuj vinté rotull gjithe qytétévé dhé katundévé, dyké prédikuar ne synagojat é tyré dhé dyké leçitur Ungjillin é mbréterise dhé dyké sheruar ç'dô semundje dhé ç'dô lengate ne popullin.

## E DIÉLA VIII.

Zoti do t'i ape fuqî popullit te tij. Lavderoni Zotin, ô bij Pérendié.

Préj Létres I se Paulit ner Korinthianet.

Vellézer, ju lutém per émerin é Zotit tone Jésu Krisht qe te thoni te gjithe gjith' atê gjê dhé te mos kéte ndarjé ner juvé; po te jéni te bashkuar mé nje mendjé é nje mendim. Sé m' u-bê é njohur per ju, ô vellézerit é mi, préj atyrévé te Kloés sé ka qarta ner juvé. Dhé thém ketê, qe cilidô préj jush thote; Une jam i Paulit, dhé une i Apollojt, dhé une i Kéfajt, dhé une i Krishtit. Mos eshte ndare Krishti? Mos u-kryqesua Pauli per ju? A po u-pagezuat me émerin é Paulit? Perhiroj Pérendine, qe s' pagezova asnje préj jush, véç Krispin dhé Gajin, qe te mos thote nonje qe pagezova me émerin t' im. Pagezova dhé shtepin' é Stéfanajt; nuke di pra ne pagezova nonje tjater. Sé nuke me dergoj Krishti te pagezoj po te ungjillezoj; dhé jo mé urtesî fialé, qe te mos zbrazét kryq' i Krishtit.

PAS MATTHÉUT.

M' atê kohe, pâ Jésuj shume turme dhé i' u-dhêmp per 'ta dhé sheroj te semuret é tyré. Dhé si u-ngrys, i' u-afruan nxênesit é tij, dyké thêne; Vendi eshte i shkréte, dhé ora po shkoj; leshô-é turmen, qe te shkojne ner fshatrat é te bléne te ngrêna per vétén é tyré. Dhé Jésuj u tha; S' kane névoje te shkojne; épuni ju te hane. Dhé ata i thone; S' kémi ketu véç pése buke dhé dy pishq. Dhé ay tha; Sillm'ini ketu. Dhé si urdheroj turmen te shtrohén mi barrat, mori pése buket dhé dy pishqit, ngriti syte perpiéte ne qiéll dhé békoj; dhé si i théu, u'a dha buket nxênesvé, dhé nxênesit turmes. Dhé hêngere te gjithe dhé u-ngopne dhé ngritne tépericen é copavé, dymbedhjéte koshé plot. Dhé ata qe hêngere ishin afrô pése mije njéres, véç gravé dhé diémvé. Dhé mé nje hére Jésuj shtrengoj nxênesit é tij te hyjne ne nje anié dhé te shkojne perpara tij pertéj, gjér sa te leshoje turmen.

## E DIÉLA IX.

Lutuni dhé lavderoni Zotin Pérendine tone. I njohur eshte Pérendia ne Judè.

Préj Létres I se Paulit ner Korinthianet.

Vellézer, jémi kopunoret é Pérendise; ar' é Pérendise; jini ndertés' é Pérendise. Pas hirit te Pérendise qe m' u-dhâ, si miéshter i urte, vúra théméline, dhé nje tjater nderton persiper; dhé cilidô lé te shikoje si nderton per-

siper. Sé asnje s' munt te vêre tjater thémélî véç asaj q' u-vû, é cila eshte Jésu Krishti. Dhé ne nderton nonje mi ketê thémélî, ar, argjent, gure te çemuar, drure, bar, kallam, vépr' é cilitdô do te çfaqét; sé dita do t'a deftéje, sé mé ane ziarri do t' révélohét; dhé ziarri do te çprovoje, vépren é cilitdô ç'fare eshte. Ne mbétte vépr' é nonjejt, qe ndertoj persiper, do te marre page. Ne u-diékte vépr' é nonjejt, do te pesoje dêm; po ay do te shpetohét, ashtu si mé ane ziarri. Nuke dini qe jini témpull' i Pérendise dhé qe Shpirt ' i Pérendise rri ner juvé? Ne prishte nonje témpullin é Pérendise, atê do t'a prishe Pérendia; sé témpull' i Pérendise, qe jini ju, eshte i shénte.

PAS MATTHEUT.

M' atê kohe, Jésuj shtrengoj nxênesit é tij te hyjne ne nje anié dhé te shkojne perpara tij pertéj, gjér sa te leshoje turmen. Dhé si é leshoj turmen, u-ngjit ne nje mal me vété qe te falét. Dhé kur u-ngrys ish vétem atjé. Dhé ania po ish ne més te détit, é perpiékur préj valavé; sé éra ish kundraré. Dhé ne ruajtjén é katerte te nates Jésuj shkoj tè ata dyké baritur mi détin. Dhé kur é pane nxênesit te barése mi détin, u-trubulluan dyke thêne; sé eshte fandasme; dhé nga frika bertitne. Dhé mé nje hére u foli Jésuj, dyké thêne; Kini kuraje; une jam; mos kini frike. Dhé i u-pergjéq Piétri, é tha; O Zot, ne jé ti, urdherô-me te vij tè ty mi ujerat. Dhé ay tha; Eja. Dhé zbriti Piétri préj aniés, é bariti mi ujerat per te ardhur tè Jésuj. Po dyké pare éren te forte, u-tremp; dhé si nisi

te kridhét, thirri dyké thêne; Zot, shpetô-me. Dhé mé nje hére Jésuj zgjati doren, é kapi dhé i thote; ô bése-pak, persé hézitové? Dhé, si hyjtin n' anié, pushoj éra. Dhé ata qe ishin ne anién, ardhe é i'u-fale dyké thêne; mé te vertéte jé Bir Pérendié. Dhé si shkuan pertéj, ardhe ne dhè te Génnésarétit.

## E DIÉLA X.

Vellézer, Pérendia na çperfaqi nè Apostujte te funtme si me vdékjé é siper, sé u-bême théater per boten dhé per engjejte dhé per njérezit. Nè te marre per Krishtin, dhé ju te mençim me Krishtin; nè te dobet, dhé ju te forte; ju te lavderuar, dhé nè te çndéruar. Gjér ne oren é tanishmé kémi dhé étjé dhé urî dhé jémi te çvéshur dhé shuplakohémi dhé arratisémi dhé mundohémi, dyké punuar mé duart' é véta; kur perqéshémi, békojme; kur ndiqémi, durojme; kur blasfémohémi, lutémi; si gatrat é botes u-bême, si pléherat é te gjithevé gjér me tanî. Nuke ju a shkruaj ketô qe t' ju turperoj, po ju keshilloj si bijt' é mi te dashur. Sé ne kini dhjéte mije mesonjes me Krishtin, po nuke kini shume âter; sé une ju linda me Jésu Krishtin mé anen é Ungjillit. Ju lutém pra, bêhuni imitatoret é mi.

### PAS MATTHÉUT.

M' atê kohe, nje njérî i'u-afrua Jésujt, dyké i' u-pergjunjur é dyké thêne; O Zot, meshirô t' im-bir, sé é zê é lig' é hênes dhé vuan kéq; sé shume hére bié ne ziarr

dhé shume hére ne uje. Dhé u'a solla nxênesvé te tu, dhé nuke muntne t'a sherojne. Dhé u-pergjéq Jésuj, é tha; O brés i pabése dhé i pervertitur, gjér kur do te jém mé ju? gjér kur do t' ju duroj? Sillm'ani ketu. Dhé é qertoj Jésuj, dhé dolli préj tij démoni; dhé u-sherua diali q' atê ore. Ahéré i' u-afruan nxênesit Jésujt véçan, dhé i thane; Persé nè s' muntme t'a nxiérim? Dhé Jésuj u tha; Nga pabésia juaj; sé mé te vertéte po ju thém, ne paçi bése sa nje koqé sinapi, do t' i thoni ketî mali; Shkô se ketéjmi atjé, dhé do te shkoje; dhé gjê do mos jéte é pamundeshmé per juvé. Po kio gjindjé nuke vété jashte véç mé faljé dhé mé agjerim. Dhé atjé ku silléshin andej ketéj ne Galilè, u tha Jésuj; I-Bir' i njériut ka per t' u-perdhêne ne duar njérezish dhé do t'a vrasin, dhé te tréten dite do te ngjallét.

## E DIÉLA XI.

Zoti eshte fuqia imé dhé kênga imé. Zoti dyké me munduar me aresoj.

Préj Létres I se Paulit ner Korinthianet.

Vellézer, shila é apostullates s'imé jini ju me Zotin. Pergjigjia imé per ata qe me nxonitin eshte kio; Mos nuke kémi te dréjte te hame é te pime? Mos nuke kémi te dréjte te héqim pas nje motre grua, si dhé Apostujt' é tjére dhé vellézerit é Zotit dhé Kéfaj? A po vétem une dhé Barnaba s' kémi te dréjte te mos punojme? Cili vété nonje hére ushtar mé roge préj vétés se tij? Cili mbiéll vréshte, dhé nuke hâ nga pém' é saj? A po cili ruan nje

kopè, dhé nuke hâ nga qumushti i kopése? Mos i flas ketô si njérî? A po nuke thote keshtu dhé ligja? Sé ne ligje te Moisiut eshte shkruar; Mos i mbeçél gojen kaut qe shin. Mos kujdését Pérendia per qéte? A po é thote per névé mé te vertéte? Sé per névé u-shkrua; sé ay qe leron duhét te leroje mé shprése dhé ay qe shin mé shprése duhét te piésetoje ne shprésen é tij. Ne ju mbuallme nè te shpirteshmét, eshte gjê é madhé ne do te korim te mishterat tuaja? Ne piésetojne te tjére ne ketê te dréjte mi ju, sa mê téper nè? Po nuk' é perdorme ketê te dréjte; po i durojme te gjitha, qe te mos i japim nonje ndalim Ungjillit te Krishtit.

PAS MATTHÉUT.

Tha Zoti ketê parabole; Mbréteri' é qiéjvé shembelléu mé nje njérî mbrét, i cili déshi te bêje logarî mé sherbetoret é tij. Dhé kur nisi te bêje logarî, i prune nje détuar dhjéte mije taléntash; dhé mé qe s' kishté t' i lanté, urdheroj i-zoti te shitét ay dhé é shoq' é tij dhé te bijte dhé gjithe sa kishté; dhé te lahéj. I râ pra ner kêmbe sherbetori dhé i faléj, dyké thêne; Zot, bêj zemren é gjére per mua, dhé do t' t'i laj te gjitha. Dhé u-dhempsherua Zoti per atê sherbetor, é leshoj dhé i' a fali huan. Dhé si dolli ay sherbetor, gjéti nje nga shok-sherbetoret é tij, i cili i détyronté nje qint dinaré; dhé si é zuri é mbytté, dyké thêne; Laj-me ç' me détyron. I ra pra ner kêmbe shok-sherbetor' i tij, dhé i lutéj dyké thêne; Bêj zemren é gjére per mua, dhé do t' t' i laj te gjitha. Po ay

nuke déshté; po shkoj, dhé é hodhi ne burg, gjér sa te lanté détyren. Dhé kur pane shoke-sherbetoret é tij atô qe ngjane, u-hélmuan fort; dhé ardhe é i' a deftyén te-zott gjith' atô qe ngjane. Ahéré é thirri i zoti é i thote; Sherbetor i lik, gjith' atê détyre t'a fala, nga qe m' u-luté; nuke duhéj dhé ti t'a meshirojé shok-sherbetorin tênt, sikunder dhé une te meshirova? Dhé u-zemerua i-Zoti, dhé u'a perdhâ torméntorevé, gjér sa te laje gjith' atô qe i détyronté. Keshtu do t' ju bêje dhé im-Ate qiéllor, ne mos i falçi cilidô te-vellajt fajét é tyré mé gjithe zemren tuaj.

## E DIÉLA XII.

Kendoni Pérendine tone, kendojéni. Gjithe kombét, trokisni duarte.

Préj Létres I se Paulit ner Korinthianet.

Vellézer, ju bêj te njohur Ungjillin, qe ju ungjillezova, dhé qe é muarrte, dhé ne te cilin qendroni, dhé mé anen é te cilit shpetohéni, ne mbani ment si ju'a ungjillezova; véç ne bésuat me kot. Sé ju dhashe mê pare, atê qe mora, sé Krishti vdiq per mekatét tona, pas Shkripturavé; dhé sé i' u-duk Kéfajt, pastaj te dymbedhjétevé; pastaj u-duk té mê téper sé péseqint vellézer mé nje hére, préj te cilevé mê te shumet mbétén gjér me tanî, dhé ca kane fiétur; pastaj i' u-duk Jakobit, pastaj gjithe Apostujvé; dhé mê pastaj sé te gjithe, m' u-duk dhé mua, si nje te deshtuari. Sé une jam mê i vogeli i Apostujvé, qe s' jam i zoti te quhém Apostull, sé é ndoqa Kishen é Pérendise.

Po mé hirin é Pérendise jam ç' jam; dhé hir' i tij tè mua s' qè me kot, po u-mundova mê téper sé gjith' ata; dhé jo une, po hir' i Pérendise qe eshte mé mua. Osé une pra, osé ata, keshtu leçitim dhé keshtu bésuat.

PAS MATTHÉUT.

M' atê kohe, i' u-afrua Jésujt nje dialosh, dyké i' u-pergjunjur é dyké thêne; Mesonjes i mire, ç'te mire te bêj, qe te kém jéte t' améshuar? Dhé ay i tha; Persé me thua te mire? Asnje s' esht' i mire, véç nje, Pérendia. Po ne dô te hysh ne jéte, ruaj porosite. I thote ay; Cilat? Dhé Jésuj tha; *Mos vraj; mos kurverô; mos vith; mos ép deshmim te rréme; Ndérô t' et-ate dhé t' et-ême;* dhé *Duaj t' afermin tênt si vétén têndé.* I thote atî dialoshi; Te gjitha ketô i ruajta préj dialerise s' imé; ç' me mbétét êdhé? I tha Jésuj; Ne dô te jésh perfékt, shkô, shit gjêne têndé dhé épu'a te varfervé; dhé do te késh nje thésar ne qiéll; dhé éja bjér-me pas. Po kur degjoj dialoshi ketê fiale, shkoj i hélmuar; sé ish dyké patur shume gjê. Dhé Jésuj u tha nxênesvé te tij; mé te vertéte po ju thém sé nje i pasur do te hyje mé te veshtire ne mbréterî te qiéjvé. Dhé perserî po ju thém; Eshte mê léhte te shkoje nje kamilé neper vêren é nje gjelpêré, sé nje i pasur te hyje ne mbréterî te Pérendise. Dhé kur degjuan nxênesit é tij, habiteshin fort, dyké thêne; Cili valle munt te shpetohét? Dhé i veshtroj Jésuj é u tha; Per njérezit kio eshte é pamundeshmé, po per Pérendine te gjitha jane te mundeshmé,

## E DIÉLA XIII.

Sa te medha jane véprat é tua, ô Zot; te gjitha i bêré mé urtesî. Bekô Zotin, ô shpirti im.

Préj Létres I se Paulit ner Korinthianet.

Vellézer, vigjelloni, qendroni ne bése, bêhuni burra, forcohuni; gjithe punet tuaja lé te bêhén mé dashurî. Dhé ju lutém, ô vellézer; é dini shtepin ' é Stéfanajt, qe eshte kulloshtra é Akaïse, dhé qe é koshakruan vétén é tyré ne sherbésen é Shentorevé; qe dhé ju t' u bindéni ketyrévé dhé cilitdô qe ndihmon dhé mundohét. Dhé gezohém per ardhjén é Stéfanajt dhé te Fortunatit dhé te Akaïkut, sé keta mbushne mungimin tuaj; sé é çlodhe mendjén t' imé dhé tuajen; njihini pra te ketijte. Ju pershendoshin Kisherat é Asise. Ju pershendoshin shume ne Zotin Aqilla dhé Prisqilla mé kishen ne shtepî te tyré. Ju pershendoshin gjithe vellézerit. Pershendoshni 'njêrjatrin mé puthjé te shénte. Pershendoshja mé doren t' imé te Paulit. Ne eshte nonje qe nuke dô Zotin tone Jésu Krisht, paste mallkim maran-atha. Hir' i Zotit tone Jésu Krisht qofte mé ju. Dashuria imé qofte mé gjithe ju me Krishtin Jésu. Amen.

PAS MATTHÉUT.

Tha Zoti ketê parabole; Ish nje njérî Zot-shtepié, i cili mbolli nje vréshte dhé é thuri mé garth dhé mihu nje tïre ne 'tê dhé ndertoj nje pyrk; dhé u'a dhâ ca bujqvé dhé shkoj ne mergim. Dhé kur u-afrua koh' é pémevé, dergoj sherbetoret é tij ner bujqerit per te marre

pémet é tij. Dhé bujqerit si i zune sherbetoret é tij, cilin é rahne, cilin é vrane dhé cilin é lapiduan. Perserî dergoj te tjére sherbetore mê shume sé te paret; dhé u bêne atyrévé gjith' ashtu. Pastaj u dergoj te-birin, dyké thêne; Do te kéne turp nga im-bir. Po bujqerit, kur é pane birin, thane mé vétén é tyré; Ky eshte trashegimtari, éni t'a vrasim dhé te zaptojme trashegimin é tij. Dhé si é zune, é nxuare jashte vréshtes dhé é vrane. Kur te vije pra i-Zot' i vréshtes, ç' do t'u bêje atyré bujqervé? I thone; Kéq é mê kéq do t' i humbase te liqte; dhé vréshten do t' u'a jape te tjére bujqervé, te cilet do t' i kthéjne pémet ne koherat é tyré. U thote Jésuj; Kurre s' kenduat ne Shkripturat; Guri, te cilin é çperhodhe ndertonjesit, ky u-vû ne kryé te çipit; préj Zotit u-bê kio, dhé eshte é çudiçimé ne syte tane.

## E DIÉLA XIV.

Ti, ô Zot, te na ruash é te na permbash. Shpetô-me, ô Zot, sé humbi oshenari.

Préj Létres II se Paulit ner Korinthianet.

Vellézer, ay qe na shiguron mé ju me Krishtin dhé na léu eshte Pérendia; dhé qe na shiloj dhé na dhâ vlésimin é Shpirtit ner zemrat tona. Dhé une pertherrés Pérendine si deshmor mi shpirtin t' im qe, dyke ju kursyér, nuke érdha ne Korinth. Jo sé kémi pushtèt mi bésen tuaj, po jémi ndihmetaret é gazit tuaj, sé mé bésen qendroni. Dhé é gjukova ketê mé vétén t' imé, qe te mos vij perserî tè ju mé hidherim. Sé ne ju hidheroj une, é cili

eshte ay qe me gezon, véç ay qe hidherohét préj méjé? Dhé ju 'a shkrova ketê, qe te mos vij é te kém hidherim nga ata, nga te cilet duhéj te gezohésha, dyké patur bésim ne gjithe juvé, sé gazi im eshte juaj' i te gjithevé. Sé préj shume shtrengimi dhé acarimi zemré ju shkrova mé shume loté, jo qe te hidherohéni, po qe te njihni dashurine, te cilen kam téperisht per ju.

PAS MATTHÉUT.

Tha Zoti ketê parabole; Mbréteri' é qiéjvé i shembelléu nje njériu mbrét, i cili bêri dasme per te-birin, dhé dergoj sherbetoret é tij te ftoje te ftuarit ne dasmet; po nuke déshnin te vijin. Perserî dergoj te tjére sherbetore, dyké thêne; Thojuni te ftuarvé; Ja ku gatita dréken t' imé, démat é mi dhé bérrat é ushqyéra jane thérur, dhé te gjitha jane gatî; éjani ne dasmet. Po ata pertuan é shkuan njêri n'are te tij, dhé tjatri ne trégerî te tij; dhé te tjéret, si i zune sherbetoret é tij, i shane dhé i vrane. Dhé kur degjoj ay mbrét, u-zemerua; dhé dergoj ushterin' é tij, dhé i prishi ata vrases dhé é dogji qytétin é tyré. Ahéré u thote sherbetorevé te tij; Dasma eshte gatî, po te ftuarit s' qéne te vyér. Eceni pra neper udhekryqét dhé, sa te gjéni, ftojini ne dasme. Dhé dualle ata sherbetore neper udhet, dhé i mbluadhe te gjithe, sa gjétne, te mir' é te liq; dhé u-mbush mesall' é dasmes mé njéres. Dhé kur hyri mbréti te shikoje njérezit é mesalles, pâ atjé nje njérî qe s' ish i véshur mé robe dasmé; dhé i thote; Shok, si hyré ketu pa patur robe

dasmé? Dhé ay héshti. Ahéré u tha mbréti sherbetorevé; Lidhini duar é kêmbe, ngréjéni dhé hidhéni ne érresiren mê te perjashtmé; atjé do te jéte qarja dhé kercellim' i dhêmbevé. Sé shume jane te ftuar, po pak te zgjédhur.

## E DIÉLA XV.

O Zot, shpetô popullin tênt dhé békô-é trashegimin tênt. Ty, ô Zot Pérendia imé, do te therrés.

Préj Létres II se Paulit ner Korinthianet.

Vellézer; Pérendia qe tha te shkelqéje drite préj érresiré, shkendriti ner zemrat tona, per ndriçim te dijes se lavdise se Pérendise, ne faqén é Jésu Krishtit. Po ketê thésar é kémi ner éna te ashterta, qe téperica é fuqise te jéte é Pérendise dhé jo nga nè. Me ç' dô gjê te acaruar po jo te shtrenguar; te ngaterruar, po jo te paçngaterruar; te ndiékur, po jo te névéritur; te hédhur poshte, po jo te humbur; gjithenje dyké shétitur vdékjen é Zotit Jésu ne trupin, qe te çfaqét ne trupin tone dhé jéta é Jésujt. Sé gjithenje nè qe rrojme peripémi ne vdékjé per Jésune, qe te çfaqét ne mishin tone te morteshme dhé jét' é Jésujt. Vdékja pra véperohét ner névé, dhé jéta ner juvé. Dhé dyké patur gjith' atê shpirite bésé, pas se shkruares, Bésova, perandaj fola; dhé nè bésojme, dhé perandaj flasim; dyké ditur sé ay qe ngriti Jésu Krishtin do te na ngrére dhé névé mé anen é Jésujt dhé do te na nxiére perpara tij bashke mé ju. Sé te gjitha jane per ju, qe hiri i téper te téperoje ne lavdin' é Pérendise per perhirimin é mê te shumevé.

PAS MATTHÉUT.

M' atê kohe, nje Ligjetar i' u-afrua Jésujt dyké é ngare dhé dyké thêne; Mesonjes, cila porosî esht' é madhé ne ligje? Dhé Jesuj i tha; *Dôj Zotin Pérendîne têndé mé gjithe zemren têndé dhé mé gjithe shpirtin tênt dhé mé gjithe mendjén têndé;* kio eshte porosi ' é pare dhé é madhé. Dhé é dyta si kio; *Dôj t' afermin tênt si vétén têndé.* Ne ketô dy porosira varrét gjithe ligja dhé profétet. Dhé ték ishin mblédhur Farisénjte. i pyéti Jésuj dyké thêne; Si ju dukét per Krishtin? Bir i kujt eshte? I thone; I Davidit. U thote; Si pra Davidi ne fryme é quan Zot, dyké thêne; *I tha Zoti t'im-Zot; Ri se diathti méjé, gjér sa te vê armiqt' é tu nene kêmbet é kêmbevé te tua?* Ne é quan pra Davidi Zot, si eshte i-biri? Dhé asnje s' muntté t' i pergjigjéj nonje fiale as qe guxoj mê nonje t'a pyése q' atê dite.

## E DIÉLA XVI.

Zoti do t'i ape fuqî popullit te tij. Epini lavdî Zotit, ô bij Pérendié.

Préj Létres II se Paulit ner Korinthianet.

Vellézer, si kopunore te tij ju lutémi te mos é prisni hirin é Pérendise me kot. Sé thote; Ne kohen é pertêshmé te degjova dhé ne dite shpetimi te ndihmova; ja tanî eshte koha é pertêshmé; ja tanî eshte dita é shpetimit. Dyké mos i dhêne asnjej nonje péngim, qe te mos biashmohét diakonata; po dyké porositur véten tone me

cilindô, mé shume durim, ner hidherimé, ner névoja, ner shtrengimé, ner plaga, ner burgjé, ner arratisjé, ner mundimé, ner vigjellimé, ner agjerimé, ne qashterî, ne dije, ne zemergjéresî, ne miresî, ne Shpirt Shént, ne dashurî pa dy-faqé, ne fialen é se vertétes, ne fuqî Pérendié, mé armet é dréjtesise me te djatht' é me te mengjer, mé lavdî é mé çndérim, mé fame te lige dhé mé fame te mire; si rréjtes dhé te vertéte; si te panjohur dhé te njohur pas; si te vdékur, dhé ja ku rrojme; si te munduar dhé jo te vrare; si te hélmuar, dhé gjithenje te gezuar; si te varfer, dhé shume dyké pasuruar; si pa patur gjê dhé te gjitha dyké i patur.

PAS MATTHÉUT.

Tha Zoti ketê parabole; Nje njérî qe shkonté ne mergim thirri sherbetoret é véte dhé u perdhâ gjên' é tij; dhé kujt i dhâ pése talénté, kujt dy, kujt nje, cilitdô pas fuqise se tij; dhé shkoj ne mergim mé nje hére. Dhé vaté ay qe mori pése taléntét, punoj mé 'tô dhé bêri pése talénté te tjéra. Gjith' ashtu dhé ay mé dy, fitoj dy te tjéra dhé ay. Po ay qe mori njêrin, shkoj dhé si mihu ne dhè é fshéhu argjêndin é te-Zott. Dhé pas shume kohé vjén i-Zoti i atyré sherbetorevé dhé bên logarî mé 'ta. Dhé ardhi ay qe mori pése taléntét, dhé solli pése talénté te tjéra, dyké thêne; Zot, pése talénté me dhè; shih, fitova dhé pése te tjéra mi 'tô. Dhé i tha i-Zoti; Te lumte, sherbetor i mire dhé bésnik; me te pakat u-rrefévé bésnik, mi te shuma do t' te vendos; hyr ne gas te t' yt-

